3|792

Origjinali

الدكتور السيد محمد الدقن

دراسات
# في تاريخ الدولة العثمانية

**Botimin e këtij libri
materialisht e ndihmoi
Prof. Dr. Esad Xhoshan
nga Turqia**

**Dr. SEJJID MUHAMMED DIKËN**

# STUDIME MBI HISTORINË E SHTETIT OSMAN

Meshihati i BI të Maqedonisë
SHKUP
1413H/1994

Biblioteka: „IKRE"

Redaktor:
Qufli OSMANI

Përkthyen nga gjuha arabe:
Muhamed MUSTAFA
Nuredin AHMEDI

Recenzent:
Mahir HASANI
Shaqir FETAHU
Behixhudin SHEHAPI

Lektura:
Mr. Elez ISMAILI

Korrektura:
Hamdi ILJAZI

**SHTYPI : SHTYPSHKRONJA "LUMA"**
**Tetovë**

Realizimi kompjuterik:
„SE-soft" – Tetovë

Tirazhi: 1 500 kopje

## *DY FJALË LEXUESIT*

*Historia e njerëzimit është përplotë me personalitete të njohura të cilët u shquan në bazë të idealeve dhe kontributit të tyre në ngritjen e vetëdijes njerëzorë në kohën në të cilën jetuan dhe vepruan. Po ashtu historia njeh edhe bashkësi të ndryshme të cilat në saje të rregullimit të tyre të brendshëm dhe kontributit të tyre në afirmimin e vlerave më të larta në të gjitha sferat njerëzore, lanë gjurma të pashlyeshme në fushën e mënyrës së të jetuarit dhe të arritjes së qëllimit kryesor në këtë botë. Në veçanti, nga ky aspekt, u shquan ato bashkësi të cilat veprimtarinë e vet e zhvilluan në bazë të Fjalëve të All-llahut xh.sh. - Kur'anit Famëlartë, me çka vulosën kohën në të cilën vepruan. Me këtë i dhanë lëvizje të vërtetë rrotës së historisë drejtë përparimit dhe progresit njerëzor.*

*Vend të posaçëm në këto bashkësi zë edhe ajo osmane, e cila plotë shtatë shekuj udhëhoqi pjesën më të madhe të botës në të gjitha sferat e jetës, duke paraqitur kontinuitet të bashkësive të mëparshme të cilat inspirimin e zhvillimit të tyre e gjenin në Islam. Në këtë mënyrë kjo bashkësi arriti të shndërrohet në perandori të vërtetë gjigante dhe në çdo kohë, me gjithë baticat dhe zbaticat e saj, dha kontribut të pamohueshëm në fushën e kulturës dhe civilizimit njerëzor.*

*Bashkësia osmane u shtri edhe në trevat ballkanike nën ombrellën e së cilës hynë popuj të ndryshëm, duke paraqitur një konglomerat të vërtetë popujsh, kulturash dhe qytetërimesh të lloj-llojshme. Në këtë hapësirë të madhe dhe të gjërë vend të posaçëm zuri edhe populli shqiptarë, i cili me vitalitetin e vet të pamohueshëm mori pjesë aktive në të gjitha fushat e kulturës dhe civilizimit, edhe ate, jo vetëm si objekt por edhe si subjekt kreativ, duke shënuar gjurma të vërteta*

*në të gjitha fushat e aktivitetit njerëzor: në atë shkencor, politik, luftarak, letrar, kulturor, etj. Këtë e vërtetojnë personalitetet e shquara shqiptare në fusha të ndryshme të kulturës dhe civilizimit, gjatë kohës së osmanlinjve.*

*Është fakt se Perandoria Osmane pati edhe dobësi të shumta të cilat shkaktuan rrënien e saj. Mirëpo duke qenë nën ndikimin e madh të sllavizmit dhe Evropës, gjatë shekullit të XX, me qëllim të realizimit të qëllimeve të errëta të tyre, shumë pak ose aspak nuk është folur mbi të vërtetën e Perandorisë Osmane. E gjithë ajo që është folur mbi te ka qenë tendencioze dhe e paargumentuar sa duhet duke i vënë në pah vetëm anët negative. Një shqyrtim i këtillë tendencioz dhe joobjektiv ndaj Perandorisë Osmane bën të domosdoshme një qasje më të thellë, e cila do të bazohej në argumente të vërteta historike dhe objektivitet shkencor. Kjo është më se e domosdoshme posaçërisht për trevat e Ballkanit, të cilat plot pesë shekuj e kanë pasur të lidhur fatin e vet me Perandorinë Osmane, e cila lidhje ndihet edhe sot e kësaj ditë.*

*Një hap të vogël në këtë drejtim paraqet edhe libri të cilin e keni në duart tuaja. Përkthimi i këtij libri, përveç që është domosdoshmëri, është edhe një hap i guximshëm i përkthyesve si dhe shërbim i vërtetë ndaj popullatës muslimane në këto treva. Në të njejtën kohë ky përkthim u bashkangjitet punimeve të ndryshme nga autorë të njohur shqiptarë dhe më gjerë që po dalin në shesh në dy deceniet e fundit, në të cilat punime shihet një frymë e pastër drejt qasjes historisë së çliruar nga diktatet dhe ndikimet pansllaviste dhe evropiane. Një gjë të këtillë e mundësojnë rrethanat, e posaçërisht e vërteta shkencore, kur dihet se sa më pastër të njihet e kaluara aq edhe më e pastër dhe më dinjitoze do të jetë e tashmja dhe e ardhëshmja jonë. Është koha që të mos pranojmë historinë e diktatit të imponuar, për arsye se sot kemi arritur atë nivel kulturo-arsimor që me sytë tonë të shohim të kaluarën si dhe gjurmat tona në te. Fund i fundit ky është edhe obligim fetar për të gjithë ne.*

Shaqir FETAHU

## *FJALA E PËRKTHYESVE*

*Pasi të gjithë e pranojmë se historia është mësuese më e mirë e popullit, atëherë shpresoj se me këtë përkthim të Historisë Osmane ne, popujt e Ballkanit, do të kuptojmë njëherë e përgjithmonë se Perëndimi, me metodat e tij të posaçme johumane, për shkak të interesave të tij politike, ekonomike e kolonialiste, duke mos treguar interesim për ndjenjat e të tjerëve, ka mundur të shkatërrojë një shtet më të fuqishëm islam dhe i ka detyruar sot të jetojnë në vilajete të kufizuara politikisht nga vëllezërit e tyre.*

*A nuk mjafton ky shembull që ne, muslimanët, kudo që jemi, të marrim një qëndrim tjetër ndaj botës ambicionale dhe të mendojmë si vëllezër të një bashkësie shpirtërore!?*

*A mund të formojmë një jetë të pastër islame pa barriera artificiale?*

*Koha dhe historia e ardhshme do të dëshmojnë një gjë të tillë!*

Muhamet MUSTAFA
Nuredin AHMEDI
03.07.1993, Tetovë.

***NË EMËR TË ZOTIT, BËMIRËSIT DHE MËSHIRUESIT TË PËRGJITHSHËM!***

## HYRJE

Falënderimi i qoftë Zotit të botërave, paqa dhe shpëtimi qofshin mbi krijesën më të çmuar, Muhammedin a.s., mbi familjen dhe shokët e tij deri në Ditën e Gjykimit!

Studiuesi i historisë islame vëren *dy të vërteta* të rëndësishme: *e para* është se Islami si fe e përgjithshme dhe e shpallur nga All-llahu ka ardhur për ta përmirësuar atë që e kanë shkatërruar njerëzit dhe për ta përforcuar sjelljen e përgjithshme njerëzore, është përhapur në mes popujve të ndryshëm pa kurrfarë distinkcioni e as diskriminimi, sipas fjalës së All-llahut të Madhëruar:

"O ju njerëz! Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe prej një femre dhe ju kemi bërë fise e popuj që të njiheni në mes veti; Më fisnik në mesin tuaj tek All-llahu është ai që është më i devotshëm"(El Huxhurat, 13).

Pastaj Islami i ka lidhur zemrat e këtyre popujve të ndryshëm dhe i ka shkrirë nacionalitetet e tyre. Ata janë kthyer kah Islami, e kanë mbajtur flamurin e tij dhe e kanë mbrojtur, kanë sakrifikuar shpirtërat, pasuritë e tyre dhe kanë luftuar në rrugë të All-llahut për hirë të xhennetit (parajsit).

Kështu flamuri i Islamit është ngritur dhe ka valuar në çdo anë.

*E vërteta e dytë* është e lidhur me të parën dhe kushtëzohet nga ajo, sepse përhapja islame nuk ka ngjarë në mënyrë sukcesive por në forma dhe periudha të ndryshme.

Çdo periudhë vinte pas hyrjes së ndonjë elementi të ri në Islam. Përafërsisht secila thirrje Islame që është përhapur

nëpër vende apo fise deri në përgjigje të plotë të thirrjes së tij të fuqishme, ka ringjallur besimin e tyre me një frymë të re dhe i ka nxitur për betejë, duke mbajtur flamurin islam në një dorë kurse shpatën në tjetrën, për të filluar një sërë ekspeditash mbrojtëse nëpër vendet islame.

Periudhën e parë e kanë filluar fiset arabe që posa e kishin pranuar Islamin dhe ishin zgjeruar prej Siujdhesës së Arabisë me flamurin islam në dorë: në Irak, Persi, Sham (Siri), Egjipt, në Afrikën Veriore dhe në Andaluzi.

Periudha e dytë ka filluar me turqit selxhukë dhe berberët që kanë pranuar Islamin dhe e kanë përhapur në Azinë e Vogël, në Afrikën Perëndimore, në Lindje deri në veri të Hindisë në kohën e Sulltan Mahmud Gazneviut.

Periudha e tretë dhe e fundit fillon me turqit osmanlinj (osmanlinjtë janë objekt i këtij studimi) që e kishin pranuar Islamin dhe e kishin formuar shtetin e tyre në Azi të Vogël, në pjesën veriperëndimore të botës islame. Ndenja islame i ka furnizuar me shpirt ambicioz të përzier me atë ushtarak dhe me flamurin islam e kanë formuar shtetin më të madh islam që e ka njohur historia islame gjatë shekujve të fundit. Ky shtet është shtrirë në tre kontinente: Azi, Evropë dhe Afrikë. Ata kanë arritur ta eliminojnë shtetin më të madh krishter që e ka njohur historia e mesjetës, pra shtetin bizantin si dhe e kanë caktuar Konstatinopojën për kryeqytet të tyre. Atje kanë valuar flamujt islamë dhe prej atje thirrja islame, e cila i ka dëshpruar evropianët, duke u përhapur gjithnjë e më tepër ua ka mbjellë frikën në zemrat e tyre. Ata gjithashtu e kanë pushtuar Ballkanin dhe kanë kaluar përtej Danubit deri të muret e Vienës, në jug të Rusisë, në bregdetin Adriatik si dhe iu kanë kërcënuar Italisë. Kjo çështje e ka dëshpruar Evropën dhe e ka detyruar të zhvillojë aleanca luftarake kryqtare më shumë herë për dëbimin e osmanlinjve nga Evropa por pa kurrfarë suksesi. Gjersa ka marrë hov në politikën evropiane problemi i çështjes orientale që donte të thotë: "Bashkimi i Evropës për t'i përballuar rezikut osman dhe për ta penguar ekspansionin e tyre".

Pas dobësimit të shtetit osman, shkaqet e të cilit do të komentohen në këtë vepër, nocioni i "çështjes orientale" ka

ndryshuar dhe me të kanë nënkuptuar: dëbimin e obliguar të osmanlinjve nga Evropa dhe ndarjen e pasurisë së tyre.

E tillë ishte çështja në Perëndim, kurse në Lindje osmanlinjvtë kanë dominuar mbi botën arabe dhe e kanë fshirë nga harta e botës shtetin e memalikëve që dominonte Egjyptin dhe Sirinë, pastaj në Hixhaz, Irak, Jemen, Magribin arab (pos Marokos) dhe në Detin Mesdhe. Deti Mesdhe është shndërruar në detë islam ku lundrojnë anijet osmane dhe ato të perëndimit në liri të plotë.

Bota islame, një periudhë të caktuar gjatë sundimit osman, e kaloi në qetësi stabiliteti që zgjati afër tre shekuj deri në fillim të shekullit të nëntëmbëdhjetë kur Evropa, duke e shfrytëzuar dobësinë e Shtetit Osman, filloi të depërtojë në botën arabe. Kështu, filloi sulmi francez në Egjipt në vitin 1789, garat mes shteteve evropiane për përfitimin territorial nga bota arabe dhe kurajimi i popujve të Ballkanit për kryengritje kundër Shtetit Osman që orvatej ta rikthejë fuqinë e tij në bazë të reformës. Si do të korrte sukses në këtë reformë, kur Evropa i kurajonte kryengritjet e Ballkanit, në një anë, kurse në anën tjetër e ndizte flakën e secesionizmit në botën arabe dhe e përkrahte lëvizjen kombëtare arabe që e kryesonin të krishterët e Sirisë (Shamit)?!

Ballafaqimi i Shtetit Osman me faktorët e shkatërrimit ishte i hidhët. Një grindje e tillë e ka arritur kulminacionin në kohën hamidiane dhe ka përfunduar me shkatërrimin e Sulltan Abdulhamidit të Dytë në vitin 1909 nga Shoqata „Bashkim dhe Përparim“, që nuk ishte në gjendje ta mbrojë ekzistencën e Shtetit Osman për shkak të politikës së tyre fanatike ndaj çdo gjëje që ishte turke-osmane. Kjo politikë ka shkaktuar në fund largimin e arabëve nga shteti osman dhe kryengritjen e tyre kundër këtij shteti në vitin 1916 në fillim të Luftës së Parë Botërore.

Ky ishte fundi i shtetit të madh islam. Në realitet, historia e shtetit osman është e llojllojshme dhe e pasur me ngjarje-ashtu siç pamë nga ky pasqyrim i shpejtë. Pastaj, unë do të koncentrohem gjatë këtij studimi në disa anë për t'i qartësuar disa çështje të paqarta ose për t'i distribuar faqet e ndritshme të historisë së këtij shteti, ose për t'i anu-

luar sulmet e disa hulumtuesve që e urrenin këtë Shtet Islam, ose për t'i pastruar gabimet për shkak të transmetimit ose mësimit të gabueshëm nga historianët evropianë që orvaten për ta deformuar historinë e këtij Shteti Islam që e ka lodhur Evropën në vendin e vet, e ka eliminuar perandorinë më të madhe krishtere, të njohur në historinë e mesjetës, Perandorinë Bizantine dhe e ka penguar realizimin e aspiratave të Evropës në botën arabe dhe islame.

Këtë studim shkencor e kam zgjedhur prej disa dorëshkrimeve, burimeve origjinale, dokumenteve të botuara si dhe prej literaturës së huaj e të përkthyer në gjuhën arabe, pastaj nga ajo arabe bashkëkohore. Të gjitha këto i kam shënuar në fund të librit.

Shpresoj se kam pasur sukses në pasqyrimin e sinqertë të këtyre çështjeve historike osmane.

Unë i mbështetem vetëm All-llahut dhe Atij i kthehem!

Ai - i madhëruar qoftë - është udhëzues!

Kajro, Ramazan 1939

Korrik, 1979

Dr. S. Muhammed DIKËN

## FORMIMI I SHTETIT OSMAN

S'ka dyshim se Shteti Osman është më i madhi dhe më i qëndrueshmi, që e ka formuar populli turk gjatë periudhës islame dhe në të njëjtën kohë, ai është edhe shteti më i madh në shekujt e fundit të historisë islame. Qendra kryesore e këtij shteti ka qenë Azia e Vogël në pjesën më të lartë të vendeve veriperëndimore në botën islame, pastaj është zgjeruar në tre kontinente: Azi, Evropë dhe Afrikë dhe ka lënë gjurmë të fuqishme në historinë e botës e posaçërisht në atë islame.

Turqit osmanlinj me prejardhje nga fiset turke[1] kanë depërtuar në Azi të Vogël në fillim të shekullit XIII që kanë arritur gjatë një periode të shkurtër ose të gjatë nga vendet e Istepsit në Azi dhe janë drejtuar në perëndim kah Anadolli.[2]

### TRANSMETIME TË NDRYSHME TË HISTORIANËVE MBI FORMIMIN E SHTETIT OSMAN NË ANADOLL

Transmetimet e historianëve rreth formimit të këtij shteti janë të ndryshme dhe sipas njërit prej këtyre transmetimeve, princ Sulejmani, gjyshi i Sulltan Othmanit, themeluesit të parë të Shtetit Osman dhe sipas emrit të të cilit është quajtur edhe ky shtet, ka qenë guvernator në vendin Mahan afër Belhit.

Xhingis Kani, mbreti i mongolëve, pasi i ka pushtuar këto vende madje dhe i ka shkatërruar. Kështuqë kur e ka

eliminuar edhe mbretërinë e Havarezumit, ndërsa populli është shpërndarë. Sulejmani e ka lëshuar vendlindjen me disa të tjerë dhe janë drejtuar kah vendet romake në shtetin e selxhukëve që kishte autoritet të lartë në luftërat e tyre kundër idhujtarëve në vitin 616-H.

Dhe kështu janë endur mbi sipërfaqen e tokës derisa kanë arritur në Azerbejxhan dhe më vonë deri në Halep. Kur kanë arritur te lumi Eufrat, para kalasë së Xha'ëberit, nuk kanë ditur se ku është lumi më i cekët për të kaluar dhe, gjatë kalimit, Sulejmani është mbytur në ujë dhe është varrosur afër kalasë. Ky varr është njohur më vonë me emrin: "Turk mezari". Sulejmani ka pasur tre fëmijë: Senkur Zenki, Kan Togdi dhe Ertugrul.[3)] Të tjerët e kanë vazhduar rrugën dhe pasiqë kanë arritur në vendin e quajtur Basim Osi, Senkuri dhe Kon Togdi janë kthyer për në Horasan kurse Ertugrulit-gjyshit të sulltanëve osmanlinjë, iu patën lindur në atë vend tre fëmijë: Kunduz Elb, Sarubni dhe Othmani. Më vonë e ka dërguar djalin e tij Sarubnin tek sulltani Alaudin Kejkubati i selxhukëve, guvernator i Konjës dhe Sivasit për të kërkuar leje për të hyrë në trollin e tij dhe të banojë sëbashku me familjen e tij. Ai ua ka caktuar në mes kodrave Tomanih, Ermenak dhe Suhul dhe kështu është përqëndruar Ertugruli sëbashku me të tjerët, numri i të cilëve ishte afër katërqind familje, në vendin Kuraxhe Tag.[4)]

Ekziston edhe një transmetim tjetër ku thuhet se në vitin 1232 Ertugruli sëbashku me familjen e tij pas vdekjes së babës së tij, Sulejmanit dhe pas kthimit të vëllezërve të tij në Horasan rastësisht ka parë dy ushtri që luftonin në mes vete dhe është ndalur mbi një kodër për ta vështruar këtë rast të rëndomtë tek fiset luftarake. Pasiqë njëra ushtri është dobësuar dhe i është kërcënuar rezikun prej shkatërrimi nëse, shpirti i tij luftarak ka grafulluar dhe sëbashku me luftëtarët e tij i kanë ofruar ndihmë. Kështu, për një kohë të shkurtër ka korrur sukses me trimërinë e tij, edhe pse nuk e ka ditur shkakun e luftës së tyre.

Ertugruli dhe luftëtarët tjerë janë befasuar kur e kanë kuptuar se i kanë ndihmuar fisit të vet, turqëve selxhukë. Ajo luftë kishte ndodhur mes ushtrisë së Sulltanit Alaudin

Selxhuki, sulltanit të Konjës,[5] dhe ushtrisë së Han Okterj Ibën Xhinkiz Kanit, i cili donte ta vazhdojë luftën në Azinë e Vogël.

Sulltan Alaudini e ka shpërblyer fisin e Ertugrulit për shkak të ofrimit të ndihmës dhe e ka lejuar të vendoset në mes të maleve Tomanik dhe Ermenak për ta kaluar verën kurse në Sehul për ta kaluar stinën e dimrit.

Këto vende ishin dhe qendra të para të Shtetit Osman.

Në vitin 685-H janë nisur sulltan Alaudin me princin Ertugrul për hapjen e kalasë Qytahije, mirëpo për shkak të sulmit të dytë të tatarëve në shtetin selxhuk, është kthyer kundër tatarëve kurse Ertugrulin e ka lënë përgjegjës të kalasë. Kështu, për shkak të suksesit ka arritur pozitë dhe reputacion më të lartë te Sulltani[7], dhe e merr titullin "Oxhbeki"- "Mbrojtës i kufijvë". Shteti selxhuk zakonisht i ka dhuruar kryeudhëheqësit të njohur në mesin fisënor këtë titull[8] që nuk e kënaqte Ertugrulin dhe kështu filloi t'i sulmojë vendet e shtetit bizantin në emër të Sulltanit Alaudin, bile edhe e shoqëronte sulltanin në çdo luftë kundër këtij shteti gjersa është quajtur fisi i Ertugrulit: "Prijës i Sulltanit", për shkak se i kanë prirë ushtrisë së sulltanit në çdo luftë dhe për shkak të fitoreve të tyre.[9] Gjatë kësaj kohe Ertugruli ka mundur ta hapë vendin e quajtur Eski Shehër, (Qyteti i Vjetër) e që ishte s qytet i njohur.

Ai ka vazhduar në këtë mënyrë deri në vdekje në vitin 687-H/1288.

Pas vdekjes Ertugrulin, e ka trashiguar i biri i tij Othmani, sipas emrit të të cilit është quajtur edhe shteti. Kur ka dëgjuar sulltan Allaudini për këtë çështje, ia ka dërguar flamurin e Sulltanatit me ceremoni muzikore (daullë), kurse Othmani është ngritur në këmbë për nder të ekselencës së sulltan Alaudinit.

Ai ka qëndruar gatitu derisa janë larguar të gjithë. Një respekt të tillë ndaj sulltanit e ka treguar edhe ushtria osmane (e Othmanit).

Othmani një vit pas emërimit të tij si udhëheqës, në vitin 688-H, (1289), ka arritur ta hapë kalanë Kursetu Hisar

dhe për këtë shkak sulltani e ka emëtruar me titullin "Beg"; i ka dhuruar të gjitha tokat dhe kalatë që i ka hapur, e ka lejuar të shtypë monedha në emër të tij dhe të ceket emri i tij në çdo ligjëratë në minber.[10)]

Kështu, Othman beu është bërë mbret i vërtetë që i mungonte vetëm titulli.[11)]

## SHTETI OSMAN ËSHTË SHTET ISLAM PREJ FORMIMIT TË TIJ

Për sa i përket Islamit të Othmanit dhe të osmanlinjve turq, vërejmë se Shteti Osman prej fillimit ka qenë shtet islam për shkak të marrëdhënieve të ngushta të tyre me shtetin selxhuk në Anadoll. Shteti i selxhukëve ishte shtet islam dhe ka qenë faktor i rëndësishëm për përhapjen e shpejtë të Islamit në mesin e tyre. Pastaj luftërat e tyre kundër të krishterëve dhe ambiciet e tyre luftarake nën udhëheqësinë e Othomanit gjithashtu kategorisht argumentojnë Islamin e tyre dhe orvatjen për përhapjen e tij për hirë të Zotit.

Ekzistojnë dy transmetime rreth kësaj çështjeje.

Sipas transmetimit të parë, nga burimet e vjetra osmane, Islami i osmanlinjve fillon prej Ertugrulit, të jatit të Othmanit. Ertugruli ka kaluar një natë në shtëpinë e një asketi musliman. Asketi musliman ia ka sjellur një libër dhe ia ka lënë në vitrinë. Ertugruli e ka pyetur për atë libër dhe ai i ka thënë se është Ku'rani Kerimi. Ertugruli e ka pyetur rreth përmbajtjes së këtij libri, kurse ai është përgjegjur se është fjalë e All-llahut, i zbritur për njerëzit nëpërmjet Muhammedit a.s. Ertugruli e ka marrë librin dhe ka filluar ta lexojë deri në mëngjez. Ai ka ëndërruar se një ëngjëll e ka përgëzuar se autoriteti i tij dhe i rrjedhës së tij do të lartësohet edhe më tepër gjatë shekujve dhe gjeneratave të ardhshme nëse e respekton Kur'anin".[12)]

Sipas transmetimit të dytë, që është po ashtu i nxjerrë nga burimet e vjetra osmane rreth Islamit të osmanlinjve thuhet: Othmani i ka dashur dijetarët dhe shumë shpesh e ka vizituar në shtëpi një dijetar të spikatur në lëndët fetare që quhej Shejh Edebali el-Kermani, që në literaturën arabe njihet si Edib Ali. Ky dijetar ka banuar në një fshat afër qytetit "Eki Shehër".Gjatë vizitave të tij, rastësisht, e ka parë vajzën e këtij dijetari, që quhej Mal Hatuni dhe është dashuruar në të. Ky e ka lypur prej babës së saj e ai e ka refuzuar për shkak të diferencës shoqërore, mirëpo Othmani ende ka vazhduar ta vizitojë Shejhun për të përfituar dituri dhe virtyte. Shejhu nuk i ka refuzuar vizitat e tij por i ka ofruar mirëseardhje çdo herë.

Gjatë një nate që e ka kaluar Othmani në shtëpinë e Shejhut, ka ëndërruar se hëna ka dalë nga gjoksi i Shejhut dhe ka depërtuar në gjoksin e tij, pastaj nga kërthiza e Othmanit ka mbirë një pemë e madhe që ka filluar të rritet menjëherë, është degëzuar në hapësirë kurse nën te ka patur kodra të fuqishme. Nga rrënjët e këtij druri kanë rrjedhur ujëra në lumejt Tigër, Eufrat, Nil dhe Danub. Pastaj ka fryrë një erë e fuqishme që i ka shndërruar gjethet e këtij druri në shpata të mprehta dhe i ka drejtuar kah Konstantinopoja. Pasiqë është zgjuar Othmani, ia ka rrëfyer Shejhut këtë ëndërr (Shejhu ishte edhe komentator i ëndërrave), atëherë shejhu me një optimizëm e ka përkujtuar Othmanin se familja e tij do ta sundojë botën dhe ka pranuar ta martojë me të bijën e tij Mal Hatun. Një nxënës i Shejhut i ka kurorizuar dhe pasiqë është bërë Othmani kryesues i familjes, ia ka ndërtuar këtij nxënësi një teqe, madje ka ndërtuar shumë fshatra dhe toka pjellore ka lënë vakëfe.

Othmani dhe Mal hatuni kanë lindur shumë fëmijë, njëri prej tyre është Orhani.[13)]

Muhamed Ferid beu e plotëson këtë rrëfim kështu:

"Mal Hatunin (kjo ka pranuar të martohet me Othmanin) e ka lypur Kuse Mihail, emiri i Eski Shehrit ndërsa baba i saj ka refuzuar. Pastaj Mihailie ka sulmuar Othmanin pas martesës për ta mbytur në një pallat të fqinjëve dhe ka kërkuar prej pronarit të pallatit t'ia dorëzojë por ai ka re-

fuzuar. Othmani me shokët e tij u kanë bërë ballë kurse Kuse Mihailin e kanë robëruar. Emiri për shkak të mahnitjes së tij nga trimëria e Othmanit, është bërë shok i afërt i tij, e ka pranuar Islamin dhe rrjedha e tij është bërë shumë e njohur në historinë e shtetit osman me emër: "Familja e Mihail Oglit".[14)]

Orientalisti i njohur gjerman në turkologji Gize, mendon se këto dy transmetime orvaten ta arsyetojnë legalitetin e qeverisë osmane ndaj fiseve tjera turke në Azinë e Vogël me ndërhyrje hyjnore.

Historiani bashkëkohor turk, prof. Muhamed Fuad Kuprulu (dijetar i njohur në lëminë e turkologjisë), i kritikon rreptësisht të dy transmetimet dhe orvatet të argumentojë se osmanlinjtë turqë e kanë pranuar Islamin para se të vijnë në Azinë e Vogël, bile është orvatur ta mohojë emigrimin e familjes osmane gjatë kohërave të Xhinkiz Kanit dhe të konfirmojë se familja e Othmanit ka depërtuar në Anadoll me selxhukët "çlirimtar" ose pas çlirimit për një kohë të shkurtë".[15)]

Sido që të jenë transmetimet rreth Islamit të osmanlinjve nuk ka kurrfarë dyshimi se shteti osman ka qenë islam prej formimit të tij.

## FAKTORËT E ZHVILLIMIT TË SHTETIT OSMAN

Para se të flasim për përhapjen osmane dhe zgjerimin e kufinjve të shtetit të tyre, vlen të ndriçojmë faktorët që u kanë ndihmuar osmanlinjve në këtë ndryshim të shpejtë prej sistemit të fisit endacak në sistem të provincës stabile, pastaj pas një kohe të shkurtër në një shtet të madh e të zgjeruar në Azi, Evropë dhe Afrikë.

Ky është bërë një ndër shtetet islame më të mëdha që i njeh historia!

Pranimi i Islamit ka ndihmuar qartë në jetën e osmanlinjve. Islami është konsideruar si fe zyrtare që prej kohës së Emir Othmanit, i cili njihej si musliman me entuziazëm

të fortë. Ai e konsideronte Islamin si ndriçues në vendime, kërkonte këshilla prej juristëve muslimanë dhe e mbronte të drejtën në mesin e popullit.

Ndikimi i Islamit tek osmanlinjtë si fe e tyre unike dhe inspiruese, i ka nxitur shpirtërat e tyre me ndjenja fetare për përhapjen dhe zgjerimin e Islamit.[16)]

Këtë të vërtetë e kanë pranuar edhe historianët evropianë nëpër veprat e tyre, pasiqë janë habitur me aftësinë e turqëve osmanlinj (edhe pse ishin në fillim vetëm bashkësi beduine me pak njerëz dhe pasuri të kufizuar) që ta dëmtojnë shumë shtetin bizantin krishterë me civilizim të lartë.

Historiani i njohur i tyre, Stavrijanos, konfirmon se fitorja e Ortogrulit e Othmanit dhe e rrjedhës së tyre, nuk do të realizohej sikur të mos ekzistonte madhëria e Islamit, bindja në zemrat e tyre për luftë në rrugë të All-llahut dhe dëshira e sinqertë në përhapjen e risales së Muhamed Ibën Abdull-llahut (a.s.). Pa të do të ekzistonte dobësi shpirtërore. Ai ngre në piedestal më të lartë të legjendarëve të luftërave si Aleksandri i Madh, Xhingiz Kani, bile edhe i dallon ata prej tyre, sepse legjendarët e luftërave gjatë historisë i kanë themeluar perandoritë e tyre të mëdha me ndihmën e ushtrive të fuqishme dhe mundësive të mëdha, të cilat nuk i ka pasur asnjë prej sulltanëve të parë osman".

Pastaj, ky historian në këtë analizë vazhdon edhe më tej: "Feja ka qenë faktor i rëndësishëm. Othmani dhe ata që e kanë trashiguar e kanë nxjerrë fuqinë e tyre prej inspirimit të përhershëm të luftëtarëve në rrugë të All-llahut dhe të fesë, të cilët kanë ardhur nga të gjitha anët e Anadollit për të luftuar kundër armiqve të Islamit".[17)]

Kjo është e vërtetë, sepse në të gjitha viset e Anadollit janë formuar shoqata të vëllazërimit islam që kanë thirrur në luftë për në rrugë të All-llahut, i kanë ndihmuar njëritjetrit për ngritjen e fjalës "Islam", dhe si simbol e kanë patur frazën: "Jepi prioritet vëllaut tënd para vetes".

Udhëpërshkruesi musliman, Ibën Bettuta, ka folur për këtë kur e ka vizituar Azinë e Vogël në vitin 1333, e ka

përshkruar jetën dhe solidaritetin e tyre si dhe e ka lavdëruar bujarinë dhe moralin e tyre të lartë.[18)]

Shumë të krishterë e kanë pranuar Islamin për shkak të zemërgjerësisë së turqëve osmanlinj bile shumë prej tyre janë bërë komandantë në ushtrinë islame dhe kanë ushtruar detyra të rëndësishme në shtet.[19)]

Nëse ia bashkangjesim kësaj ndjenje fetare edhe shpirtin e fuqishëm ushtarak, që ishte karakteristikë e posaçme e turqëve osman dhe që e kishin fituar nga vendlindja e tyre në Suhul të Azisë dhe e kishin thelluar në zemrat e tyre sulltanët gjatë tërë historisë së tyre të pasur, do të kuptonim fshehtësinë e zgjerimit të shpejtë osman dhe atë të shkatërrimit të perandorisë së vjetër bizantine.

Gjithashtu u ka ndihmuar edhe gjendja politike në rrethin e tyre sepse aty ekzitonte shpraztirë politike që ishte formuar nga dobësimi i madh i të dy perandorive të cilat kishin influencë politike në Azinë e Vogël, perandoria bizantine dhe shteti selxhuk. Ky dobësim kishte ndodhur për shkak të grindjes së gjatë e të hidhur në mes vete, për shkak të sulmit mongol në shtetin selxhuk, për shkak të sulmit latin në shtetin bizantin [20)] dhe për shkak të problemeve nga trazirat dhe turbullirat në kryeqendër e në Ballkan.[21)]

Kështu, rrethanat në Anadolli ishin në favor të formimit të një shteti të ri që do ta plotësojë këtë shpraztirë politike në mes dy shteteve të armiqësuara në mes vete.

Pastaj edhe potenciali i madh i emirit Othman në rregullimin e sistemit administrativ ka kontribuar ngase kanë kaluar osmanlinjtë në kohën e tij një etapë të gjatë transformuese prej fisit endacak në provincë stabile dhe kjo gjë u ka ndihmuar në përforcimin dhe zhvillimin e shpejtë të qendrës në shtet të madh. Gjithashtu nuk duhet ta harrojmë edhe faktorin gjeografik dhe ndikimin e tij në zhvillimin e provincës osmane sepse ajo është formuar në pjesën veriperëndimore të Anadollit, në kufi mes botës krishtere dhe asaj islame. Kjo pozitë i ka obliguar të ndjekin politikë specifike luftarake, për ta mbrojtur ekzsitencën e tyre ndërmjet fuqive që e rrethojnë.

Kurse në provincat e brendshme ka ndodhur e kundërta për shkak se nuk kanë ekzistuar faktorët e zhvillimit dhe progresit. Ato provinca nuk kanë mundur të zhvillohen me atë shpejtësi të provincave kufitare. Emiri Othman, në realitet ka korrur suksese ushtarake kundër bizantinëve dhe për këtë shkak, Alaudin Kikibadhi i tretë, sulltani i shtetit selxhuk e ka emërtuar për shkak të shërbimeve të tij me titull: "Othman Gazi Kadrethe mirzeban alixhan Othman Shah", (Ekscelenca Othmani luftëtar, mbrojtës i kufijve, me autoritet të lartë, Othman Shah).[22]

Vlen të ceket se ajo politikë specifike luftarake ndaj "Darul-Harbit- vendit në luftë, vendeve të idhujtarisë-sipas terminologjisë së atëhershme, i ka ngjyrosur aksionet osmane me ngjyrë të xhihadit dhe kjo gjë u ka dhënë përparësi në sytë e muslimanëve, e ka përforcuar rrymën e vullnetarëve për t'u shërbyer atyre. Një numër i madh i vullnetarëve nga viset e ndryshme të provincave turke-islame që janë ngritur në vendin e shtetit selxhuk kanë pranuar t'u shërbejnë osmanlinjve.

Sulltanët e familjes osmane e kanë mbrojtur atë shpirt islam me anë të përhapjes së lajmeve rreth fitoreve të tyre në vendet e ndryshme islame. Pas çdo fitoreje në ndonjë shtet të krishterë ose pas çdo çlirimi të ndonji qyteti në vendet evropiane, kanë dërguar delegacion special për t'i lajmëruar udhëheqësit dhe guvernatorët muslimanë, si p. sh. sulltanët memalikë në Egjipt.

Historiografia osmane ka ruajtur një numër të konsiderueshëm të këtyre shkrimeve.[23]

Nuk ka dyshim se një aksion i tillë u ka siguruar osmanlinjve në vendet islame reputacion të lartë shpirtëror në brendësitë e popujve islam, u ka ndihmuar shumë për dominimin osman në vendet arabe dhe për kontinuitetin e sundimit të tyre një kohë të gjatë nëpër këto vende pa kurrfarë kundërshtimi që vlen të ceket.

Ekziston edhe një faktor tjetër i rëndësishëm që u ka ndihmuar osmanlinjve për zgjerimin e shtetit dhe për formim të shtetit të pavarur; mongolët e kanë sulmuar shtetin selxhuk në vititn 699/1300, në Azi të Vogël dhe shteti selxhuk nuk ka mundur t'i përballojë këtij sulmi, dhe për këtë shkak plotësisht është shkatërruar, pastaj vdekja e sulltanit

Alaudin i tretë[24] i ka nxitur guvernatorët e nënshtruar të anojnë kah pavarsia (prej tyre ishte edhe emiri Othman) dhe formimi i shteteve të pavarura.

Othmani e ka përfituar epitetin "Sulltan" dhe ka filluar të mendojë për zgjerimin e provincës së tij. Kështu, ai ka planifikuar politikën e tij të re duke fiiluar me afrimin e sunduesve të shteteve fqinjë, me grumbullimin e robërve nga viset e ndryshme dhe me mbështetjen në avanturistët që kërkonin autoritet në mejdanët e luftës.[25]

Othmani ka filluat ta zgjerojë shtetin e tij në të gjitha anët, pastaj ka korrur sukses në luftë kundër krishterëve dhe aleatëve të tyre berberë dhe i ka pushtuar disa fshatra e qytete, si p.sh. : "Eski Shehrin"[26] inunu kalanë "Ak Kisam". Pas marrjes së kësaj kalaje, osmanlinjtë janë drejtuar kah Bosfori, e më vonë e kanë çliruar edhe rrugën ujore mes Konstantinopojës dhe Brusës.

Othmani ishte në çastet e vdekjes në vitin 726/1326 kur i erdhi lajmi se i biri i tij, Orhani me ushtrinë e tij e ka çliruar Brusën që ishte një ndër qytetet më të mbrojtura bizantine në Azi të Vogël pas rrethimit që ka zgjatur afër dhjetë vjet.

Othmani i ka porositur që ta dërgojnë kufomën e tij në Brusë në kishën "e pallatit" që është shndërruar menjëherë në xhami. Prej atëherë, Brusa është bërë kryeqytet i ri i turqëve osmanlinj, kurse guvernatori bizantin i Brusës, Efrenos, e ka pranuar Islamin e ka marrë titullin "Beg" dhe është bërë komandant i njohur në shtetin osman.

## PERIUDHAT E ZGJERIMIT TË SHTETIT OSMAN

Osmanlinjtë janë zgjëruar prej provincave të tyre të vogla veriperëndimore të Anadollit, duke shpresuar se do të formojnë perandori të gjerë. Ata kanë arritur të formojnë shtetin më të madh islamik që e ka njohur historia islame nëpër shekuj, kanë arritur me anë të depërtimit ushtarak deri te muret e Vienës në Evropë, në Anadoll, në botën arabe, në Azi dhe Afrikë.

Operacionet e zgjerimit kanë kaluar nëpër tri periudha:

**Periudha e parë:**

Kjo periudhë ka zgjatur prej formimit të provincës osmane në Anadoll deri në vdekjen e sulltan Pajazitit të dytë. Atë e ka trashëguar Selimi i parë në vitin 1512. Në këtë kohë është zgjeruar në Anadoll dhe në Ballkan, d.m.th. shteti osman është zgjeruar në juglindje të Evropës pra në Ballkan dhe në Anadoll në Azi të Vogël. Pastaj, në këtë periudhë shteti osman ka kaluar prej periudhës së provincës në atë të shtetit, kryeqendra ështe transferuar prej Brusës në Edrene pastaj në Konstantinopojë ku edhe është përqëndruar kryeqendra me emër tjetër – "Islamboll" e më vonë Stamboll.

**Periudha e dytë:**

Në këtë periudhë, zgjerimii është zhvilluar në vendet e lindjes islame në Azi dhe Afrikë. Ky shtet gjatë kësaj periudhe ka marrë karakter arab dhe islam, sepse për herë të parë ia ka bashkangjitur vetes disa popuj arabë, pastaj numri i muslimanëve është zmadhuar gjatë sundimit të Sulltan Selimit të Dytë (1512-1520) shteti osman është bërë shtet aziatik, afrikan dhe ballkanik.

**Periudha e tretë:**

Kjo periudhë ka filluar prej kohës së ardhjes së sulltan Sulejman Kanunit në vitin 1520 deri në kohën e ngecjes së zgjerimit osman për shkak të dobësimit shtetëror. Në këtë kohë ka filluar të ballafaqohet me rreziqe evropiane, pastaj betejat ushatarake janë zhvilluar në Evropë, Azi dhe Afrikë, janë hapur fronte detare në Detin Mesdhe dhe në detërat e lindjes (Oqeanin Hindian dhe Gjirin Arab).

Gjatë kësaj periudhe, shteti osman është bërë shtet evropian, aziatik dhe afrikan.

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË PARË

1. Turqit osmanlinj i përkasin fisit Kaj (fis turkman), shiko më gjërësisht: Muhammed Fuad Kuprili, Kijamud-deuletil-uthmanijjeti, darul-kitabil arabij, Kajro, 1967, fq. 117-126.
2. Dr. Abdulazis Esh-Shennavi, Euruba fi metlail-asril-hadith, vëll. 1, darul-Mearif, Kajro, 1969 fq. 518.
3. Ibrahim bej Halimi në librin e tij:"Et-tuhfetul-kalimijje fi tarihid-deuletil-al-lijjeti, vëll. 1, Metbeatu divanil umumil eukafi el- Kahire, 1323/1905, fq. 34, thotë se emir Sulejmani ka patur katër fëmijë, shton edhe një me emër "Dendan"..
4. Ibën Vekil (Jusuf Efendi ibën Muhammed el-Mulevij), Tuhfetul-ehbabi bimen meleke Misre minel muluki vennuv-vabi. Dorëshkrim në bibliotekën"Rifa'a Tahtavi në Sohaxh, n. 27, historia e dy librave 49, 50; el Kurmanij (Ebul Abas Ahmed ibën Jusuf ibën Ahmed el-Dimeshkij Ahbarul- duveli ve Atharul-ev-veli, botim i "Haxher", el-Mirza Abbus et-Tebrizi, Bagdad, viti 1282, fq. 295-296.
5. Ajo është një ndër provincat selxhuke që janë formuar pas zhdukjes të shtetit të familjes së selxhukëve me vdekjen e sulltanit Melik Shah në 15. sheval 485/18. Nëntor 1092. Pas rrëzimit të shtetit selxhuk, vendi është ndarë në Anadoll në 10 provinca të vogla: Karosi, Saruhan, Ajdin, Teke, Hamid, Kurman, Kermijan, Kastamuni, Mentesha, Konja; pastaj me zgjerimin islam iu janë bashkangjitur mbretërisë së familjes osmane.
6. Muhammed Ferid beu, Terihud-deuletil-alijjeti-uthmanijjeti, darul-xhil, Bejrut, 1977, fq. 39-40. Shiko Ibrahim bej Halimi, vep. e cit.., fq. 34.
7. Ibën Vekil, vep. e cit. 4. 50; El-Kurmani, vep. e cit.., fq. 296.
8. Abdul Azis Esh. Shennavi, vep. e cit., fq. 519
9. Muhammed Ferid beu, vep. e cit., fq. 40.
10. Ibën Vekil, ibid., El-Kermani, fq. 296-297 (të dy cekin se Othmani nuk ka sunduar në emër të tij deri në vitin 699 pas humbjes së sulltanit Alaudin nga tatarët.
11. Muhammed Ferid beu, vep. e cit., fq. 9

12. Muhamed Fuad Kupurli, vep. e cit., fq. 13; dr. Abdulazis Esh-Shennavi, vep. e cit., fq. 522

13. Ibën Vekil, vep. e cit; El-Kirmani, vep. e cit., f. 296; Muhamed Fuad Kupurli, vep. e cit., fq. 13; Dr. Abdula Aziz Esh-Shennavi, vep. e cit., fq. 521-522.

14. Muhamed Ferid beu, vep e cit., fq. 40

15. Muhamed Fuad Kupurli, vep. e cit., fq. 12-14.

16. Dr. Abdulazis esh-Shennavi, fq. 521,

17. Dr. Muhamed Kemal Ed-Dessuki, Ed-deuletul-uthmaijjetu vel mes'eletush- sherkijjetu, Daruth-thekafeti; Kajro, 1976, fq. 14-15.

18. Ibën Bettuta i ka vizituar këto shoqata nëpër qytetet kryesore të Anadollit: Atutalija, Borodor, Kilihsar, Ladik, Milas, Jarxhin, Korja, Nikde, Aksaraj, Kajsarijje, Sivas, Kemumush, Arzenxhën, Ardrum, Burki, Thire, Magnesia, Balihsir, Bruse, Kerede, Kijo, Inxhe, Mudurni, Boli, Kastamoni, Sinob; dhe ka thënë se këto ekzistojnë në çdo vend dhe në çdo fshat të Turkmanisë. (shih: Udhëtimi i Ibën Bettutës), botimi i vizaretul- Mearif, (Bolak, 1934) vëll. 1, fq. 224-277; Muhamed Fuad Kupurli, vep. e cit., fq. 156.

19. Dr. Muhamed Kemal Dessuki, vep. e cit., fq.15.

20. Dr. Abdulazis esh-Shennavi, vep. e cit., fq. 523.

21. Në Konstantinopojë atëherë kishte shumë konflikte doktrinore pastaj edhe grindjet e vazhdueshme mes shtetit bizantin dhe armiqëve të fuqishëm si p. sh. fëmijët e Kermijanit, provincat e fuqishme bregdetare kanë shkaktuar humbjen e disa provincave. Kështu ky shtet nuk ka mundur të funksionojë një kohë të gjatë kundër osmanlinjve edhe pse shumë vende u nënshtroheshin osmanlinjve. Ata ishin të obliguar të mbrohen me forcat e vendit pa kurrfarë ndihme nga kryeqendra. (shih: Muhamed Fuad Kupurli, vep. e cit., fq. 18; Sati'ë el-Husarijj, el-Biladul-Arabijje ved-deuletul-uthmanijjetu, darul ilmi lil-Melajin, vëll. 2, Bejrut. 1960, fq. 16.

22. Dr. Abdulaziz Esh-Shennavi, vep. e cit., fq. 523.

23. Shih: Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 57; El-Kirmani, vep. e cit., fq. 31; Ibën Ijjas (Muhamed ibën Ahmed Ibën Ijas el-Hanfi el-Misrij), Bedai'ul-Zuhur fi vekai'id- duhuri (Tre vëllime), vëll. 2, botimi i dytë, Bolak, 1311/h, fq.44, 45, 122, 132; Ibën Tegri Bereda (Xhemaludin Ebul - Mehasin Jusuf), En-Nuxhumuz-Zahire fi muluki Misër, Kajro, 1972, fq.70-71; Sati'ë Husarij, vep. e cit., fq. 20-28;

24. Thuhet se është vrarë në luftë, gjithashtu thuhet se e ka vrarë i biri i tij Gijath el-Din për pozitë. Gijathin e kanë vrarë Tatarët; (shih: Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 41.)

25. Shih: Dr. Abdulazis Esh-Shennavi:, vep. e cit., fq. 523-524,

26. Othmani e ka caktuar si kryeqendër, kurse historianët më të vjetër e quajnë: „Jeni Shehër", (Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 51; El-Kirmani, vep. e cit., fq. 297 ).

27. Shih dy burimet e cekura më lartë: Muhamed Ferid beu, vep. e cit., 41; Dr. Abdulaziz Esh-Shennavi, vep. e cit., fq. 523-524; Dr. Muhamed Kemal Dessuki, vep. e cit., fq. 14-15.

# DEPËRTIMET OSMANE NË EVROPË DERI NË KOHËN E PAJAZITIT TË DYTË

## ORHANI (1326-1360)

Orhani e ka pranuar sulltanatin pas vdekjes së babës së tij, Osmanit, në vitin 726 / 1326, i ka ndarë punët e shtetit me vëllaun e tij, Alaudinin dhe me dy djemt e tij, Sulejmanin dhe Muratin. Vëllaun e tij e ka caktuar ministër për punë të brendshme - që është njohur më vonë me emër "Ministria e madhe". Alaudini ishte ministër i parë në historinë e shtetit Osman, Orhani u është qasur operacioneve luftarake, dhe kështu i realizonin paralelisht të dy operacionet.[1)]

Alauidni është përqëndruar në tre gjëra: aspektin monetar, rregullimin e veshjes dhe sistemimin e ushtrisë, ka korrur sukses të jashtzakonshëm. Në vitin 1328 ka urdhëruar që të shtypen monedhat e argjendit në emër të Orhanit. Në monedha shkruhej: "All-llahu e amshoftë pushtetin e tij", por pa caktimin e kohës dhe vendit të përpunimit. Alaudini gjithashtu ka qenë i interesuar edhe për veshëmbathjen e ushtarëve të shtetit, njerëzve të pallatit, funksionarëve tjerë dhe i ka ndarë llojet e veshjes sipas funksionit që e kryejnë.[2)]

Përsa i përket ushtrisë, Alaudini ka caktuar sistem të posaçëm që garantonte stabilitet dhe disciplinë. Ushtria më parë tubohej gjatë kohës së luftës kurse pastaj shpërndahej. Ai ka vepruar ashtu nga frika e shkapërderdhjes së ushtarëve në bazë të principit fisnor, që e kërkonin për ta formuar.

Pastaj, duke u mbështetur në këshillën e një komandanti ushatrak që quhej Kure Halil [3] e ka formuar ushtrinë jeniçere. Sipas këtij sistemi i ka marrë të rinjtë nga të zënët robër në luftë dhe i ka izoluar nga çdo gjë që ua rikujton nacionalitetin dhe origjinën e tyre, i ka edukuar në frymën islame osmane për ta njohur si prind vetëm sulltanin, profesioni i tyre ka qenë lufta në rrugë të Zotit dhe për shkak të mosekzistimit të ndonjë anëtari familjar nuk është frikuar prej ndonjë ndarjeje eventuale. Pas përfundimit të edukimit dhe ushtrimit të tyre, sulltani i ka dërguar te Haxhi Bekteshi, shehu i doktrinës bektashiane që të lutet për ta.

Shehu lutej për fitore kundër armiqve duke thënë :"Le të quhen "Jeniçerë",[4] në turqisht "jeneçari" apo "ushtria e re". Ky termin në gjuhën arabe është shndërruar në "inkishari".[5]

Sistemimi i ushtrisë është lartësuar dhe numri është rritur aq sa është mbështetur vetëm në ta gjatë luftërave. Këto ishin një ndër faktorët më kryesor për zgjerimin e osmanlinjve dhe formimin e perandorisë së tyre.

Orhani është përqëndruar në zgjerimin e kufijve, e ka vazhduar luftën kundër pushtetit bizantin, e ka çliruar qytetin Nikomidije (Izmir) në vitin 1327 dhe Nikejën në vititn 1330, që konsiderohej si qytet më i rëndësishëm për bizantinët. Orhani e ka caktuar si zëvendës të tij Sulejmanin. Me çlirimin e këtyre dy qyteteve dhe të Brusës, Orhani e ka shkatërruar autoritetin bizantin në veriperëndim të Azisë së Vogël.[6] Orhani gjithashtu është drejtuar kah provincat e Anadollit dhe kështu ia ka bashkangjitur perandorisë së tij në vitin 1336 provincën Kuresi duke e shfrytëzuar rastin e ndarjes dhe grindjes që kishin ndodhur mes dy fëmijëve të Emirit të vdekur.7)

Në vitin 1355, perandori i Konstantinopojës ka kërkuar ndihmë prej sulltanit Orhan kundër Dushanit, mbretit serb, që kishte okupuar vendet e bullgarëve. Ka kërkuar prej tij të shkojë në Konstantinopojë dhe ta martojë Orhanin me vajzën e perandorit të Konstantinopojës. Sulltani i është përgjigjur kësaj kërkese dhe ushtria osmane ka kaluar në bregdetin evropian, por është kthyer pa luftë për shkak të vdekjes

së papritshme të mbretit serb.[8] Arritja e osmanlinjve në bregdetin evropian ua bëri me dije dobësinë e realtë të shtetit bizantin dhe për këtë shkak Orhani ka përgatitur në fshehtësi ushtri për të tejkaluar detin dhe për të pushtuar disa vende në bregdetin evropian për t'i shndërruar në qendra të aksioneve osmane në Evropë. Kjo gjë edhe është realizuar, kështu në vitin 1357, trashëguesi i Orhanit, Sulejmani, ka kaluar në bregdetin evropian me një ushtri prej tridhjetëmijë ushtarësh dhe e ka çliruar qytetin Galipol. Ky ishte qyteti i parë evropian që i bashkangjitet shtetit osman.

Kështu, shtrirjet islame osmane janë transferuar në kontinentin e Evropës pasi që ishin më parë brenda Siujdhesës së Azisë së Vogël dhe ka filluar fleta e re e fitoreve osmane kundër shtetit bizantin në vendin evropian.

Në vitin 1359, trashëguesi, Sulejmani, ka vdekur për shkak të rrëzuarjes së tij nga kali dhe është varrosur në qytetin Galipol, i cili ka dëshmuar për virtytet e tij ushtarake. Në vitin e ardhshëm, baba i tij, Sulltan Orhani, e ka vazhduar një aksion të tillë që e kishte ndërmarrë i biri i tij në trevat evropiane.

Një aksion të tillë e kanë ndërmarrë edhe ata që e kanë trashëguar Sulltanin.[9]

## MURATI I PARË
## (1360-1389)

Murati i Parë i ka vazhduar zgjerimet e kufinjve në Evropë pas çlirimit të Ankarasë, kryeqytetit të provincës së karamanëve sepse emiri i kësaj province dëshironte të shkaktojë trazira në Anadoll.[10] Ai e ka çliruar pjesën dërmuese të Rumelisë pastaj Edrenen që kishte rëndësi të madhe strategjike[11] dhe që konsiderohej si qytet i dytë në Bizant pas Konstantinopojës.

Pastaj Murati e ka shndërruar në kryeqendër të shtetit të tij që të jetë sa më afër fushëbetejave në Evropë. Edrenja ka qenë kryeqendër deri në rrënien e Konstantinopojës në vitin 1453. Gjithashtu Murati e ka çliruar qytetin mbi Filipe dhe disa qytete tjera të mëdha.

Në këtë mënyrë, pasuritë e shtetit bizantin janë pakësuar kurse Konstantinopoja është rrethuar në anën evropiane me prona osmane.[12]

Rrënia i Edrenes në duart e osmanlinjve ka shkaktuar jehonë të madhe në Evropë, gjë që e ka shtyer papën Urban V t'i thërret të krishterët e Evropës në luftë kryqtare për të shpëtuar Edrenen nga duart e muslimanëve, për t'i dëbuar turqit nga Evropa. Kështu, mbreti i Bosnjës, i Hungarisë dhe i Serbisë janë nisur me një ushtri të madhe për në Edrene, por turqit i kanë mundur në mënyrë katastrofale në vitin 1363.

Për shkak të kësaj humbje e tërë Bullgaria ka rënë në duart e turqëve pas një rezistence të vogël në vitin 1366, kurse mbreti i Bullgarisë ka pranuar pagimin e xhizjes sulltanit osman. Osmanlinjtë gjithashtu i kanë mundur edhe serbët afër Edrenesë në vitin 1371.

Kjo fitore i ka hapur dyert e osmanlinjve për çlirimin e Sofijes dhe Nishit në vitin 1385-1386, kurse Car Llazarit i kanë dhënë autorizim për pasurinë që ka ngelur nëse do ta paguante xhizjen.[13]

Shtetet e vogla të Evropës Lindore përsëri kanë formuar një aleancë kryqtare për shkatërrimin e osmanlinjve, kështu, vetë sulltan Murati i Parë ka udhëheqë ushtrinë dhe të dy palët janë takuar në Kosovë [14] në vitin 791/1389. Në atë luftë të rreptë janë vrarë shumë njerëz nga të dy palët por përfunduan me fitore të osmanlinjve. Gëzimi i osmanlinjve në këtë fitore nuk zgjati shumë sepse një ushtar serb që ishte në mes të të plagosurve e vrau sulltan Muratin e Parë. Kur sulltan Murati i Parë i kontrollonte të vrarët, ky ushtarë është ngritur kinse dëshironte të puth dorën e sulltanit dhe ia kishte ngulur thikën që e kishte fshehur në mëngë, kurse sulltani, pak më vonë kishte vdekur.[15]

Osmanlinjtë janë orvatur shumë derisa e kanë zënë rob Llazarin, mbretin serb sëbashku me shumë fisnikë tjerë, pastaj i kanë prerë të gjithë para kufomës së shtrirë të sulltan Muratit të Parë në mejdanin e luftës.[16]

Kirmani thotë: "Pas kësaj ngjarje, osmanlinjtë, zakonisht kur ndonjëri ka dashur t'ia puthë dorën sulltanit e kanë kapur dy persona për të dy krahët në shenjë kujdesi."[17]

Rezultati më i rëndësishëm në Kosovë është humbja e pavarësisë se vendeve serbe, hyrja e tyre nën shtetin osman dhe përhapja e Islamit në këto vende.[18)]

Murati i Parë nuk ka luftuar vetëm në Evropë por edhe në Anadoll, ku e ka çliruar Ankarën, kryeqendrën e Kirmanëve. - (siç cekëm më parë) si dhe i ka blerë disa kala të fortifikuara. Kirmani thotë: "Në vitin 783/1380, sulltan Murati merr nga pronari i vendeve të Hamidit kalanë e Iluaxhit, Jenishehrit, Eskishehrit, Karagaçit dhe Sejjidishehrit".[19)]

**PAJAZITI I PARË**
**(1389-1402)**

Në kohën e Pajazitit të Parë ashtu si në kohën e babait të tij, Muratit të Parë, me aftësi të rrallë ka vazhduar nënshtrimi i imarateve të tjera turke në Anadoll.[20)] Ai ka përforcuar bazat e shtetit të tij në Evropë, sepse mbreti i serbëve e ka pranuar dhe ka paguar xhizjen, e ka nënshtruar Vllahinë (Rumani), pastaj e ka shkatërruar Bullgarinë, e ka mbytur mbretin e tyre dhe ia ka bashkangjitur shtetit osman.

I biri i mbretit serb e ka pranuar Islamin dhe Pajaziti e ka caktuar guvernator të Samsunit në Anadoll. [21)]

Pajaziti është përgatitur ta çlirojë Konstantinopojën. Lajmet e fitoreve osmane kanë shkaktuar huti në Evropë dhe te papa, gjë që ka nxitë Evropën të shpejtojë për ta penguar tufanin e hapjes osmane në Evropë. Kjo aleancë evropiane ishte kryqtare dhe e udhëheqte Sigmundi, mbreti i Hungarisë sepse rreziku më tepër i kërcënohej shtetit të tij dhe papa Bonivasit të Nëntë.

Kjo ide kryqtare e ka entuziazmuar Evropën dhe Skotllandën, aty kanë marrë pjesë me fuqitë dhe kalorësitë e tyre; Anglia, Franca, Gjermania, Skotllanda, Zvicra, Luksemburgu, Holanda Jugore dhe disa principata të Italisë, kurse Venediku u ka ofruar pasuri dhe anije. Gjithashtu kanë marrë pjesë Polonia, Krahina e Ashisë, Transilvanisë pastaj luftëtarët e Jovanit të shenjtë në ujdhesën Rodos me anije.

Numri i tyre ka arritur rreth 120.000 luftëtarë nga nacionalitete të ndryshme për ta shkatërruar depërtimin osman në brendësi të kontinentit evropian.

E gjithë kjo fuqi ka arritur në qytetin Nikopojë afër Danubit dhe e ka rrethuar fuqishëm. Pajaziti i ka tërhequr forcat nga rrethimi i Konstantinopojës, i ka shkatërruar armët e rënda nga frika që të mos bien në duar të armikut dhe ka shpejtuar si vetëtimë në Nikopollos me një ushtri që mund të krahasohej me atë të kryqtarëve por të dalluar për nga uniteti, sistemimi dhe entuzizmi fetar islam.

Në mëngjez të 25 shtatorit 1396 janë ballafaquar të dy fuqitë në Nikopojë, pasi që kryqtarët kanë pësuar disfatë të hatashme, janë shpërndarë dhe pjesa dërmuese kanë ikur nga lufta.

Osmanlinjtë kanë fituar plaçka të shumta, kanë zënë një numër të madh të robërve që ishin luftëtarë dhe princër të njohur në Evropë. Kjo gjë ka shkaktuar që Pajaziti të fitojë prej tyre dhe osmanlinjtë t'i përfërcojnë këmbët e tyre në Ballkan.[22)]

Pas ngjarjes në Nikopojë, Pajaziti i Dytë ishte drejtuar me të gjitha forcat e tij kah çlirimi i Konstantinopojës sepse ai ishte qëllimi kryesor i tij dhe i muslimanëve. Pajaziti ka kërkuar prej perandorit bizant, Emanuelit të Dytë[23)] dorëzimin e Konstantinopojës ose në të kundërtën do të ballafaqohej me ushtrinë e tij të madhe. Kirmani thotë kështu: "... i ka dërguar pronarit të Konstantinijes këtë kërkesë: ose të dalësh nga qyteti dhe të ma dorëzosh, ose do të depërtoj në vendin më të çmueshëm për ty. Kështu ai është frikësuar dhe i ka paguar haraç prej 10.000 dukatë ari për çdo vit, u ka ndërtuar vendbanim muslimanëve në brendësi, xhami, mesxhid dhe gjykatë për rregullimin e çështjeve të tyre..."[24)] Por, çlirimi i Konstatinopojës ishte qëllimi kryesor i sulltan Pajazitit të Parë dhe kështu e përgatiti rrethimin strategjik të tij, kurse Evropa pritte çdo rast dorëzimin. Por, ndërkohë, ka ardhur lajmi se Timurlengu, komandanti i ushtrisë mongole, ka nisur për ta shkatërruar shtetin osman në lindje.

Për këtë shkak, Pajaziti i Parë e ka tërhequr rrethimin e Konstantinopojës dhe është drejtuar për t'i përballuar rrezikut mongol.[25)]

Sipas litaraturës arabe transmetohet se shkaku i kthimit të Timurlengut drejt shtetit osman ishte shkarkimi i emirëve të hershëm të Anadollit sepse Pajaziti ua kishte pushtuar imaratet e tyre. Për këtë shkak ata kishin ikur deri në kufij dhe kishin kërkuar ndihmë prej Timurlengut, gjë që e ka shtyrë t'i shkruajë Pajazitit të Parë kështu: "Ti je luftëtarë në rrugë të All-llahut dhe nuk dua të luftoj me ty, por shiko vendet që ishin me ty nga baba dhe gjyshi yt, bindu dhe m'i dorëzo vendet tjera". Kjo letër e ka shqetësuar tepër dhe iu është përgjegjur Timurlengut me një letër ku e nënçmon atë, popullin e tij, origjinën e tyre kurse turqit osmanlinj i ka çmuar për trimërinë; "Unë e di se këto fjalë të nxisin që të shpejtosh në vendin tonë, e nëse nuk vjen le të jetë gruaja jote e lëshuar, e nëse vjen në vendin tonë e unë tërhiqem e nuk të takoj, atëherë le të jetë gruaja ime e lëshuar".[26)]

Ditën e mërkurë, me 17 dhulhixhxhe 804 / 20 korrik 1402/, janë takuar të dy palët në luftën e Ankarës ku osmanlinjtë kanë pësuar disfatë, kurse Pajaziti i Parë është zënë rob. Pajaziti ka qenë rob deri në vdekje, pra tetë muaj, dhe me urdhërin e Timurlengut, kufoma e tij është transferuar në Brusë.

Kjo betejë e ka vonuar çlirimin e Konstantinopojës afër një gjysmë shekulli dhe perandori bizantin e ka prishur kontratën. Perandori ka urdhëruar prishjen e xhamive të ndërtuara në Konstantinopojë, përzënien e imamëve të këtyre xhamive, dëbimin e gjykatësit të muslimanëve dhe largimin e banorëve osmanë nga kryeqendra.[27)]

Pastaj ka filluar lufta qytetare mes fëmijëve të Pajaziti të Parë, e cila ka zgjatur më shumë se dhjetë vjet dhe ka përfunduar me ardhjen e Mehmet Ibën Pajazitit në sulltanat, e që njihet në histori si Mehmeti i Parë ose Mehmet Çelebiu (1413-1421) [28)]. Ky sulltan nuk ka ndërmarrë aksione luftarake por i ka zhdukur gjurmët e betejës së Ankarës, e ka risistemuar shtetin dhe ua ka rregulluar rrugën sull-

tanëve të ardhshëm që të vazhdojnë politikën e zgjerimit të kufijve gjeografik edhe një herë, si në Evropë ashtu edhe në vendet tjera.

## MURATI I DYTË (1421-1451)

Murati i Dytë ka ardhur në fron të sulltanatit osman pas vdekjes së babës së tij, sulltan Mehmetit të Parë dhe është ballafaquar me ngatresa dhe intriga që donte t'i nxisë perandori i Konstantinopojës. Kështu, imperatori bizantin e kishte nxitur dhe i kishte ndihmuar njërit prej emirëve të shtëpisë osmane, që quhej Mustafa Ibën Pajazit, (axha i sulltan Muratit),(29) dhe kështu emiri Mustafa e ka shpallur Galipolin si qendër pas çlirimit, por sulltan Murati i Dytë ka arritur ta nënshtrojë qytetin, ta zë Mustafën e ta likuidojë. Pastaj sulltani e ka rrethuar Konstantinopojën për ta përgatitur terenin e hapjes dhe për t'iu hakmarrë perandorit por papritmas i ka tërhequr forcat për ta shuar kryengritjen e vëllaut të tij Mustafës në Anadoll. Murati i dytë e ka shuar këtë trazirë me sukses, kurse vëllau i tij është dorëzuar dhe është gjykuar me vdekje.

Pastraj Murati i dytë është drejtuar kah çlirimi i Selanikut por venedikasit kanë ndërhyrë dhe e kanë blerë qytetin prej perandorit bizantin.

Sulltan Murati i Parë, ka pranuar një gjest të tillë nëse paguhej xhizja nga Venediku gjersa të përfundojnë përgatitjet për luftë.

Më 20 Mars 1430 forcat e Muratit të Dytë e kanë nënshtruar plotësisht Selanikun.

Pasi që i ka ndalur Murati i Dytë lëvizjet kryengritëse në Ballkan, e ka drejtuar aktivitetin luftarak në dy fronte kryesore: në Shqipëri dhe në Hungari. Në Shqipëri ka mundur të dominojë plotësisht në pjesën jugore kurse në pjesën veriore ka hasur në konfrontim luftarak me shqiptarët që kishin përgatitur sulm kundër ushtrisë osmane. Murati i Dytë ka dërguar ushtri të njëpasnjëshme por të gjitha kanë pësuar disfatë, bile edhe të dy sulmet që i ka udhëhequr vetë

sulltan Murati i Dytë, personalisht kanë pësuar humbje të mëdha gjersa është detyruar sulltani të tërhiqet nga frika e shkatërrimit të ushtrisë së tij në një anë dhe për t'i përballuar rrezikut hungarez në anën tjetër.

Shkaku i mossuksesit të dominimit të osmanëve në Shqipëri ishte natyra malore e këtij vendi, për këtë shkak (Shqipëria) vlen vetëm për lufta cubash, kurse lufta e organizuar i ka shkaktuar ushtrisë sulmuese therrëtore të hatashme, pastaj për shkak të ndihmave që u kanë ardhur shqiptarëve nga republika e Venedikut nëpër det sepse qeveria e Republikës e dinte rrezikun e dominimit osman në këtë vend me dy bregdete dhe me limane të rëndësishme, pastaj osmanët mund t'i pengonin lidhjet detare të Venediktit me brendësinë e Detit Mesdhe dhe me botën e jashtme si dhe mund t'i mbyllnin anijet brenda Detit Adriatik të mbyllur.

Sulltan Osmani nuk ka vërejtur stabilitet të pushtetit osman në Shqipëri.[30] Kurse në frontin tjetër (në Hungari) sulltani ka korrur sukses në disa sulme të njëpësnjëshme, gjë që ka shkaktuar përsëri të formohet një aleancë kryqtare me qëllim të dëbimit të osmanlinjve nga Evropa. Në këtë aleancë ka marrë pjesë: Papati, Hungaria, Polonia, Serbia, Vllahia, Venediku, perandoria bizantine, Dukët e Bergendisë, si dhe trupat gjermane, çeke kurse komandanti hungarez Huniadi ka qenë udhëheqës.

Forcat kryqtare kanë mundun të hakmerren për humbjen e tyre në Nikopojë dhe ta mundin ushtrinë osmane katër herë me radhë. Për këtë shkak, osmanlinjtë kanë qenë të detyruar të kërkojnë paqe. Me kontratën e Segidinit (848/-1444) osmanlinjtë i kanë humbur vendet më të rëndësishme në Serbi dhe Vllahi.

Sulltan Murati i Dytë dhe Vlladisllavi, mbreti i Hungarisë kanë bërë kontratë që lumi Danub të jetë kufi kategorik mes dy ushtrive për dhjetë vjet.

Pas kësaj, sulltan Murati i Parë ka vendosur të çlodhet nga barra e mbretërisë, posaçërisht nga keqësimi i gjendjes së tij shpirtërore pas vdekjes së birit të tij më të madh Alaudinit, dhe ia ka dorëzua fronin birit të tij Mehmetit të Dytë (Mehmeti ishte në moshën katërmbëdhjetë vjeçare). Murati pastaj është larguar në një vend të izoluar dhe i është kushtuar devotshmërisë.

Ky rast i ka nxitur kryqtarët të depërtojnë në shtetin osman dhe kështu Huniadi hungarez me ushtrinë e tij ka hyrë në Bullgari dhe e ka rrethuar qytetin Varna. Kjo ngjarje e ka obliguar Muratin e Dytë të largohet nga izolimi i tij fetar për të udhëhequr një ushtri të madhe. Kështu ai totalisht i ka shkatërruar kryqtarët në Varna (nëntor, 1444). Sulltan Murati ka dashur përsëri të kthehet pas kësaj fitore në izolim fetar por jeniçerët janë çuar në kryengritje në vitin 1445 dhe, pasiqë e ka parë se i biri i tij Mehmeti është i vogël për një detyrë të tillë, i është kthyer përgjithmonë sulltanatit.

Murati i Dytë ka mundur t'i nënshtrojë serbët me paqe gjatë viteve të ardhshme të sundimit të tij me anë të martesës së tij me bijën e princit të tyre, pastaj totalisht e ka shkatërruar ushtrinë hungareze të udhëhequr nga Huniadi (që donte të marrë hakun e humbjes në Varna) në Betejën e Dytë të Kosovës (17 tetor 1448).[31)]

Sulltan Murati i Dytë ka vdekur në vitin 855/1451 ndërsa të birit të tij Mehmetit të Dytë, i ka lënë sulltanat të gjerë dhe stabile.

## MEHMETI I DYTË (FATIHI) (1451-1481)

Sulltan Mehmeti i Dytë, i njohur si "Mehmet Fatih", (edhe pse ishte i vogël në moshë, kishte njëzet e një vjet kur ka ardhur në sulltanat) ka mundur të realizojë ëndërrën që e kishin ëndërruar të gjithë muslimanët qysh prej kohës së Muhammedit a.s. për çlirimin e Konstantinopojës.

## ÇLIRIMI I KONSTANTINOPOJËS (857/1453)

Çlirimi i Konstantinopojës nga osmanlinjtë në vitin 875/1453 konsiderohet një ndër ngjarjet më të rëndësishme të shekullit XV, bile shumë historianë e konsiderojnë si fund të mesjetës dhe fillim të epokës së re në Evropë. Historia e Konstantinopojës lidhet me perandorinë e Konstantinit të

Madh, i cili e ka tranferuar kryeqendrën e shtetit të vjetër romak në qytetin Bizanta, në bregdetin e Bosforit në vitin 1330 dhe sipas emrit të tij është emërtuar edhe qyteti. Në vitin 395 shteti romak është ndarë në dy pjesë: shteti romak perëndimor me kryeqendër në Romë dhe shteti romak lindor[32] me kryeqendër në Konstantinopojë.

Shteti perëndimor nuk ka jetuar gjatë për shkak të sulmeve të shumta nga popujt barbarë dhe kështu ka ra në duart e Gotëve në vitin 476. Shteti lindor (bizantin) ka vazhduar afër 1000 vjet për shkak të pozitës strategjike që e ka mbrojtur nga sulmet e popujve evropianë berberë: gotët, sllavët etj. si dhe u ka përballuar sulmeve të persianëve dhe arabëve por nuk kanë mundur t'i mbrojnë pasuritë e veta jasht Evropës sepse muslimanët ua kanë marrë lindjen e Azisë së Vogël, Sirinë, Palestinën, Egjipin, Burkën, Afrikën, ujdhesat lindore të Detit Mesdhe.

Edhepse shteti bizantin ishte i dobët, Konstantinopoja ka vazhduar të jetë si qendër e krishterizmit lindor, dhe qendër e komplotëve kundër shtetit osman të zgjeruar në Azinë e Vogël dhe në Ballkan, gjersa nuk ka patur Konstantinopoja fuqi jashtë mureve të tij.[34]

Vlen të shihet para se të bisedojmë mbi ngjarjet e hapjes, vlera e këtij qyteti, pozita dhe fortifikimi i tij natyror që ta kuptojmë vlerën e orvatjeve për hapjen e tij.

Qyteti i Konstantinopojës ka një pozitë të fortifkuar specifike nga qytetet e tjera në botë dhe këtë gjë e vërejmë vetëm nëse e shikojmë hartën gjeografike; ai rrethohet me tri detra nga tri anët, qëndron në mes dy kontinenteve Evropës dhe Azisë, pastaj e ka limanin më të madh në botë Bririn e Artë dhe konsiderohet si qendër më e rëndësishme tregtare në botë dhe vendtubim i tregtarëve nga të gjitha viset tokësore dhe detare.

Luftëtarët osmanlinj e kanë kuptuar rrezikun e këtij qyteti dhe rëndësinë e pozitës së tij dhe për këtë shkak janë orvatur ta çlirojnë por pozita strategjike e qytetit dhe fuqia fortifikuese i ka penguar të gjithë. Muslimanët e hershëm që janë orvatur shpesh herë për ta çliruar Konstantinopojën,

e posaçërisht në kohën e Muavi ibën Ebi Sufjanit dhe Sulejman ibën Abdulmelikut gjatë shekullit të parë sipas Hixhretit (shek.IX.). Edhe pse Muaviu si dhe ata që e kanë trashëguar, kanë përgatitur ushtri të madhe, strategji në rrethim dhe luftë në tokë e në det, prapseprapë u ka rezistuar qyteti me muret e tij të fuqishme dhe me zjarrin shkatërrues romak.

Kështu, qyteti ka qenë qendër e krishterizmit afër dhjetë shekuj.[35)]

Ishte gjë normale që pas stabilizimit të shtetit osman në Azinë e Vogël të drejtohen kah kjo kryeqendër. Sulltanët e familjes osmane si të tjerët, e kanë kuptuar rëndësinë e madhe të këtij qyteti, e kanë rrethuar dhe janë orvatur ta hapin por atëherë nuk kanë pasur fuqi dhe përgatitje. Atë e kanë rrethuar Pajaziti i Parë dhe sulltan Murati Dytë por pa sukses deri sa ka ardhur sulltan Mehmet Fatihu, i cili me dinjitet të fuqishëm, me udhëheqësi të urtë dhe me organizim të mirë gjatë rrethimit dhe me luftë ka mundur ta hapë këtë qytet dhe ta realizojë ëndërrën e kahmotshme të muslimanëve të parë që transmetohej afër njëmijë vjet.

## PËRGATITJET PËR ÇLIRIMIN E KONSTANTINOPOJËS

Sulltan Mehmet Fatihu pas ardhjes në pushtet, e ka kuptuar se nuk do të ketë stabilitet as siguri e as qetësi gjersa të jetë qyteti i Konstantinopojës, kryeqendra natyrore e shtetit të tij, në duart e të tjerëve. Lëvizjet e perandorit të shtetit bizantin, Konstantinit të Njëmbëdhjetë dhe të disa princëve e guvernatorëve në Azi të Vogël, dhe në Evropë e kanë detyruar sulltanin të shpejtojë në hapjen e këtij qyteti.

Posa e kishte pranuar sulltan Fatihu fronin, Emir Kirmani sëbashku me disa persona tjerë, janë ngritur kundër me pretekst se janë bijë të emirëve të vjetër në provincat që i kanë „okupuar" osmanlinjtë si Kermjani, Adome, Minça etj, dhe se atyre u takon ky trashëgim.

Sulltan Fatihu e ka dërguar emirin e emirëve të Anadollit, Isak Pashën për ta penguar këtë lëvizje. Pasiqë janë

befasuar Emir Kirmani dhe shokët e tij me depërtimin e papritshëm të ushtrisë, e ka lutur Kirmani Fatihun që të ngelë në fronin e tij, dhe pasiqë e kishte kapluar sulltanin një keqardhje, kishte pranuar.

Konstantini e ka shfrytëzuar rastin e depërtimit të Fatihut në Azi të Vogël për ta ndaluar lëvizjen e Emir Kirmanit dhe e ka prishur paqën që e kishin miratuar pas ardhjes së Fatihut në pushtet.[36)]

Nuk do të ishte i pabesueshëm ekzistimi i ndonjë komploti të përgatitur nga Emir Kirmani dhe perandori bizantin për ta eliminuar sulltanin osman, por sidoqoftë ky komplot ka dështuar, ashtu siç u pa me nënshtrimin e Emir Kirmanit, kurse fundi i Konstantinit është më i mjerueshëm dhe më i keq.

Pas kthimit të Fatihut në kryeqendrën e tij, Edrene, ka filluar të përgatitet për nënshtrimin e perandorit Konstantin dhe për rrethimin e Konstantinopojës, sepse shtetit të tij i kanosej rreziku vazhdimisht. Si përgatitje të parë e ka ndërtuar një kala të fortë në bregdetin evropian të Bosforit, shtatë kilometra afër Konstantinopojës, pra në pjesën më të ngushtë të grykës së Bosforit, kalanë e Rumelisë përballë kalasë tjetër që e kishte ndërtuar Pajaziti në bregdetin aziatik që quhet: "Kalaja e Anadollit".

Kështu, osmanlinjtë kanë dominuar në të dy brigjet e Bosforit, bregun evropian dhe atë aziatik me fuqitë e tyre që ishin lokalizuar mbi të dy kalatë, pengonin ardhjen e çdo ndihme në Konstantinopojë nga deti[37)], pastaj sulltan Fatihu i ka ripërtrirë kontratat e shtetit osman me Hungarinë, Serbinë, Vllahinë, Republikat e Gjenovës, Venedikut dhe Raguzës si dhe me gjenovianët që banonin në gallatë të Konstantinopojës.

Ky ishte një hap i bukur politik për ta siguruar ushtrinë osmane gjatë sulmit të Konstantinopojës.

Të gjithë kanë pranuar ripërtrirjen e atyre kontratave.

Kur e ka parë imperatori Konstantin fuqinë e madhe, përgatitjet e Fatihut për sulmin në Konstantinopojë dhe kur e ka kuptuar se nuk ka rrugëdalje pos të luftojë, ka kërkuar

ndihmë prej shteteve të Evropës, i ka shkruar papës dhe ka pranuar vendimimin e Firencës për t'i bashkuar kishat lindore dhe ato perëndimore si dhe ka lypur prej tij që sa më shpejtë të dërgojë ndihmë, por mbretërit e Evropës janë luhatur në ndihmën e perandorit për shkak të problemeve të tyre personale dhe grindjeve të tyre të brendshme. Më tepër ishin të interesuar për çështjen e Konstantinopojës: Papa, Gjenova dhe Venediku për shkaqe të tyre personale, afër njëmijë ushtarë vullnetarë të ardhur nga Spanja, Italia dhe Gjermania, pastaj 700 luftëtarë nga Gjenova nën udhëheqjen e një eprori të njohur me emër Xhovani Justinjani që e ka luajtë rolin kryesor në ndihmën e perandorit Konstantin si dhe ka qenë faktor i zgjatjes së kohës së rrethimit.[38)]

## RRETHIMI I KONSTANTINOPOJËS

Pas përfundimit të përgatitjeve, Sulltan Fatihu është nisur me ushtrinë e tij, që numronte afër 265 000 këmbësorë dhe kalorës të armatosur me pushkë dhe top të rëndë[39)] në drejtim të Konstantinopojës kurse prijës të ushtrisë, ishin teologët, dietarët dhe dervishët. Posa ka arritur para dyerve të qytetit, ka mbajtur një ligjëratë para ushtrisë (hutbe), me të cilën i ka nxitë për xhihad dhe luftë të sinqeritetë, ka lexuar ajete nga Kur'ani i famshëm dhe hadithe të pejgamberit që i përgëzon për hapjen e qytetit. Më 27, rebiul evvel 85 V / 6 prill 1453, Sulltan Fatihu ka filluar me rrethimin e Konstantinopojës pasiqë e ka forcuar dhe e ka sistemuar ushtrinë, pastaj i ka shpërndarë mjetet për rrethim, e ka vënë çdo gjë në vendin e vet dhe i ka organizuar në mënyrë më të spikatur. Flota osmane me 400 anije ka shërbyer për embargo detare të kryeqendrës edhe pse nuk ka mundur të kompletojë serinë e rrethit për shkak të vështirsive që ka hasur në limanin e Bririt të Artë sepse një numër i anijeve krishtere aty shërbenin për ta ruajtur hyrjen.[40)]

Gjatë sqarimit të planit të sulltanit për rrethimin e Konstantinopojës jemi të obliguar që të cekim shkurtimisiht pozitën e qytetit, fortifikimin e tij natyror dhe mbrojtjen e tij strategjike.

Konstantinopoja është në formë trekëndshi, rrethuar me mure të larta nga të gjitha anët, sheshi del në lindje në ujët e Bosforit, pjesa veriore në limanin e quajtur "Briri i Artë", kurse ajo jugore në detin e Marmarës. këtë trekëndësh e ndajnë nga kontinenti evropian muret perëndimore. Në këtë anë ka dy mure të larta që fillojnë prej bregdetit të Bregut të artë deri në bregdetin e detit të Marmarës, kurse muri i jashtëm ishte aq i fortë sa që mjaftonte ta mbrojë qytetin më të madh të Mesjetës.

Mes këtyre dy mureve ka shpraztira prej 60 pëllëmbësh; para murit të jashtëm ka një murë të tretë që nuk është i rrezikshëm e që quhej "Mitras". Para mitrasit ka një hendek të gjerë afër 60 pëllëmbë që luan rolin e mbrotjes së parë të qytetit të Konstantinopojës. Muri i jashtëm (i dytë) i qytetit ka shumë dyer, kurse më të rëndësishme janë vetëm tri.[41]

Sipas planit të sulltan Fatihut për rrethim, ushtria është vendosur para murit të jashtëm dhe është ndarë në tri pjesë: në pjesën e djathtë, të majtë dhe të mesme (qendrore) kurse pas pjesës qendrore sulltan Fatihu e ka vendosur shtabin e tij për mbikqyrjen e lëvizjes së ushtarëve dhe të luftës.

Konstantini ka përgatitur çdo ushtarë që mund të shërbejë për përballimin e këtij rrethimi e posaçërisht është përqëndruar në mbrojtjen e limanit të Bririt të Artë nga frika se mos depërtojnë anijet osmane, pastaj ka vënë një barikadë të madhe për mbrojtjen e shpinës së anijeve krishtere, i ka shpërndarë ushtarët e tij[42] mbi muret e Konstantinopojës, kurse vetë është vendosur në qendër, përballë ushtrisë së sulltan Fatihut.

Pasiqë osmanët e kanë përfunduar rrethimin, kanë krisur me topa në muret e Konstantinopojës duke jehuar zërat e tupanëve dhe duke e madhëruar muslimanët All-llahun. Më 18 prill muslimanët janë orvatur të depërtojnë nga mesi, kurse anijet nga Bregu i Artë, por pa sukses. Gjithashtu janë munduar të depërtojnë katër anije nga Gjenova në qytete edhepse anijet osmane janë orvatur t'i pengojnë, për t'u ndihmuar banorëve të rrethuar në qytet.

Banorët e Konstantinopojës janë gëzuar me suksesin e arritur që t'u bëjnë ballë osmanlinjve në tokë e në det, shpresat e tyre janë rritur për një përballim të tillë, sepse në fillim dukej se rezistenca do të jetë e gjatë.[43)]

Gëzimi i banorëve të Konstantinopojës nuk ka zgjatur shumë, sepse vetëm pas dy ditëve banorët e qytetit i ka habitur aksioni i shkëlqyeshëm i osmanlinjve. Sulltani me aftësitë e tij ushtarak e ka kuptuar se do ta çlirojë qytetin vetëm nëse e sulmon përnjëherë nga toka dhe nga deti, por si do të realizonte një gjë të tillë kur limanin e mbronin anijet krishtere dhe e pengonin hyrjen e anijeve osmane në lima që të mund ta sulmojnë qytetin nga ana më e dobët?

Për t'u përballuar këtyre vështirësive, Sulltan Fatihut i është kujtuar një ide e jashtzakonshme, pra, transportimi i anijeve nëpër tokë deri në Bregun e Artë. Këtë transportim e bëri për shkak se nuk kishte barikada të hekurta dhe zinxhir.

Në këtë mënyrë, Sulltan Fatihu ka mundur t'i shtyejë tetë anije osmane që i kanë tërhequr punëtorët me rrëshqitëse dhe çikrikë afër dhjetë mila.[44)]

Nëse e marrim parasysh madhësinë e anijeve, pengesat e shumta, mjetet e thjeshta dhe punën e madhe që duhej të kryhej gjatë një nate (21-22 prill 1453) atëherë do ta kuptojmë rëndësinë e kësaj ngjarje historike në atë kohë. Ky aksion ka shkaktuar frikë dhe huti në mesin e banorëve të Konstantinopojës, sidomos në mëngjesin e ditës së njëzet e dytë të prillit nga brohoritjet dhe madhërimet që i bënin All-llahut muslimanët pas hyrjes së tyre me anije në Bregun e Artë. Menjhëherë pas hyrjes së anijeve në liman, kanë filluar të gjuajnë qytetin me topa.[45)]

Në këtë mënyrë rrethimi i Konstantinopojës është plotësuar: anijet osmane në Bregun e Artë, në Detin Marmara, në hyrje të Bosforit dhe të Dardaneleve, kurse ushtria tokësore në drejtim të murit të jashtëm në anën evropiane dhe në këtë padyshim, anijet osmane e kanë pasur patjetër të konfrontohen me anijet krishtere të Bregut të Artë. Fatihu me përforcimin e sulmeve tokësore kundër mureve të qytetit i ka lodhur të rrethuarit dhe nuk i ka lënë të qetë derisa

janë lodhur shumë psikikisht për shkak të zgjatjes së rrethimit afër pesëdhjetë ditë, për shkak të mungesës së ushqimit dhe sulmeve të njëpasnjëshme.

## ÇLIRIMI I QYTETIT

Fatihu pati urdhëruar sulm të përgjithshëm nga toka dhe deti dhe në agimin e të martës, me 20 xhumadijel ula 857 / 29 maj 1453 kanë filluar të binë tupanat në të gjitha njësitet e ushtrisë osmane për të lajmëruar sulmin dhe kështu sulmi është ndërrmarë nga toka dhe deti dhe është zhvilluar një luftë shumë e rreptë në mes të dy palëve. Sulltani i ka thënë ushtrisë së tij: "Të gjitha plaçkat janë tuajat kurse mua më mjafton qyteti".[46)] Edhe pse shigjetat e mbrojtjes fluturonin rrëke, jeniçerët janë nisur në drejtim të murreve dhe për një kohë të shkurtër kanë depërtuar dhe i kanë ngulur flamujt e tyre nëpër disa kulla.Turqit osmanlinjë pastaj, kanë hypur mbi mure si tufan, i kanë hapur dyert duke e eliminuar armikun.

Perandori Konstantin gjatë frymës së fundit të tij e ka kuptuar fundin e perandorisë bizantine dhe ka vdekur nga plagët që i kishte marrë në trup.[47)]

Pas vdekjes së Konstantinit, asgjë nuk ka mundur t'i bëjë ballë sulmit të turqve osmanlinj dhe kështu kanë hyrë në qytet si ngadhnjimtarë në ditën e martë madhështore më 29 maj 1453.[48)]

Sulltani i hypur në kalë dhe i rrethuar nga burrat e mëdhenj të shtetit ka hyrë deri në mes të qytetit ku është ndalur dhe ka mbajtur një ligjeratë të famshme, me të cilën i falenderohet All-llahut, ua uron fitoren dhe ua ndalon vrasjen e plaçkitjen. Pastaj, ka zbritur prej kalit, është drejtuar kah kibla, i ka bërë sexhde All-llahut dhe i është falenderuar për fitoren dhe ngadhënjimin.[49)]

Sulltan Fatihu ka dërguar mesazhet e tij në mbarë vendet e botës islame për t'i përgëzuar me hapjen e qytetit, kurse botës islame i ka dërguar delegacione për t'ia ururar fitoren.[50)]

## NDIKIMI FAKTORIT FETAR NË ÇLIRIMIN E KONSTANTINOPOJËS

S'ka dyshim se faktori fetar ka pasur ndikim të madh në çlirimin e Konstantinopojës e veçanërisht kur dimë se posa shteti osman prej formimit të tij ka qenë islamik dhe se xhihadi në rrugë të All-llahut ka qenë simboli kryesor i depërtimit të tyre në Evropë.

Gjithashtu edhe tubimet evropiane për pengimin e zgjerimit të shtetit osman ishin kryqtare.

Pra për shkak të entuziazmit fetar të të dy palëve lufta ka marrë karakter fetar. Bizantinët e mbronin Konstantinopojën nga se ishte qendër e krishterizmit lindor kurse osmanlinjtë tentonin ta çlirojnë për ta shndërruar në qendër të islamit. Pastaj dijetarët fetarë osmanë dhe ithtarët e sekteve sufiste kanë luajtur një rol të rëndësishëm për ngritjen e ndjenjave fetare duke e përsëritur hadithin e Pejgamberit a. s.- "Do ta hapni Konstantinopojën! Emiri dhe ushtria do të jenë ndër më të mirët!".

Vetë Sulltan Mehmeti i Dytë vazhdimisht e citonte këtë hadith ditën dhe natën, gjersa është bërë simbol i ushtrisë osmane.

Çdo kush e citonte këtë hadith në atë gjuhë që e kuptonte.51)

Pastaj të cekim edhe transmetimin e Ibn Vehilit, dorëshkrimi i të cilit gjendet në duart e mija, ku thuhet se Shejh Ak Shemsudini, i cili ishte trashëgimtarë i Shejh Buhariut, tek osmanlinjtë Sulltan Muhamedit të Dytë ia ka përgëzuar fitoren dhe i ka thënë : "Do të hapet Konstanitnopoja me dëshirën e All-llahut dhe do të hynë muslimanët nga filan vendi, në filan dite të këtij viti, në kohën e zgjimit të madh..." Po ky shejh transmeton se e ka parë në ëndërr Ebu Ejub el-Ensariun es-Sahabiun[52)] duke ia caktuar vendin e varrimit të tij afër mureve të Konstantinopojës: I falenderohem All-llahut për orvatjen tuaj që më shpëtuat nga errësira e pabesimit (kufrit)".

Sulltan Mehmeti i Dytë i ka urdhëruar ushtarët osmanlinj që ta gropojnë atë vend në prezencë të shejhit dhe kanë

gjetur në varr trupin e këtij As'habi të njohur.[53] Ky zbulim ka ndikuar shumë në ngjalljen e entuziazmit shpirtëror fetar të ushtarëve osmanlinj për hapjen e Konstantinopojës, vendin për të cilin ka rënë, shehid një sahab i Pejagamberit a.s.

Edhe në anën e bizantinasve ndiheshin hymne fetare me qëllim që t'i nxisnin grekët që ta mbronin Konstantinopojën. Një prej hymneve të tilla ishte se kur do të arrijnë osmanlinjtë ngadhnjimtarë në një vend të caktuar brenda kryeqendrës, do të vijë një engjull nga qielli, dhe do ta vendojë një shpatë në dorën e një njeriut të ulur afër bustit të Konstantinit, pastaj ky njëri me një fuqi të jashtëzakonshme do t'i coptojë trupat e osmanlinjve, do t'i shndërrojë në histori dhe do të ikin deri në brendësi të Azisë.[54]

Këtë lajm e ka përgatitur një grup nga kisha lindore në krye me Xhorxh Shollariusin që ishte patriark i parë nën sundimin e shtetit osman islam. Më vonë do të shohim se këtë plan e kanë thurrur për ta penguar planin e bashkimit të Kishës së Konstantinopojës dhe Kishës së Romës dhe për ta vlerësuar më tepër turbanin e sulltanit nga kësula e papës.

Në realitet, ky lajm, ka ndikuar shumë në psikikën e bizantinasve, sepse ka shkaktuar në shpirtin e tyre dobësi, pasivitet dhe dorëzim.[55]

S'është për t'u habitur se pas kësaj ushtria osmane e ka thyer Konstantinopojën me entuziazëm të lartë islamik duke e përsëritur me zë aq të lartë thënien: "La ilahe il-lall-llah, Muhammedun Resulall-llah", sa që edhe muret e qytetit dridheshin kurse bizantinët duke e pritur në mejdan ndodhjen e mrekullisë apo zbritjen e engjullit nga qielli për t'i shpëtuar ata dhe qytetin e tyre, u janë dorëzuar si robër osmanlinj të fuqishëm.[56]

## KRYEQENDRA E RE E SHTETIT OSMAN

Pas çlirimit të Konstantinopojës, Sulltan Mehmet Fatihu e ka caktuar si kryeqendër të shtetit të tij dhe e ka quajtur - "islam bull- (shtëpia e islamit), pastaj është shënuar si Istanbul, katedralën më të madhe Aja Sofinë si

dhe disa kisha tjera i ka shndërruar në xhami. Sulltani është sjellë me banorët e Konstantinopojës me zemërgjërësi të madhe, banorëve të Gallatës u ka ofruar kushte të lehta për paqë, teologëve krishterë u ka lejuar liri të plotë fetare; në kompetencat e tyre e ka lënë çështjen e gjykatës dhe rregullimin e të drejtave civile e familjare të ithtarëve të kishës së tyre. Ka urdhëruar që të zgjidhet patriarku i tyre ku ka fituar Xhorxh Skollariusi, prijsi i partisë që kundërshtonte bashkimin e Kishës së Konstantinopojës me atë të Romës. Pas zgjedhjeve, Xhorxhi është quajtur "Genadius" dhe është respektuar tepër nga ana e Sulltan Fatihut. Sulltani gjithashtu ka lejuar grekët që kishin ikur para çlirimit të Konstantinopojës të kthehen dhe të gëzojnë liri të plotë.

Në kryeqytet janë tubuar muslimanë nga të gjitha anët e Azisë së Vogël për ta shfytëzuar pozitën e shkëlqyeshme tregtare të këtij qyteti, shteti ka caktuar vakufe dhe shërbime tjera në favor të shkencës dhe nxënësve. Stambolli pas një kohe të shkurtë është shndërruar në qendër shkencore të rëndësishme në botën Islame sepse familjet islame bënin gara në ndërtimin e spitaleve, shkollave, haneve, xhamive, punëtorive, në kurajimin e dijetarëve dhe në tubimin e mjeshtërve dhe piktorëve më të shkathtë nga viset e ndryshme të perandorisë.[57)]

## ZGJERIMI I KUFIJVE PAS ÇLIRIMIT TË KONSTANTINOPOJËS

Nuk ishte çlirimi i Konstantinopojës fund i fitoreve të Sulltan Mehmet Fatihut 24 vjeçar, kur emri i tij përsëritej çdokund në Evropë, në botën islame dhe në atë krishtere. Çlirimi i Konstantinopojës e ka entuzizmuar edhe më tepër për vazhdimin e luftës dhe zgjërimin e shtetit osman në Evropë. Kur ka vdekur Sulltan Mehmet Fatihu më 2 maj 1481, nën perandorinë osmane ishte Azia e Vogël, Greqia, pjesa më e madhe e Siujdhesës së Ballkanit, Siujdhesa e Trantos italiane. Kështu ka filluar t'i kanoset rreziku Italisë dhe mbarë Evropës.

Sulltan Fatihu pas çlirimit të Konstatinopojës e ka drejtuar ushtrinë drejt Serbisë, Bosnës dhe Hrecegovinës,

Moresë, Shqipërisë, Republikës së Gjenovës dhe Venedikut, mbretërisë së Napolit dhe ka korrur sukses në pjesën dërmuese të këtyre vendeve, e ka nënshtruar, Morenë, Serbinë, Bosnën dhe Hercegovinën, kurse në Shqipëri Skënderbeu i ka penguar sulmet e osmanlinjve në vitin 871/1467. Sulltani ka dështuar në pushtimin e Beogradit që konsiderohej si çelës natyror i Hungarisë, pastaj ka dështuar edhe në ujdhesën Rodos, që ishte qendra e kalorësve të shën Jovanit, të cilët i sulmonin prej atje anijet islame në pjesën lindore të Detit Mesdhe.

Sulltani ka pasur sukses në nënshtrimin e Gjenovës dhe qendrave tregtare në Detin Egje, në Detin e Zi dhe në Anadoll prej ku i ka vazhduar çlirimet në mbretërinë e Trabazonit romak, të Ozonit turkmen, pastaj kanë depërtuar në vendet e Venedikut. Kjo gjë i ka frikësuar venedikasit, i ka detyruar të pranojnë paqe në vitin 1479 dhe t'i paguajnë xhizje vjetore sultanit, i kanë liruar disa qytete në Algjer për të fituar liri tregtare në vendet osmane.

Dëshira e sulltan Fatihut për ta nënshtruar Italinë dhe për valimin e flamurit islam në Romë ishte shumë e madhe ashtu siç e ngriti flamurin në lindje, Konstantinopojë. Kështu ka drejtuar ushtrinë e tij në drejtim të Italisë dhe e ka çliruar qytetin Otranto të mbretërisë së Napolit në vitin 1480. Ai ka pasur për qëllim që këtë qytet ta bëjë qendër të nisjes në siujdhesë për në Romë por për shkak të vdekjes së tij më 2 maj 1481, ushtria osmane është kthyer nga Otrantoja. Evropa është gëzuar kur ka dëgjuar për vdekjen e sulltan Fatihut kurse papa ka urdhëruar të kryhet falja e falenderimit tri ditë.[58)]

## PAJAZITI I DYTË (1481-1512)

Pajaziti i Dytë ka arrdhur në sulltanat pas vdekjes së të babës së tij sulltan Muhamed Fatihut dhe pas një grindje mes tij dhe vëllaut të tij, emirit Xhem. Vëllau i tij kishte propozuar ta coptojnë perandorinë Osmane në dy pjesë: në pjesën evropiane dhe në atë aziatike, por Pajaziti që në fillim

e ka refuzuar këtë ide dhe e ka luftuar gjersa e ka mundur dhe e ka detyruar të mbështetet në sulltanin memalik të Egjiptit, Kajtebaj (në vitin 886/1481), i cili e ka lejuar përsëri ta sulmojë vëllaun e tij Pajazitin e Dytë por pa sukses. Pastaj ka ikur në tokat franceze dhe atje ka dërguar vrasës.[59)]

Pajaziti i Dytë e ka admiruar paqën, ka ndërtuar projekte të mëdha, rrugë, ura, xhami, pastaj ka dërguar ushtri nëpër shtet që ta forcojë pushtetin e tij dhe t'i pengojë kryengritjet. Polonezët janë orvatur ta sulmojne krahinën e Moldavisë por ushtria osmane u ka përballuar, bile ka dominuar mbi krejt Bosnën.

Kur ka filluar lufta në vitin 1449 kundër Venedikut, ai është nisur për sulm nga qendra e tij në Bosnjë, e posaçërisht gjatë luftës në Dallmaci. Pas tre sulmeve, Pajaziti i Dytë ka nënshkruar paqe me Venedikun në vitin 1503. Në të njejtin vit ka nënshkruar kontratë shtatëvjeçare edhe me Hungarinë, dhe kështu vendi gëzonte paqe derisa erdhi në sulltanat i biri i tij Selimi në vitin 1512 nën presionin e jeniçerëve që ishin me te, pastaj Selimi ka dërguar një njëri që e ka helmuar babën e tij, Pajazitin.[60)]

Me ardhjen e Selimit në fron, shteti Osman, ka filluar një periudhë të re, pushtimet osmane në perëndim të Evropës janë ndalur dhe popujt e lindjes janë ngritur kundër shtetit safavit në Iran dhe kundër shtetit të memalikëve në Egjipt dhe Sham.

## FUSNOTA E KAPITULLIT TE DYTË

1. Muhamed Ferid beu, fq. 41-42; Abdulazis Shennavi, vep. e cit., fq. 595,
2. Po aty, fq. 595
3. Ky është bërë më vonë ministër i parë me emër: Hajrudin Pasha, (Muhamed Ferid beu vep. e cit., fq. 42.)
4. Ibën Vekil vep. e cit., fq. 52; Kirmani, vep. e cit., fq. 299, (sipas këtyre dy burimeve, ushtria e jeniçerëve është formuar në kohën e Muratit të Parë ); gjithashtu shiko librin: Sulejman ibn Halim ibn Butrus Xhavish, Et-tuhfetus- sunnijeti fi tarihil-Konstantinijje, Bejrut 1877, fq. 10-11.
5. Ky sistem ka ekzistuar deri në ardhjen e jeniçerëve në pushtet, e kanë keqpërdorur dhe kanë shkaktuar tollovi e trazira në shtet gjersa i ka penguar Mehmeti i Dytë në vitin 1826 (1241/h).
6. Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 51; Kirmani, vep. e cit., fq. 298; Dr. Abdulazis Shenavvi, vep. e cit., fq. 594-595.
7. Muhamed Freid Beg, vep. e cit., fq. 43.
8. Vep. e cit., fq. 43-44,
9. Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 51; Kirmani, vep. e cit., fq. 298; Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 44.
10. Ibrahim Halim beu, vep. e cit., fq. 41.
11. Ibën Vekili e përshkruan kështu: "Ai qytet i madh nën të cilin rrjedhin tre lumenj: Tunaxha, Uta dhe Mezixh; dhe i takon provincës së pestë, mes tij dhe Konstantinopojës ka 95 mila". (shiko faqen 52)
12. Vep. e cit., fq. 52; Kirmani, vep. e cit., fq., 299; Ibrahim Halim Beg, vep. e cit., fq. 41- 42.
13. Po aty, fq. 41-44; Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 45-47;
14. Në burimet e vjetra arabe shkruhet: "Kusuva", "Kusu", (shiko Ibën Vekilin dhe Kirmanin)
15. Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 52-53; Kirmani, vep. e cit., fq. 299;
16. Dr. Abdulazis Shenavvi, vep. e cit., 606-607;
17. Kirmani, vep. e cit., fq. 300; Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 53.
18. Dr. Shenavvi, vep. e cit., fq. 607;

19. Kirmani, vep. e cit., Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 52;
20. Më gjërësisht shiko dy të parët: i pari fq. 300-301; i dyti 53-54;
21. Muhamed Ferid beu. vep. e cit., fq. 48-49;
22. Vep. e cit., fq. 49-50;
23. Në literaturën arabe ai quhet "tekevvur". Shiko: Kirmani, fq. 301; Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 54;
24. Në burmit e cekura më lartë, i pari fq. 301; i dyti 54;
25. Dr. Shenavvi, fq. 621-622,
26. Kirmani, vep. e cit., fq. 301-302; Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 54;
27. Po aty, burimi i parë fq. 302-302; i dyti fq. 54; Dr. Abdulazis Shenavvi, fq. 622;
28. Më gjërësisht shih: Ibrahim be Halim, vep. e cit., fq. 50-51; Muhammed Ferid beu, vep. e cit., fq. 51-52;
29. Sipas disa historianëve, Mustafa nuk ka qenë axha i Muratit të Dytë, por një individ tjetër që e ka falsifikuar rrjedhën dhe personalitetin e tij dhe se është mbytur në Ankara gjatë luftërave qytetarëve mes vëllezërve dhe fëmijëve të Pajazitit. (Shih Dr. Shenavvi, vep. e cit., në marginën e faqes 624.)
30. Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 54, 55, 56; Shenavvi, fq. 624-626;
31. Po aty, fq. 626-630;
32. Muhamed Ferid Beg, fq. 56-58; Ibrahim be Halim, fq. 58-62; Dr. Abdulazis Shenavvi; 630-635;
33. Shteti bizantin gjtithashtu quhet edhe sipas emrit të vjetër të kryeqytetit "Bizanta"; pastaj shteti i romakëve. Emrin romak e ka cekur edhe Kur'ani në kaptinën "RUM-GULIBETIR-RUM".
34. Sulejman Ibën Halil ibën Butrus Xhavish; Et-tuhfetus-sunnijjetu fi tarhil-Konstantinijje, fq. 5-10,
35. Shih Dr. Shennavi, fq. 638-639; Dr. Muhamed Kemal Dessuki, vep. e cit., fq. 33-34;
36. Ibrahim be Halim; vep. e cit., fq. 63-64; Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 85-89; Dr. Muhammed Kemal Dessuki, vep. e cit., fq. 35,
37. Ibën Vekil, fq. 56; Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 59;
38. Dr. Muhammed Kemal Dessuki, fq. 37-38;
39. Atë e ka ndërtuar njëri prej dy ushtarëve inxhinjer që thirrej: "Orban", i ka shërbyer imperatorit bizantin dhe pasiqë nuk i ka paguar rrogë, ka shkuar në shërbim të sulltanit, i cili i ka dhuruar shumë dhurata; (Dr. Shenavvi, vep. e cit., fq. 643)
40. Ibën Vekil, fq. 56;

41. Sulejman ibën Halil ibën Xhavish, vep. e cit., fq. 35, 31; Eduard Gibon: "Dobësimi dhe rrëzimi i Imperatorisë Romake, (tre vëllime) e përkthyer në arabisht Muhamed Selim Salim; Kajro, 1969, fq. 345,
42. Numri i qytetarëve që kishin të drejtë armatimi ishte afër 35 000, kurse për mbrojtje ishin paraqitur vetëm 4 000 nga Gjenova dhe 1 900 nga popujt e tjerë, pastaj disa vullnetarë tjerë nga Evropa sa që numri i përgjithshëm ishte mes 8 000 dhe 9 000. Flota përbëhej prej 23 anijeve greke, 6 të huaja; Shih Dr. Shenavvi, fq. 643-644)
43. Edvard Gibon, vep. e cit., fq. 349-351;
44. Ibën Vekil, fq. 57; Edvard Gibon, fq. 352-353; Dr. Shenavvi, fq. 644;
45. Vep. e cit., fq. 57;
46. Vep. e cit., fq. 57;
47. Giboni thotë se perandori Konstantin para vdekjes u ka thënë turqëve: "A nuk ka asnjë të krishterë të ma presë kokën?", për shkak të frikës që mos të bie i gjallë në duart e turqëve, fq. 361-362,
48. Dr. Shenavvi, fq. 647-648;
49. Muhamed Ferid beu, fq. 61,
50. Ibën Vekil, fq. 57, Ibën Ijjas, fq. 44, 54, 122, 132,
51. Dr. Shenavvi, fq. 644-645;
52. Ibën Ejubi ishte komandant i ushtrisë, e cila para tetë shekujsh, në krye të ushtrisë emevite, nën udhëheqjen e Jezid ibn Muaviut ishte nisur për ta çliruar Konstantinopojën në vitin 504/670, në kohën e Halifit Muavije ibn Sufjan. Ebu Ejub Ensari është vrarë gjatë operacioneve rrethuese dhe është varrosur jashtë Konstantinopojës afër mureve.
53. Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 57-58,
54. Eduard Gibon, vep. e cit., fq. 363,
55. Dr. Shenavvi, fq. 649-647;
56. Po aty, fq. 647-648
57. Muhamed Ferid beu, vep. e cit., fq. 61, 67; Dr. Muahmed Kemal Dessuki, vep. e cit., fq. 43-46;
58. Muhamed Ferid beu, fq. 61, 67; Ibrahim be Halim, fq. 64-67; Më gjërësisht rreth këtyre luftërave shih Dr. Shenavvi, fq. 655-669;
59. Ibën Vekil, fq. 59,60; Sir William Muir, Tarih deuletil-memalik fi Misër, përkthyen në arabisht: Mahmud Abidin dhe Selim Hasan; botimi i parë, Kajro, 1342/1923, fq. 160;
60. Ibën Vekil, vep. e cit., fq. 59, 60, 61, Muhamed Ferid beu, fq. 68-73;

# BOTA ARABE NËN SUNDIMIN OSMAN

## BOTA ARABE - ISLAME NË FILLIM TË DEPËRTIMEVE OSMANE

Gjatë shekullit të dhjetë hixhrij apo gjatë shekullit të gjashtëmbëdhjetë në botën islame ekzistonin tri shtete të mëdha:

**Shteti Safavit** është formuar në Persi me princip fetar dhe kombëtar, kurse Shah Ismail Safavi (1500-1524) është themeluesi kryesor i këtij shteti. Ky ka pasur për qëllim të formojë në Iran shtet të pavarur shiit dhe ta përhap shiizmin gjersa të dominojë në pjesën dërmuese të botës islame. Pastaj është drejtuar në Irak ku, për shkak të trazirave të mëdhaja në vitin 1508 në Bagdad.[1] nuk ka mundur t'i shndërrojë banorët e Irakut në shiitë. Dhe kështu, për shkak të terrorit, fuqitë e tjera islame kanë kërkuar ndihmë për t'i shpëtuar nga terrori safavit. Shteti Osman ishte në plan të parë për të luajtur një rol të tillë.[2]

**Shteti Osman** që e formuan turqit si imaret të vogël në Anadoll (Azi të Vogël) që prej shek. XIII, u drejtua nga imaratet turke joosmane në Anadoll dhe nga pasuritë e shtetit bizantin në Anadoll dhe Ballkan, posaçërisht pas rrënies së Konstatinpojës në duart e Sulltan Mehmet Fatihut në vitin 1453 dhe shndërrimit të tij në kryeqendër me emrin „Islamboll“ (shtëpia e islamit). Përhapja e osmanlinjve në Ballkan, dhe në lumin Danub ka shkaktuar rrezik për Evropën gjersa në botën e politikës evropiane është përhapur sindromi „çështja lindore“, që do të thotë: mbrojtja e Evropës nga rreziku i osmanlinjve. Por, koncepcioni i çështjes lindore

është ndryshuar edhe më tepër pas dobësimit të shtetit osman pra: „dëbimi i osmanlinjve nga Evropa dhe ndarja e pasurisë së tyre në mes shteteve të mëdha evropiane".

Me dukjen e safavitëve, shteti osman e ka drejtuar aktivitetin luftarak kah lindja ku edhe kanë luftuar. Sulltani i shtetit osman, Selimi i Parë, e ka mundur shahun e shtetit safavit, Ismail Safaviun në vendin „Çaldiran" (gusht, 1514) dhe ka hyrë në kryeqendrën e shtetit safavit, Tibriz, por e ka lëshuar atë për shkak të thatësisë së madhe, furnizimit të pakët, dhe vonimit të arritjes së ndihmave me karavanë.[3] Pasi që e ka kuptuar Sulejmani rrezikun që i kanosej shtetit osman nga shtetit memalik në Egjipt, është nisur për në Sham që ta rregullojë çështjen e memalikëve dhe është konfrontuar me shtetin e memalikëve në Egjipt.

**Shteti i Memalikëve në Egjipt** (shteti i memalikëve të pallatit) sundonte në Egjipt, në Sham, në Hixhas dhe në Jemem. Qytetërimi islam është zhvilluar shumë gjatë mesjetës në Egjipt për shkak të tregtisë mes lindjes dhe perëndimit nëpërmes rrugëve të vendeve arabe mirëpo të ardhurat e shtetit janë dobësuar pas zbulimit të rrugës së „Kepit të shpresës së mirë" deri në Hindi në vitin 1498 nga ana e portugezëve që t'a shkatërrojnë tregtinë dhe fuqinë e muslimanëve në detërat lindore. Portugezët menjëherë i kishin okupuar qendrat fortifikuese në hyrje të këtyre detrave gjersa t'u lehtësohet rrethimi i arabëve dhe dëbimi i tyre nga mejdani i tregtisë lindore, si p.sh. nga ujdhesa e Sahotrës afër hyrjes në Detin e Kuq, ujdhesa Hermez, pastaj nga hyrja në gjirin arab.

Ky ndryshim tregtar me karakter kryqtar kishte ndihmuar tepër në shtetin memalik sepse portugezët punonin për t'i shkatëruar fuqitë islame në Hindi për të depërtuar në Hixhaz nëpërmjet Detit të Kuq. Portugezët për ta realizuar një shkatërrim të tillë, kanë bërë kontratë me etiopianët.

Egjipti ka bërë orvatje ushtarake në mënyrë të shkëlqyeshme për ta penguar aktivitetin portugez në detërat lindore por pa sukses. Kështu, portugezët e kanë forcuar edhe më tepër pritën, kanë monopolizuar tregtinë lindore dhe kanë bërë presion mbi fuqitë islame dhe arabe në ato vende.[4]

Kështu, lindja arabe, është ballafaquar me një gjendje të rrezikshme gjatë viteve të para të shekullit të gjashtëmbëdhjetë: me presionin safavit iranian për shkaqe të politikës doktrionore (sekte shiite) në një anë dhe presionin portugez për ta penguar lindjen arabe nga të ardhurat më të rëndësishme tregtare-aktivitetet në tregtinë e lindjes janë bërë në anën tjetër.

MAGRIBI ARAB (PERËNDIMI ARAB) është formuar pas shkatërimit të shtetit të muvehidinëve në vitin 1261, afër tre vjet pas rrënies së Bagdadit, që i bashkonte arabët e perëndimit prej Barkës deri në Oqeanin Atlantik në një unitet politik. Pra, pas shkatërrimit të këtij shteti, janë formuar shtete të vogla e të përçara në mes veti, gjë që u ka dhënë shkas shteteve evropiane për t'u përballuar në Detin Mesdhe, si psh: Gjenovës, Venedikut, Maltës, imarateve të të krishterëve në Andaluzi (Spanjë) që i dëbonin muslimanët, të cilët kishin ngelur aty pas rrënies së qendrës së muslimanëve në Andaluzi, spanjollët i kanë transferuar ato luftëra kryqtare në veri të Afrikës dhe kanë filluar t'i okupojnë vendet më të rëndësishme arabe. Spanjollët e kanë okupuar Tripolin e Libisë në vitin 1510 të cilin e kanë pasur si shtab kryesor për intervenime ushtarake në Detin Mesdhe afër 20 vjet. Spanjollët gjithashtu e kanë sulmuar shumë Tunisin, ku sundonte familja e Hafsit, pastaj i kanë bërë presion Algjerit dhe janë orvatur ta okupojnë në vitin 1516 por pa sukses për shkak të rezistencës algjeriane nën udhëheqjen e Aruxh Berberiusit, pastaj edhe Marokoja (Magribi i Largët) nuk u është dorëzuar sulmeve të shpeshta të spanjollëve dhe portugezëve.

Formimi i shtetit të saditëve me principe fetare dhe kombëtare i ka përfunduar këto sulme në mënyrë të përhershme, ia ka mundësuar Marokos të jetojë si shtet i pavarur dhe i ka obliguar osmanlinjtë, të cilët dominonin deri në perëndim të Detit Mesdhe, që ta respektojnë pavarësinë e tyre.

Bota arabe, si në lindje ashtu edhe në perëndim, ballafaqohej me probleme që ishin deridiku të ngjajshme për shkak të armiqësisë së portugezëve dhe spanjolëve kundër

vendeve të tyre, gjë që i shtyri turqit osmanlinj t'i bëjnë rezistencë kësaj armiqësie dhe vendet arabe t'ia bashkangjesin shtetit të tyre.[5)]

## OSMANLINJTË NË DREJTIM TË LINDJES

Mendimet e hulumtuese rreth shkakut të ndërmarrjeve të Sulltan Selimit drejt lindjes dhe braktisjes së një aksioni të tillë në Evropë janë të ndryshme. Disa prej tyre mendojnë se aty më ishin ngopur në Evropë, mirëpo kjo ide refuzohet për shkak se i biri i tij, sulltan Sulejman Kanuni, përsëri është nisur në Evropë për zgjerimin e kufijve, ndërsa, sipas disa të tjerëve, ata dëshironin ta mbronin lindjen arabe islame nga rreziku portugez kolonialist kryqtar që kishte për qëllim shkatërrimin e aktivitetit tregtar arab-islam në detërat e Lindjes. Vlen të ceket se arritja e osmanlinjve në Jemen dhe në jug të Siujdhesës Arabe për t'u përballuar portugezëve dhe shndërrimi i Detit të Kuq në det të pastër islam kanë qenë operacione mbrojtëse dhe preventive, sepse pas arrtijes së tyre në ato vende kanë qenë të obliguar t'i mbrojnë ngase janë bërë pronë e tyre.

Ka edhe një mendim të tretë ku thuhet se osmanlinjtë janë drejtuar kah lindja për shkak të dëshirës së Sulltan Selimit për ta nënshtruar botën arabe-islame dhe vendet e shenjta islame dhe për ta formuar një shtet me ngjyrë të pastër islame sunnite përballë Evropës krishtere në një anë, dhe përballë shtetit safavit – shiit, në anën tjetër.[6)]

Këtu mund të thuhet se Sulltan Selimi edhe pse kishte sukses në një aksion të tillë, ai nuk e kishte paraparë një gjë të tillë për në lindje sepse shumë ngjarje kanë ndodhur pa planifikim. Është e vërtetë historike se Sulltan Selimi kur ka shkuar t'i luftojë memalikët në Sham, nuk ka menduar seriozisht për pushtimin e Egjiptit por vetëm t'i edukojë për shkak se ata i pengonin karavanit që vishin me ndihma gjatë operacioneve të tij luftarake kundër safavitëve.[7)] Këtë e argumenton pas disfatës së memalikëve, sepse i ka mjaftuar vetëm pjesa veriore e Shamit duke ua lënë atyre Egjiptin dhe pjesët e tjera të Shamit. Memalikët e kanë refuzuar një

afrim të tillë, bile edhe e kanë nxitur Hajribeu Vexhan Berda el Gazaliun kundër sulltanit, dhe kështu sulltani ka hyrë në Egjipt. Biseda e sulltan Selimit me Tomanbeun pas disfatës së fundit argumenton këtë mendim: „O Tomanbe... të paraqitem nga Shami që të ligjërosh dhe të veprosh në emër timin. Ti je në pushtetin e Egjiptit e unë të mbroj shpinën dhe të ndihmoj kundër mbretërve tjerë mbi tokë, kurse ti e refuzove një gjë të tillë... Pasha All-llahun, qëllimi im nuk ishte që të të dëmtoj sepse vendosa të kthehem nga Halebi dhe sikur të më respektoje dhe të punoje në emrin tim nuk do të vija e as nuk do ta shkelja tokën tënde".[8]

Ekziston edhe një argument tjetër: keqësimi i rezistencës popullore egjiptase nën udhëheqjen e Tomanbeut kundër osmanlinjve pas ngjares së Rejdanijes (janar, 1517). Edhe pse ushtria osmane ka pësuar humbje të mëdha, Sulltan Selimi është penduar shumë për ardhjen e tij në Egjipt ngase Behair beu, e ka nxitur të shkojë atje.[9)]

Komentimi më i logjkshëm i aktiviteteve të Sulltan Selimit dhe i drejtimit të tij kah Damasku është se ngjarjet që ndodhnin atëherë në atë vend ia kanë imponuar një aksion të tillë luftarak sepse shteti i tij kufizohej në lindje me dy shtete islame (shteti safavit në Persi dhe shteti i memalikëve në Egjipt dhe në Sham), që ishin të rrezikshëm për shtetin e tij dhe se konfrontimi me ta ishte i pashmangshëm. Shteti safavit, që ishte i formuar në principe kombëtare e fetare, tentonte përhapjen e doktrinës shiite trazuese e njohur si „Kazël basha" apo koka e kuqe dhe për këtë shkak ishte gjë e natyrshme që shteti sunnit osman ta rezistojë këtë depërtim shiit që i kërcnohej politikisht dhe fetarisht. Sulltan Selimi është nisur për në Irak e pastaj për në Persi, ku e ka mundur Shah Ismail Safaviun në vendin Çaldiran (1514), ka hyrë në kryqendrën Tibriz dhe më vonë, pas qetësimit të gjendjes është kthyer në kryeqendrën e tij. Vlen të ceket edhe një sukses tjetër në këtë luftë se shteti osman pas dominimit në disa vise të safavitëve, është fqinjëzuar me shtetin e memalikëve në Sham dhe, për shkak të armiqësisë të mëhershme të këtyre dy shteteve, kanë ndodhur luftëra ndërmjet tyre.[10)]

## LUFTA OSMANE NË BOTËN ARABE

### *SHAMI DHE EGJIPTI*

Marrëdhëniet ndërmjet shtetit të ri osman dhe atij memalik ishin të luhatshme, lidhjet e mira të tyre fqinjësore ndonjëherë ishin aq solide sa që ndronin mes veti dhurata dhe përshëndeteshin gjatë fitoreve ushtarake kurse ndonjëherë lindnin grindje dhe përçarje që i shpienin në konfrontime ushtarake.[11)]

Armiqësia ndërmjet këtyre dy shteteve në kohën e sulltan Kanesoh Gouri dhe bashkëkohanikut të tij Sulltan Selimit të Dytë kishte arritur në një shkallë të lartë sa që të dyve u kërcënohej një konfrontim definitiv. Shkaqet e armiqësisë ishin këto: mosmarrëveshja midis të dy shteteve përshkak të kufijve, nxitja e disa emirëve osman, të cilët kishin hikur nga Sulltan Selimi dhe ishin strehuar në shtetin e memalikëve për të shkaktuar tollovi e trazira brenda shtetit osman dhe qëndrimi jo i mirë i memalikëve ndaj osmanlinjve gjatë luftës me safavitët. Memalikët nuk janë sjellur me urtësi në atë moment sepse nuk kanë pasur qëndrim indiferent ndaj të dy palëve konfrontuese bile as që kanë pasur qëllim të sinqertë ndaj safavitëve gjatë depërtimit të shtetit osman nëpër vendet persiane, që sëbashku t'i ndiqnin osmanlinjtë dhe t'i shtynin në kurthë, shteti safavit para kurse ai i memalikëve pas dhe t'ua pritnin rrugën e kthimit dhe t'i zhduknin. Një gjë e tillë nuk ka ndodhur, kurse memalikët u kanë ofruar safavitëve ndihmë formale dhe ate duke i penguar dhuratat që ishin të dërguara prej Hindi për në Stamboll, si dhe karavanet që i sjellnin ndihma ushtrisë osmane. Për këtë shkak, Sulltan Selimi, pasi që e ka ndierë rrezikun nga shteti memalik ka vendosur të hakmerret gjatë kthimit të tij pas fitores kundër safavitëve dhe pas hyrjes në kryeqendrën e tyre Tibriz. Sulltan Selimi i ka pushtuar së pari vendet që ishin në mes të dy shteteve në pjesën lindore të Shamit dhe në atë perëndimore të Eufratit për t'u afruar sa më tepër me shtetin e memalikëve në atë zonë.

Lufta mes dy shteteve kishte filluar pas acarimit të gjendjes ngase orvatjet për paqje kishin dështuar.

Osmanlinjtë, pas dështimit të përpjekjeve (orvatjeve) paqesore, plotësisht e kanë shkatërruar ushtrinë e memalikëve në vendin Merexh Dabik, në veri të Halepit (25 Rexhep 922/24 gusht 1516), kurse trupi i sulltanit të memalikëve ka rrënë nga kali dhe është përzier me mijëra kufoma tjerë. Thuhet se disa, ithtarë të tij, pasiqë e kanë parë se si bie në tokë, ia kanë prerë kokën dhe e ia kanë gjuajtur në pus që të mos e njehë„ armiku" e t'ia presë kokën dhe të shëtisë me të nëpër krejt vendet osmane.[12]

Pas disfatës së memalikëve në Merexh Dabik, Selimi e ka zgjedhur horizontin e operiacioneve, lehtë ka dominuar edhe nëpër qytetet e mëdha të Shamit: Halep, Hama, Hums dhe Damask, të gjithë emirët i kanë treguar lojalitet shtetit të ri dhe kanë ligjeruar në emër të Selimit në Xhaminë Emevite. Më vonë, Sulltan Selimi i ka parashtruar paqje Osmanbeut, sulltanit të ri të Egjiptit me kusht që ta pranojë atë dhe pushtetin osman, kurse Tomanbeu ka refuzuar. Emirët memalikë, pasiqë kishin vendosur të luftojnë, e kishin vrarë delegatin e Selimit dhe për këtë shkak Selimi është takuar me pjesën e parë të ushtrisë së memalikëve në Gaza ku memalikët pësojnë disfatë, pastaj Selimi ka depërtuar në Kajro me ushtrinë osmane pas disfatës së memalikeve në vendin Rejdamije (29 dhulhuxhuxhe 922 / 22 janar 1513).[13]

Sulltan Osmanbeu nuk është dorzuar por i ka tubuar ithtarët e tij dhe i ka organizuar për rezistencë. Ai i ka kundërshtuar osmanlinjtë një kohë të gjatë me entuziazëm dhe energji të madhe. Të dy ushtritë kanë luftuar shumë në Bollak Sulejbe, Xhize dhe në vende tjera dhe për shkak të rëndësisë së madhe të këtyre ngjarjeve, nëpër këto vende janë thurrur tregime, legjenda dhe epe ushtarake për nder të memalikëve që e mbrojnë Egjiptin, Tomanbeun e kanë tradhëtuar disa nga Arbani dhe nga Gazala. Pas disfatës së tij në Verdan (10 Rebiul evvl 923) ai është strehuar te shoku i tij. Hasan ebu Mer'a shoku i Arbumit, por ai ia ka dorëzuar Sulltan Selimit.

Sulltani e ka varur në derën e Zuvejlës, ditën e hënë të 21 Rebiul-evvelit 923 / 23 prill 1517 dhe kështu ka përfunduar shteti i memalikëve dhe ka kaluar prej skenës teatrale historike në veprat historike.[14]

*HIXHAZI*

Pas hyrjes së Hixhazit nën pushtetin osman, guvernatori i Mekes menjëherë e ka pranuar legjimitetin e osmanlinjve për t'i ruajtur lidhjet ekonomike të Hixhazit dhe Egjiptit dhe i ka dërguar urime dhe çeleset e Haremejnit me anë të birit të tij në Kajro, kurse Sulltan Selimi i ka dërguar autorizimin e plotë të djalit të tij. Ky autorizim është lejuar në Meke në emër të Selimit kurse shteti osman e ka respektuar Meken ashtu siç e kanë respektuar memalikët.

Osmanlinjtë janë shpërndarë në Hixhaz, kanë dalur në detin e Kuq, janë orvatur të dominojnë në krejt Jemenin dhe ta shpëtojnë këtë det prej rrezikut portugez që vinte nga Oqeani Indian. Pas depërtimit të tyre në bregdet janë obliguar të mbrojnë territorin, nderin dhe interesin e tyre.[15)]

Pastaj osmanlinjtë kanë depërtuar në lindje, perëndim dhe jug të vendeve arabe aq shpejt sa që ende pa kaluar 40 vjet nga ngjarja e Merexh Dabikit në vitin 1516, kanë dominuar në krejt botën arabe prej Marokos (Magribit të largët) në një anë dhe brendësisë së Siujdhesës Arabe në anën tjetër.[16)]

*JEMENI*

Osmanlinjtë janë nisur për në Jemen pasi e nënshtruan Hixhazin dhe janë orvatur që të depërtojnë në fillim me paqe, me caktimin e Iskender Çerbezit si guvernator, ashtu siç ndodhte në kohën e Memalikëve, por kontinuiteti i grindjes mes udhëheqësve çerkez në Jemen ka shkaktuar tronditjen e autoritetit osman andaj ata filluan të përgatisin sulm nën udhëheqjen e Sulejman Pashë Hadimit në vitin 1538. Ata kanë hyrë në Aden kurse guvernatori Amir ibn Daud Tahiri, i cili ishte në kundërshtim me imamin e Zejdijve në Jemen u ka shprehur mirëseardhje. Osmanlinjtë patën sukses në Aden por jo edhe me imamin e Zejdijeve.

Më vonë, edhe pse arritën të kuptohen me imamin në vitin 1551 dhe të sigurojnë fuqinë e tyre në bregdetin lindor të Afrikës, grindja mes osomanlinjve dhe zejdijve filloi përsëri përshkak të keqësimit të pushtetit osman. Kështu, Ze-

jditë, i kanë dëbuar ata nga Adana dhe nga shumë vise tjera të Jemenit, por ky aksion i ka detyruar osmanlinjtë të përgatisin sulm të madh për kthimin e Jemenit nën udhëheqjen e Sinan Pashës (1568-1569). Sinan Pasha jo vetëm që ka hyrë përsëri në Adan por edhe ka zhvilluar luftra të rrepta me zejditë derisa kanë përfunduar me një kontratë, ku është vendosur që imami të sundojë por me kusht që ta pranojë autoritetin osman.

Grindja përsëri ka lindur, Zejditë kanë pasur sukses në çlirimin e San'as Adanas dhe Teuzit dhe i kanë dëbuar krejtësisht osmanlinjtë nga Jemeni në vitin 1636. Edhe pse osmanlinjtë janë kthyer përsëri në Jemen, nuk kanë qenë të qetë dhe stabil për shkak të trazirave dhe kryengritjeve të pandërprera.[17)]

*GJIRI ARAB*

Sulmet osmane detare prej gjirit arab kundër portugezëve në detërat lindore kanë vazhduar pandërprerë, e kanë çliruar një pjesë të gjirit prej portugezëve, kanë dominuar në Aman, Ihsa, Bahrejn, Kuvajt por vetëm formalisht sepse emirët dhe prijësit arab i kanë gëzuar pavarësitë e tyre.

Osmanlinjtë, pas kalimit të tyre në detërat lindorë, janë konfrontuar me portugezët. Sulltan Sulejman Kanuni (1520-1566) ka arritur gjer në bregdetin e Hindisë por në fund ka pësuar disfatë. Kështu, osmanlinjtë kanë dështuar në shkatërrimin e fuqisë portugeze në detërat lindorë.[18)]

*IRAKU*

Osmanlinjtë kanë sunduar në vendet perëndimore të Irakut (Kurdistan, Dijar Bekër dhe Mosul) pas fitoreve të tyre kundër safavitëve në Çaldiran (gusht, 1514), siç theksuam më parë, kurse pjesa jugore dhe e mesme e Irakut kanë ngelur nën dominimin iranian deri në kohën e Sulltan Sulejman Kanunit, i cili me ushtrinë që e ka udhëhequr vetë, e ka shuajtur kryengrjtjen e disa emirëve të kufirit që bashkëpunonin me Shahin e Persisë, pastaj e ka marrë Ti-

brizin dhe e ka lënë nën mbrojtjen osmane, pastaj ka vazhduar dhe e ka marrë edhe Bagdatin në vitin 1534; Sulltani osman ka qëndruar në Bagdad katër muaj, e ka rregulluar administratën e brendshme, i ka vizituar varret e imamëve shiitë dhe varrin e Ali Ebi Talibit në Nexhef dhe varrin e birit të tij Husejnit, në Kerbela.[19)]

Para se të largohet nga Iraku, guvernatori arab i Basrës ia ka dërguar Sulejmanit përmes të birit të tij, Rashidit, çelësat e Basrës si shenjë lojaliteti dhe kështu me hyrjen e Basrës në suazat e teritorit osman, veriu dhe lindja e Irakut kanë hyrë nën pushtet osman.[20)]

Iranianët gjatë kohës së Shah Abasit kanë mundur të hyjnë në Bagdad në bashkëpunim me shefin e policisë së Bagdatit, që ishte ngritur kundër guvernatorit, të cilin e kishte vrarë dhe qytetin ua kishte dorëzuar iranezëve. Sulltan Murati i Katërt kishte dërguar disa herë ushtri për t'ia kthyer Bagdatin por pa kurrfarë suksesi. Kështu, me një ushtri të madhe që e udhëheqte vetë ai, e ktheu kryeqendrën e Rashidit pas një rrethimi prej afër 40 ditësh (15 nëntor-25 dhjetor 1638).[21)]

Grindja mes Iranit dhe shtetit osman ka përfunduar në vitin 1747, kur Iraku ka rënë krejtësisht nën pushtetin osman.[22)]

### *MAGRIBI ARAB (LIBIA, TUNISI DHE ALGJERI)*

Në lidhje me Magribin Arab, mund të cekim një të vërtetë të rëndësishme se format dhe mënyrat e zgjerimit osman në Magrib ndryshojnë prej atyre në Lindje. Zgjerimi osman në lindje realizohej në formë të luftës ushtarake me metoda të vrasjes dhe të shkatërrimit për të zgjatur pushtetin dhe autoritetin e vet dhe në bazë të kësaj forme osmanlinjtë quheshin pushtues të fuqishëm dhe kokëfortë siç ishte rasti në Egjipt, kurse në Magribin Arab vërejmë se dominimi osman realizohej në një formë krejtsisht tjetër. Turqit osmanlinj janë pritur me mirëseardhje bile vetë populli i Magribit i ka thirrur ata ngase Spanja ishte ndarë politikisht pas rrënies së Granadës, qendrës së fundit islame në Andaluzi, në

vitin 1492. Spanjollët nuk u kënaqën vetëm me dëbimin e muslimanëve nga Spanja ose me likuidimin ose me krishterizimin e tyre por i kanë ndjekur edhe në det, i kanë vrarë meshkujt dhe i kanë prerë barqet e grave, ua kanë marrë teshat muslimanëve bile piratët spanjollë e kanë tejkaluar kufirin aq shumë sa që i kanë sulmuar limanet e bregdetit të Afrikës Veriore dhe i kanë pushtuar disa fortifikata. Udhëheqësi i Algjerit, për t'u bërë rezistencë, ka kërkuar ndihmë prej dy vëllezërve – Aruxhit dhe Hajrudinit – që kishin formuar provincë të pavarur në ujdhesën e Xherbës dhe që kishin formuar qendër ushtarake për tubimin e vullnetarëve dhe anijeve për t'i dëbuar spanjollët.

Aruxhi e rëzon udhëheqësin e Algjerit dhe e merr pozitën e tij por së shpejti vdes në një luftë kundër spanjollëve. Atë e zëvendëson vëllau i tij më i vogël, Hajrudini i njohur me emrin: Barbarosa apo „Mjekërkuqi" (këta vëllezër kanë qenë shqiptar). Edhe pse Barbarosa ishte përpjekur shumë t'u rezistojë spanjollëve, nuk kishte pasur sukses, dhe kështu kishte kërkuar ndihmë prej sulltanit osman i cili menjëherë i ishte përgjigjur, bile edhe e kishte titulluar me „Beu i Bejlerëve të Afrikës", e kishte caktuar si komandant të flotës osmane në perëndim të Detit Mesdhe. Dhe kështu, me ndihmat e mëdha që vinin nga osmanlinjtë, Barbarosa i dëbon spanjollët nga kalaja bregdetare „Benuni", Bizerta, pastaj nga Tunisi ku ishte udhëheqës patrioti Meula Hasani, mirëpo me ndihmat evropiane e rikthejnë Tunisin pas një kohe.

Pas vdekjes së Barbarosës, trashëgimtari i tij Draguthi, ka mundur ta çlirojë Tripolin dhe t'i dëbojë kalorësit e Shën Jovanit në vitin 1551 kurse në Tunis një kohë të gjatë një herë qëndronin osmanlinjtë, herën tjetër spanjollët, derisa mundi Sinan Pasha ta çlirojë nga kolonializmi spanjoll dhe ta shkatërrojë shtetin e Hafsëve krejtësisht në vitin 1574.[23)]

Kështu, krejt Afrika Veriore pos Magribit të largët (Marokos) bie nën perandorinë osmane.

## NATYRA E MARRËDHËNIEVE ARABO-TURKE

Depërtimet osmane dhe dominimi politik i tyre mbi vendet arabe, dhe arritja e tyre deri në detërat lindor i ka obliguar t'i mbrojnë territoret e tyre në këto vende nga rreziku portugez që vinte prej Oqeanit Indian, ashtu siç pamë, shteti osman ka marrë ngjyrë arabe, që nuk e ka pasur më parë sepse numrin më të madh e përbënin arabët, pastaj natyra islame e shtetit pas bashkanngjitjes së vendeve të shenjta me perandorinë dhe transferimi i hilafetit islam në familjen e Othmanit rezultojnë udhëheqësinë e tyre në botën islame.

Rreth natyrës së marrëdhënieve arabe-turke-osmane ekzistojnë dy të vërteta të rëndësishme: e vërteta e parë është se turqit osmanlinj pas dominimit politik dhe ushtarak në vendet arabe, e kanë ruajtur strukturën shoqërore dhe ekonomike që mbizotëronte në atë vend edhe para hyrjes së tyre, edhe pse i kundërvihej pushtetit osman në vendet e posaçliruara[24] dhe janë përqëndruar vetëm në dominimin ushtarak dhe politik, popujve ua kanë lënë institucionet e tyre, lirinë e gjuhës, traditës dhe zakoneve.

Prof. Muhammed Shefik Gjirbal pohon se hulumtuesit zakonisht çdo gjë të keqe që u ka ndodhur arabëve, ia mveshin nënshtrimit të tyre pushtetit osman, kurse në realitet, për sa i përket Egjiptit dhe Sirisë, shohim se ndryshimi i këtyre vendeve nuk është nga ndikimi i pushtimit osman sepse osmanlinjtë nuk kanë ndikuar në faktorët themelor të shoqërisë por kanë ngelur ashtu siç kanë qenë bujqit, beduinët, zejtarët, tregtarët, dijetarët, ushtarët dhe autoritetet kanë ngelur ashtu siç kanë qenë, gjithashtu edhe sistemi i tatimeve nuk ka ndryshuar, ngjarjet kanë qenë të njëjta si dhe ideja më e lartë ka qenë ajo që ishte më parë".[25] Edhe pse dallimet mes Egjiptit dhe Shamit ishin të mëdha, shteti osman e ka ruajtur unitetin administrativ të Egjiptit, e kishte bërë një vilajet prej veriut deri në jug ku sundonte një pashë i caktuar nga sulltani. Vendet e Shamit administrativisht ishin të ndarë në shumë vilajete që nga hyrja e osmanlinjve. Këto ndarje ndryshonin sipas nevpjës kështu që Siria, në fillim të shek. XIX ishte e ndarë në katër vilajete që quheshin sipas emrave të kryeqyteteve të tyre: Halepi,

Damasku, Tripoli dhe Sajda edhe pse Akka ishte kryeqytet i vërtetë i vilajetit të Sajdas.[26]

Turqit osmanlinj gjithashtu u kanë lënë liri të plotë fetare, i kanë autorizuar prijësit e feve tjera t'i zgjedhin çështjet e tyre familjare dhe civile, kurse të krishterët për shkak të mosshkuarjes në ushtri paguanin xhizje.[27] Ata e kanë lënë ate sistem të esnafëve që kishte qenë edhe më parë. Esnafët përfaqësonin organizimin shoqëror dhe ekonomik, me statut tradicional të pashkruar, kishin udhëheqës të organizimit të tyre të brendshëm dhe me qeverinë e posaçërisht ate të tatimeve, të mbrojtjes së rregullimit të brendshëm dhe të interesave.

Ky qëndrim u ka ndihmuar osmanlinjve ta mbrojnë rendin e banorëve dhe lidhjet familjare me anë të shenjave të tyre.[28]

Osmanlinjtë me një qëndrim të tillë u kanë ndihmuar arabëve t'i ruajnë nën pushtetin osman. Për shkak të izolimit dhe fuqisë së madhe, osmanlinjtë nuk janë orvatur të bëjnë turqizimin ose osmanizimin e popullit arab apo atë ta ngjyrosë me ngjyrë osmane.

Për këtë shkak „kanë ngelur të huaj në vendet arabe, të cilat ishin pjesë e perandorisë së tyre (osmane), kurse ata që janë vendosur në vilajetet arabe kanë qenë pakicë".[29]

E vërteta e dytë është se osmanlinjtë që prej hyrjes së tyre në vendet arabe, janë lidhur me banorët e tyre me litarin e Islamit, feja i shoqëronte të dy palët dhe kjo gjendje ka vazhduar deri në fillim të shek. XX. Arabët e kanë „konsideruar shtetin si të vetin sepse ai është shtet islam, mendonin se sulltani musliman është trashëgimtar i vërtetë i udhëheqësisë së tyre, mbrojtës i Islamit dhe ngritës i flamurit të xhihadit kundër idhujtarisë dhe idhujtarëve".[30]

Ky aspekt rrjedh qysh para depërtimeve osmane në vendet arabe kur ata kishin depërtuar në Evropë. Muslimanët e të gjitha vendeve islame i konsideron ato luftëra, xhihad në rrugë të All-llahut, zgjerim për hirë të Islamit. Kjo gjë e ka rritur reputacionin e osmanlinjve tek muslimanët dhe e ka forcuar rrymën e vullnetarëve për t'u vënë në shërbim të tyre.[31]

Nuk është çudi se Sulltan Selimi e konsideron sundimin e Egjiptit dhe Sirisë „shpëtim nga tirania e memalikëve".[32], gjithashtu nuk është për t'u habitur se guvernatori i Mekes dhe emiri menjëherë ia kanë dorëzuar sulltan Selimit çelësat e Qabes si argument për udhëheqësinë osmane në Hixhaz.[33]

Ekziston një ngjarje që vërteton thellësinë e ndjenjave islame e jo kombëtare: „Sulltan Toman beu ka kërkuar prej magribianëve që jetonin në Egjipt gjatë sulmit të Sulltan Selimit (janar 1517) të formojnë njësitin prej njëmijë luftëtarësh për t'i luftuar osmanlinjtë. Tomanbeut me trimëri të plotë i thanë se ata i luftojnë vetëm të krishterët, kurse turqit osmanlinj janë muslimanë. Islami nuk lejon t'i nxjerrin shpatat kundër vëllezërve të tyre në fe dhe kanë insistuar që të mos luftohen turqit osmanlinj edhe pse Tomanbeu u kërcnohej me burg".[34]

Nga kjo që u përmend na bëhet e qartë se Islami ishte faktori më i rëndësishëm për bashkimin e turqve dhe arabëve me lidhje të forta plotë katër shekuj dhe se arabët e kanë ndier veten si pjesë e perandorisë më të madhe e më të fuqishme islame që prej fillimit të Islamit. Deri në fillim të shek. XX bile edhe pas fillimit të ndjenjes politike, kombëtare, arabëve nuk u ka interesuar se a është kjo perandori osmane apo jo përderisa është islame, të gjithë ndienin (arabët dhe turqit) se janë anëtarë të ummetit islam, që i lidhë një fe dhe një udhëheqës musliman, sulltani osman. Një hulumtues arab thotë kështu: „Perandoria Osmane ishte shtet islam, sulltani i saj kishte titullin e halifit dhe i praktikonte rregullat e sheriatit islam tek muslimanët, nuk dallonte mes arabit, turkut apo kurdit përderisa Islami i bashkonte ata, arabët muslimanë sunnitë nuk kanë ndier se janë pakicë e nënshtruar sepse nuk kanë qenë të tillë, por kanë qenë të qetë dhe e kanë pranuar vendimin e sulltanit të sulltanëve,[35] që konsiderohej „halif i muslimanëve", „shërbyes i haremejnit" dhe „mbrojtës i Kudusit". Osmanlinjtë ia kanë ndërruar emrin kryeqendrës së perandorisë së tyre prej „Konstantinopojë" në „Islamboll" (Shtëpia e Islamit) ose vendi ku lartësohet dhe mbushullohet Islami.[36]

Vlen të ceket se fjala „arab" nuk është përdorur për banorët muslimanë që ishin me origjinë arabe nëpër dokumen-

tacione, libra dhe deftere, por emri i njohur i tyre dhe i turqve ishte „muslimanë", atëherë kur feja i ndante shoqëritë.[37] Pastaj edhe fjala „turk" përmblidhte të gjithë muslimanët që bënin pjesë në perandori pa marrë parasysh origjinën e tyre nacionale.[38]

## KALIMI I HALIFATIT PREJ ABASIDËVE TEK OSMANLINJTË

Mendimet e hulumtuesve dhe diskutimet e gjata të tyre rreth kalimit të halifatit abasi tek osmanlinjtë pas dominimit të tyre në Sham dhe Egjipt në vitin 1517, janë të ndryshme. Historiani romak Konstantin Doson në librin e tij „Pasqyrë e përgjithshme e perandorisë osmane" mendonte se halifi Mutevekkil alall-llah, vet ka dhënë dorëheqje nga halifati pas dominimit të sulltan Selimit të Parë në Egjipt si dhe ia ka dhënë simbolet e halifatit që ishin në Kajro si p.sh. burda e Muhammedit a.s., disa qime të mjekrës së Muhammedit a.s., shpata e Umer ibnul Hattabit. Këto simbole Selimi i ka dërguar në Stamboll dhe ekzistojnë edhe sot e kësaj dite.

Prej asaj kohe, halifati ka kaluar te familja e Othmanit, sipas mendimit të këtij historiani që nuk i cekë dokumentet dhe literaturën e përdorur në këtë temë delikate.[39] (Shumica e hulumtuesve historianë shërbehen me mendimin e këtij historiani).

Profesori ynë, dr. Abdulaziz Shennavi e mohon këtë mendim dhe mendon se halifi Mutevekil i cili kishte dalur prej ushtrisë së memalikëve në Sham, ka kthyer në Egjipt me ushtarët osmanlinj sepse Selimi donte ta shfrytëzojë për t'i fituar osmanlinjtë dhe pasi që e kishte autorizuar, ate e kishte kapluar mendjemadhësia dhe me sjelljet e tij e kishte hidhëruar sulltanin. Pra, sulltani pasi që e dërgon atë sëbashku me disa autoritete të tjerë në kryeqendër në vitin 1517, kur është kthyer në Stamboll, e kishte parë se halifi jetonte një jetë luksoze, dëfryese dhe për këtë shkak e ka burgosur. Ai ka qëndruar në burg deri në vdekjen e Selimit në vitin 1520, kurse pasardhësi i Selimit, Sulejmani e kishte liruar dhe i kishte lejuar të kthehet në Egjipt, ku edhe ka

jetuar deri në vdekje në vitin 1543 me titullin halif. Këtë e vërtetojmë me atë se kur është ngritur në kryengritje Ahmed Pasha kundër sulltanit pas ndarjes së Egjiptit, Mutevekili ia ka dërguar autorizimin ashtu siç vepronin halifët abasidë në Egjipt gjatë kohës së memalikëve. Edhepse sulltanati osman e kishte shuar ate kryengritje nuk e kishte dëmtuar Mutevekilin por e kishin lënë si të panjohur deri në vdekje. Me vdekjen e tij përfundon halifati abasid në Egjipt.

Dhurimin e simboleve të halifatit dhe dërgimin e tyre në Stamboll dr. Shennavi nuk e konsideron si argument të dorëheqjes sepse për Selimin, i cili i ka dërguar mozaikët e xhamive dhe dorëshkrimet me anë të punëtorëve të shkathtë në kryeqendrën e tij, nuk ka qenë vështirë edhe dërgimi i simboleve të halifatit në Stamboll. Vetëm dërgimi i tyre nuk do të thotë doreheqje sepse një historian egjiptas që ka jetuar në kohën e sundimit osman - Ibn Ijjasi - pas cekjeve të shumta e të detajizuara mbi halifin Mutevekkil në Egjipt, Sham dhe Stamboll, nuk ka cekur asgjë rreth çështjes së dorëheqjes. Pastaj edhe në letrat e Sulltan Selimit që ia dërgonte të birit të tij, Sulejmanit, gjatë ekspeditave ushtarake në Egjipt dhe Sham, nuk ceket asgjë rreth ngjarjes së dorëheqjes.[40)]

Mendimi i preferuar i profesorit tonë, dr. Shennavi është se sulltanët e familjes së Othmanit nuk janë interesuar pas pushtimit të Egjiptit për titullin e halifit sepse titulli i tillë veç e kishte humbur vlerën shumë kohë më parë, bartësi i titullit nuk kishte fuqi të vërtetë por prezentonte vetëm simbol për bekim. Selimi, i cili kishte realizuar autoritet ushtarak gjatë fitoreve të mahnitshme, nuk interesohej për trashëgimin e titullit „halif" si të halifit të dobët dhe të pafuqishëm në Kajro. Selimi interesohej dhe mburej pas çlirimit të Egjiptit me titullin: „Shërbyes i të dy haremeve", ky ishte edhe titull i memalikëve për shkak se Hixhazi i takonte Egjiptit, pra, edhe Selimi pas marrjes së Egjiptit dhe Hixhazit e ka trashëguar këtë titull.[41)]

Interesimi i sulltanëve të shtetit osman për përdorimin e titullit „halif" me tituj tjerë ka filluar prej shek. XVIII për shkak të rrethanave politike të shtetit nga presioni evropian

për ndarje territoriale. Pastaj sulltanët e familjes së Othmanit kanë pranuar halifatin si mjet për ta rezistuar këtë presion dhe për t'iu kërcënuar shteteve evropiane për nxitjen e muslimanëve që jetonin nën pushtetin e krishterë në një anë ose për të formuar fuqi shpirtërore tek mbarë muslimanët, bile edhe tek ato që ishin nën okupimin e shteteve krishtere në anën tjetër. Një ndikim të tillë e vërejmë në kontratën e Kiçik Kinarxhisë (1774) mes Rusisë dhe shtetit osman ku thuhet se muslimanët e vendeve Karamane islame, pas pushtimit rus i takojnë udhëheqsisë shpirtërore të sulltanit osman dhe e drejta e tij është të caktoj mufti dhe kadi në këto vende.[42)]

Një hulumtues tjetër, prof. Sati'ë Husarij, nuk e mohon ngjarjen e „dorëheqjes" por e quan legjendë, që e kanë falsifikuar burrat e shtetit osman një kohë të gjatë pas vdekjes së Sulltan Selimit për shkak të forcimit të autoritetit të shtetit osman dhe lehtësimit të sundimit të tyre. Ai cekë shumë argumente pë këtë çështje si p.sh. heshtja e Ibën Ijjazit, ditari i Fridon beut, që shënonte aksionet e Sulltan Selimit prej daljes së tij në luftë gjer në kthyerje, vepra „Historia e historive" e Shejhul islamit, shoqëruesit të Sulltan Selimit gjëtë luftërave në Egjipt.[43)]

Këtë çështje e kanë mohuar edhe dy orientalistë evropianë: Thomas Arnoldi anglez dhe Karllo Alfonso Nalino italian. Sipas këtyre, ngjarja e dorëheqjes së Mutevekilit në favor të sulltan Selimit nuk ka ndodhur, por, në anën tjetër, ata e konfirmojnë sepse sulltanët e familjes othmane e kanë përdorur edhe këtë titull para pushtimit osman në Egjipt afër një shekulli e gjysëm dhe se sulltanët nuk kanë pasur interesim të madh për përdorimin e titullit „halif" pas dominimit në Egjipt - pak e kanë përdorur në mënyrë të pashkruar por zakonisht e përdornin: „Hadimul-Haremejni". Çështja e halifatit osman ka marrë formë politike gjatë shekullit XVIII dhe XIX për t'i përballuar presionit evropian në një anë, për të fituar ndjenjat e botës islame dhe për t'i tubuar rreth fronit të halifatit në anën tjetër.[44)]

Dr. Hasan Othman, shumë dyshon në të gjitha mendimet e mëhershme që e konfirmojnë ose e mohojnë mendimin

e doreheqjes për shkak se dyshon në literaturën dhe rrethanat e shkrimit të këtyre mendimeve.

Ai mendon se moscekja e kësaj ngjarjeje nga Ibën Ijjasi nuk do të thotë se nuk ka ngjarë por mund të nënkuptohet edhe e kundërta, e kanë shkatërruar shtetin memalik, ngase origjina e tij është prej tyre ose për shkak të mburrjes egjiptase ose arabe, e që është urrejtje natyrore.

Sipas tij edhe mendimet e dy profesorëve, Arnoldit dhe Nalinos, nuk janë kategorik sepse ata i konfirmojnë idetë e tyre në bazë të aspektit juridik, që konsideron se sistemi i vërtetë i halifatit islam ka përfunduar me përfundimin e kohës së Rashidinëve, pastaj të dy janë mbështetur në disa shembuj të zgjedhur e të botuar nga shkrimet e sulltanëve osmanlinj të cilat i ka botuar Fridonbeu. Mosinteresimi i mjaftueshëm për titull në këto shkrime nuk është argument i mosinteresimit të osmanlinjve për titullin e halifatit gjatë kohës së pushtimit në Egjipt ose pak më parë. Ndoshta të dy profesorët mendojnë kështu për shkak të përfituarit të ndonjë rezultati politik bashkëkohor apo largimin e popujve islam nga halifati osman në favor të dy shteteve të tyre që ishin në luftë me shtetin osman. Pastaj këto dy kanë hulumtuar gjatë Luftës së Parë Botërore (1914-1918) pra gjatë kohës që ishte shumë vështirë për t'i shikuar dokumentet e Arkivit të Stambollit dhe për këtë shkak, mendimet e tyre nuk janë të sakta.[45)]

Nga sa u tha më lartë, mund të konstatohet se ngjarja e „dorëhejqjes“ nga halifati ende është e paqartë sepse nuk ka argument kategorik që e mohon ose e vërteton atë, por mund të themi se interesimi i sulltanëve të familjes së Othmanit për titullin e halifatit është dukur në një kohë të shkurtër pas dominimit në Egjipt, posaçërisht pas gjysmës së dytë të shek. XVI në kohën e Sulejman Kanunit dhe në kohën kur autoriteti i shtetit osman ishte në piedestal por për këtë shkak asgjë nuk i joshte muslimanët për interes politik.

Në një dorëshkrim turk, që gjindet në bibliotekën e Universitetit të Kajros me numër 4848 e që prezenton një koleksion kodeksesh kanonike të sulltan Sulejman Kanunit

(1520-1566) në Evropë, thuhet kështu: „Halifi i pejgamberit të Zotit të botërave, mbrojtësi i udhëheqësisë së madhe dhe trashëguesi i halifatit të madhëruar". Gjithashtu edhe në një dorëshkrim që gjindet në Arkivin Historik të Vienës, dhe që është mesazh i sulltan Ahmedit të Parë dërguar imperatorit austriak Mateasit më 2 xhumadijel ahiret 1026 / 26 qershor 1617, Konstantinopojë, thuhet kështu:

„... Mbrojtës dhe sundues në sulltanatin e lartë dhe në qendrën e halifatit sunnit ..."[46]

Gjithashtu edhe mbretërit e Evropës iu drejtoheshin sulltanëve në kohën e hershme (në fund të shek. XVI) me titullin e halifatit, e që vërteton publicitetin e këtij titulli. Në një mesazh të mbretit të Francës Henri i Katërt, dërguar sulltan Muratit të Tretë në vitin 1593, me të cilën i lutet që të mos e dëgjojë atë që vjen nga mbreti i Spanjës, shpallësit të luftës shkatërruese kundër mbretit francez, thuhet kështu: „Dërguar sulltanit, halifit të muslimanëve, Muratit, sulltanit të lartëmadhëruar, të fuqishëm, të nderuar e të pamposhtur, pronarit të nderit dhe virtytit, shokut tonë të sinqertë e të dashur ..."[47]

Interesimi i sulltanëve të familjes së Othmanit për titullin e halifit në kohët e fuqisë se tyre komentohet ashtu që pas rrënies së Bagdatit në duart e mongolëve në vitin 656/1258, termi „halif" është shfrytëzuar te udhëheqësit muslimanë nëpër vendet e ndryshme të botës islame sepse e konsideronin veten si mëkëmbës të All-llahut në tokë. Për këtë shkak, ata e nxjerrnin sulltanin e tyre drejt nga All-llahu, apo si njihej në Evropë me emër: „E drejta hyjnore ose e shenjtë për mbretërit". Sulltanin e familjes së Othmanit edhe para dominimit në Egjipt e kanë thirrë me titullin „halif" si p.sh. Murati i Parë, Pajaziti, Mehmeti i Parë kurse Selimi titullohet edhe para se të vinte në fron.[48]

Pasiqë Selimi, i cili titullohej me këtë titull para ardhjes së tij në fron së bashku me sulltanët e tjerë të familjes së Othmanit që i paraprinin atij, dhe se pas pushtimit të Egjiptit e ka fituar këtë të drejtë nga halifi i Kajros, atëherë çka i pengonte sulltanët e familjes së Othmanit pas vdekjes së Mutevekil alall-llahit në vitin 1543; pas përfundimit të hali-

fatit abasid e posaçërisht në kohën e Sulejman Kanunit, kur shteti osman sundonte në krejt botën sunnite islame, pas shtrirjes së shtetit osman dhe ndarjes së Irakut prej shtetit safavit të dobësuar para fuqisë së lartë osmane, që e çonte lartë flamurin e xhihadit kundër Evropës, pas prezentimit të osmanlinjve si fuqi përballuese dhe forcë e lartë islame të mos thirren me këtë titull?

Përsëri themi se çka i pengonte ata?

Bota islame pa halif!

A kishin nevojë sulltanët e familjes së Othmanit për dorëheqje zyrtare që të thirren me këtë titull?

Gjatë një kohe të caktuar, në botën islame jetonin tre halifë në një kohë, i pari ishte abasid, i dyti fatimid, kurse i treti emevit në Andaluzi. Gjatë shekullit të katërt hixhrij, secili e konsideronte veten për halif. Për këtë edhe u quajt shekulli i halifatit. Dy të fundit ishin në kulmin e fuqisë së tyre!

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË TRETË

1. Ibën Ijjas, vep. e cit., fq. 773-774
2. Ibën Imad (Abdullhajj ibën Imad el-Handeli) Shedheratudhdheb fi ahbari minedhdhehebi (8 vell), botimi i „Mektebetul-Mukaddesi, 1351/h, vëll. 8, fq. 144"
3. Po aty, e njëjta faqe, vëll 8, f 144 El-Gazzej (Nexhmud-din Ibu Bedrud-din ibu Ahmed) El- Kevakibus-Saireti bi a'ejanib-mietil ashireti, (trevell.) vëll.I, korrektor: Xhebrail Sulejman Xhebbur, el-Metbeatul-Katolikijje, Bejrut, 1945, fq. 209; Kirmani, vep. e cit., fq. 314.
4. Sidijo, Tarihul-arabil-amm, terxhemetu Adil Zu'ajter; botimi i dytë, Isa Halebi, Kajro, 1969, fq. 430-432.
5. Dr. Xhelal Jahja, el Alemul-arabij el-med-hal, darul-Mearif, Kajro, 1967, fq. 35-49.
6. Dr. Abdulazizi Shennavi, vep. e cit., fq. 582 585,
7. Ibën Imad, vep. e cit., vëll. 8, fq. 144-145,
8. Ibën Zenbel (Shejh Ahmed Rimal), Ahiretul-Memalik ve hajatu Sulltan el Gurej me'a Selim Uthmani, Tahkik: Abdulmun'im Amir, Kajro, 1962, fq. 134, 136.
9. Shih punimin e autorit me titull: „Es-Sulltanul-eshref Toman Baj vel-Muhamevetul-misrijjetu lil-gazvetil-uthmanijj"
10. Dr. Abdulazis Shennavi, vep. e cit., fq. 577-578,
11. Shih punimin e autorit që u cek më parë, nën titullin: Ël alakat bejnel uthmanijjin vel-memalik fi Misër.
12. Ibën Ijjas, ibid, vëll. 3, fq. 45, 46, 47, 56, 58; El Ishakij (Muhammed Abdulmu'ëti ibën ebi Fet-h el-Ishaki), Letaifu ahbaril-evveli fimen tesarrefe fi Misr min erbabil-duveli, Kajro, 1315, fq. 128-129; Ibën Zenbel, ibd, fq. 31.
13. Ibën-Humsi (Ahmed ibën Umer ibën Ibrahim el-Ensari esh-Shafiij), Hafadithuz-Zeman, e Ebna'uhu ve vefejatul-e'ëjan ve Enba'uhu, vëlll. 3, dorëshkrim në bibliotekën e Fufa'at Tahtavi në Suhaxh, nr. 239, kurse një kopje tjetër është në institutin e dorëshkrimeve arabe, numri i filmit (480), fq. 119-120; Ibën Ijjas, vep. e cit., fq. 85, 86, 87, 90-100;

14. Po aty, vëll. 3, fq. 101-115, Ibën Zenbel, vep. e cit., fq. 50-143.
15. Dr. Abdulazis Shennavi: „Euruba fi matla'i...," fq. 582.
16. Sati'ë Husari, El-Biladul arabijje ved-deuletul-uthmanijje, fq. 9, 10, 40.
17. Dr. Muhamed Salih Munsi, Hareketul jekadhatil-arabijjeti fish-sherkil-asijevi, Durul fikril arabij, Kajro, 1972, fq. 25-26.
18. Muhamed Ferid beu vep. e cit., fq. 100-101; Sati'ë Husarij, vep. e cit., fq. 9.
19. Muhamed Ferid beu, po aty, fq. 90.
20. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 28.
21. Muhamed Ferid beu, po aty, fq. 125-128.
22. Dr. Shennavi, Euruba fi metla'il-usuril-haditheti, fq. 593.
23. Dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., botimi i tretë, 1978, fq. 45-48.
24. Muhamed Ruf'at Ramadan, Ali be el-Kebin, Darulfikril-arab, Kajro, nuk ceket viti i botimit, fq. 8.
25. Muhamed Shefik Girbal, Minhaxh mufas-sal li durusil-Avamil ettehirije fi binail-arabijje ala ma huve alejhi el-jeum, botuar në Institutin e hulumtimeve të larta arabe, Kajro, 1961, fq. 130.
26. Dr. Abdulkerim Garabe, Surija fil-karnil-asher (1840-1876), botuar në Institutin e hulumtimeve të larta islame, Kairo, 1961/1962, fq. 71.
27. Tefik Ali Bero, El Arabu vet-turk fil ahdid-dusturi, (1908-1914), botuar në Institutin e hulumtimeve të larta islame, Kajro, 1960, fq. 3.
28. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-Vahdetul-arabijjetu fit-tarihil-hadith velmu'asir, revista: Mir'atul ulumil ixhtimaijje, VII, nr. I, dhjetor, 1963, fq. 16; Dr. Muhamed Enis, Ed-deuletul uthmanijjetu vesh-sherkularabi, 1514- 1914, El-Snglo-el-misrijje, Kairo, 1963, fq. 147-148,
29. Zejn Nurud-din Zejn, Nushu'ul Kaumijjetil-arabijeti me'a dirase terihijje fil alakatil-arabijjetit-turkijjeti, daru Nehar, Bejrut, botimi i tretë, 1972, fq. 19-20,
30. Tenfik Ali Beru, vep. e cit., fq. 4; Shih gjithashtu: zejn Nurud-din, ibid, fq. 25;
31. Sfai'ie Husari, el Biladul-arabijje ved-deuletul-uthmanijje. vep. e cit., fq. 16;
32. Teufik Ali Beru, vep. e cit., fq. 4

33. Shkaku kryesor që e ka shtyer Sherif Berekatin ta pranojë shtetin osman ishte dëshira e tij për t'i vazhduar lidhjet ekonomike mes Egjiptit dhe Hixhazit.
34. Ibën Ijjas, Beda'iuz-Zuhur fi veka'id-duhur, vëll 3, fq. 91;
35. Dr. Abdulkerim Garabe, vep. e cit., fq. 91;
36. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, ibid, f. 25, 26, margina numër 25, f. 179 Fjala „Astane" është persiane, që do të thotë: „Shtëpia e lumturisë": Gjithashtu edhe në shkrimet dhe divanet e sulltanëve shkruhej arabisht i njejti term. (Muhamed Izet Duruze, Nesh'etul-haraketil-arabijjetil-haditheti, nga libri: Haulel-Haraketil-arabijjetil-hadithati, el-Mektebul-Asrijje, Bejrut, 1971; botimi i dytë, fq. 157.)
37. Teufik Ali Beru, vep. e cit., fq. 4.
38. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 26, margina numër 26, fq. 179; Dr. Muhamed Bedie Sherif, Zeki Muhasini, Ahmed Izet Abdulkerim, Dirasat Tarihijje fin-nedhatil-arabijjetil-haditheti, botuar në idaretuth-thekatijjje në Xhamiad-Duvelil-arabijjeti, Anglo-Misrijje, nuk ceket viti i botimit, fq. 193,
39. Dr. Abdulaziz Shennavi, Euroba fi matla'il-usuril-haditheti. fq. 591; Dr. Hasan Uthman, Menhexhul-bahthit-tarihijj, darul-Mearif, Kajro, 1970, botimi i tretë, fq. 177; Dr Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 144;
40. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 588-589;
41. Po aty, fq. 590;
42. Po aty, fq. 590-591;
43. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 177-178;
44. Dr. Hasan Uthman, vep. e cit., fq. 177-178, Dr. Abdulaziz Shannavi, vep. e cit., fq. 591-592;
45. Dr. Hasan Uthman, vep. e cit., fq. 178-179;
46. Po aty, fq. 179-180,
47. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 181, Margina Nr. 11,
48. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 589-590;

# KARAKTERISTIKAT E QEVERISË OSMANE DHE NDIKIMI I TYRE NË SHOQËRINË ISLAME

Pushteti osman dallohej me disa karakteristika që kishin ndikim të dukshëm në përhapjen e korrupcionit dhe kaosit, pastaj të shkatërrimit dhe ndarjes dhe më në fund të ngushtimit dhe dërmimit të Perandorisë Osmane për shkak të rrënies së disa viseve të saj nën dominimin evropian dhe pavarësisë së viseve të tjera gjatë shek. XIX dhe në fillim të shek. XX.

## KARAKTERISTIKAT

### 1. Superioriteti dhe izolimi

Osmanlinjtë kanë jetuar në vendet arabe „si një klasë aristokrate e izoluar nga popujt arabë“[1] kurse „për nga natyra ishin krenarë, hierëndë dhe superiore“.[2] Këto karakteristika i verejmë në mënyrën e jetës dhe të vendosjes së tyre në botën arabe, ata nuk janë përzier me arabë bile as nuk janë martuar me ta por janë ndarë prej tyre sipas racës, shoqërisë dhe kulturës dhe për këtë shkak ka ndodhur mospërzierja e tyre dhe mosmartesa me arabët. Në fillim të Islamit ka ndodhur e kundërta kur njerëzit valë valë dilnin prej thellësisë së Siujdhesës së Arabisë, përgëzonin me Islamin dhe arabizmin, afroheshin me banorët e tjerë, prej mbarimit të shek. II hixhri dhe fillimit të shek III hixhri, „përziheshin, shoqëroheshin dhe martoheshin me ta, eventualisht asimilohej gjaku arab në gjaqet e tjera. Ky fenomen

njihet me emrin „Arabizimi racor“,[3] dhe ka ndikuar në shtrirjen e popullit arab në aspektin gjuhësor, të traditave dhe të dokeve të njëjta në atë territor të gjërë prej oqeanit deri ne siujdhesë për shumë gjenerata të ardhshme“.

Sipas kësaj që u theksua, mund të konstatohet se depërtimi i osmanlinjve në botën arabe ka qenë operacion i pastër për dominimin ushtarak, nuk ka ndodhur përzierje të martesave mes osmanlinjve dhe popujve arabë, ose me fjalë të tjera, nuk ka ngjarë ajo që mund të quhet si „fenomen i turqizimit racor të arabëve“.[4]

Këtë karakteristikë e nxjerrim nga mënyra e qëndrimit të osmanlinjve ndaj shoqërisë, sepse ata e ndanin atë në dy klasa: „sunduesit turq“ dhe „populli i sunduar“ që kishin për detyrë t'i shërbejnë klasës së parë, dhe për këtë shkak nuk është për t'u habitur se pse osmanlinjtë janë izoluar dhe janë larguar nga njerëzit tjerë në shoqëri.[5]

Vlen të ceket se ky superioritet dhe ky izolim prej masës së gjërë arabe ka ndikuar pozitivisht sepse u ka ndihmuar arabëve t'i mbrojnë karakteristikat e tyre elementare: gjuhën, kulturën, traditat dhe doket.[6] që konsideroheshin bazë e lëvizjes së tyre kombëtare.

### 2. Sundimi indirekt

Pushteti osman në botën arabe dallohej edhe me një karakteristikë tjetër që i ka izoluar osmanlinjtë nga popujt e sunduar arabë: „Vetë karakteri i sundimit osman ishte sundimi indirekt“,[7] sepse shteti osman nuk është lidhur në mënyrë të drejtpërdrejtë me arabët dhe se ideja sunduese osmane ishte shumë e rëndomtë, sepse kufizohej vetëm në obligimin e shtetit për sigurimin e brendshëm dhe të jashtëm, tubimin dhe shpërndarjen e tatimeve, pajtimin e njerëzve të grindur, kurse shërbimet e tjera si p.sh. shëndeti, edukimi dhe obligimet tjera që konsiderohen sot detyra të dorës së parë për shtetin, kanë qenë të lëna pas dore nga ana e shtetit, kurse për një obligim të tillë kanë qenë të autorizuar individët dhe asociacionet.[8] Një e vërtetë e rëndësishme lidhet me këtë lloj koncepcioni të detyruar të shtetit

tek osmanlinjtë, pasi që sundimi osman pak ndikonte në jetën e popullit arab, arabët i ruajtën sistemet e tyre shoqërore, ekonomike dhe tradicionale e posaçërisht në atë të sekteve dhe grupeve, ashtu siç cekëm më parë. Ndikimin e madh të kësaj të vërtete në zhvillimin e idesë kombëtare arabe e dëshmon e dhëna se osmanlinjtë gjatë tërë kësaj periudhe nuk janë munduar t'i asimilojnë arabët e as të ndikojnë në kulturën, traditat dhe doket e tyre.

### 3. Sundimi ushtarak

Shteti osman ishte shtet ushtarak!

Thuhej gjithashtu se ushtria osmane i ngjante monedhës me dy anë: njëra është lufta kurse tjetra sundimi. Njerëzit e ushtrisë i ushtronin detyrat civile[9] kurse çështjet administrative kishin lidhmëri të ngushtë me ato luftarake sepse shteti ua lejonte ca njerëzve nga ushtria në disa vilajete arabe si p.sh. në Irak, të posedojnë e të mbjellin tokë që quhej: „timar“ ose „zeamet“ apo „individiule“. Ata ua ndanin tokën ithtarëve të tyre për shkak të shërbimeve ushtarake që i kryenin pronarët e këtyre timareve apo tokave private, që kishin nevojë gjatë luftërave të sulltanit, pra me armë e kuaj.[10]

Sulltanët e shtetit osman e kanë pritur me mirëseardhje këtë sistem sepse ua siguronte mbjelljen e tokave në një anë dhe përfitimin e fuqive të duhura gjatë luftërave pa ndonjë obligim të shtetit për t'i përgatitur këto fuqi ose t'i paguajë, në anën tjetër.[11]

Kështu ishte në vendet feudale ushtarake si p.sh. në Irak, mirëpo, për sa u përket vendeve që nuk e njifshin një sistem të tillë si psh. Egjipti, praktikohej sistemi "oxhak" (tokat e mbrojtura) që përbëhej prej ushtarëve profesional me pagë shtetërore që i siguronin nga frytet e atyre tokave të caktuara për ta. Ky sistem vërteton se sistemi agrokulturor sikur edhe ai administrativ ishin të lidhur shumë ngusht me sistemin e oxhakut osman brenda disa provincave.[12]

## 4. Kujdesi ndaj aspektit fetar

Para se gjithash, "Shteti Osman ishte shtet teokratik ose fetar",[13)] dhe prej kohës së formimit e deri në rrënien e tij është orvatur në çdo mënyrë ta mbrojë Islamin nga çdo armiqësi të jashtme. Ai vazhdimisht ka liluftuar kundër perëndimit të krishter afër gjashtë shekuj për ta përhapur Islamin në Evropë dhe më vonë për ta mbrojtur nga sulmet që vinin nga Evropa.[14)]

Vlen të përmendet se Kryesia Islame në kryeqendër gëzonte autoritet të lartë, udhëheqësi quhej "mufti" ose "Mufti i Stambollit" e më vonë "Shejhul-islam" dhe i përfaqësonte të gjitha institucionet fetare dhe gjyqsore.

Sulltanët e familjes së Othmanit mbështeteshin në autoritetin e Shejhul-Islamit kur vendosnin për ndonjë gjë ose çështje me peshë sepse vendimet e tij u shërbenin atyreveqë t'i arsyetojnë me sheriat. Duke u mbështetur në fetvën (vendimin) e tij se shiitët kanë dalur nga Islami, Sulltan Selimi i ka luftuar safavitët dhe i ka vrarë të gjithë shiitët që gjendeshin në vendet osmane.[15)] E njëjta gjë ka ndodhur edhe kundër memalikëve, edhe pse ishin muslimanë sunnitë (ashtu siç ishin osmanlinjtët) edhe atë duke u mbështetur në fetvën se ata u kanë ndihmuar shiitëve gjatë luftërave mes Sulltan Selimit dhe Shah Ismail Safavidit.[16)]

Kështu, në shtetin osman vendimet mbështeteshin në principet e sheriatit islam për ta përforcuar ndjenjën fetare që grafullonte në shpirtërat e banorëve të shtetit osman e posaçërisht për t'i shfrytëzuar në lëvizjet e ekspeditave ushtarake në Evropë. Politika e shtetit në aspektin fetar e kurajonte fenomenin e sufizmit, i afronte dijetarët dhe të devotshmit derisa "dijetari i specializuar në sheriatin islam dhe në usulid-din respektohej thellë nga sunduesit dhe të sunduarit".[17)]

Gjithashtu sulltanët osmanlinj kishin kujdes që dëshira e tyre sulltanore, fermanët dhe ligjet pozitiviste të mos konfrontohen në asnjë mënyrë me principet e sheriatit islam por të jenë në harmoni të plotë me to.[18)]

Në këtë mënyrë, kujdesi i osmanlinjve për aspektin fetar, ka ndikuar shumë që arabët ta pranojnë sundimin osman dhe të vonojnë shumë lindjen e idesë kombëtare arabe që ishte pjellë e krishterizmit.

### 5. Sundimi regresiv

Regresivizmi ishte edhe një karakteristikë e sundimit osman sepse organet shtetërore e mbronin gjendjen e vendeve ashtu siç ishin para hyrjes nën sundimin e tyre dhe e pranonin ndarjen sociale që ishte e njohur në shoqëritë islame: njerëz të shpatës, njerëz të shkencës, tregtarë, zejtarë, dhimmi dhe robër.

Pastaj sulltanët e shtetit i aplikonin rregullat që i kishin vënë më parë Selimi i Parë dhe Sulejman Kanuni. Shteti nuk pranonte me zemërgjerësi ndonjë risi në rregullat ekzistuese dhe i refuzonte idetë e reja reformiste të njerëzve të cilët ishin me autoritet në shtet, dhe "ato nuk ishin të mirëseardhur nga sulltanati, bile ishin të dyshimtë dhe të urrejtur".[19)]

Ky ishte edhe një ndër faktorët kryesorë të dobësimit të shtetit osman, kurse Evropa kishte shkuar para në shfytëzimin e metodave të renesansës moderne dhe në fund arriti t'i coptojë territoret osmane në mënyrë të vazhdueshme.

## ANËT POZITIVE DHE NEGATIVE TË SUNDIMIT OSMAN

Pas cekjes së karakteristikave të shtetit osman që sundoi mbi arabët afër katër shekuj, nëse shikojmë nga këndi arab, do të gjejmë, padyshim, anë negative dhe pozitive që kanë qenë në favor të arabëve.

### Anët pozitive

1. Shteti Osman e ka shndërruar Detin e Kuq në det islam dhe e ka ndaluar lundrimin e anijeve krishtere me

pretekst se ujërat e Detit të Kuq shpiejnë në vendet e shenjta islame. Anijet hynin deri në Moha të Jemenit, aty shkarkoheshin dhe pastaj ktheheshin në Oqeanin Hindian, kurse malli ngarkohej në anijet islame nga muslimanët dhe bartej nëpër Detin e Kuq deri në Xhidde, Jenbu ose Suez.

Shkaku i kësaj mase preventive qëndronte aty se portugezët, pas arritjes në Hindi, nga rruga e tërthortë në vitin 1489, praktikonin politikë të rreptë kryqtare, e sulmonin gjirin dhe bregdetin jugor të Siujdhesës Arabe në bashkëpunim me etiopianët për realizimin e këtij projekti kryqtar. Projekti më i rrezikshëm kryqtar ishte sulmi detar për okupimin e Xhiddes që pastaj të depërtojnë e t'i okupojnë vendet e shenjta islame,[20] posaçërisht Medinën dhe të gërmojnë varrin e Pejgamberit a.s. Ky sulm ka pësuar disfatë për shkak të erërave të fuqishme që ua ka dërguar All-llahu para se të arrijnë në Xhidde.

Portugezët përsëri janë orvatur të sulmojnë Kanalin e Suezit dhe kështu shteti osman ka parë se më mirë është të mbyllet plotësisht ky det për të krishterët, për t'i mbrojtur territoret e veta. Për nji aksion të tillë i ka ndihmuar rrënia e Jemenit nën sundimin osman.

Ky vendim osman është aplikuar deri kah mesi i shek. XVII, pra deri në tërheqjen e osmanlinjve nga Jemeni, kur prijësit e Jemenit përsëri e kanë hapur Mohan për anijet të krishterëve, pastaj edhe Xhidden gjatë shek. XVIII në kohën e Ali Beut të Madh, sunduesit të Egjiptit, zona mes Xhiddes dhe Suezit ka ngelur e ndaluar për anijet e të krishterëve.[21]

2. Shteti Osman e ka mbrojtur arabizmin dhe Islamin e Afrikës Veriore ngase sundimi i krishterë në Andaluzi, pas rrënies së sundimit islam në ato vende,[22] së shpejti ka ndjekur politikë të pastër kryqtare kundër muslimanëve, duke u ofruar alternativë mes krishterizmit dhe vdekjes, që ishte dënimi më i rëndomtë. Ky aksion i ka detyruar muslimanët të ikin me fenë e tyre në veri të Afrikës si shtëpi më e afërt e Islamit, por flota spanjolle gjatë kontrollimit detar në Mesdhe, ata që i zënte ua konfiskonte pasurinë që kishin

dhe i gjuante në det. Për shkak të kësaj ndjekjeje detare, spanjollët kanë formuar qendrat detare dhe ushtarake përgjatë bregdetit të Afrikës Veriore deri bë Bengazi.

Kështu, sulltan Sulejman Kanuni menjëherë ka dërguar flotën osmane në pjesën perëndimore të Detit Mesdhe për ta penguar zullumin e anijeve të krishterëve kundër muslimanëve dhe në të njëjtën kohë, fuqitë osmane e kanë pushtuar bregdetin e Afrikës veriore nga depërtimi kryqtar. Sikur të mos ishte ky pengim, qendrat fetare do të zhvilloheshin shumë shpejtë dhe do të depërtonin në thellësi të Afrikës. Për këtë shkak, falënderimi i takon shtetit osman, sepse e ka mbrojtur arabizmin dhe islamin në Afrikën Veriore.[23)]

3. Bota arabe, gjatë sundimit osman, gëzonte qetësi, stabilitet dhe siguri. Një gjendje e tillë, ishte më se e nevojshme pas vuajtjeve dhe shkatërrimeve që i kishin shkaktuar sulmet kryqtare dhe luftërat e mongolëve.[24)]

4. Shteti Osman i ka ofruar botës arabe unitet të plotë politik e praktik dhe natyrisht pa kurrfarë nevojë për ndonjë statut, sepse nuk kishte dallim në mes egjiptasit, shamlisë, irakianit, libiasit, tunisienit dhe algjerianit: të gjithë ishin banorë të shtetit osman dhe gëzonin të drejtë udhtimi apo transferimi prej një province osmane në tjetrën, pa pasaportë, e pa vizë hyrëse apo daljeje dhe pa kufizim rezedencial. Atëherë nuk ekzistonin kufij politik mes provincave e as dogana sepse të gjithë ishin banorë të sulltanatit.[25)]

5. Shteti Osman e ka penguar depërtimin kolonialist evropian derisa ishte i fuqishëm,[26)] pra bota arabe ishte larg kolonializimit evropian deri në fund të shek. XVIII,[27)] kur Franca e sulmon Egjiptin në vitin 1798, pastaj anglezët në vitin 1807. Pos Algjerit që kishte rënë nën kthetrat franceze në vitin 1830, të dy orvatjet (evropiane) kishin pësuar disfatë.

Vendet arabe kanë pasur dobi nga politika e disa shteteve të mëdha evropiane deri në vitin 1878 sepse politika e tyre tentonte mbrojtjen e shtetit osman dhe të territoreve të tij.[28)]

Pastaj, Tunisi ka rënë në duart e Francës në vitin 1881, Egjipti në duart e Anglisë në vitin 1882, Maroko në duart e spanjollëve dhe francezëve në vitin 1912, Libia në duart e italianëve në vitin 1911, Siria dhe Libani në duart e francezëve në vitin 1920, Jordani Lindor dhe Iraku në duart e Britanisë, pastaj në vitin 1917, sipas vendimit cionist të Ballfurit, Palestina shkëputet nga familja e saj arabe.

6. Shteti Osman ka mbrojtur drejtimin (medhhebin) sunnit në botën arabe kundër orvajtjeve të persianëve për përhapjen e doktrinës shiite të (Kazël Pashës) apo të "kokës së kuqe".[29)]

Bota arabe i ka shfrytëzuar frytet e këtyre karakteristikave pozitive të shtetit osman gjatë katër shekujve, deri në çerekun e fundit të shek. XIX, deri kur është dobësuar shteti osman, kur kanë hyrë elemente joislame që ta eliminojnë rrezikun e panislamizmit, kur krishterët që jetonin në margjinë të jetës, kanë thirrur në nacionalizmin arabë, në vend të lëvizjes panislame (këto gjëra do t'i studiojmë në kapitullin vijues gjatë bisedës sonë rreth lëvizjes kombëtare arabe në shek. XIX.)[30)]

### Anët negative

Karakteristikat negative të sundimit osman mund t'i nxjerrim nga ato që i cekëm më parë. Në realitet, gati të gjitha karakteristikat negative të shtetit osman janë formuar nga superioriteti osman dhe izolimi i tyre nga shoqëritë e të sunduarve që kanë shkaktuar mosmartesën e tyre me arabët, mospërhapjen e gjuhës së tyre në vendet arabe, edhe pse kishin sunduar katër shekuj.

Turqit osmanlinj e kanë pasur në duart e tyre fitoren e nuk kanë ditur se si ta shfrytëzpjnë, pra ata ishin muslimanë sunnitë, si popujt arabë, por për fat të keq, ndjenja e superioritetit ka dominuar mbi ta dhe i ka bërë t'i shikojnë arabët me urrejtje dhe poshtërim, dhe t'iu përshkruajnë cilësi të ndryshme si "fshatarë", "bijtë e arabëve" etj.

Historiani anglez, Arnold Tvinbi e komenton mënyrën e sundimit të osmanlinjve mbi popujt e tjerë në bazë të re-

alitetit të ambientit të parë të osmanlinjve, pra në bazë të tokave të Estepsit në mes të Azisë dhe konkludon se sulltani osman i ka sunduar vendet e nënshtruara ashtu siç e ruante Osmani bagëtinë e tij në vendin Burara. Ky profesion përbëhej prej tri elementeve: çobani, bagëtia dhe qeni mbrojtës... : çobani është sulltani, bagëtia = popujt e nënshtruar dhe qeni mbrojtës = ushtria osmane ose jeniçerët.

Është e qartë se prej kësaj ane negative të superioritetit, dhe asaj që ka rezultuar, arabët kanë pasur deridiku dobi sepse e kanë mbrojtur arabizmin dhe elementet kryesore: gjuhën, fenë, kulturën, traditat dhe doket, që kanë qenë bazë e lëvizjes së tyre kombëtare në historinë moderne e bashkëkohore.

Hulumtuesit orvaten të zbulojnë dhe të numrojnë edhe anët tjera negative si psh: izolimin e botës arabe gjatë sundimit të tyre, regresivizmin, prapambeturinë, stagnimin që janë dalluar ose për shkak të kritikës së shtetit osman islamin ose për shkak të përsëritjes së pohimeve të të tjerëve pa kontrollim dhe pa studim.

Kështu, ne do t'i marrim këto anë negative dhe me kujdes të madh, do t'i analizojmë gjersa të mos ngelë kurrëfarë dyshimi për t'i pranojmë apo jo.

Izolimi i botës arabe gjatë sundimit osman, në realitet, ka ngjarë për shkak të dy faktorëve: faktorit të jashtëm dhe faktorit të brendshëm.

***Faktori i jashtëm***: qëndron në "frikën e osmanlinjve nga kolonializmi perëndimor që shtrihej në kufi me Lindjen e Afërme që nga fillimi i shek. XVI",[31] eventualisht pas zbulimit të rrugës detare nga portugezët në vitin 1498 dhe sulmeve të tyre në bregdetin lindor dhe jugore të Arabisë, ashtu siç cekëm më parë.

Osmanlinjtë pas dështimit të tyre në dëbimin e portugezëve nga vendet e Gjirit arab dhe në shkatërrimin e aktivitetit të tyre në Oqeanin Hindian," e kanë rrethuar botën arabe me një rrjetë për ta mbrojtur nga sulmet e jashtme duke menduar se kjo rrjetë është një ndër mënyrat e sukseshme për ta mbrojtur lindjen arabe."[32]

***Faktori i brendshëm:*** qëndron në atë se arabët nuk kanë ndier, nevojë për lidhje me Evropën gjatë sundimit osman, në tre shekujt e parë, (XVI, XVII, XVIII), veçanërisht gjendja e tyre ideologjike dhe materiale nuk u ka lejuar një lidhje të tillë. Sipas aspektit ideologjik, në vendet islame është dyshuar në francezët dhe në çdo gjë evropiane,[33] sepse e njihnin vetëm fytyrën e keqe evropiane nga luftërat e kryqzatave, jehona e luftërave ende dëgjohej në veshët e tyre dhe nuk është e logjikshme që arabët të drejtohen nga Evropa e të vënë lidhje me ta. Kurse sipas aspektit ekonomik, rrugët nuk kanë qenë adekuate për një lidhje të shpejtë e të sigurtë të shteteve lindore arabe me atë evropiane ngase anijet që lundronin në Detin Mesdhe ishin të ndërtuara prej druri dhe lundronin me vela. Industria e avullit ende nuk e përdorte hekurin dhe avullin për një funksion të tillë lundrues. Shteti osman nuk kishte përgjegjësi të plotë për regresin, stagnimin dhe varfërinë që e kishin kapluar botën arabe gjatë sundimit osman, sepse lindja arabe ishte dobësuar, mjaft kah fundi i periudhës së sundimit të periudhës së sundimit të memalikëve për shkaqe të shumta,[34] e një prej tyre ishte drobitja e shtetit memalik. Pastaj, para ardhjes së osmanlinjve, lindja arabe e kishte humbur rolin e saj si udhëkaluese tregtare për në lindje pas zbulimit të rrugës së tërthortë për në Hindi (nga portugezët),[35] gjë që ka shkaktuar stagnimin ekonomik dhe regresin social. Këto shoqëri (arabe) ishin afër shkatërrimit, para hyrjes së drejtpërdrejtë osmane dhe se hyrja e osmanlinjve vetëm ka vonuar këtë shkatërrim deri në gjysmën e dytë të shek. XVIII.[36]

Ne nuk e mohojmë ndikimin e shtetit osman në regresin, stagnimin dhe varfërinë e botës arabe, edhe pse disa vende arabe, si Sirija, kanë pasur dobi nga osmanlinjtë gjatë shekujve të parë "për shkak të lidhjeve të shumta me vendet tjera".[37]

Për sa i përket përgjegjësisë arabe (në realitet kjo është përgjegjësi e rezultuar nga rregullat dhe mënyrës e sundimit osman), sa i përket regresit, stagnimit e varfërisë së tyre, themi se që nga sundimi osman e deri kah mesi i shek. XIX. për shkak të rregullave feudale të pushtetit osman, të përçarjeve të brendshme, të grindjeve familjare për pushtet, dhe të despotizmit, arabët kanë jetuar në varfëri, skamje dhe regres.[38]

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË KATËRT

1. Abdulazis Shennavi, El-vahdetul-arabijje, vep. e cit., fq. 14,
2. Dr. Abdulazis Shenavvi, Deurul Ezheri fil hifadhi alat-tabi'il arabi li Misre ibanel hukmil-othmanij, nga Simpoziumi Ndërkombëtar i Historisë së KAMO-së, prill 1929, botim i Darul-Kitab, 1971, fq.4,
3. Abdulazis Shenavvi, El-vahdetul-arabijjetu, vep. e cit., fq. 14-15; Mbi arabizmin racor shih: Xhorxh Antonios: "Jakadhatul-arabi", Tarihul hareketil-arabil-kaumijjeti; Përkthimi i Dr. Nasirudin Esed, dr. Ihsan Abbus, Darul Ilmi lil-melajin; Bejrut, bot. i dytë, 1966, fq. 73-75;
4. Dr. Aziz Shennavi, El-vahdetul-arabijje, vep. e cit., fq. 15,
5. Dr. Mahmud Salih Munsi, vep. e cit., fq. 31,
6. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-Vahde, vep. e cit., fq. 15,
7. Dr. Shannavi, Deurul-Ez-heri..., fq. 5,
8. Po aty, fq. 15, 16; Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 140; Teufik Ali bero, vep. e cit., fq. 13,
9. Dr. Abdulaziz Shennavi, Euruba fi matla'il-usuril-hadithe; fq. 529,
10. Po aty, fq. 522-523; Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 29-32; Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 141,
11. Dr. Muhamed Enis, Dr. Sejjid Rexheb Haraz; "Esh-sherkul-arabij-fitarihil-hadith vel mua'sir; Darun-nehdatil-arabijjeti, Kajro, 1967, vep. e cit., fq. 46-47;
12. Dr. Muhamed Enis, "Ed-deuletul-uthmanijje vesh-sherkul-arabij, fq. 142,
13. Dr. Abdulaziz Shennavi, "Deurul-Ez-heri fi...", fq. 11,
14. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 28,
15. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 33,
16. Dr. Abdulaziz Shennavi, "Deurul-Ez-heri"..., fq. 11-12,
17. Po aty, fq. 13,
18. Dr. Zejn Nured-din Zejn, vep. e cit., fq. 31; Dr. Muhamed Enis me shokun e tij, vep. e cit., fq. 48;

19. Dr. Muhamed Enis, Ed-deuletul-uthmanijje vesh-sherkul-arabi; fq. 142,

20. Dr. Salah Akkad, Et-tejjaratus-sijasijje fil-halixhil-arabi, el-anglo-el-misrijje, Kamo, 1965, fq. 13-19; Dr. Muhamed Bedi'i Sherif dhe dy shokët e tij, vep. e cit., fq. 192;

21. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-Vahdetul-arabijje, vep. e cit., fq. 17;

22. Granada, qendra e fundit islame në Andaluzi, është okupuar në vitin 1492.

23. Dr. Abdulaziz Shennavi, Euroba fi metla'il-usuril-haditheti, fq. 525, 704;

24. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-vahdetul-arabijje, fq. 14;

25. Po aty.

26. Dr. Zejn Nurud-din, vep. e cit., fq. 22,

27. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 139;

28. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-vahdetul-arabijje, fq. 14;

29. Dr. Abdulaziz Shennavi, Euroba fi matla'il-usuril-hadith, vëll. I, fq. 577,

30. Dr. Abdulziz Shennavi, El-Vahdetul-arabijje, fq. 16;

31. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 139;

32. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-vahdetul-arabijje, fq. 17; shiko gjithashtu: Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 12-13;

33. Dr. Muhamed Enis... , vep. e cit. , fq. 139;

34. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 22

35. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 12;

36. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 146;

37. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 27,

38. Po aty, fq. 27-28; Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 139;

# DOBËSIMI DHE SHAKTËRRIMI I SHTETIT OSMAN

Shteti Osman ka arritur autoritet më të lartë dhe më së shumti është zgjeruar na kohën e sulltan Sulejman Kanunit (1520-1566) kur kufijt e shtetit janë shtrirë prej Danubit deri në Gjirin Arab, prej stepeve në Ukrainë deri në jug të Egjiptit, por kah fundi i shekullit XVI ka filluar të shkatërrohet materialisht dhe ideologjikisht deri në shek. XIX[1)] për shkak të faktorëve të brendshëm dhe atyre të jashtëm.

## FAKTORËT E BRENDSHËM THEMELORË PËR SHKATËRRIMIN OSMAN

1. Sulltanët që vinin pas Sulejman Kanunit ishin të dobët[2)], pos personalitetit të dobët, moshës së re dhe barës për njohjen e nevojave të perandorisë së re[3)], ata jetonin të zhytur në jetën e epsheve, të dhënë pas jetës materiale dhe të mbyllur nëpër pallate; vetë, nuk e udhëhiqnin ushtrinë e as që e mbanin barrën e ushtrisë ashtu siç vepronin stërgjyshërit e tyre, pastaj martoheshin me evropiane që luanin me interesat dhe politikën e shtetit, futnin grindje mes vëllezërve dhe shkaktonin gjakderdhje. Injoranca dhe morali i dobët i shumë vezirëve, e në anën tjetër ambiciet e tyre të mëdha shkaktonin përhapjen e ryshfetit dhe amoralitetit mes burrave të shtetit dhe nëpunësve shtetërorë.

2. Ç'rregullimet në ushtrinë jeniçere nuk ndryshuan fare në vitin 1566, kur u lejua martesa. Kjo ushtri i kishte humbur tiparet e saj, shpirtin luftarak dhe ishte shndërruar në klasë trashigimtare[4)], ishte bërë mjet shkatërrimi dhe

kaosi; u dobësuan lidhjet e tyre me kazermat e tyre dhe profesioni i tyre ushtarak nuk i ngjante atij gjatë fuqisë së shtetit osman. Ushtria për ta u shndërrua në profesion me rrogë dhe shumica e tyre shkonin në kazermat e tyre vetëm për ta marrë rrogën, tuboheshin vetëm për kërkimin e shtimit të rrogave, dhe dhuratave, për revokimin e ndonjë veziri dhe caktimin e ndonjë tjetri ose për varjen e ndonjë grupacioni të vezirëve nën nxitjen e njerëzve të interesit dhe të shfrytëzimit. Ata e kanë shndërruar profesionin e tyre kryesor (që ishte lufta prej të cilës iknin tani) në sulm për pasuri, kënaqësi dhe autoritet[5]. Nuk janë kënaqur vetëm me këtë por kanë penguar çdo reformë, bile edhe sulltan Selimi i Tretë (1789-1807) ka qenë viktimë e tyre, sepse kur ka dashur të fusë disa reforma në shtetin osman, jeniçerët janë ngritur kundër, e kanë revokuar dhe e kanë vrarë për t'i penguar reformat. Jeniçerët kanë qenë penguesë deri në kohën e sulltan Mahmudit të Dytë (1808-1839), kur i ka zhdukur përfundimisht në vitin 1826.[6]

Kur Shteti Osman vuante nga shkatërrimi i fuqishëm, pësonte humbje të njëpasnjëshme nga shtetet perëndimore, Sulltan Mahmudi i Dytë ishte i detyruar të pranojë pavarësinë e serbve, pastaj filloi kryengritja kundër pashës në Shqipëri (1820-1825). Sulltani osman nuk ka qenë në gjendje të pengojë as kryengrtijen greke, ka kërkuar ndihmë prej valisë së Egjiptit, Muhamed Aliut.

Mund të themi se çrregullimi i ushtrisë së jeniçerëve ka qenë faktori kryesor dhe i vetëm për shkatërrimin e shtetit osman, sepse kjo ushtri ka qenë bosht kurrizor i sistemit osman ushtarak dhe konsiderohej si shtyllë më e rëndësishme e shtetit osman. Nga ky çrregullim ushtarët i kanë sulmuar sulltanët dhe vezirët, kanë ndërhyrë në politikën e shtetit janë shfrytëzuar si mjet i intrigave, kryengritjet i kanë shpeshtuar kurse sulltanët dhe burrat e mëdhenj të shtetit janë shndërruar në kukullat e tyre. Ata i kanë revokuar dhe i kanë caktuar sipas dëshirës së tyre, i kanë vrarë gjithashtu sipas dëshirës së tyre kështuqë nëntë sulltanë janë revokuar dhe janë vrarë nga ana e tyre, e mos të cekim dhjetëra vezirë dhe burra shteti që janë vrarë gjatë lëvizjeve të tyre.[7]

3. Është e natyrshme që dy faktorët e cekur më parë (dobësimi i sulltanëve dhe çrregullimi i ushtrisë së jeniçerëve) të shkaktojnë tollovi edhe në aparatin e administratës qendrore dhe komunale sepse sistemi i administratës osmane u jepte udhëheqësve të provincave autoritet të gjerë dhe i caktonte komandantë të ushtrive që i përgatitnin vetë ata.[8] Pastaj ky sistem u jepte emirëve dhe udhëheqësve komunalë "pavarësi të plotë".[9] Ky sistem nuk ishte i rrezikshëm për shkak se qeveria qendrore ishte e fuqishme kurse ushtria e jeniçerve (me të cilin dispononin sulltanët) ishte e disciplinuar dhe e dëgjueshme, por pas dobësimit të pushtetit qendror dhe çregullimit të ushtrisë së jeniçerëve ky sistem është keqpërdorur ngase emirët dhe udhëheqësit komunal kanë filluar t'i realizojnë interesat e tyre personale me ushtritë e tyre, duke mos i dëgjuar urdhërat e kryeqendrës, kurse disa prej tyre kanë filluar të bashkëpunojnë edhe me shtetet e huaja si Ali beu i Madh në Egjipt dhe Dahir Umeri në Palestinë që bashkëpunonin me Rusinë.

Shtetin e ka kapluar kaosi dhe korrupcioni[10], janë përhapur trazira të brendshme dhe hakmarrje "për shkak të grindjes dhe zilisë mes emirëve që shkaktonin kryengritje e luftëra shkatërruese".[11] Monopoli i takonte atij që jepte më shumë në arkën e shtetit, tatimet e pasurisë së emirëve u takonin individëve me anë të ankandit dhe kështu e praktikonin fuqinë e gurvenatorit feudal në mënyra të ndryshme për të arritur sasi më të mëdha nga tatimet dhe për të siguruar pasuri më të mëdha pos pagës së obligueshme.[12]

E gjithë kjo ka ndikuar në tronditjen, çrregullimin dhe dobësimin e shtetit, pastaj ka shkaktuar probleme, lodhje dhe vuatje të banorëve (si që e dimë se ligji osman i tatimeve nuk ishte i vështirë për banorët e shtetit nëse krahasohet me tatimet e fshatarëve dhe tregtarëve në Egjipt dhe Sham gjatë kohës së memalikëve dhe në Irak gjatë sundimit iranian).[13]

## FAKTORËT E JASHTËM

1. Prej gjysmës së dytë të shek. XVI flota osmane ishte e paaftë t'i përballojë rrezikut portugez në detërat e lindjes për shkak të dobësisë së përgjithshme politike, administratave dhe ushtarake të shtetit osman. Ky dobësim i ka mundësuar flotës portugeze ta përkufizojë tregtinë arabe në detërat e lindjes dhe ta mënjanojë nga tregtia botërore. Kështu, lindja arabe jo vetëm politikisht e idelogjikisht por edhe ekonomikisht është izoluar gjer në shek. XIX, pastaj ngushtohet edhe sulltanati i osmanlinjve në Siujdhesën Arabe dhe mjetet vetëm në territorin e Hixhazit ku e kontrollonin në mënyrë direkte, Meken.

Për shkak të dobësimit të fuqisë detare osmane në Detin Mesdhe, vilajetet e Magribit arab janë ndarë në grupacione ushtarake detare si Dajatët në Algjer, Pajatët nga familja e Husenijeve në Tunis, familja e Karamanëve në Tripoli.

Kështu, shteti osman shkatërrohet politikisht, administrativisht, ushtarakisht dhe ekonomikisht.[14)]

2. Kur aparati i shtetit osman kishte filluar të dobësohet e të shkatërrohet, perëndimi evropian kishte filluar të zhvillohet sepse kishte zbuluar armë të reja luftarake, pastaj luftërat zhvilloheshin në mënyrë shumë të shpejtë, ushtria, përsoste metodat e mbrojtjes dhe të sulmit. Shteti Osman në Evropë kishte filluar të pësojë disfata të njëpasnjëshme, kufijtë kishin filluar të ngushtohen në anët evropiane si p.sh. vendet islame të karamaneve kishin rënë nën shtetin osman në fund të luftës (1868-1874) si dhe ishte toka e parë që ndahej nga perandoria osmane,[15)] për shkak të stagnimit dhe izolimit të saj si dhe për shkak të mospërshtatjes me zhvillimin e ri evropian në shkencë, art, dhe rregullimin administrativ ushtarak.[16)] Prej shek. XVI filloi ballansimi mes shtetit osman dhe atij evropian por në favor të shtetit osman për shkak të sistemit feudal osman që ishte më i pranueshëm se ai evropian.

Ky ballansim ka filluar të anojë në favor të shtetit evropian për shkak të shndërrimit të shteteve feudale evropiane në shtete kapitaliste tregtare e pastaj në kapital-

iste industriale pas revolucionit industrial. Më vonë ky revolucion industrial është bërë edhe matës i fuqive në favor te shteteve evropiane në mënyrë të përhershme.[17)]

3. Intrigat që i zhvillonin shtetet evropiane mes banorëve të krishterë që jetonin nën shtetin osman bëheshin me pretekst mbrojtjeje. Kështu Franca tentonte t'i mbroje minoritetet katolike, Rusia ato ortodokse në mënyrë zyrtare me kontratën e Kuçuk Kajnerxhit në vitin 1774. Në bazë të kësaj kontrate, ata ndërhynin në punët e brendshme të vilajeteve.[18)]

Këta faktorë të brendshëm e të jashtëm e dobësuan shtetin osman, kurse ai për të jetuar ose për ta mbrojtur atë që i kishte ngelur apo për ta vonuar rrënien, ishte i obliguar të huazojë nga perendimi ato reforma që nuk ishin në kundërshtim me sheriatin islam.

## PRIVILEGJET E TË HUAJVE

Një ndër sistemet që kanë depërtuar në shtetin osman e që konsiderohet faktor i rëndësishëm për dobësimin e tij, është sistemi i privilegjit të të huajve, i cili ka luajtur rol të rëndësishëm në historinë e shtetit osman. Këto priviligje i kanë penguar orvatjet reformiste dhe progresive gjatë organizimit, sepse shtetet e mëdha evropiane vazhdimisht kanë ndërhyrë në çështjet e shtetit osman me metoda të ndryshme duke u mbështetur në sistemin e privilegjit të të huajve. Edhe vendet arabe që ishin nën shtetin osman vuanin shumë prej ndikimeve të huaja si psh. zgjimi i mburjes sektariane, ndarja dhe coptimi, bile edhe intrigat dhe gjakëderdhjet siç ndodhi në vendet e Shamit, sepse këto privilegje kishin formë të kontratave, kurse shteti osman nuk kishte të drejtë vetë t'i anulojë ose t'i ndryshojë e posaçërisht pas dobësimit.

Shtetet evropiane i konsideronin këto privelegje si të drejta të përfituara për vete dhe për banorët e tyre bile edhe për ata që kërkonin mbrojtjen e tyre nga banorët e vetë shtetit osman.[19)]

Privilegjet rrjedhin prej kohës së sulltanit Osman Mehmet Fatihut, i cili menjëherë pas rrënies së Konstantinopojës (29 maj 1453) dhe në bazë të traditës së stërgjyshërve të tij, e ka caktuar pavarësinë e sekteve fetare joislame dhe caktoi rregulla të posaçme për të huajt që banonin në perandorinë osmane, poashtu për tregtarët caktoi norma me qëllim që ta ngjallë ekonominë e perandorisë. Në dorëshkrimin egertonian, me numër 2871 që është në Muzeun britanik ceken këto privilegje që i ka caktuar sulltan Mehmet Fatihu për tregtarët gjenovian, të cilët banonin në Galatë të Konstantinopojës pas rrënies së këtij qyteti, më: 1 qershor 1453.[20)]

Edhe në kohën e Sulejman Kanunit (në aspektin e lidhjeve osmane ndërshtetrore) janë të njohura kontratat mes shtetit osman dhe Francës. Një kontratë e tillë është e natyrshme për shkak të armiqësisë tradicionale mes Francës dhe perandorisë së habzburgëve, që ishte në luftë me shtetin osman në një anë dhe mes Francës, Italisë dhe Spanjës, që ishin në grindje të gjatë me shtetin osman për shkak të dominimit të tij në pjesën perëndimore të Detit Mesdhe dhe në Afrikën Veriore në anën tjetër.[21)]

Kështu në bazë të rrethanave ndërshtetërore, bëhet kontrata e njohur mes sulltan Sulejman Kanunit dhe Fransoas të Parë në vitin 1535 dhe se ky është mbret i parë evropian që përfiton një privilegj të tillë. Sipas kësaj francezët kanë fituar privilegje të mëdha tregtare në perandorinë osmane dhe kështu anijet e tyre kanë filluar të lundrojnë në Detin Mesdhe prej Marsejit drejt limaneve osmane për tregti në liri të plotë.[22)]

Pos kësaj kontrate ekonomike, me sa duket, kishte edhe një kontratë tjetër ushtarake mes ambasadorit të Francës dhe sulltan Sulejman Kanunit në vitin 1537, sepse në vitin 1543 është shënuar një ndihmë reciproke në mes Frasoas të Parë dhe sulltanit osman në luftërat detare kundër dinastisë së habzburgëve në Detin Mesdhe. Në vitin 1593, mbreti i Francës, Henri i Katërt, i shkruan sulltan Muratit të Tretë dhe e lutë të mos e dëgjojë asnjë që vjen nga Spanja, sepse ajo lufton kundër mbretit të Francës.

Në këtë letër, Henri i Katërt i drejtohet sulltanit kështu: "Sulltanit, halifit të muslimanëve, Muratit, sulltanit të madhëruar, të fuqishëm, fisnik, të pamposhtur, njeriut me autoritet dhe virtyt, shokut tonë të sinqertë e të dashur".[23)]

Nëse e analizojmë këtë letër, mund të zbulojmë dy të vërteta të rëndësishme:

1. Këto privilegje ende nuk kanë ndikuar negativisht gjatë fuqisë së shtetit osman;

2. Drejtimi i mbretërve evropian sulltanit osman me titull: "Halif i muslimanëve", gjë që konfirmon mendimin se halifati është transferuar në familjen osmane në shek. XVI.

Më 25 shkurt 1597 është realizuar edhe një kontratë e re mes perandorit francez, Henrit të Katërt dhe sulltan Mehmetit të Tretë, ku përveç përtrirjes së privilegjeve të vitit 1535, është regjistruar edhe një privilegj i ri: që ambasadori i Francës të ketë prioritet ndaj të gjithë ambasadorëve në Istamboll, e posaçërisht ndaj ambasadorit të mbretit të Spanjës.[24)]

Kështu, Franca ishte shtet i parë evropian që i kishte përforcuar marrëdhëniet politike dhe tregtare me shtetin osman dhe që kishte hapur konzullat në shtetin osman.[25)]

Kurse Anglia, armiku kryesor i Francës, ka fituar privilegje për banorët e saj zyrtarisht në kohën e mbretëreshës Elizabeta në vitin 1580 dhe e ka dërguar Villiam Harbunin e Parë ambasador në Portën e Lartë, pastaj ka hapur konzullate në Siri dhe Egjipt prej viti 1583.[26)]

Më vonë edhe shtetet e tjera evropiane kanë mundur të fitojnë privilegje të tilla në shtetin osman si: Rusia, Austria, Italia, dhe Gjermania.[27)]

Vlen të ceket se këto privilegje ishin në fillim dhuratë mirëpo më vonë janë shndërruar në litar rreth qafës së shtetit osman, ia kanë shkatërruar nderin dhe udhëheqësinë gjatë periudhave të dobësimit,[28)] dhe sjelljet e tyre negative janë kërëcnuar ekzistencës së shtetit në çdo vend të botës:

1. Evropianët që kanë ardhur në shtetin osman për punë dhe fitim kanë pasur më tepër prioritet se vendasit në gjyq

dhe ekonomi sepse këto privilegje u kanë dhënë të drejtë të huajve të formojnë gjyqe të posaçme në konzullate me të drejta të plota për zgjidhjen e problemeve mes banorëve që u takojnë atyre konsullatave, kurse gjykatës ishte vetë konsulli; vendimet e këtyre gjyqeve aplikoheshin në tokën osmane. Prej kësaj kuptojmë fshehtësinë e kërkesës të konsullit britanez Nivenker në Qipro, të datuar më 6 gusht 1844 i cili kërkohet nga shteti i tij, të ndërtojë burg të vogël afër rezidencës së konsullatit,[29)] sepse banorët e tyre nuk i ka gjykuar gjykata e shtetit e as që i përgjigjeshin ligjit të tyre, kurse organet e sigurimit dhe të drejtësisë nuk kishin të drejtë kontrollimi në banesat e të huajve e as të zhvillojnë hetime, pa prezentimin e përfaqësuesit të konsullatit të shtetit që u takojnë.[30)]

Shumë herë i akuzuari ftohej në konzullat apo në ambasadë dhe burgosja e tij bëhej e pamundshme bile edhe disa banorë të shtetit osman bënin një gjest të tillë kur i ndiqte shteti për shkak të ndonjë krimi dhe shpëtonin nga burgosja. Disa banorë të shtetit osman, e posaçërisht të krishterët kërkonin të jenë nën mbrojtjen e ndonjë shteti të huaj për t'i shfrytëzuar privilegjet.[31)]

Konsullët të pakënaqur vetëm me privilegjet që kishin përfituar edhe disa privilegje me traditë, p. sh. në vilajetin e Egjiptit gjatë kohës së halifit të dobët të Mehmetit, konsullët kanë mundur të grabitin autoritetin e gjykimit të çështjeve dhe problemeve që ndodhnin mes banorëve të tyre në një anë dhe mes banorëve të shtetit, në anën tjetër.[32)] Mendoj se nuk ka nevojë të tregoj se një vepër e tillë pengonte drejtësinë, i jepte të drejtë atij që nuk i takonte.

Kjo ishte në lëminë gjyqtare, kurse në atë ekonomike, duke u mbështetur në këto priveligje, shteti osman nuk kishte të drejtë të marrë tatimin drejtpërsëdrejti prej të huajve, qendrat e tyre tregtare, zejtare bënin këmbimin e mallrave në vendet osmane, në liri të plotë dhe shfrytëzonin fitimin sipas dëshirës së tyre pa i paguar taksa shtetit, bile edhe në taksat doganore ishin të privilegjuar të huajt, për ta ishte caktuar vetëm 8% nga vlera e çdo malli të importuar. Shteti nuk kishte të drejtë ta shtojë këtë përqindje: Shteti

osman, edhe pse kishte pasur sukses në ngritjen simbolike të përqindjes (3%) në vitin 1907 prapseprapë ia kishin kufizuar vetëm për 7 vjet dhe me kusht që të shfrytëzohet fitimi në restaurimin e tre vilajeteve të Maqedonisë (Selanik-Manastir-Kosovë).[33)]

2. Institucionet e huaja (ekonomike, kulturore, fetare dhe bëmirëse) në shtetin osman kanë pasur dobi prej këtyre privilegjeve të kurajuara nga shtetet e tyre, sepse i përforconin shumë dhe i zgjeronin autoritetet e këtyre shteteve materialisht dhe ideologjikisht, gjë që u ndihmonte t'i realizojnë ambiciet e tyre.

Autoritetit ekonomik dhe atij kulturor që i përfitonin disa prej këtyre shteteve në bazë të këtyre institucioneve, shpesh u paraprinte autoriteti politik e që përfundonte me okupim ushtarak.[34)]

3. Këto privilegje ua kanë bërë të mundshme shteteve evropiane të ndrëhyjnë në çështjet e brendshme të shtetit osman. Kjo ndërhyrje shpesh kishte të bëjë më zgjidhjen e një çështjeje të një shteti, ashtu siç ka ndodhur në Egjipt kur ka ndërhyrë Franca për t'i ndihmuar një njeriu që ishte nën mbrojtjen e tyre në ngjarjen e gazetës "BOSFOR-EGYPTIAN" të vitit 1885.[35)]

Ndonjëherë ndërhyrja ishte kolektive, ku merrnin pjesë një grup shtetesh për një çështje të përbashkët edhe me karakter kërcnues e ndëshkues; ndonjëherë realizohej me lëvizje ushtarake ose aksione okupuese, ashtu siç kishte ndodhur në Egjipt, Greqi dhe Liban.[36)]

Këto ishin privilegjet që i kishte caktuar shteti osman për shtetet evropiane gjatë periudhës deri sa ishte në fuqi, që i konsideronin si të drejta të përfituara gjatë kohës së dobësimit dhe shkatërrimit të shtetit osman. Privilegjet ishin ndër faktorët që ndihmuan shkatërrimin, coptimin dhe rrënien e kësaj perandorie islame.

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË PESTË

1. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 47
2. Muhamed Enis, Dr. Sejjid Rexheb Hanaz, vep. e cit., fq. 72,
3. Albert Haurani, El-fikrul-arabij fi asrin-nehdati; përkthimi Kerim Azhulit, Daru. Nehar, Bejrut, 1968, fq. 51; Umer Iskenderij ve Selim Hasan, Tarih Misër minel-fet-hil uthmani ila kubejlel-vaktil-hadir, bot. VI,
   Metbeatul-Mearifi, Kamo, 1924, fq. 39-40;
4. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 165;
5. Dr. Abdulaziz Shennavi; Euruba fi matlail-usuril-haditheti, vëll. 1, fq. 756-757;
6. Ibrahim Be Halimi, vep. e cit., fq. 192, 199; dhe shiko Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 47-48, 73-74;
7. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 163;
8. Sati'ë Husari. vep. e cit., fq. 49;
9. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 34;
10. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 235-246; shiko gjithashtu Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 49, 51;
11. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 35;
12. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 35;
13. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 48;
14. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 194, 197;
15. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 57;
16. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 48; Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 161;
17, Dr, Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 73;
18. Albert Haurani, vep. e cit., f. 57-58;
19. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 142-143;
20. Dr. Zejn Nurud-din, vep. e cit., fq. 32, 33;
21. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 165;
22. Shiko tekstet e kësaj kontrate në librin: "Tarihud-devletul-alijjetil-uthmanijje", Muhamed Ferid beu, fq. 91-94;

23. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 33, 181, Margina n. 11; Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 1590160;

24. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 181, Margina n. 11;

25. Nuhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 2O7-208;

26. Po aty, fq. 206; Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 33;

27. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 159;

28. Po aty;

29. Dr. Zejn Nurud-din Zejn, vep. e cit., fq. 33, 182; Margina n.13;

30. Dr. Abdulaziz Shennavi: Hadith Xheridet: "Bosfor Egyptian": Ezime sijas'ije bejne Misër ve Firansa fi evaili ahdil-ihtilalil-britanij, IX, Revista El xhemijje el-Misrije lid-dirasatil-terihijje, 1962, fq. 150-153;

31. Muhamed Izze Duruzi, vep. e cit., fq. 206-207;

32. Abdurahman Rafi'ij, Asru Ismail, vëll. 2, bot. 2, en-nehdatul misrijje, Kairo, 1948; fq. 242-293;

33. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 143-144;

34. Po aty, fq. 145-147;

35. Dr. Abdulaziz Shennavi, Hadith Xherideti...;

36. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 147;

# KRYENGRITJET ARABE KUNDËR SHTETIT OSMAN

Arabët qëndronin besnikë ndaj turqve osmanlinjë sepse i konsideronin mbrojtës të fesë dhe të halifatit. Këta dy elemente ata i prezentonin në luftë e në paqë kundër armiqëve. Arabët mbanin disa pozita të larta në shtet dhe kjo nuk është çudi sepse ata përbënin pjesën më të madhe të Islamit në atë shtet. Arabët i pranonin me zemërgjërësi por dobësimi i shtetit osman pas Sulejman Konunit (1520-1566) në administratë, politikë, ekonomi dhe ushtri ka shkaktuar ngritjen e disa udhëheqësve të fuqishëm në kryengritje me qëllim që të fitojnë pavarësi provinciale dhe udhëheqësinë e tyre në territoret e tyre ku sundojnë apo në vendlindjet e tyre.

Kështu, disa grupacione ushtarake detare i kanë ndarë vilajetet e Magribit arab, si psh. Dajatët në Algjer, Bajatët nga fisi husejnit në Tunis dhe familja e karamanëve në Tripoli,[1)] ashtu siç ishin ngritur në kryengritje edhe në disa vende të lindjes arabe kundër shtetit osman si psh. lëvizja e Fahrud-din el-Ma'ëni në Liban gjatë shek. XVII, Dhahir el-Umeri në Palestinë; Ali beu el-Kebir në Egjipt gjatë shek. XVIII dhe jo vetëm që ishin ngritur kundër shtetit osman, por kishin vënë lidhje edhe me disa shtete evropiane me qëllim që të pranojnë armë dhe përvojë taktike, pastaj të zhvillojnë tregtinë, të ringjallin ekonominë lokale, të dalin nga izolimi i imponuar si dhe dobi tjera të ndryshme që mund t'u ofronin evropianët duke menduar se në këtë mënyrë do të përfitojnë interesin evropian. Të gjitha këto i ndërmerrte guverantori i vilajetit ose udhëheqësi i grupacioneve për ta përforcuar pozitën, kurse shteti osman kishte kujdes të

veçantë dhe orvatej me mish e me shpirt për t'i eliminuar të gjitha orvatjet e tilla.[2)]

Pastaj të cekim edhe lëvizjet e imamitëve zejdite në Jemen, Muhamed Alisë në Egjipt, Beshir Shihabit në Sham, vehabizmit në Nexhd, senusitët në Libi dhe mehditët në Sudan.

Unë do të përqëndrohem më detajisht në dy lëvizje, që kanë qenë më të rëndësishme dhe që kanë ndikuar më tepër në rrjedhën e ngjarjeve në Arabi: lëvizja vehabite në siujdhesën arabe dhe lëvizja e Muhamed Alisë në Sham.

## 1. LËVIZJA E VEHABIZMIT

Lëvizja e vehabizmit konsiderohet lëvizje e parë e rëndësishme që i ka tronditur lidhjet e shtetit osman me botën arabe,[3)] jo si lëvizje kombëtare por si lëvizje e pastër fetare sepse „besimi atëherë ishte faktor më i fuqishëm për t'i udhëzuar njerëzit në politikë të gabuar që e çonte ujin në mullli të krishterizmit evropian[4)] Kjo ishte thirrje e parë për t'ua rikthyer arabëve pushtetin",[5)] duke formuar unitet fetar politik në Siujdhesën Arabe me statut të vërtetë islamik, duke u kthyer në atë që ka qenë selef i devotshëm.[6)] Ky gjest e ka brengosur pushtetin osman në Stamboll sepse një lëvizje e tillë lejonte formimin e shteteve arabe islame si dhe e ka detyruar sulltanin osman të orvatet për ta penguar zgjerimin e kësaj lëvizjeje.

Themeluesi i kësaj lëvizje është Muhamed ibën Abdul Vehhab en-Nexhdij,[7)] i cili ka mësuar tefsirin, hadithin dhe fikhun sipas shkollës juridike hanbelite. Ai ka udhëtuar në shumë qendra kulturore islame duke kërkuar dituri dhe e ka kuptuar se besimi monoteist (karakteristika më e madhe e Islamit) është përlyer sepse muslimanët ia shoqërojnë All-llahut evlijatë duke kërkuar prej tyre të mira dhe largimin e gjërave të dëmshme, bile ia kanë shoqëruar (All-llahut) edhe bimët me botën e vdekur, pastaj e ka kuptuar se mbyllja e derës së Ixhtihadit në Islam dhe imitimi i medhhebeve islame janë faktorë të shkatërrimit dhe stagnimit të Islamit.[8)]

Themeli i thirrjes së tij ishte teuhidi (monoteizmi i All-llahut) dhe shirku në besim sepse domethënia e „La ilahe

il-lall-llah", (s'ka zot tjetër pos Allahut) mohon atributin hyjnor të krijesës dhe e konfirmon vetëm mëvetësin e All-llahut), pastaj hapja e derës së ixhtihadit, vetëm fjala e All-llahut dhe e Pejgamberit konsiderohet argument, çdo kush që i plotëson kushtet e ixhtihadit obligohet të merret me ixhtihad ashtu siç i kupton tekstet e Kur'anit dhe të Hadithit sepse mbyllja e derës së ixhtihadit i ka dëmtuar muslimanët dhe ua ka humbur dinjitetin dhe aftësinë për të kuptuar e të vendosur dhe i ka shndërruar në të palëvizshëm e imitues, madje ua ka dobësuar autoritetin dhe i ka ndarë në grupe e sekte.[9)]

Muhamed ibën Abdul Vehabi e quante veten dhe ithtarët e tij: „muveh-hidin" (Monoteistë) kurse armiqtë e tyre i quanin „vehabistë" për të argumentuar para njerëzve se principet e thirrje së tij janë risi (bid'a) dhe jashtë principeve islame. Terminin „vehabist" së pari e përdorën evropianët pastaj është zgjeruar edhe në masë,[10)] kurse armiqtë turq e kanë tepruar sepse i quanin „rafiditë" ose „harixhitë" derisa edhe në dokumentet zyrtare që korespondonin mes Muhamed Alisë dhe Portës së Lartë, mbreti saudit, i cili i kishte pranuar dhe i përhapte principet e tyre, atribuohej si „harixhi".

Ithtarët e kësaj thirrjeje preferonin terme „monoteistë", „hanbelitë", „vëllezër" apo „selefitë".[11)]

## NDIKIMI I IBËN TEJMIJES NË IDETË E IBËN ABDUL VEHABIT

Kjo thirrje nuk është e re në Islam dhe as nuk kishte gjë të re në të por qëllimi i saj ishte rikthimi në burimet e vërteta të Islamit.[12)] Pra, kjo është lëvizje selefite. Disa kanë të drejtë kur e quajnë „Thirrje selefite Mexhdase", për ta dalluar nga thirrjet e tjera selefiste, reformiste që ekzistonin në vise të ndryshme të botës arabe islame.[13)] Është më se e vërtetë se Ibën Tejmije ka ndikuar shumë në idetë e Ibën Abdulvehabit me anë të familjes së tij që ishin dijetarë të medhhebit hanbelit[14)]; bile i ka pranuar si ide të veta. Ai i ka studiuar veprat e Ibën Tejmijes, traktatet dhe fetvatë e

tij, bile disa i ka shkruar edhe vetë (në Muzeun britanik ekzistojnë disa traktate të Ibën Tejmijes, që i ka shkruar vetë Ibën Abdulvehabi.[15] Kjo argumenton edhe ate se të gjitha shkresat që ua ka shkruar Ibën Abdulvehabi dijetarëve të kohës së tij, autoriteteve ose njerëzve të rëndomtë, janë përplotë me shembuj nga fjalët e Ibën Tejmijes ose nga disa komente të ajeteve burimore dhe hadithеve të Muhamedit a.s.[16]

Të dy thirrnin në rikthim në Kur'an, Sunnet dhe në gjurmët e selefit të devotshëm, në rezistancë ndaj risive (bidateve) dhe legjendave që i janë mveshur Islamit; i kanë hapur dyert e ixhtihadit për çdo kend që dëshiron, e jo imitimin, bile edhe nëse një gjë e tillë ndryshon nga katër imamët.[17]

Kështu, Ibën Tejmije ishte udhëheqës dhe udhërrëfyes i tij, nxitës i ideve të tij dhe e inspironte për ixhtihad dhe thirrje në reformë.

## RREZIKU I THIRRJES VEHABISTE PËR SHTETIN OSMAN

Muhamed Abdul Vehabi ka filluar thirrjen e tij në fillim ngadalë, pastaj ka filluar të dërgojë thirrës te emirët e Hixhazit dhe te dijetarët e vendeve tjera, duke i nxitur që t'i luftojnë risitë, legjendat dhe t'i kthehen Islamit të vërtetë.[18]

Në shikim të parë kjo dukej se ishte thirrje reformiste selefiste dhe i ngjante çdo lëvizjeje tjetër që fillonte e mbaronte me sukses, por në realitet kjo thirrje paraqitte rrezik të vërtetë në atë kohë:

1. Thirrja e tij në Islam të vërtetë donte të thotë se „islami i sulltanit nuk është i vërtetë, pra, nënkuptohet: sulltani nuk ishte udhëheqës i vërtetë i popullit".[19] Ky nocion i kundërvihej dominimit osman dhe ndikimit politik e islamik të sulltanëve dhe të bashkësive sufiste e të koncepcioneve të tyre„ që i thirrnin njerëzit në dorëzim, të pranojnë realitetin, askezën, tërheqjen nga jeta dhe t'i mbështeten jetës tjetër".[20]

2. Kjo thirrje ka filluar atëherë kur perëndimi evropian veç kishte zhvilluar planifikimin kolonialsit (që kishte filluar

prej kohës së dëbimit të arabëve nga Andaluzia dhe pjesëmarrjes së spanjollëve dhe portugezëve në rrethimin e botës islame me lëvizjet e tyre detare e tregtare rrethepërqark Afrikës deri në Hindi, duke e lënë pjesën verilindore të Detit Mesdhe nën sundimin osman për një kohë) dhe ate duke i okupuar disa vende të Siujdhesës Arabe dhe pozitat strategjike në jug, imaratet e gjirit dhe në të njëjtën kohë planifikonin që të mos ballafaqohen deri në fund me ndonjë lëvizje të zgjimit të ri, që mund të pengonte dominimin e plotë të botës islame, e posaçërisht të vendeve islame.

Pastaj, sipas opinionit të perëndimit kolonialsit, kjo thirrje fetare kishte karakter të rrezikshëm politik dhe paraqitte një fuqi të re që mund të pengonte dominimin e tyre kolonialist.[21)]

3. Transferimi prej thirrjes në lëvizje ka filluar pas një kontrate të Muhamed ibën Abdulvehabit me emirin e Deri'ijes, Muhamed ibën Saudin në vitin 1747, pas maltretimit të Ibën Abdulvehabit në vendlindjen e tij Ajnijje dhe ikjes së tij në Der'ijje. Pasiqë është bindur se thirrja e tij do të korrë sukses vetëm nëse është e fuqishme[22)] e ka përforcuar lidhjen me te me anë të martesës së Muhamed ibën Seudit me të bijën e Muhamed ibën Abdulvehabit dhe me kontratë politike e ushatarake.

Pas kësaj kontrate është zhvilluar lëvizja vehabiste dhe është shpërndarë me një shpejtësi të madhe në qendër të Siujdhesës Arabe edhe atë duke i falënderuar shpatës dhe gjuhës.[23)]

Gjurmët e kësaj lëvizje janë vërejtur jashtë Siujdhesës Arabe përafërsisht pas 40 vitesh.[24)]

4. Në përhapjen e lëvizjes vehabiste dhe zgjerimin e saj të shpejtë në Siujdhesë ka ndikuar një faktor i rëndësishëm dhe i rrezikshëm, ashtu siç ishin faktorët e lartëpërmendur, ndoshta edhe më i rrezikshëm: pozita gjeografike e qendrës së thirrjes dhe zona e gjerë për përhapjen e saj, Siujdhesa Arabe, ku fuqia osmane ishte e dobët (ndoshta edhe nuk ekzistonte fare).

Gjendja ishte e tillë dhe kur shteti osman ishte në fazën më të lartë të fuqisë së tij. Pra, paramendoni si do të ishte

(shek. XVIII dhe fillimi i shek. XIX) atëherë kur shteti osman ishte shaktrërruar e dobësuar?

Pastaj nëse e vërejmë pozitën shoqërore të banorëve të atij vendi, ku sundonte sistemi fisor dhe besimi i thjeshtë, do të kuptojmë shkakun e përhapjes së shpejtë të thirrjes së ndihmuar me shpatë, kur ligjëratat e reformatorit i nxitën banorët e Nexhdit dhe iu bashkangjitën flamurit të Ibën Saudit, i cili pati aftësi t'i drejtojë fuqitë luftarake të beduinëve kah xhihadi i përhershëm".[25)]

Në fund të shek. XVIII vehabistët tashmë e kishin kapluar brendësinë e Siujdhesës Arabe dhe Gjirin arab, eventualisht pas vdekjes së Ibën Abdulvehabit në vitin 1791 dhe vdekjes së aleatit të parë 30 vjet para tij, kur familja e Saudit e ka marrë për sipër përgjegjësinë e përhapjes dhe mbrojtjen e thirrjes: „kanë dalur nga brendësia e kanë kundërshtuar autoritetin e halifit osman dhe janë orvatur të formojnë shtet të fuqishëm arab".[26)]

Mendimi i dr. Muhamet Bedi'ë Sherif se ata janë orvatur të formojnë shtet arab, nuk është i vërtetë sepse parimet dhe thirrja e tyre ishin islame, ashtu siç cekëm më lartë, pastaj ideja kombëtare arabe nuk kishte filluar ende. Në realitet, mund ta quajmë shtet arab në bazë të pozitës gjeografike, mirëpo sipas aspektit të besimit dhe ideologjisë, ai është shtet islam që nuk thirrte në bashkim arab por në bashkim islam, bile, në esncë ai është shtet i vetëm islamik që i përket çdokujt.[27)]

Vehabistët e kanë sulmuar Irakun deri në dyert e Bagdadit dhe e kanë detyruar valiun të bëjë paqje me ta në vitin 1799. Pas dy vitesh, përsëri e kanë sulmuar dhe kanë hyrë në Kerbela, (një ndër qytetet e shenjta shi'ite) dhe e kanë djegur (kjo kundërshtohet me natyrën e thirrjes së tyre), pastaj janë drejtuar kah perëndimi dhe veriu, e kanë okupuar Mekën, Medinen, kanë luftuar në Sham dhe i janë kërcënuar Damaskut e Halepit. Ata kanë qëndruar në Sham edhe gjatë vitit 1811.[28)]

## QËNDRIMI I SHTETIT OSMAN NDAJ LËVIZJES VEHABISTE

Shteti Osman e ka ndier rrezikun që i kërcënohej posaçërisht pas daljes së Hixhazit prej duarve të tij e që ishte qendër e shkëlqyeshme islame, për shkak të dy vendeve të shenjta (Mekes dhe Medines). Ai humbi shumë, nga deklarata e familjes saudiane kundër pushtetit osman në të dy vendet e shenjta dhe me pengimin e karavanëve të haxhit që vinin nga vilajetet osmane, pastaj (i kërcënohej rreziku) edhe nga sulmet e tyre në Sham dhe Irak pas dështimit në mbrojtjen e tyre.[29)]

Osmanlinjtë, për ta rikthyer autoritetitn e tyre në Hixhaz eventualisht për ta kthyer dominimin e tyre në botën islame dhe për t'i plotësuar „formalitetet e hilafetit",[30)] ishin të obliguar të kërkojnë ndihmë prej valiut të Egjiptit, Muhamed Alisë që ta realizojnë rikthimin e Shamit dhe Irakut, kurse qëllimi i tërthortë ishte: (sipas disa hulumtuesve) „për t'i dobësuar që të dy",[31)] pra, eliminimin e fuqisë së Ibën Saudit dhe Muhamed Aliut. Ky mendim ndaj Muhamed Aliut nuk mund të pranohet sepse ushtria e Muhamed Aliut nuk kishte aq fuqi që të frikësojë shtetin osman, pra nuk ekzistonte shkak për planifikimin e eliminimit ose dobësimit të tij. Gjithashtu nuk mund të pranohet edhe ideja se sulltani dëshironte të përvetësojë të ardhurat e Egjiptit sepse kapitali i Egjiptit ishte në shkatërrim e sipër për shkak të luftimit të Muhamed Alisë me memalikët. Muhamed Aliu, kur e ka autorizuar sulltan Mahmudi i Dytë për ta sulmuar Ibën Saudin, ka qenë i detyruar të lëshojë përgatitjen e ushtrisë prej qendrës tregtare „Mahruk".[32)] Shkaku i mbështetjes së sulltanit në Muhamed Aliun ishte shpejtimi i eliminimit të kësaj lëvizje të rrezikshme, që nuk mundën t'i përballojnë as valitë e Shamit dhe Irakut dhe pasiqë sulltani e ka parë Muhamedin të aftë për një detyrë të tillë e ka autorizuar. Muhamedi nuk ishte i obliguar t'i përgjigjej një autorizimi të tillë, mirëpo ai e kishte pranuar pas insistimit të sulltanit që kishte zgjatur afër katër vjet.

Muhamed Aliu, me këtë fitore e forcon qendrën e tij në Egjipt dhe në botën islame sepse i shpëton të dy vendet e shenjta (të dy haremet) prej vehabistëve.[33)]

Këtu nuk kemi nevojë për një analizë më të thuktë rreth ngjarjeve të grindjes mes Muhamed Alisë dhe vehabistëve, por vlen të ceket se Muhamed Aliu vazhdimisht ka dërguar ushtri në Siujdhesën Arabe afër shtatë vjet, derisa e ka eliminuar me sukses në vitin 1818 mbretërinë e parë saudiate, që ishte fryt i parë i lëvizjes së vehabistëve. Pas çlirimit të vendeve të shenjta prej dominimit saudian, ka dërguar një ushtri nën udhëheqjen e Ibrahim Pashës dhe e ka rrethuar Der'ijjen, qendrën e mbretërisë Saudite dhe e ka detyruar guvernatorin, Abdullah ibën Mes'udin të dorëzohet në shtator të vitit 1818. Ibrahim Pasha e ka dërguar së pari në Kajro, pastaj në Stamboll ku edhe është ekzekutuar dënimin.[34)]

Kështu, shteti osman e ka eliminuar këtë lëvizje vehabiste, që paraqitte realitetin politik të mbretërisë së parë saudite, mirëpo ideologjia e saj ishte shpërndarë në mbarë botën islame gjatë sezonës së haxhit,[35)] dhe kishte ndikuar në lëvizje të ndryshme të zgjimit reformist; gati se të gjitha lëvizjet reformiste ishin të ngjyrosura me thirrjet e Muhamet ibën Abdulvehabit. Kjo lëvizje meriton respekt për shkak se e ka mënjanuar pasivitetin e botës arabe-islame për një kohë të gjatë dhe konsiderohet shembëlltyrë e lëvizjeve të mëvonshme reformiste.

Si rezultat i eliminimit të lëvizjes vehabiste me përfundimin e ekzistencës politike të mbretërsisë së parë saudite ishte zgjerimi i autoritetit të Muhamed Aliut në shumë vende të Siujdhesës Arabe, përforcimi i pushtetit të tij në Egjipt dhe inspirimi për formimin e një perandorie të re arabe,[36)] pastaj kolonializmi është zgjeruar edhe më tepër në bregdetin e gjirit arab.

Pasiqë edhe Britania orvatej të okuponte bregdetin arab, vërejmë se politika angleze ballafaqohet me Muhamed Alinë deri në tërhjekjen e forcave egjiptase nga siujdhesa në vitin 1840 për shkak të ndikimit të ndërhyrjes evropiane.[37)]

## LËVIZJA E MUHAMED ALIUT NË SHAM

Sipas prof. Raf'iut, Muhamed Aliu ka dashur ta okupojë Sirinë deri në vitin 1810 për shkak të përgatitjeve të mëdhaja ushtarake, por është larguar nga ky plan për shkak të luftës kundër vehabistëve, pastaj çlirimit të Sudanit, luftërave greke. Pas përfundimit të luftës së fundit kundër grekëve, përsëri ka filluar të mendojë në realizimin e idesë së vjetër.[38] Por përgatitjet ushtarake të Muhamed Aliut mund të mos konsiderohen si shkak të okupimit të Sirisë sepse ai ishte kthyer prej beduinëve në Kajro në shtator të të njëjtit vit pas shkatërrimit të fuqive memalike në Sa'id dhe për këtë shkak nuk mund të konsiderohen përgatitjet ushtarake sulm kundër Sirisë.

Pastaj Porta e Lartë ka kërkuar prej tij në dhjetor të viti 1807, ende pa kaluar dy vjet nga arrdhja e tij në pushtet, të sulmojë Hixhazin për t'i likuiduar vehabistët, dhe insistonte vazhdimisht deri në vitin 1811. Muhamed Aliu, nuk kishte se si të refuzojë kërkesën e Portës së Lartë pas përfundimit të luftës kundër memalikëve pastaj ai shpresonte se me një sukses të tillë do ta përforcojë autoritetin e vet në Egjipt dhe se Porta e Lartë nuk do të ketë guxim ta revokojë ngase, sipas Raf'iut, ai e pritte një revokim të tillë.[39]

Egjipti kishte probleme financiare në atë kohë, gjë që e kishte detyruar Muhamed Aliun të kërkojë ndihmë prej tregtarëve të Kajros në përgatitjen e ushtrisë për në Hixhaz, siç cekëm më parë.

Pra, nuk mund të pranojmë se Muhamed Aliu mendonte të okupojë Sirinë, posaçërisht atë vit, por ndoshta bënte pjesë në aspiratat e tij të para, që ishin: pavarësia nga shteti dhe formimi i një shteti të fuqishëm egjiptas për te dhe për fëmijët e tij.[40]

Është e vërtetë se Muhamed Aliu nuk ka menduar ta okupojë Sirinë me forcë pas depërtimit të tij në pjesën më të madhe të Siujdhesës arabe, pas çlirimit të Sudanit dhe hyrjes në luftë me grekët si dhe pas insistimit të tij që sulltani t'ia dhurojë vendet e Shamit për shkak të pjesëmarrjes së tij në shuarjen e kryengritjes greke. Pasiqë sulltani e kishte refuzuar t'ia dhurojë ato vende, Muhamed Aliu e kishte për-

gatitur një ushtri nën udhëheqjen e djalit të tij Ibrahimit t'i marrë dhe t'i sigurojë kufijt e Egjiptit,[41] që i paramendonin këshilltarët e tij francez (në krye të cilëve ishte Klot Beu), kodrat e Torosit e jo shkretira e Sinajit.[42]

Ai gjithashtu donte të realizojë ëndërrën e tij për formimin e një „perandorie arabe nën udhëheqjen e familjes së tij".[43]

Muhamedi nuk deklaronte armiqësinë e tij ndaj sulltanit, por mbështetej në argumentin se konkurenti i tij i fuqishëm, guvernatori i Akkës, dëshironte t'i okupojë vendet e Shamit dhe nuk i kthente fshatarët egjiptas që kishin emigruar në Akka për shkak të maltretimeve, tatimeve dhe moskryerjes së ushtrisë.[44]

Konfliktet mes ushtrisë së Muhamed Aliut dhe ushtrisë së sulltanit ishin të rrepta dhe relative, kështu etapa e parë e luftës përfundon me kontratën e Qytahisë (prill-maj 1833), kur sulltani pranon që Muhamed Aliu të jetë vali i Egjiptit, Sirisë, Adanës, ujdhesës Kreta dhe i Hixhazit por me kusht që ushtria egjiptase të largohet nga Anadolli.

Etapa e dytë e luftës fillon kur sulltani dëshiron ta kthejë Sirinë dhë Adanën, por dështon sepse ushtria egjiptase korrë suksese të mëdha sa që u afrohet edhe dyerve të Stambollit në vitin 1839. Pasiqë flota osmane i dorëzohet Muhamed Aliut dhe dërgohet në Aleksandri, sulltani do të detyrohej t'i plotësojë të gjitha kërkesat e Muhamed Aliut (sulltanati i tij të jetë i trashiguar në të gjitha vendet arabe) sikur të mos ishte qëndrimi i Evropës (në krye me Britaninë) në anën e sulltanit dhe detyrimi i Muhamed Ali Pashës të largohet nga aspiratat e tij e të vazhdojë vetëm në Egjipt mbretëria e tij trashigimtare familjare.[45] Kështu përfundon ëndërra e bukur, e cila e perkëdhelte Muhamedin vite të tëra për të formuar shtet të gjerë në vendin arab, që do ta trashëgonin bijtë e tij më vonë. Pikësynimi i tij ishte në interesin e tij personal e jo në atë kombëtar. Ai ëndërronte në vete (mbretëria e tij është zgjeruar në shumë pjesë të botës arabe për shkak të ambicieve të tij) se e drejta e tij është të sundojë në mbarë botën arabe.[46]

Sipas disa hulumtuesve, Muhamed Aliu shpresonte dhe dëshironte të behet halif dhe të të trashigojë fronin e vetë

sulltanit osman, kurse Franca e nxitte dhe e kurajonte në një ide të tillë. Gjithashtu i ndihmonte edhe Austria me anë të kolonel Brokshit, i cili kishte ardhur në Kajro dhe ia kishte parashtruar planet kryesore të një shteti arab, që do të përmblidhte Egjiptin, Sudanin, Siujdhesën Arabike, Shamin dhe Irakun.[47)]

Sipas disa të tjerëve, Muhamed Aliu orvatej së pari me anë të domininimit të ripërtrijë rininë e shtetit osman e pastaj ta reformojë me sisteme perëndimore dhe me të ardhurat ekonomike egjiptase duke proklamuar se shteti osman i ka harxhuar të gjitha të ardhurat materiale dhe ideologjike dhe, në esencë, nuk është i aftë të mbrojë veten por është mbështetur te rusët, armiqtë e Islamit. Pasiqë nuk ka mundur të realizojë këtë qëllim, ka pranuar që shteti i tij të shtrihet vetëm në vendet arabe, të cilat i ngjanin Egjiptit për nga ana kombëtare, gjuhësore dhe fqinjësia, si princip të një shteti arab-islam.[48)]

Sidoqoftë, nuk janë të sakta mendimet e disave se kjo është një ndër lëvizjet kombëtare arabe[49)] sepse Muhamed Aliu nuk ka dëshiruar të formojë perandori arabe që do të zëvendësojë perandorinë osmane edhe pse kishte ide arabe (por ide të interesit të tij të pastër personal) sepse „lëvizja kombëtare arabe në Egjipt dhe Siri para njëqind vitesh (nga koha e atëhershme) konfrontohej me rrymën ideologjike lindore të atëhershme... Të gjithë besimtarët besonin se janë autorë të një vëllazërimi të madh fetar dhe çdo invivid ndjente se është i barabartë me vëllaun e tij besimtar“.[50)]

Muhamed Aliu ishte me prejardhje shqiptare; nuk e njihte arabishten, anonte kah turqit, i preferonte më tepër ata se arabët dhe kishte bërë kontratë me Francën për sulm në Algjer,[51)] si dhe luftërat e tij ishin për shkak të rrethanave politike, luftatrake ose ekonomike e jo për shkak të ringjalljes së ndjenjës kombëtare arabe, ose për shkak të realizimit të unitetit arab. Betejat egjiptase në kohën e tij nuk ndodhnin për të realizuar ndonjë plan kombëtar arab, gjegjësisht për të formuar shtet arab.

Proklamatat e Ibrahim Pashës në Sham (disa i pranojnë si proklamata kombëtare arabe) kishin për qëllim të përfito-

një simpatinë e popullit që të lehtësohen operacionet ushtarake, pra ato ishin vetëm premtime lokale e jo më shumë. Pastaj, Ibrahimi[52] (disa orvaten) t'ia përshkruajnë idenë e realizimit të rilindjes arabe dhe të formimit të një imperatorie arabe) nuk është përzier me shoqërinë arabe dhe elita e tij e afërt përbëhej më tepër prej turqëve, çerkezëve, shqiptarëve dhe francezëve.[53]

Kështu, gjejmë se Muhamed Aliu nuk besonte në arabizëm e as që është ngritur kundër sulltanit osman për ta mbrojtur kombin arab ose për t'i shpëtuar arabët nga turqit, por „lindi, jetoi dhe vdiq si musliman",[54] dhe lëvizja e tij mund të quhet ashtu siç e quan profesori ynë, dr. Shennavi: „legjendë historike e pavërtetë".[55]

Sidoqoftë, kjo lëvizje dështon për shkak të mosekzistimit të ndjenjës kombëtare tek arabët.[56] Vetëdija e vërtetë kombëtare, si fuqi politike, nuk ishte mjaft e zhvilluar mes arabëve, kurse ideja e formimit të një shteti të pavarur arab atëherë ende i paraprinte kohës.

Islami i Shtetit Osman dhe halifati i sulltanit osman i kanë lidhur arabët dhe joarabët me besim (atje ku shoqëritë ishin islame). Emocionet fetare janë lidhje më të fuqishme dhe ndjenjat e tilla ende i bashkonte popujt arab të atëhershëm me halifatin islam në Stamboll.[57]

Mund të themi se, edhe pse mohojnë çdo ide kombëtare arabe të Muhamed Alisë, (sepse lëvizja e tij pasiqë nuk merrte fuqi nga principi kombëtar nuk ka ndikuar drejtpërsëdrejti në lindjen e idesë kombëtare arabe), lëvizja e tij i ka ndihmuar shumë lëvizjes kombëtare arabe, edhe pse ndikimi ishte indirekt, sepse ka formuar shtet modern në vendet arabe.[58] Këtë e vërejmë qartë në ndikimin egjiptas në Sham gjatë kohës së Muhamed Aliut si faktor përgatitës ose nxitës të lindjes së idesë kombëtare arabe. Të krishterët kanë filluar të përjetojnë një barazi që u mungonte nën pushtetin osman, dyert e Shamit janë hapur para ndikimeve perëndimore, aktivitetit të krishterizmit, shkollat sektare dhe të huajat janë zhvilluar, pastaj ka lindur rilindja arsimuese patriotike, e cila e ka shndërruar Shamin në vend udhëheqës të lëvizjes kombëtare arabe.

## FUSNOTA E KAPITULLIT TË GJASHTË

1. Dr. Xhelal Jahja, el-Alemul-arabij el-hadith (el-medhal), fq. 74-76,
2. Shih: El-Xheberti „Axhaibul athar fit-teraxhumi vel ahbur, vëll. III,– Hasan Xhenher dhe Umer Des-suki (bot. 1., Lexhnetul-bejanil-arabi, Kajro, 1964, fq. 5-50); Isa Iskender el-Ma'ëlufi, Tarihul Emir Fahrudin el-Maënij eth-thalith, el-Matba'atul-katolikijje, Bejrut, 1966, fq. 52-110.
3. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq.18,
4. Mustafa Shehabi, El-Kaumijje el-arabijje, Instituti i Hulumtimeve të Larta Arabe, bot. II, Kajro, 1961, fq. 39,
5. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq.21;
6. Dr. Ahmed Abdurahim Mustafa, Hurejetut-texhdidil-islamij fit Alemil-arabij el-hadith (Instituti i Hulumtimeve të Larta Arabe) Kairo, 1971, fq. 28.
7. Muhamed ibën Abdulvehabi u lind në vitin 1696 (sipas dr. Muahmed Bedi'ë Sherifit, vep. e cit., fq. 18) ose në vitin 1703 (sipas Ahmed Eminit në librin e tij: „Zu'amaul-islahi, fq.10); Abdurahim Abdurahmanit në librin e tij: „Ed-deuletus-sa'udijjetul-ula", Instituti i Hulumtimeve të Larta Arabe, Kajro, 1969, fq.19), në fshatin e quajtur „Ajnijje" të Nexhdit. I ati i tij Shejh Abdulvehab punonte në gjyq, ishte profesor i tefsirit, hadithit dhe fikhut sipas medhhebit hanbelit, kurse në shtëpinë e tij vinin shumë nxënës dhe disa dijetarë ku e kalonin kohën në diskutime juriste ose fetare. Muhamedi kishte dëshirë të përcjellë takimet e të atit të tij, të dëgjonte bisedat dhe diskutimet e tyre dhe për këtë shkak është rritur në një kulturë më të gjerë se gjenerata e tij. Ai ka qenë hafiz i Kur'anit para moshës dhjetvjeçare dhe kohën e kalonte në shkencë e leximin e librave të fikhut, të tesfirit, të hadithit dhe të akaidit.

   Ai gjithashtu i studionte me vëmendje edhe traktatet e Ibën Tejmijjes që konsideroheshin si burim i rëndësishmë për shumë çështje. Ai nuk mjaftohet vetëm me kaq, por udhëton për hirë të shkencës në Medine dhe pas mësimit që e mori nga shejhët, fillon të udhëtojë nëpër botën islame edhe arrin në Basra, ku qëndron 4 vjet, pastaj në Bagdat qëndron pesë vjet, pastaj në

Ihsa'ë dhe është kthyer pas një kohe në vendlindjen e tij, ku edhe është mbyllur në shtëpinë e vet një kohë të caktuar. Del para popullit me thirrjen e tij të re. (Kjo është një biografi e shkurtër e tij, të cilën e ka cekur dr. Abdurahim Abdurahmani në librin e tij të lartpërmendur, fq. 19-21;

Gjithashtu shih: Ahmed Emin, vep. e cit., fq. 10; Dr. Muhamed Bedi'ë, vep. e cit., fq.18. Në dy librat e fundit thuhet se Muhamed Ibën Abdulvehabi ka udhëtuar për hirë të shkencës deri në Persi, ka kaluar një kohë të caktuar në Kurdistan, Hemezan, Esfehan dhe e ka mësuar filozofinë irakiane (iluministe) dhe sufizmin, por këtë gjë e mohon dr. Abdurahim Abdurahmani në librin e tij të lartpërmendur, fq. 21-23, duke u mbështetur në atë se nuk ekziston kurrfarë gjurme që argumenton se Shejh Muhamed Ibën Abdulvehab e ka njohur shkrim-leximin e persishtes si dhe në asnjë vepër apo traktat të tij nuk ka gjurmë filozofia iluministe dhe sufizmi, bile edhe vetë shejhu ka cekur në traktatet e tij vendet që i ka vizituar dhe që ka mësuar, por jo edhe vendet persiane si dhe nuk i ka dërguar asnjë mesazh ndonjë dijetarit persian. Si mund të jetojë e të mësojë në Persi pa kurrfarë kontakti?!

Këto argumentojnë se ai nuk e ka vizituar Persinë gjatë udhtimeve të tij shkencore dhe ky mendim ka mbështetje.

8. Dr. Ahmed Abdurahim Mustafa, vep. e cit., fq. 28-29; Ahmed Emin, vep. e cit., fq. 10-12; Albert Haurani, vep. e cit., fq. 55.

9. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq.19; dr. Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq. 26-29; dr. Ahmed Abdurahman Mustafa, vep. e cit., fq. 28-29;

10. Ahmed Emin, vep. e cit., fq. 10; Dr. Ahmed Abdurahim Mustafa, vep. e cit., fq. 29;

11. Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq.25,

12. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 19; Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq.82,

13. Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq. 25-26;

14. Albert Haurani, vep. e cit., fq.55;

15. Ahmed Abdurahim Mustafa, fq. 29-30;

16. Po aty, fq. 30; Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq.24;

17. Ahmed Emin, vep. e cit., fq.18; Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq. 23-24;

18. Albert Haurani, vep. e cit., fq.56;

20. Enver el-Xhundi, Jakadhatul-fikril-arabi fi muvaxhehetil-isti'ënkar, el- anglo el-misrijje, Kajro, 1971, fq.48;
21. Po aty, fq.48-49, 56;
22. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 20; Xhorxh Anatrius, f. 82;
23. Ahmed Emin, vep. e cit., fq. 18-19;
24. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 82,
25. Albert Haurani, vep. e cit., fq.56;
26. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit.,fq.20;
27. Albert Haurani, vep. e cit., fq.56;
28. Xhorxn Antonius, vep. e cit., fq.83;
29. Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq. 283;
30. Dr. Husein Mu'ënis, Esh-sharkul-islamij fil asril-hadith, (lexhnetul-xhami'ijji li neshril ilmi), bot. II, Kajro, 1938, fq. 192 ;
31. Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 40;
32. Rafi'ij, Asru Muhamed Ali, bot.III, En-Nehdatul-misrijje, Kajro, 1951, fq. 132;
33. Po aty, fq. 124, 125, 126;
34. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq.2o-21; Husein Mu'ënis, vep. e cit., fq. 193;

    Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 83; Rafi'ij, vep. e cit., fq. 123-165; Abdurahim Abdurahman, vep. e cit., fq. 283-332;
35. Ahmed Emin, vep. e cit., fq.21; Enver Xhundi, vep. e cit., fq. 57;
36. Husein Mu'ënis , vep. e cit., fq.194-195, 198; Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq.83-84;
37. Po aty, fq.195-198; Dr. Salah Akkad, et-tejjarat es-sijasijje fil halix-hil-arabi, fq. 143-148;
38. Rafi'ij, Asru Muhamed Ali, fq. 124-125;
39. Po aty, fq. 124-125;
40. Husein Mu'ënis, vep. e cit., fq. 167-168;
41. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 48-95;
42. Rafi-ij, vep. e cit., fq. 245;
43. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 27;
44. Rafi'ij, vep. e cit., fq. 249;
45. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq.169 (sipas raportit të Kampellit, konzull i përgjithshëm britanez në Egjipt në vitin 1832.)

48. Husein Mu'ënis, vep. e cit., fq. 170-172;

49. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 28;

50. Dr. Zejn Nuredin Zejn, vep. e cit., fq. 45;

51. Dr. Mahmud Salih Mursi, vep. e cit., fq. 38;

52. Muhamed Amare, el-Urube-hadith, derasat fil-hamvijje vel-ummeti, durul-kitabil-arabi, Kajro, 1967, fq. 165-172;

53. Dr. Abdulazis Shennavi, El-Vahdetul-Arabijja fq.21-22;

54. Muhamed Shefik Girbal; Muhamed Ali el-Kebir, Komisioni i Përkthimit të Enciklopedisë Islame, seria e „Dijetarëve islam", nr. 8, tetor, 1944, fq. 62;

55. Dr. Abdulaziz Shennavi, el-Vahdetul-arabijjetu; fq. 23;

56. Të cekim edhe disa faktorë të tjerë: Muhamed Aliu dhe i biri i tij Ibrahimi ishin joarabë, politika e tij dhe e Ibrahimit në Sham atribuohej si e luhatshme, rezistenca evropiane etj.

57. Dr. Mahmud Salih Mursi, vep. e cit., fq. 41;

58. Sati'ë Husari, Muhadarat fi nushuil-fikretil-kaumijjeti; botimi i Risales; Kajro, 1951;

KAPITULLI I SHTATË

# LËVIZJET REFORMISTE NË SHTETIN OSMAN DHE ORVATJET DOMINUESE TË TURQISË NË VENDET ARABE

Tendencat për reform dhe rilindje, kanë filluar në shtetin osman që nga mesi i shek. XVIII, kur janë shkatërruar sistemet e qeverisë osmane dhe kur ka depërtuar kolonializmi në mënyrë të hapur gjatë fillimit të shek. XIX.

Sipas disave, animi i shtetit osman kah reforma ishte nën ndikimin e mendimit perëndimor „që ka filluar të përhapet pas revolucionit françez (1789)“,[1] kurse sipas mendimit të disa të tjerëve, këto orvatje ishin vetëm për t'i bindur shtetet evropiane se ekziston reformë në shtetin osman dhe të largohen nga ndërhyrjet e tyre në çështjet e shtetit osman kinse i mbrojnë elementet e maltretuar të krishterë brenda shtetit të madh islamik dhe kështu do të shpëtojë nga „presioni politik që e ushtronin shtetet evropiane gjatë lidhjeve të tyre me turqit“.[2] Sipas mendimit të tretë, Shteti Osman anonte kah reforma për shkak se burrat e shtetit ishin të bindur në reformën obligative, që e proklamonte klasa e mesme turke për t'u çliruar nga gjendja feudale regresive e shtetit të parë osman“, ngase rrënimi i kësaj gjendjeje do të forcojë centralizimin e sulltanatit brenda territoreve të tij.[3] Nuk është larg se këto tre mendime i preokuponin reformistët në shtetin osman, sepse pas ndikimit të civilizimit dhe mendimit evropian, ata janë orvatur t'i imitojnë dhe t'i bindin shtetet evropiane me drejtimet e tyre reformiste që të mos ndërhyjnë në çështjet e shtetit osman, bile edhe

mbështeteshin në bindjen e tyre se reforma obligative e shpëton shtetin osman prej copëtimit dhe shkatërrimit.

Pikat kryesore të këtyre orvatjeve reformiste ishin tre:

1. Të marrët e sistemeve perëndimore për rregullimin dhe armatimin e ushtrisë si dhe për rregullimin e administratës,

2. Të dalurit nga sistemi islamik i shoqërisë dhe i shtetit në drejtim të formimit laik,

3. Të anuarit kah centralizimi i pushtetit në kryeqytet dhe në vilajete.[4)]

## REFORMA NË USHTRI

Vlen të ceket se lëvizja e reformës dhe e imitimit në fillim është caktuar për ushtrinë dhe nuk është për t'u habitur sepse Shteti Osman është shtet ushtarak me plot kuptimin e fjalës dhe ushtria është qendër e çdo çështjeje, është mjet lufte dhe sundimi, pastaj përparimi evropian në çështjet ushtarake i ka zbuluar gjurmat materiale gjatë luftërave të pasukseshme të shtetit osman kundër disa shteteve evropiane.[5)]

Çështja e reformës ushtarake osmane pos asaj që ishte obligative, kritikohej afër gjysëm shekulli. Një kritikë e tillë ishte normale sepse reformat kishin nevojë për orvatje të mëdhaja dhe kohë të gjatë dhe na jep një pasqyrë të qartë të shoqërisë së asaj kohe, kur sundonin traditat e trashiguara islame dhe refuzohej çdo gjë e huaj.

Reformat ushtarake fillojnë në kohën e sulltan Mustafasë së Tretë (1757- 1774), i cili ishte përqëndruar në marinën detare dhe në artileri e jo në këmbësori (në ushtrinë jeniçere), për këtë shkak reforma nuk kishte sukses të mjaftueshëm. Reformat graduale kanë vazhduar edhe në kohën e sulltan Abdulhamidit të Parë (1774-1789), por intenzivisht kanë marrë hov në kohën e sulltan Selimit të Tretë (1789-1807) i cili ishte i bindur se reforma ishte obligative. Kështu, ai ka formuar bataljone të këmbësorisë pa jeniçerët. Ai i kishte lënë jeniçerët që me vullnet të plotë t'i bashkangjiten

„sistemit të ri", që aplikohej në disa vilajete si psh. në Egjipt, Bagdad dhe Akka (ky ishte shkak që Akka i kishte përballuar Bonapartës).

Reformat pas pak kohe, kah fundi i sundimit të Selimit të Tretë, kanë shkaktuar rrezik sepse jeniçerët refuzonin reformën që i kërcnohej pozitës së tyre. Kështu, të revoltuar, së bashku me dijetarët, të cilët kishin autoritet të lartë në periudhën e dobësimit, e nxitnin popullin kundër me pretekst se „sistemi i ri është risi (bid'a) dhe çdo risi është e ndaluar (haram)... (reforma) është risi e pabesimtarëve (qafirëve) dhe pranimi i saj do të thotë ngjasim pabesimtarëve sepse, sipas principeve islame, ai që i ngjanë një populli, konsiderohet prej tyre", gjë që rezulton revokimin e Selimit të Tretë pastaj vrasjen e tij vetëm e vetëm për t'i likuiduar rrënjësisht gjurmët e reformës.[6]

Pas trazirave që vazhduan afër një vit, në fronin e sulltanit ka ardhur Mahmudi i Dytë (1808-1839) dhe e ka kuptuar (pas dështimit të paraprijsit të tij) se nuk ka mënyrë tjetër të reformës pos likuidimit të jeniçerëve. Atij i kanë ndihmuar dy faktorë:

I. Është paraqitur një grup i reformistëve osmanlinj, të cilët e njihnin gjërësisht botën moderne dhe ishin të bindur që perandoria ose t'i përket asaj bote ose të shkatërrohet.

Rezime e mendimeve të tyre: „perandoria ishte e obliguar të shndërrohet në shtet modern centralist me ushtri që mbron dominimin centralist në vilajetet gjysmëautonome dhe autonome, largon rrezikun e kryengritjes dhe të ndërhyrjes së huaj; të formohet sistem i ri legjislativ dhe adminsitrativ në mbarë viset e perandorisë dhe i barabartë për të gjithë banorët".

Në krye të këtij grupi ishin Ahmed Vefik Pasha dhe Mustafa Reshid Pasha.[7]

II. Në vitin 1821 ka filluar kryengritja e Greqisë, që ishte kryengritje kombëtare për të formuar një shtet të lirë në një anë, dhe njëherit ishte orvatje për përmbysjen e peshës fetare dhe politike në pjesën lindore të Detit Mesdhe dhe në vend të sundimit islamik osman të dominojë sundimi

ortodoks grek, në anën tjetër. Pastaj, për shkak të ndërhyrjes evropiane ushtria osmane nuk ka mundur ta likuidojë, por e ka pranuar pavarësinë e Greqisë. Kjo ka mjaftuar që t'u japë shembull popujve krishterë, që jetonin në shtetin osman dhe si Greqia, të bëjnë kryengritje kombëtare e të mbështeten në forcat evropiane.

Kjo gjë e ka përforcuar idenë e reformës në shtetin osman për ta përfituar besën e popullit dhe për t'i përkrahur shtetet evropiane.[8)]

Në qershor të vitit 1826, sulltan Mahmudi i Dytë i ka parë hapat e para të reformës, dmth. i likuidoi e jeniçerët duke e shfytëzuar disfatën e tyre në luftë kundër kryengritjes së Greqisë. Ai i ka shkatërruar pa kurrfarë rezistence bile pa u penguar edhe prej fetarëve tradicionalistë. Turqit e quajnë këtë ngjarje: „Ngjarja bëmirëse" sepse shpresonin prej saj mirësi.[9)]

Pas likuidimit të jeniçerëve, aktiviteti reformist i sulltan Mahmudit të Dytë nuk është përqëndruar vetëm në reformat ushtarake, në të cilat u kishin ndihmuar prusianët, por janë ndërtuar shkolla të mjekësisë, akademi ushtarake, shumë shkolla fillore dhe të mesme, pastaj e ka obliguar arsimin fillestar, ka dërguar ekspedita në Evropë, ka botuar gazetë zyrtare, ka venduar sistem të ri postal, i ka anuluar feudalët dhe e ka përmirësuar administratën e vakëvit, e ka caktuar tarbushin (fesin) si veshje zyrtare për të gjithë njerëzit. Aksion i tij i fundit tregon dëshirën e sulltan Mahmudit të Dytë që të mos ketë diskriminim fetar mes banorëve të tij.[10)]

Moto e tij ishte: „Unë i njoh muslimanët në xhami, të krishterët në kisha, hebrenjtë në sinagoga dhe dëshiroj, që jashtë vendeve për lutje, çdo individ të gëzojë të drejta të barabarta dhe të jetë nën mbrojtjen time atërore".[11)]

Vlen të ceket se Shteti Osman ka qenë një kohë të gjatë pa fuqi ushtarake para formimit të ushtrisë së re osmane. Gjatë kësaj kohe Greqia e ka përfituar pavarësinë, disa vilajete të tjera evropiane janë ngritur në kryengritje dhe në të njëjtën periudhë historike, valiu i Egjiptiti, Muhamed Aliu ka korrë fitore të njohura në vendet e Shamit, si dhe Franca

e ka gëlltitur Algjerin në vitin 1830, kurse Anglia Adanën në vitin 1839.[12]

## TANZIMATI OSMAN

Reformat që u ndërmorrën në kohën e sulltan Mahmudit të Dytë, nuk e kanë analizuar çështjen themelore: „Të drejtën dhe pozitën e banorëve krishterë në shtet", dhe një gjendje e tillë ka vazhduar gjer në vitin 1839, kur ka ardhur në pushtet sulltan Abdulmexhidi (1839-1861). Në kohën e tij janë formuar: „Tanzimati osman"; dmth. kodeks i rregullave dhe sistemeve, që janë formuluar nga parimet e caktuara në „Dekretin e Kalhanes" të shkruar më 3 nëntor 1839, në „dekretin e Hatti Hamajunit", të shkruar në vitin 1856.

Tre persona meritojnë të falënderohen për këtë tanzimat në shtetin osman: Reshid Pasha, Ali Pasha dhe Fuad Pasha.[13]

### 1. DEKRET I KALHANES

Në këtë dekret garantohen të drejtat, që duhet t'i gëzojnë popujt, që jetojnë në perandori pa marrë parasysh kombet apo fetë e ndryshme të tyre. Ky dekret është sigurim i shpirtit, nderit dhe pasurisë. Ndoshta duken të çuditshme për ne këto çështje të dekretit të ri, por ishin të rëndësishme për atë kohë dhe për atë histori, sepse njerëzit ekzekutoheshin pa gjyq, vetëm me urdhërin e ndonjë sulltani ose ndonjë valiu, pastaj, si zakonisht, konfiskohej pasuria e të ekzekutuarit, kurse nderi i njerëzve ishte gjithmonë në rrezik. Pastaj, sipas dekretit caktoheshin tatimet ushtria, koha e shërbimit ushtarak dhe reforma e rregullave administrative për të realizuar centralizimin e pushtetit dhe për të likuiduar faktorët e korrupcionit.[14]

### 2. DEKRETI I HATTI HAMAJUNIT

Dekreti i Hatti Hamajunit, i cili është publikuar gjatë luftës së karamanëve mes shtetit osman dhe Rusisë ne vitin

1856, e ka konfirmuar ate që cekej në dekretin e lartpërmendur. Në këtë dekret kanë shtuar një paragraf të ri që ka të bëjë me banorët jomuslimanë pa marrë parasysh fetë apo sektet e tyre, të kenë tretman të barabartë sikur të gjithë muslimanët para ligjit.

Gjithashtu u ka lejuar udhëheqësve të feve joislame autorizime speciale, që rregullohen me parime të reja.[15)]

Gjithashtu, këtë tanzimat e pranonin edhe sektet joislame dhe u ofronin udhëheqësve të sekteve autorizime për zgjidhjen e çështjeve të ithtarëve të tyre, bile patriarku kishte aq shumë autoritet sa që paraqitte shtet në shtet. Sipas këtij dekreti, të gjitha çështjet sektare i zgjedhnin vetë prijësit e sekteve, njësoj veprohej edhe me çështjet e pasurive të manastirëve, kishave, shkollave dhe institucuioneve bëmirëse të sekteve, pra, udhëheqësit e tyre i zgjidhnin çështjet e brendshme, pastaj ky dekret i ka anuluar protekcionet në punësim sepse punësimi është e drejtë e çdokujt si dhe i ka rregulluar çështjet e shtetit me rregulla të reja sipas atyre evropiane.[16)]

## KRITIKAT KUNDËR TANZIMATIT

Edhe pse u formuluan rregullat e reja për aplikimin e tanzimatit që rregullonte çështjet e shtetit sipas sistemeve të reja të shteteve evropiane, prapseprapë këto rregulla sistemuese kritikoheshin.

1. Disa mendojnë se ata sulltanë, të cilët i kanë formuluar këto sistemime, nuk ishin të sinqertë në reformë sepse asnjëri prej tyre nuk mendonte se një ditë do të bëhet sulltan me statut. Si mund të pranojë kufizime të sulltanatit të tij, kur dihet se kjo çështje nuk pëlqen me pozitën e tij të lartë dhe me titujt e tij të shumtë, si psh.: „Emirul-mu'ëminin“, „Hija e Allahut në tokë“, „Halifi i Resulit“, „Sulltani i dy detërave“, etj.[17)]

2. Dëshira për imitimin e sistemeve dhe metodave të Perëndimit ishte e madhe por pa e tejkaluar aspektin formal dhe në rrethana joobjektive që e sigurojnë efikasitetin e tyre.

Për këtë shkak të gjitha sistemimet ishin vetëm parime të shkruara në letra, shteti nuk ka mundur të aplikojë principin e barabarsisë mes muslimanëve dhe të krishterëve sepse shërbimi ushtarak kërkohej me ligj, vetëm prej muslimanëve, kurse të krishterët paguanin kompenzim, pastaj detyrat administrative dhe juridike në realitet ishin vetëm për muslimanët edhe pse me ligj ishte ndryshe. Kjo sjellje ka shkaktuar që „shtetet evropiane të kenë dobi prej kësaj gjendje, t'i mbrojnë të krishterët dhe, ndërkohë, t'i nxisin".[18]

3. Elita e arsimuar turke, e cila udhëheqte reformën, nuk ishte mjaft revolucionare (edhe pse dëshironte reforma), sepse e kishte shtyrë arsimin evropian në disa shkolla në një anë, kurse institutet fetare i kishte lënë pa reforma në anën tjetër, dhe kështu ishte krijuar dualizmi i inteligjencies[19] dhe e ka penguar reformën, „fetarët ende ndërhynin në çështjet e shtetit dhe e pengonin progresin në lëmi të ndryshme".[20]

## GJENDJA E VENDEVE ARABE NË KOHËN E TANZIMATIT

Bota arabe, gjatë periudhës së tanzimatit, ka pësuar ndryshime të mëdha sepse pushteti osman nuk i aplikonte në mënyrë të barabartë, p.sh. në Siri, Halep dhe në Bejrut i ka aplikuar plotësisht dhe shpejt, kurse në Basra dhe Bagdad më ngadalshëm dhe jo në mënyrë të plotë, në Jemen dhe Hixhaz ka pasur vetëm pak ndryshime.[21] Egjipti ishte i pavarur në çështjet e brendshme, bile edhe i kishte paraprirë shtetit osman në marrjen e metodave të progresit perëndimor. Pas daljes së francezëve, Muhamed Aliu imiton qeverisjen e tyre dhe formon shtet modern në çerekun e parë të shek. XIX.

Tash dëshirojmë t'i pasqyrojmë në shpejtësi ato ndryshime ose ato gjurmë që ndikuan në vendet arabe në kohën e tanzimatit.

1. Tanzimati osman e ka likuiduar feudalizmin osman në vendet arabe, posaçërisht në fushën ushtarake (në udhëheqësi dhe në njësitë speciale), në rregullimin e obligimeve

si dhe i kanë kufizuar obligimet e valive. Në vend të sistemeve feudale tash ishte sistemi i qeverisë qendrore, që ishte marrë nga sistemet franceze. Mirëpo, Shteti Osman e ka tepruar në centralizëm.[22)] Ishte e natyrshme që shteti t'i rregullojë sistemet e vilajeteve arabe, të nështruara në bazë të centralizimit, mirëpo edhe pse Mid'hat Pasha i aplikoi disa reforma në Irak,[23)] shohim se centralizmi nuk ishte i sukseshëm atje për shkak të lidhjeve të vështira, të grindjeve mes shiitëve dhe sunnitëve, dhe të lënies së nëpunësve turq detyrat e tyre në Irak për shkak të rrethanave të vështira.

Gjithashtu shteti ka pësuar disfatë edhe në centralizimin e Shamit, sepse ekzistonin ndarjet fetare. Aty ishte një numër i madh i sekteve fetare, i atyre islame dhe të krishtere, pastaj feudalizmi vendas që ishte vendosur posaçërisht në malësi, fanatizmi fisor kurd, turkmen dhe arab, vonimi në sendërtimin e rrugëve sepse në vendet e Shamit ekzistonte deri në fund të shek. XIX vetëm një rrugë e ndërtuar mes Bejrutit dhe Damaskut, prapambeturia në shërbimet postale dhe telegrafike.

Hixhazi, që gëzonte pavarësi edhe në kohën e pushtetit osman, aplikonte sistemin fisor deri në kohën e pushtimit egjiptas pas luftërave vehabiste. Kjo qevveri egjiptase me sukses e ka thyer sistemin fisor dhe ka themeluar qeveri të re. Edhe osmanlinjtë orvateshin të sigurojnë centralizimin e tyre (në Hixhaz) dhe kështu, pas daljes së egjiptasve nga Hixhazi, dominojnë në Siujdhesë. Osmanlinjtë prej viti 1851 e kanë shfrytzuar sistemin egjiptas në Hixhaz, eventualisht pas hapjes së kanalit të Suezit, distanca mes kryeqendrës dhe Hixhazit është shkurtuar. Abdulhamidi me politikën e tij islame interesohej për Hixhazin (selinë e dy vendeve të shenjta) dhe për lidhjen e tij me Shamin me anë të hekurudhës, kështu ai ka arritur në Medine në vitin 1908.[24)]

Jemeni, pas shpëtimit nga pushteti osman, që nga viti 1635 gëzonte pavarësi deri kur përsëri e nënshtruan osmanlinjtë në vitin 1872, „për shkak të lehtësimeve që u ofronte Kanali i Suezit".[25)]

Shteti Osman ka munduar të hyjë edhe në Egjipt (Egjipti gëzontë pavarësi të brendshme prej 1840/41) me

sistemimet e tij, me qëllim që ta riktheje gradualisht në vilajet ashtu siç ishin vilajetet tjera nën sundimin direkt të tij dhe ta pengojë gjendjen e re pas viteve 1840/41. Shteti Osman ka kërkuar prej Abasit të parë (pas dështimit me gjyshin e tij, Muhamed Aliun) t'i aplikojë sistemimet në Egjipt pasiqë Egjipti konsiderohej si vilajet osman, mirëpo ai ka refuzuar duke u mbështetur në anglezët, dhe kështu ndërhyrja osmane me anë të tanzimatit në Egjipt ka pësuar disfatë.[26] Pastaj Seidi dhe Ismaili janë orvatur t'i zgjërojnë të drejtat e Egjiptit, që i kishte përfituar në vitet 1840/41. Në një aksion të tillë janë harxhuar të holla, janë shkruar fermane, sikur fermani i fundit (që quhej „fermani i plotë") i vitit 1873, por, distanca mes Egjiptit dhe Portës së Lartë thellohej, për shkak të zhvillimit të autoritetit evropian në kohën e Ismailit, e që përfundoi me okupimin anglez në Egjipt, në vitin 1882 gjatë kohës së pasardhësit të Ismailit, Hadi Teufikit.

2. Tanzimati nuk ka mundur t'i ndryshojnë qëndrimet e muslimanëve dhe të krishterëve të botës arabe ndaj shtetit osman.

Muslimanët e pranonin si shtet të tyre dhe i ishin dorëzuar ngase ai ishte shtet i halifatit islam. Të krishterët e pranonin si shtet të huaj dhe gjatë kohës së tanzimatit, që ua organizonte çështjet patriarkale dhe fetare, kanë mundur të bashkohen e të punojnë në institucuine fetare, bëmirëse dhe arsimore dhe të forcojnë lidhjet e tyre me shtetet evropiane, që kishin filluar (posaçërisht gjatë kohës së tanzimatit) të bëjnë gara ekspansioniste në vendet osmane me anë të hapjeve të shkollave për të përhapur gjuhën dhe kulturën e tyre. Natyrisht, këto shkolla i tërheqnin fëmijët jomuslimanë.[27]

3. Sipas planit të reformës, janë përhapur shkollat osmane në vilajetet arabe, si psh. Iraku ka pasur dobi prej këtyre shkollave osmane ku janë hapur shkollat edukative, artistike (shkollat e Sunajës)[28] dhe ushtarake që kanë ndikuar mjaft në jetën irakiane pak më vonë.

Në Jemen dhe Hixhaz nuk janë hapur shkolla osmane, por atje mësohej në shkollat islame tradicionale.

Vilajetet e Shamit, gjatë periudhës së tanzimatit, ishin të hapura shkolla për aktivitetet e asociacioneve krishterizuese katolike dhe protestante, të cilat bënin gara në hapjen e tyre ku mësohej letërsia dhe gjuha arabe. Për këtë shkak mësimi i letërsisë arabe është përhapur në mesin e të krishterëve më shumë se në mesin e muslimanëve dhe në vendet e Shamit, posaçërisht libanezët, janë drejtuar kah kultura evropiane.[29)] Në shkollat e shtetit, mësimi zhvillohej në gjuhën turke, kurse arabët muslimanë nuk kishin ndërtuar shkolla të posaçme për ta për shkak të mosekzistimit të ndërlidhjes, pra krejt ndryshe nga sektet tjera.[30)]

Egjipti tashmë kishte kaluar një rrugë të gjatë të rilindjes edukative që prej kohës së Muhamed Aliut.

## SHKATËRRIMI I SHTETIT OSMAN NË KOHËN E TANZIMATIT

Pas shqyrtimit të tanzimatit osman dhe ndryshimeve në vendet arabe, mund të themi se ky tanzimat nuk e ka dhënë frytin e pritur; nuk i ka bindur shtetet evropiane të mos ndërhyjnë në çështjet e shtetit osman, nuk e ka realizuar centralizmin dhe nuk e ka ngritur shtetin osman për t'u përballuar shteteve të përparuara, por përkundrazi: e ka shkatërruar, e posaçërisht pas shkatërrimimit financial gjatë kohës së sulltan Abdulazizit (1861-1876), i cili njihej për luksin e tepruar. Kështu, borxhet e mbulojnë shtetin osman derisa Porta e Lartë është obliguar që në qershor të vitit 1875 të kufizojë buxhetin shtetëror për t'i paguar borxhet. Në kohën e tij, shteti e ka humbur pjesën më të madhe të territoreve të tij në Ballkan, edhepse kishte mundur fuqitë osmane t'i qetësojnë kryengritjet e Malit të Zi, të Bosnjës dhe Hercegovinës, Serbisë dhe Kretës.

Gjithashtu janë bashkuar dy vilajetet: Vllahia dhe Moldavia dhe e kanë formuar shtetin e tashëm të Rumunisë. Gjendja nuk ishte më e mirë edhe në vendet arabe, ndërhyrja e huaj në çështjet e Egjiptit dhe të Tunisit ishte në zgjërim e sipër pas rritjes së borxheve të tyre; Franca shikonte me admirim kah Tunizia pas gëlltitjes së Algjerit në vitin 1830,

pastaj ajo me fuqi zgjerohet në Liban dhe në vendet tjera të Sirisë, kurse shoqëritë franceze fitojnë shumë epërsi në ato vende.[31)]

Shteti Osman, gjatë kohës së sulltan Abdulazizit ishte vazhdimisht në shkatërrim e sipër dhe kurrfarë faktori s'mund të pëngonte një gjë të tillë, derisa shteti nuk mundte t'i paguajë borxhet në kohët e caktuara dhe kështu, më 6 tetor 1875 bankroton.

Shtetet evropiane përsëri shpejt intervenojnë për t'i mbrojtur të drejtat e dhënësve të borxheve, formojnë këshill për borxhin gjeneral, të përbërë nga Britania, Franca, Austria, Italia, Gjermania dhe Shteti Osman.[32)]

Sipas disa hulumtuesve, shkatërrimi finansiar dhe politik i shtetit osman ka filluar në kohën e sulltan Abdulazizit, i cili i kishte ndërprerë reformat e paraprijsit të tij Abdulmexhitit dhe ishte vënë në shërbim të kënaqësive materiale."[33)] Ai gjithashtu ishte zhytur shumë në borxhe ashtu siç ishte zhytur Hadi Ismaili. Sulltan Abdulazizi e ka vizituar Egjiptin në vitin 1863, Parisin në vitin 1867 dhe ka ndërtuar pallate të mëdha.[34)] Pastaj në zjarrin e kryengritjes bullgare në fillim të majit 1876, ishin prerë shumë muslimanë. Nxënsit e shkollave fetare të Stambollit janë çuar në kryengritje por kryengritja e tyre është shuar në mënyrë brutale sa që edhe Evropa ka reaguar. Kjo gjendje përfundon me revokimin e sulltan Abdulazizit më 10 maj 1876 dhe me ardhjen e nipit të tij, Muratit të Pestë, i cili ishte i sëmurë nga epilepsia e pashërueshme. Edhe ky revokohet dhe në vend të tij zgjidhet vëllau i tij Abdulhamidi, i njohur me emrin sulltan Abdulhamidi i Dytë më 31 gusht 1876.[35)]

## DISA FORMA TË REFORMËS NË ATË PERIUDHË

Pasiqë shqyrtuam shaktërrimin e shtetit osman në periudhën e tanzimatit, vlen të cekim edhe disa forma të reformës në atë kohë:

Në realitet, edhe pse Shteti Osman ishte shkatërruar në atë kohë (në periudhën e tanzimatit) gjejmë disa fryte të

lëvizjes reformiste, si psh. arsimi u sistematizua, shkolla të ndryshme u ndërtuan, jurispondenca u rregullua me ligje të reja, kodi penal u rregullua sipas atij francez, si dhe u ndërtua gjyq special që quhej „Këshilli i normave juridike, në vitin 1840" për akuzat kundër funksionerëve të mëdhenj në shtet. Në vitin 1850 u rregullua ligji për tregti kurse në vitin 1861 u formuan gjyqe për tregti, që aplikonin ligjin e tregtisë; në vitin 1869 u rregullua ligji i nënshtetësisë dhe po në të njëjtin vit u përpilua e drejta civile në një vëllim dhe quhej :„Kodeksi i ligjeve juridike".[36] Aty cekeshin rregullimet e ushtrisë, administratës dhe tatimeve, domeni i autoritetit të valive, anulimi i prioriteteteve të sekteve, asociacioneve dhe shoqërive, caktimi i autoriteteve dhe profesioneve të funksionerëve të mëdhenj, konfirmimi i autoritetit të pushtetit në të gjitha vilajetet, gjë që i ngjan shtetit centralist. Në këtë mënyrë, fuqia e osmanlinjve forcohet në ato vende arabe që ishin nën pushtetin osman, lokalizohen ushtarë osmanlinj të rinj e të ushtruar me metoda dhe armë moderne në çdo vilajet, u caktohet rrogë e mjaftueshme që të mos shkaktojnë intriga dhe armiqësi mbi popullin, ashtu siç ishin ushtarët e praparojës osmane në kohët e mëparshme.

## QËNDRIMI I VENDEVE ARABE NDAJ LËVIZJEVE REFORMISTE OSMANE

Turqit osmanlinj mendonin se forcimi i pushtetit të tyre në vendet arabe do të jetë kusht për realizimin e reformës, dhe kështu e përmbajtën sistemin e centralizimit, kurse arabët, në të njëjtën kohë, e shikonin reformën në një mënyrë tjetër. Sipas tyre, reforma e vërtetë qëndron në ngjalljen e shpirtit patriotik, në ngritjen e vetëdijes kombëtare, në përhapjen e triumfeve arabe, ringjalljen e trashëgimisë arabe në lëmi të ndryshme si në shkencë, art ashtu edhe në letërsi; sipas tyre reforma nënkuptonte edhe përmirësimin e jetës së njerëzve dhe të gjendjes së tyre ekonomike, si dhe përfundimin e tiranisë dhe dhunës së funsionarëve turq; formimin e një statuti, që kufizon diktaturën e pushtetit dhe i dhuron popullit liri, merr pjesë në te dhe e drejton (populli).

Nëse shteti i realizon të gjitha këto, mund të përfitojë simpatinë e popujve arabë, zemrat e tyre dhe t'i ngjallë fuqitë e tyre materiale dhe shpirtërore për t'u përballuar presioneve dhe sulmeve evropiane.

Vlen të ceket se lëvizja revolucionare, që ka ngjarë në kohën e sulltan Abdulhamidit të Dytë, nuk përqëndrohej vetëm në çlirimin e turqve por edhe në çlirimin e arabëve. Ndaj kësaj lëvizje kanë treguar simpati shkrimtarë dhe gazetarë të njohur arabë si revolucionari Abdurahman Kevakibi, Halil Ganim, Selim Serkis, etj. Letërsia arabe ka marrë kahjen e reformës, janë formuar shoqata dhe ka filluar rilindja letrare që më vonë është shndërruar në rilindje politike.

Së shpejti arabët e kanë humbur besimin në metodën reformiste turke për shkak të lidhjeve të këqia me turqit edhe pse sulltan Abdulhamidi (1876-1908) është orvatur t'i tubojë osmanlinjtë, shqiptarët, kurdët dhe arabët nën flamurin e panislamizmit (Xhamia islamijje).

## FAKTORËT PENGUES TË LËVIZJES REFORMISTE NË SHTETIN OSMAN

1. Vetë sulltanët nuk e preferonin lëvizjen e reformës, qëllimi i së cilës ishte që të vendoset drejtësi mes shtetit dhe banorëve në një princip të ri, pra, në pjesëmarrjen e popullit në pushtet, sepse nuk përputhet me absolutizmin dhe centralizmin e fuqishëm.

Mid-hat Pasha, valiu i Bagdadit, pastaj i Sirisë, ka vërejtur dëmet e sistemit centralist dhe ka kërkuar një lloj decentralizmi.[37)]

2. Elementat regresivë që janë marrë pushtetin osman në dorë e që konsideronin si e drejtë e përfituar, (si psh. dijetarët që ngushtoheshin nga rregullat e barabarsisë së re dhe nga arsimi laik) e konsideronin tanzimatin largim nga feja dhe risi të imponuar nga evropianët (ashtu siç cekëm më parë).[38)]

Jo vetëm elementet regresive por edhe opozita e përbërë nga disa inteligjentë, të cilët në esencë nuk e kundërshtonin

reformën por mendonin se një gjë e tillë është absurde për t'u aplikuar në një shtet sikur ai osman, se i jep mundësi ndërhyrjes së shteteve evropiane, u jep liri të re popujve të nënshtruar, i forcon dhe lejon të bëjnë kryengritje, dhe kështu sipas mendimit të tyre, më së miri do të ishte sikur të qëndronin në të vjetrën e të pastrohen nga korrupcioni dhe stagnimi derisa të kryhet ndryshimi i ngadalshëm në ndjenja, që mund të formojnë institucione të reja e të padëmtueshme. Ahmed Vefiku thotë kështu:

„Orvatja e shtyerjes së institucioneve evropiane në Turqi në mënyrë të përgjithshme dhe hibridizimi i sistemit politik turk,, tradicional e klasik me civilizimin evropian para se të jetë rrethi i përgatitur për këtë përtrirje të domosdoshme nuk do të korrë sukses, por do ta dobësojë shumë shtetin osman dhe to t'ia humb fuqinë e paktë dhe pavarësinë që e ka ende"...

3. Vështirësitë finansiare që e kapluan shtetin për shkak të çrregullimit sistemor, tubimi jo i rregullt i tatimeve, pamundësia e shtetit të caktojë tatime të reja doganore, mosmarrja e tatimeve nga mallërat e huaja, mbrojtja e prodhimit vendas dhe kontrata „Balta Liman" mes Shtetit Osman dhe Britanisë, e shkruar më 16 gusht 1828, kanë shkaktuar dobësimin e prodhimit vendas, shkatërrimin e industrisë së vendit dhe çrregullimin e buxhetit tregtar;[39)]

Sulltanët janë orvatur, posaçërisht sulltan Abdulazizi, të zgjidhin këtë krizë financiare, me anë të huazimit, duke marrë borxh prej shteteve dhe tregjeve financiare evropiane.

Ato, me këto borxhe ia kanë vënë shtetit një barrë të rëndë, sepse pas dobësimit të financave, qeveria osmane obligohet të pranojë kontroll të huaj financiar, gjë që ka mundësuar ndërhyrjen e huaj politike.

4. Kryengritjet e vazhdueshme të popujve të krishterë si psh. bullgarët, serbet, kroatët dhe krishterët libanez, e kanë dobësuar shtetin në aspektin financiar dhe politik, e kanë penguar t'u qaset çështjeve tjera dhe e kanë mundësuar ndërhyrjen e shteteve të huaja në çështjen e tij.

5. Shtuarja e presionit evropian mbi shtetin osman dhe mbi vilajetet e tij.

Një çështje që na tërheq vëmendjen është se periudha e reformës dhe tanzimatit për përforcimin e sulltanatit osman në vilajetet e tij është edhe periudha e shtuarjes së dëshirave të shteteve evropiane për vilajetet e shtetit osman, që të përfitojnë prioritetet dhe të ndërhyjnë në çshtjet e tyre përmes disa sekteve.

Kështu, gjendja e tillë e dobëson pozitën dhe autoritetin e shtetit.

Mund të thuhet se vetë Evropa nuk i ka ofruar oportunitet shtetit osman t'i vazhdojë lëvizjet e reformës, bile ajo vetë kujdesej për pengimin e lëvizjeve që të mos bëhet Shteti Osman i fuqishëm, sepse në këtë mënyrë më lehtë i mbron territoret e tij.[40)]

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË SHTATË

1. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 61,
2. Dr. Zejn Nurud-din, vep. e cit., fq. 35,
3. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 212,
4. Po aty., fq. 123,
5. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 72-73,
6. Po aty., fq. 76-80; Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 212, 213; (Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 166).
7. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 62-63;
8. Po aty, fq. 63-64; Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 24;
9. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 125-126;
10. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 64; Sati'ë el-Husari, vep. e cit., fq. 81-86;
11. Dr. Muhamed Enis, fq. 214,
12. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 24;
13. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 166;
14. Dr. Muhamed Fuad Shukri, Misër ves-Sudan, bot. III, darul-Mearifi, Kajro, 1963, fq. 27
15. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 67;
16. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 89-90; dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 215;
17. Dr. Zejn Nurud-din Zejn; vep. e cit., fq. 42;
18. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 92;
19. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 215;
20. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 93;
21. Po aty., fq. 93,94;
22. Po aty., fq. 94;
23. Iraku në kohën e tanzimatit ndahet në tri vilajete: 1.Vilajeti i Bagdadit, i cili ishte gjysëm i pavarur në duart e memalikëve deri në vitin 1831; 2.Vilajeti i Mosullit, i formuar në vitin 1879; 3.Vilajeti i Basrës i formuar në vitin 1884.Çdo vilajet ndahet në mutesarrifate,

kurse çdo mutesarrifat në rrethe më të vogla, çdo rreth në lagje. Vilajetin e sundonte valiu, mutesarrifatin mutesarrifi, dhe të dy i zgjedhte sulltani, kurse shkallën më të ulët si kajmekamët dhe drejtorët i zgjedhte vetë valiu. I njejti sistem aplikohej edhe në Sham. (Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 130-133).

24. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 217-222;
25. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 217-222;
26. Dr. Muhamed Fuad Shukri, vep. e cit., fq. 27-35;
27. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 94-95;
28. Dr. Abdulaziz Sulejman Nevvar, Tarihul-Irak el-hadith, darul-kitabil-arabi, Kajro, 1968, f. 48;
29. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 216;
30. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 94-95;
31. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 34-35;
32. Po aty, f. 36;
33. D. Ernest A. Ramzor, Turkijal-fetat ve theuretu 1908; daru Mektebetil Hajat, Bejrut, 1960, 39; Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 127;
34. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 36;
35. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 127-128;
36. Dr. Zejn Nurud-din, vep. e cit., fq. 35-36;
37. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 94; dr. Husein Mu'ënis:„Esh-sherkul-islamij vel-asrul-hadith, fq. 245-246;
38. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 68-69; Husein Mu'ënis, vep. e cit., fq. 255-256;
39. Dr. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 32;
40. Husein Mu'ënis, vep. e cit., fq. 261;

# PERIUDHA HAMIDIANE

Hulumtuesit e quajnë kështu periudhën mes viteve 1876-1909, apo periudhën deri në revokimin e sulltan Abdulhamidit nga Shoqata „Bashkimit dhe Përparimit". „Periudha e parë e kushtëzuar", ose „Periudha hamidiane" sepse është perioda e sundimit të sulltan Abdulhamidit të Dytë.

Vlen të ceket se legjislatorët e shtetit osman përdorin termin „e kushtëzuar" për të treguar sistemin konstituitiv dhe jetën konstituitive, kurse statusin e quanin „Ligji themelor" (Statut)[1].

## STATUTI I VITIT 1876

Mirënjohja për konstituimin e Statutit të vitit 1876 i takon Mid-hat Pashës[2] bile disa edhe ia përshkruajnë atij.[3]

Kjo është e vërtetë sepse vetë Mid'hat Pasha e konstituon, dhe për këtë shkak gjenë në te idenë përparimtare që kishte për bazë principin se autoriteti absolut i sulltanit duhet patjetër të kufizohen të dobi të perandorisë, se barabarsia mes popujve të ndryshëm që jetojnë nën pushtetin (osman) është parim themelor i domosdoshëm për të siguruar elementet e qeverisë konstituitive.[4]

Rrethanat, të cilat e obliguan sulltan Abdulhamidin e Dytë (1876-1909) të konstituojë këtë Statut ishin këto:

1. Presioni i reformistëve osmanlinj në krye me Mid-hat Pashën që revokuan me sukses sulltan Abdulazizin e sulltan Muratin e Pestë dhe që caktuan Abdulhamidin në fron të sulltanatit me kusht që të publikojë këtë Statut.

2. Kriza financiare, ngase buxheti shtetëror ishte i shprazur, i çrregulluar dhe joefikas, e detyron shtetin të proklamojë bankrotimin e tij dhe njëherit shkakton edhe pakënaqësinë e popullit.

3. Fillimi i lëvizjeve në Serbi dhe në Bullgari, që ka rezultuar gjakderdhje të mëdha, rrepta dhe që ka shtyer Rusinë t'i kërcënohet me intervenim ushtarak shtetit osman për t'i mbrojtur popujt e Ballkanit.

4. Insistimi i shteteve evropiane për reforma në shtetin osman. Përfaqësuesit e shteteve të mëdha kanë mbajtur Kongresin e Stambollit (23 dhjetor 1876) dhe kanë propozuar mendime që sigurojnë reformën e qeverisë në pushtet.[5)]

Në këto rrethana dhe nën presionin e shoqatës së reformave në krye me Mid'hat Pashën, (Mid'hat Pasha ishte caktuar si kryeministër i perandorisë osmane më 18 dhjetor 1876) Statutin në vitin 1876 (ligjin themelor) sulltan Abdulhamidi i Dytë publikon pas disa ndryshimeve, pra, në të njëjtën ditë kur është mbajtur Kongresi i Stambollit (siç u cek pak më lartë). Ai realizon me te dy qëllime: „e mashtron popullin me qëllimet e tij të mira dhe pengon jehonën e Kongresit evropian ashtu që askush nuk dëgjon për te".[6)] Nuk kishte nevojë për pjesëmarrjen e tij sepse Perandoria Osmane vazhdon sipas metodës së partisë së Reformës[7)], aplikohet Statuti dhe bëhen zgjedhje të përgjithshme, ku zgjedhet parlamenti i quajtur „Këshilli i të dërguarve" ngase deputetin e dërgon këshilli i tij zgjedhor.

Ahmet Vefik Pasha ishte kryeministër i parë i këtij parlamenti, pastaj u formua Këshilli i pleqërisë (senati), që quhej „Këshilli i individëve". Këshilli i fundit nuk zgjedhej por caktohej.

Në Statut gjithashtu cekej përgjegjësia ministrore para këtyre dy këshillave.[8)]

Në zgjedhje merrnin pjesë banorët e vilajeteve arabe, pastaj kuptojmë se disa deputetë arabë luanin rol të rëndësishëm gjatë debateve parlamentare[9)], që ishin serioze dhe atraktive (edhe pse nuk ekzistonte liri zgjedhjesh, përsëri gjejmë se disa deputetë të zgjedhur nuk e njihshin gjuhën

turke e as sistemin e debateve parlamentare). „Aty paraqiteshin mendimet politike, kritikat kundër ministrave dhe funksionarëve të Pallatit, bile edhe krijohej palë opozitare“.[10]

Mid'hat Pasha me shokët e tij mendonte se Perandoria Osmane ka filluar të rilindë me këtë Statut, e ka shpëtuar nga absolutizmi, ka realizuar barabarësinë në mesin e banorëve, pa marrë parasysh kombin apo fenë. Një gjë e tillë ndihmon të krijohet mendimi i përgjithshëm dhe i ndritshëm si dhe pengon ndërhyrjen e huaj në çështjet e brendshme të persndorisë.

Ngjarjet vërtetojnë se pakënaqësia që kaplonte popujt, të cilët jetonin nën pushteton osman, nuk ishte për shkak të tiranisë së pushtetit, por ishte edhe formë e zhvillimit të vetëdijes kombëtare; pastaj ky Statut, edhe pse deridiku kufizonte autoritetin e sulltanit, nuk kishte aq shumë sukses sa priste Mid'hati.[11]

Sidoqoftë, jeta konstitucionale nuk vazhdon gjatë, por është tollovitur pas pak kohe nga proklamimi i Statutit sepse sulltan Abdulhamidi nuk e publikon atë nga bindja e tij ose nga dëshira e tij, të përfitojë popullin e lirë deri sa të shfrytëzojë rastin për likuidimin e lëvizjes „përparimtare“, por i realizon që të dy qëllimet ngase e përfiton popullin e tij dhe e përvetëson Kongresin pas luhatjes së pozitës së tij.[12] Së shpejti ai e siguron fronin e tij, posaçërisht pas përforcimit të opozitës në parlament, i cili me guxim të plotë i demaskonte vezirët e pabesueshëm, kërkon gjykimin e kryeministrit të mëparshëm dhe udhëheqësve të mëdhenj që dështuan në luftën e fundit me Rusinë.[13]

Opozita nuk mjaftoi vetëm me kritikat kundër qeverisë dhe ministrisë „por filloi të sulmojë edhe vetë sulltanin“.[14]

Vlen të ceket se shumë udhëheqës opozitarë ishin arabë edhe pse nuk e shfrytëzonin opozitën mbrojtjen e të drejtave të arabëve sepse ende nuk ekzistonte çështja arabe. Opozita e tyre mbronte interesin e shtetit osman.[15]

Kundër kësaj gjendjeje të re (Abdulazizi i realizon qëllimet e tij me publikimin e Statutit dhe opozita parlamentare

forcohet) sulltan Abdulhamidi fillon gradualisht ta hjek nga përdorimi Statutin dhe ta ndërrojë sistemin parlamentar, por Mid'hat Pashën e kishte pengues të vetmin ta ndërrojë sistemin dhe kështu e revokon papritmas më 5 shkurt 1877 dhe e internon në Evropë, „ngase Abdulhamidi nuk ishte gati të ruaj njeriun që kishte revokuar shumë sulltanë",[16] (Abdulazizin dhe Muratin e Pestë). Pas një kohe e lejon të kthehet dhe e cakton vali të Sirisë e pastaj të Izmirit, kurse më vonë e akuzon për vrasjen e sulltan Abdulazizit, i cili në realitet kishte bërë vetëvrasje një kohë të shkurtër pas revokimit, dhe e dënon me vrasje, por më vonë ia lehtëson vendimin (për shkak të intervenimeve nga ambasadorët e huaj) dhe e internon në Hixhaz, ku pas një kohe është vrarë. Me vdekjen e tij përfundon Lëvizja e parë konstitucionale.

Në realitet, disa shtete evropiane ndihmuan indirekt me ndërrimin regresiv hamidist, sepse, pasi e hap sulltan Abdulhamidi parlamentin e ri, në fillim të muajit mars të vitit 1877 dhe e merr fjalën,[18] Rusia i shpall luftë Turqisë më 24 prill me arsyetim se i ka humbur shpresat që reformat e përmendura mund të realizohen në paqë. Në realitet, ajo mundohej të shfrytëzojë çdo rast për realizimin e detyrave historike në Konstantinopojë, para mureve të së cilës kishte arritur ushtria ruse. „Për këtë shkak sulltan Abdulhamidi, e anulon Statutin." „Lufta ruse ishte begati nga All-llahu sepse i ka dhënë" shkas për shpërndarjen e parlamentit"[19] me afat të pacaktuar.

Statuti qëndronte vetëm në letër, jeta konstitucionale kishte më tepër se 30 vjet, në vitin 1908, që ishte prishur, deputetët u kthyen në vendet e tyre kurse dhjetë udhëheqës të opozitës u intervenuan në vende të largëta.[20]

Vlen të ceket se ky aksion i Abdulhamidit nuk shkaktoi ndonjë reaksion sepse „opinioni i përgjithshëm nuk e përmbante jetën konstitucionale e as klasa e fuqishme iluministe".[21] Reforma ishte produkt i orvatjeve të grupit reformist në krye me Mid'hat Pashën, që e liron sulltani pas revokimit të Statutit, ashtu siç pamë më parë.

Lufta ruso-turke përfundon me arritjen e ushtrisë ruse në rrethinën e Stambollit dhe me shkruarjen e kontratës së

Shën Stefanit (mars 1878), që përmbante kushte të rënda për sulltanin. Anglia ka mundur t'i ndryshojë këto kushte të Rusisë me Kontratën e Berlinit (13 korrik 1878), që kishte ndikim të madh në pozitat e vilajeteve evropiane osmane. Në anën tjetër, edhe pse nuk kishin lidhje me kufijtë arabë, ajo ishte si fillim i largimit të shteteve evropiane, posaçërisht Anglia, nga politika tradicionale që tentonte t'i ruajë territoret e shtetit osman. Me këtë kontratë të Anglisë fiton ujdhesën e Qipros, që në të kundërtën, të lejojë Francën ta okupojë Tunizinë sa më shpejtë.[22] Më vonë vijojnë operacionet e okupimit të njëpasnjëshën të vilajeteve arabe. Ndoshta ndikimi më i madh direkt i luftës ruso-turke (1877-1878) qëndron në zmadhimin e pakënaqësisë së përgjithshme ndaj shtetit osman në vendet arabe për shkak të dërgimit të forcave arabe në luftë, larg vendit të tyre, në kushte të vështira dhe kundër armikut që nuk i interesonte fare.[23].

Kështu, suksesi i luftës konstitucionale ishte i shkurtër, shkatërrohet para se të dalin frytet e para, për shkak të faktorëve të brendshëm e të jashtëm. Mid'hat Pasha orvatej të formojë sistem konstitucional në perandorinë pa tradita konstitucionale dhe pa përvojë të mëhershme parlamentare e që dështon ngase nuk ekziston opinion i përgjithshëm që e përmbante jetën konstitucionale. Gjithashtu Mid'hati orvatej të vendojë një statut për një unitet të gjerë politik, që përmblidhte provinca të ndryshme dhe kultura të llojllojshme; pastaj aktiviteti i intrigave të shteteve të huaja dhe i elementeve regresive luftuan për të likuiduar pushtetin konstitucional.[24]

Sulltan Abdulhamidi pas revokimit të Statutit dhe pas Kontratës së Berlinit, „mendon se mund të vazhdojë ende absolutizmin"[25], kështu që „fillon diktatura e shtetit në mënyrë të paparë në histori"[26]

Këtë kohë, që ka zgjatur deri në vitin 1908, historianët dhe shkrimtarët e quajnë: „periudha e absolutizmit hamidian".

## FORMAT E ABSOLUTIZMIT NË PERIUDHËN HAMIDIANE

Para se të flasim për absolutizmin dhe format e tij të ndryshme në kohën e sulltan Abdulhamidit, për të cilën

shkruajnë shumë historianë me entuziazëm të madh saqë periudhën e tij e quajnë „Periudha e absolutizmit hamidian", vlenë të cekim një të vërtetë të rëndësishme të cilën e kanë harruar historianët, me ose pa qëllim, e që është se absolutizmin nuk e ka zbuluar sulltan Abdulhamidi në kohën e tij, por ai ishte sistem i shteteve lindore, që ishte në lidhshmëri me sistemet e mesjetës, pra, edhe shteti osman gjatë tërë periudhës së tij ka funksionuar sipas sistemeve të sulltanëve të parë, të cilët e kanë formuar shtetin osman dhe i kanë venduar ligjet e tij.

Fenomeni i absolutizmit në kohën e sulltan Abdulhamidit është shndërruar në diktaturë sipas përshkrimit të historianëve. Shkaku i gjendjes së tillë qëndronte aty se sulltan Abdulhamidi e përkrahte këtë metodë qeveritare në çerekun e fundit të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX, në kohën kur vërehej demokracia dhe në kohën kur publikoheshin statute për të drejtat e popujve, gjersa shekulli XIX njihet (sipas terminologjisë së historianëve) si kohë e lëvizjes kombëtare.

Ne vërejmë se historianët, në shkrimet e tyre, e kritikojnë rreptësisht sundimin e sulltan Abdulhamidit, sikur të ishte fenomen i vetëm në kohën e tij. Ata harrojnë me qëllim ose pa të, se në kohën e sulltan Abdulhamidit ekzistonin diktatorë më të mëdhenj se ai, edhe pse rrethanat e brendshme e të jashtme politike ishin më të mira se të tij, si p.sh. Shahu i Iranit Nasirudini praktikonte absolutizmin, në mënyrë shumë të rreptë e dëbon Afgani kur kërkon prej tij të praktikon sistemin e „shuras", pastaj mbreti i Rusisë prezentonte kulminacionin e absolutizmit.

Po, sulltan Abdulhamidi ishte absolutist, por për shkak të rrethanave të shtetit, të kohës dhe të politikës që ndikonte në të. Gjendjen e tij e përshkruan vetë ai: „Në këto vende, vende të intrigave dhe të komploteve ... si mund të luftojë njeriu përherë dhe kundër çdo njeriu?"[27] Qeveria e tij ishte ndër më të koruptuait në botë; kishte në te rryshfet, tradhti, spijunim dhe agjentë të shteteve të Evropës; në pallatin dhe në qeverinë e tij kishte plotë agjentë të mbretit rus, të Francës, Britanisë, bile edhe të Italisë, Austrisë e Gjerman-

isë; në ushtrinë kishte shumë agjentë të cionizmit, bile edhe jehudë, që e fshehnin fenë e tyre për të bërë komplot kundër tij; pallati i tij ishte plotë me spijunë kolonialistë, që kishin për detyrë të përgatitin hyrjen u ushtrive dhe flotave të huaja për të ndarë pjesë nga shteti (osman) që t'i shndërrojnë në koloni të tyre.[28]

Sulltan Abdulhamidi thotë: „Gjithmonë habitem kur shoh se shumë evropianë ndërmjetësojnë për të më shërbyer, qoftë edhe për mbrojtjen e haremit posaçërisht këtë javë kam pranuar tre letra nga tre persona që ishin shumë të ngritur ..., kërkojnë këtë shërbim të pakëndëshëm ... . Njëri prej tyre ka qenë muzikant në Paris, i dyti, kimist në Gjermani kurse i treti, tregtar në Saksoni ... çka të them pas kësaj për degjenerimin e moralit në Evropë ..., kur shohë shumë prej tyre nuk e brakrisin fenë por pranojnë të humbin burrërinë për hirë të shërbimit në harem ..., kurse ky shërbim kërkon të jenë tredhur“.[29]

A thua, vallë, sulltan Abdulhamidi, i cili ishte inteligjent, i urtë e politikan dhe të cilin e përshkruan Afgani se „i njeh imtësitë e politikës dhe qëllimet e shteteve evropiane“, nuk e dinte se ata janë agjentë të shteteve të huaja, që besonin në ndikimin e grave në pallatin e sulltanit?!

A është turp për sulltanin, që konfrontohet me një rrëmujë agjentësh, të formojë organizatë përballuese kundër spiunimit? Pas kësaj, Shehib Arsllani pohon se „nuk është e vërtetë se sulltani punonte sipas raporteve të spijuneve, por shumicën e tyre e gjuante dhe nuk e besonte“.[31]

Disa historianë e kritikojnë sulltan Abdulhamidin për shkak të nevojave të tyre personale kurse disa të tjerë për shkak të mashtrimit të tyre me propagandën e falsifikuar që e shpërndanin kolonialistët, cionistët në koalicion me „Shoqërinë e bashkimit dhe përparimit“, në radhët e të cilëve kishte eprorë hebrenj që e kishin deklaruar islamin e më vonë, pas suksesit të komplotit dhe revokimit të sulltanit, kishin dëshmuar hebreizmin e tyre.[32]

„Shumica e lajmeve ishin të falsifikuara si p.sh.: mijëra të vrarë e të fundosur në Bosfor, dhjetëra mijë të burgosur

në burgjet e perandorisë. Njerëzit u besonin për shkak se përsëriteshin shpesh në një periudhë të tendosur nga terrori i sulltanit të kuq, siç e titullonin ata".[33] Ata ia kanë ngjitur historinë e zezë, të mbushur me falsifikime e mashtrime e që mësohet nëpër shkolla dhe univerzitete, që është shkruar në librat, gazeta e revista. Kjo ishte historia që lexohej vetëm për shkak se sulltan Abdulhamidi kishte refuzuar t'ia dorëzoje Palestinën kolonializmit cionist,[34] bile ky ishte edhe shkaku që i shtyri cionistët së bashku me „Shoqërinë bashkimi dhe përparimi" të përgatitin komplot dhe ta revokojnë sulltanin. Sulltan Abdulhamidi thotë: „Autorët e Shoqatës për bashkim insistonin vazhdimisht të pranoj formimin e shtetit kombëtar për hebrenjtë në tokën e shenjtë (Palestinë). Përkundër insistimit të tyre, nuk pranova këtë ofertë, dhe në fund më premtuan njëqind e pesëdhjetëmijë milionë (155 000 000 000) lira të arta angleze dhe unë përsëri refuzova kategorikisht një ofertë të tillë dhe u përgjigja: „Edhe nëse më ofroni krejt botën me ar (e jo 150 000 000 000 lira angleze) nuk do të pranoj këtë. Unë i kam shërbyer popullit islam, ummetit të Muhamedit (a.s.) më tepër se 30 vjet dhe nuk do t'i nxijë fytyrat e muslimanëve, të etërve dhe stërgjyshërve të mi sulltanë dhe halifë, për këtë shkak, kategorikisht nuk do ta pranoj ofertën tuaj." Pas përgjegjes kategorike, vendosin të më revokojnë dhe pastaj më lajmërojnë se do të më largojnë në Selanik, e unë pranova ofertën e fundit (të shkojë në Selanik) dhe iu falenderova Zotit se nuk pranova të turpëroj shtetin osman dhe botën islame me këtë turp të përhershëm, që del nga oferta e tyre për të formuar shtetin hebrenj në vendet e shenjta, në Palestinë ...".[35]

Kështu, rrethanat e brendshme e të jashtmet si dhe ato të kohës ndikonin në politikën e sulltan Abdulhamidit.

Kjo nuk është mbrojtje e absolutizmit hamidian, por është raport nga realiteti, në një anë, dhe argumenti ynë që të studjohet në mënyrë objektive, në anën tjetër.

Pasiqë Abdulhamidi e anuloi Statutin dhe e shpëndan parlamentin, politika e tij filloi të vazhdojë në drejtim të presionit nga rrethanat e jashtme e të brendshme. Afrimi i ushtrisë ruse afër kryeqendrës në luftën e lartpërmendur ia

ka humbur besimin në fuqinë e tij ushtarake, kurse Kongresi e Berlinit (1878) ( Anglia kishte intervenuar për pengimin e Rusisë) i ka bërë me dije se çështjet dhe mundësitë e shtetit janë në dëshirë të shteteve tjera, pastaj edhe kriza e rëndë financiare e kishte kapluar shtetin. Të gjithë këto faktorë e kanë detyruar të merr borxhe prej të huajve. Një sasi të madhe të mjeteve i harxhoi në akademitë ushtarake e jo në lëmitë e tjera edukative.[36] Në një anë ishte kështu, kurse në anën tjetër popullit ia imponoi gradualisht absolutizmin despotik të pashoq në histori, sepse i konsideroi të gjitha sektet të barabartë sikur dhëmbët e krëhërit para absolutizmit dhe diktaturës së tij.[37]

Me sa duket, Abdulhamidi aplikon absolutizmin nga frika për të ruajtur fronin e tij. Ai pranon fronin pas revokimit të sulltan Muratit të Pestë dhe sulltan Abdulazizit i cili kishte vdekur në mënyrë të dyshimtë. Disa mendojnë se (Abdulazizi) kishte bërë vetëvrasje, kurse disa të tjerë mendojnë se ishte bërë atentat në te, gjë që ndikonte në ndjenjat e Abdulhamidit, sepse kur ishte vrarë mbreti i Serbisë, cenzura kishte ndaluar të gjitha gazetat të cekin vrasjen dhe i kishte obliguar të shkruajnë se kishte vdekur normalisht nga sëmundja, gjithashtu janë dërguar telegrame në të gjitha vilajetet për t'i ndaluar gazetat e huaja (të cilat më e kishin publikuar lajmin e vrasjes) që të mos i kujtohet ndonjërit në shtet mundësia për vrasjen e mbretërve.[38] Pastaj (Abdulhamidi) frikësohej nga ndarja e disa vilajeteve nga trupi i shtetit për shkak të presionit të jashtëm, që e aplikonin shtetet evropiane, si dhe frikësohej nga kryengritjet e brendshme eventuale.[39]

Nga këto faktorë kuptojmë se Abdulhamidi vuante nga kompleksi i frikës së madhe për jetën e tij, parafytyronte gjithmonë se dikush ia përgatitë kurthën për vrasje dhe dyshonte në njerëzit, që ishin rreth tij. Një ditë (30 tetor 1878) i thotë atasheut ushtarak pranë ambasadës franceze në Stamboll: „Në këtë vend, vend i intrigave dhe komploteve ..., si mund të luftojë njeriu gjithmonë kundër çdo njeriu?"[40]

Abdulhamidi mendonte se ekzistimi i sundimit te tij varet nga absolutizmi, tirania, dhe presioni që bëhej në viset

e ndryshme të shtetit,[41] posaçërisht në viset arabe, sepse mosbesimi i tij ndaj arabëve shtohej, sidomos pas dekreteve të shoqatës sekrete në Bejrut[42], gjatë kohës së sundimit të Mid'hat Pashës në Siri dhe për këtë shkak ua imponoi centralizmin e fuqishëm, që t'ia mundësojë ta shtrirjë grushtin e tij të hekurt mbi ta.

Kështu, fillon politikën e tij për t'i lidhur këta vende (vendet arabe) me rrjetë telegrafike dhe hekurudhore, për të lehtësuar dërgimin e forcave ushtarake në rast shpërthimi të ndonjë kryengritjeje ose revolte.[43]

## METODAT DHE PARIMET ABSLUTISTE TË POLITIKËS SË ABDULHAMIDIT

### *1. ORGANIZIMI I SPIJUNIMIT*

Abdulhamidi kishte formuar një rrjetë të fuqishme e të gjerë për spijunim, që funksiononte aq shumë sa që „çdo individ ishte shndërruar në spijun ndaj fqiut të tij"[44]. Spiunët e kishin përvetësuar punën e tyre, numri ishte zmadhuar[45] dhe rrjeti i tyre ishte forcuar aq shumë sa që prezentonin një elitë të fuqishme sunduese, të përbërë nga vjedhësit dhe dëmtuesit[46] që nuk mund të fshihej asgjë sado që të ishte njeriu i pastër. Spiunët njiheshin me emrin: „Agjentë të policisë së fshehtë" ngase fshehurazi spiunonin. Raportet e tyre mjaftonin për burgosjen e një numri të madh njerëzish dhe për maltretimet e mëdha nëpër burgje; shpesh i internonin njerëzit jashtë vendit.

Metoda e tyre në spijunim ishte ashtu që futshin intriga mes njerëzve nëpër rrugë, qendra, kafene dhe vende tjera; shetitnin nëpër rrugët afër shkollave të larta, nëpër pallatet e emirëve dhe nëpër shtëpitë e disa njerëzve, por i dorëzonin raportet sekrete nga bisedat dhe veprimet që i dëgjonin apo i vërenin.[47]

Pas këtyre formave të spijunimit, të cilat i takonin rabinit ose sulltanit, në kryeqytet ekzistonte qendra që quhej „zabtinjë" - (qendra e policëve agjentë). Këtë organizatë e kryesonte ministri ose drejtori si dhe luante rolin e minis-

trisë së sigurimit interior të sotshëm ose të shërbimit informativ inteligjencor.

Aty punonin agjentë sekretë e josekretë, sekretët spijunonin dhe shkruanin raporte për ndonjë që dyshohej se punon në shërbimin e sigurimit të brendshëm ose të jashtëm shtetëror, dhe shpesh raportet e tyre ishin të rrejshme.[48)]

Prof. Muhammed Izze Duruze (ka punuar në qendrën telegrafike dhe postale në Nablus dhe ka qenë bashkëkohanik i këtyre ngjarjeve), transmeton shumë shembuj spijunimi dhe akuzime të njerëzve të pastër për t'i burgosur ose për t'i internuar jasht vendit, me qëllime private apo shtetërore, për shkak të armiqësisë, xhelozisë ose urrejtjes.[49)]

## *2. CENZURIMI SHTYPIT*

Lufta ruse, jo vetëm që ia mundësoi Abdulhamidit anulimin e statutit dhe shpërndarjen e parlamentit, por ia bëri të mundshme ta kufizojë dhe ta censurojë gazetarinë. Kështu urdhëron të kufizohet liria e gazetarisë dhe të vëhet nën cenzurë e ajo u shndërrua në trup pa shpirt.[50)]

Asnjë gazetë nuk ka mundur „të distribuojë ndonjë fjalë, qoftë edhe në rubrikën e marketingut, pa pëlqimin e cenzuristit të përhershëm".[51)] Në gazetë shkruhej vetëm ajo që i pëlqente sulltanit, lavdërime, madhërime dhe respektime të drejtësisë së tij, përkundër dëmit, absolutzmit dhe administratës së tij të udhëhequr keq.[52)]

Sulltani nuk mjaftoi vetëm me këtë, por me kujdes të madh lejonte hyrjen e gazetave arabe dhe joarabe që shtypeshin në Egjipt, Evropë dhe Amerikë e që shkruanin për kthimin e absolutizmit të tij apo botonin lajme ose artikuj që nxitin konfliktet tjera.

Prof. Muhamed Izze Duruze cekë se gjatë kohës punonte në postën e Nablusit, para publikimit të statutit të vitit 1908, çdo ditë pranonte telegrame me emrat e gazetave dhe revistave arabe ose joarabe, që duheshin të mos shpërndahen.[53)]

Cenzurimi vlente edhe për librat dhe për çdo lloj shtypi tjetër, kërkohej prej çdo autori të dërgojë një kopje „për kon-

trollim" për të marrë lejen e botimit me shkrim. Shpesh kontrollimet zgjatnin me muaj bile edhe me vite. Kontrolluesit dhe ekzaminatorët shumë e tepronin në kontroll sepse ne ekzaminimin e tyre i analizonin edhe qëllimet dhe komentimet më të largëta, bile e vazhdonin kontrollimin edhe pas botimit, që të mos ketë ndonjë ndryshim mes kopjes dhe tekstit të botuar. Shpesh ndaloheshin gazetat dhe konfiskoheshin librat për shkak të ndonjë gabimi të vogël teknik i cili nuk ishte më i madh se lënia e një shkronje, shtimi i një shkronje ose një fjale, ngase kontrolluesit mendonin se ndoshta një gjë e tillë mundëson komentime të këqia.[54)]

Gjurmët që dilnin nga këto orvatje dhe nga këto drejtime absolutiste, ishin të qarta në aparatin e përgjithshëm të shtetit dhe në financat: aparati shtetëror ishte prishur, çrregullar dhe shkatërruar aq shumë sa që drejtësia ose aktiviteti nuk mundësonin përparim në punë, por lajkat, hipokrizi dhe spiunim. Kështu, pjesa më e madhe e qendrave kryesore në kryeqendrën e shtetit kishin ra në duart e ryshfetçive dhe lakmuesve, kurse disa administrata dhe ministri, ishin shndërruar në treg ilegal ku shiteshin dhe bleheshin funksione, rroga dhe medalje nga ndërmjetësuesit. Gjithashtu ishte keqësuar edhe gjendja financiare përshkak të harxhimeve të pallatit, të ushtrisë speciale të kryeqytetit, të rrjetës së spiunimit, që ishte shpërndarë në mënyrë të fuqishme, dhe të ushtrisë së nënpunësve të panevojshëm, si dhe për shkak të dhuratave të nënpunësve të panevojshëm, pastaj për shkak të dhuratave nga sulltani për shërbime të spiunimit apo të ryshfeteve të ministrive, të njerëzve të pallatit, ndërmjetsuesve sekret etj.

E gjithë kjo e dëmton buxhetin e shtetit dhe buxhetin e vilajeteve, që detyroheshin t'i dërgojnë kryeqendrës të ardhura para çdo gjëje tjetër.[55)]

Kështu, absolutizmi hamidian shkakton përhapjen e amoralitetit në të gjitha çështjet dhe në të gjitha lëmitë.

### *3. NXITJA E KOMBEVE DHE SEKTEVE*

Sulltan Abdulhamidi, për të zbatuar centralizimin e tij absolutist në shtet, i nxitte kombet dhe sektet të luftojnë

njëri me tjetrin dhe i shfrytëzonte disa elemente pë të shkaktuar konflikte, si p.sh. mbështetej në ushtarët arabë kundër kryengritjes së shqiptarëve, i mashtronte kurdët, të fluturojnë kundër ermenëve dhe me këtë shkaktonte tallovi mes arabëve për t'i shuar kryengritjet e tyre.

Ai e aplikonte të njejtën metodë në nxitjen e arabëve, e përmbante njërin grup kundër tjetrit, ashtu siç veproi gjatë luftës mes Ibën Saudit, emir i Nexhdit dhe Ibën Reshidit, emir i Hailit. Abdulhamidi e përmbante të dytin kundër të parit deri në luftën e fundit të vitit 1906, që ndodhë mes dy emirëve, ku vritet Ibën Reshidi kurse Ibën Saudi e merr vendin e tij.[56)]

## *4. SHFRYTËZIMI I GRINDJES MES SHTETEVE TË MËDHAJA*

Disa hulumtues mendojnë se sulltan Abdulhamidit (pas vënies së parimeve të politikës së tij centraliste dhe absolutiste) është mbështetur në këto parime të kësaj politike me shkathtësi për të „shfrtytëzuar armiqësinë dhe grindjet që ekzistonin mes shteteve të mëdha[57)]. Në realitet, intereset e përziera mes shteteve evropiane me të vërtetë ekzistonin", Britania nuk kishte nevojë që Abdulhamidi t'ia tregonte qëllimet e Rusisë.[58)] Mirëpo unë mendoj se intereset e tyre prezentonin strategjinë e secilit shtet të madh dhe planin e tyre politik ndaj shtetit osman, si p.sh.: shtetet evropiane, posaçërisht Anglia, gjatë shek. XIX deri në vitin 1878 praktikonin politikë të caktuar ndaj shtetit osman. Sipas politikës së tyre, mbrojtja e territoreve të atij shteti (osman) nga coptimi dhe nga dominimi i shteteve të huaj, ishte i obligueshëm, por gjejmë se vetë këto shtete janë larguar nga kjo politikë që nga Kongresi i Berlinit (1878), i mbajtur në kohën e sulltan Abdulhamidit. Kështu, vilajetet e territorit të shtetit osman fillojnë një nga një të bien nën kthetrat e shteteve evropiane dhe e gjithë kjo kishte ndodhur sipas sinkretizimit politik evropian.

A mundi sulltan Abdulhamidi, me afëtsinë e tij politike, tè pengojë një gjë të tillë?

5. Një ndër mënyrat më të rëndësishme që i përdori sulltan Abdulhamidi për përforcimin e politikës së tij të brendshme dhe për stabilizimin e pozitës së tij kundër shteteve evropiane në politikën e jashtme, ishte politika e tij islame, që mundohej me te t'i afrojë arabët dhe të fitojë simpatinë e tyre.

Për shkak të rëndësisë që ka kjo temë do t'i kushtojmë një vend të veçantë.

## POLITIKA ISLAME E ABDULHAMIDIT DHE QËLLIMET E SAJ

Politika islame e Abdulhamidit ishte një ndër mënyrat më të vlefshme për përforcimin e autoritetit të tij brenda dhe jashtë. Me këtë politikë ai dëshironte të ngjallë halifatin osman (nuk ishte Abdulhamidi i pari prej sulltanëve të familjes së Osmanit që titullohet si halif, por ishte i pari që përdorte halifatin në luftërat e politikës së brendshme dhe të jashtme. Në statut (në ligjin themelor) thuhet se ekselenca e sulltanit, pasiqë është halif më i lartë, e mbron fenë islame)[59] me simbolin panislamik dhe çdo gjë që ka lidhje me te, si p.sh. interesimi i tij për çështjet e muslimanëve në kryerjen e haxhit dhe lehtësimin e kryerjes së tij me anë të ndërtimit të hekurudhës në Hixhaz.

Abdulhamidi me këtë politikë kishte disa qëllime: përforcimin e autoritetit të tij, dominimin e tij si sulltan i shtetit osman me të drejtë ngase është halif i muslimanëve;[60] i mundësohet likuidimi i lëvizjeve konstuticionale të udhëhequr nga „përparimtarët turq" („Lëvizja bashkimi dhe përparimi" në krye me Mid'had Pashën), të cilët kërkonim zëvendësimin e absolutizmit me „statut demokratik sikur që ishin statutet e shteteve evropiane".[61] Gjithashtu i mundësohet eliminimi i lëvizjeve separatiste në vendet e nënshtruara arabe „me pretekst se halifati, si sistem, e bën përgjegjës para All-llahut e jo para popullit, ashtu siç thirrën konstitucionalistët"[62] Pra, halifati i jep pronarit të tij një lloj shenjtërie dhe e siguron nga kritika dhe dyshimi;[63]

Ai gjithashtu kishte për qëllim t'i përfitojë elementet islame në shtetin osman; politika islame ndikonte më së shumti në çështjet e shtetit dhe në pranimin e halifit nga Azia dhe Afrika; Profeti është dërguar në mesin e tyre (arabëve) dhe në gjuhën e tyre ka zbritur Kur'ani.[64]

Këto ishin çështje të brendshme.

Kurse jashtë (perandorisë osmane) sulltan Abdulhamidi me politikën e tij islame (panislame) kishte për qëllim nxitjen e ndjenjave fetare të miliona muslimanëve që ishin nën okupimin britanik në Hindi, nën Francën në Afrikën Veriore dhe nën Rusinë në Kaukaz dhe Turkistan. Me këtë, Abdulhamidi shpresonte se do të fitojë dhe se do të mund ta shfrytzojë si mjet politik kundër shteteve evropiane, duke u kërcënuar me nxitjen e shoqërive islame kundër tyre, atëherë kur shteti osman i humbte territoret e tij në Ballkan përshkak të ndihmave që u arrinin nga fuqitë evropiane.[65]

## TAKIMI I ABDULHAMIDIT ME AFGANIN PËR ÇËSHTJEN E PANISLAMIT

Vlen të ceket se ekzistojnë faktorë që e kanë shtyer sulltan Abdulhamidin të ndjekë e të vazhdojë këtë politikë. Pos armiqësive të shteteve evropiane, që përsëriteshin vazhdimsisht dhe kundër territoreve të shtetit osman i përmbanin lëvizjet kombëtare dhe kryengritjet e brenshme, në Ballkan e në vende tjera, dhe pos rrezikut të brendshëm nga lëvizja e përparimtarëve turq në krye me Mid'hat Pashën (Ebu Desturin), ekzistonte një faktor i rëndësishëm, që e kishte shfrytëzuar Abdulhamidi në mënyrë shumë të shkathtë, ajo është lëvizja islame në krye me Xhemaludin Afganin, që synonte bashkimin e botës islame në një për t'i përballuar presionit të fuqive evropiane.

Ishte gjë normale që kjo çështje të ketë lidhshmëri me halifatin osman, ngase konsiderohej si shtet më i fuqishëm islamik në atë kohë.[66]

Në realitet, bota islame ishte përplotë me lëvizje të fuqishme fetare kah fundi i shek. XVIII, si reagim ndaj lëvizjeve

vesternacione në Lindjen e Afërt, që kishin frymë laike në shoqëritë islame dhe ndaj sulmeve të shteteve evropiane në disa pjesë të botës islame. Disa lëvizje kishin qëndrim negativ ndaj vesternizmit dhe kërkonin kthim në burimet islame. Këto ishin lëvizjet selefiste, si p.sh. vehabizmi në Siujdhesën Arabike, senusizmi në Afrikën Veriore dhe mehdizmi në Sudan. Këto lëvizje, edhe pse dështojnë politikisht, lanë gjurmë të thella në jetën fetare të këtyre shoqërive dhe formojnë lëvizjen panislame, që i njihte më së miri problemet e botës islame. Kjo lëvizje formon shkollën e reformistëve muslimanë në kohën e re dhe nxjerr reformistë si Xhemaludin Afgani dhe nxënësi i tij Muhamed Abduhu.[67)]

Lëvizja panislame e Xhemaludin Afganit ishte kontinuitet i lëvizjes vehabiste dhe asaj senusite dhe dëshironte të çlirojë islamin nga problemet që e kishin kapluar. Mirëpo, pasiqë në kohën e Xhemaludin Afganit kolonializimi evropian kishte depërtuar në shumë vende të botës islame, kjo lëvizje orvatej t'i pengojë me forcat ekzistuese të qeverisë islame dhe t'i përhapë idetë dhe sistemet perëndimore, që prezentonin fshehtësinë e fuqisë si perëndimit dhe t'i bashkojë muslimanët kundër kolonialimit perëndimor.

Gjersa lëvizjet selefiste drejtoheshin për t'i përballuar e sundimit osman, lëvizja panislamiste thirrte në domosdoshmërinë e unitetit të rradhë të muslimanëve si në popull ashtu edhe në qeveri pas shtetit osman. Pastaj, Afgani, pos aksioneve të tij punonte ti evitoi negativitetet shoqërore e fetare që kishin depërtuar në shoqëritë islame, orvatej të pengojë sundimin evropian, ngase ai mendonte se lëvizja kolonialiste evropiane kishte bazë fetare, dhe se ishte lëvizje krishtere kundër Islamit.[68)]

Në kohën kur lëvizja panislame ishte aktive dhe kishte tronditur botën islame gjatë çerekut të fundit të shek. XIX dhe në kohën kur Afgani ishte mjaft aktiv, Abdulhamidi fillon të formulojë baza të politikës së tij islame, që u ngjanin ideve të Afganit. Edhe pse takimi (i të dyve) është sipërfaqësor, Abdulhamidi me shkathtësinë e vet e shfrytëzon politikën islame për të depërtuar në zemrat e muslimanëve, duke e konfirmuar afërsinë e tij me halifatin dhe duke i

përsëritur titujt e shenjtë të halifit si p.sh.: hija e All-llahut në tokë, emirul-muëminin, shërbyes i të dy haremeve (vendeve të shenjta: Mekes dhe Medines)[69] Ai me këtë dëshiroi të shfrytëzojë Afganin me idetë e tij panislame për t'i tubuar muslimanët rreth fronit të tij për të realizuar interesin e tij personal. Për këtë shkak, kur e kupton Afgani se politika e Abdulhamidit ishte kundër përparimtarëve dhe revolucionarëve dhe se nuk ka shpresa në reformën e tij fillon ta kundërshtojë në mënyrë direkte ashtuqë një ditë Abdulhamidi ka hyrë tek ai dhe ka kërkuar prej tij ta pranojë si halif, kurse ai (Afgani) i është përgjegjur: „Të kam zgjedhur për halif dhe se halifi nuk guxon të mos i realizojë premtimet..."[70]

## PARIMET E LËVIZJES PANISLAME

Edhe pse nuk kishte marrëveshje mes Abdulhamidit dhe Afganit rreth politikës jocentraliste dhe rreth çështjes konstuticionale, të dy ishin të pëlqimit se panislami Afganit kishte dy parime: halifati dhe haxhi. Andaj, Abdulhamidi angazhohet në këto dy drejtime me mjete dhe me mënyra të tjera.

*HALIFATI*

Abdulhamidi orvatej të ringjallë madhërinë e tij fetare dhe rikthimin e tij në botën islame, dhe kështu fillon në jetën e tij private të tregojë shumë askezë, sufizëm, devotshmëri, përulje (ndaj All-llahut) duke shfrytëzuar shumë vepra që kundërshtojnë fenë, të cilat i shfrytëzonin paraprijsit e tij që ishin të zhytur në dëfrime,[71] gjithashtu i afronte personalitetet fetare dhe udhëheqësit e botës islame si dhe u afronte atyre dhurata e dekorata.[72]

Ai gjithashtu i thirrte të gjithë muslimanët nga mbarë bota në ndihmë, filloi t'u kërcënohet shteteve evropiane me nxitjen e muslimanëve që jetonin në shtetet e tyre, anglezëve u kërcënohej me muslimanët e Hindisë, francezëve me arabët e Afrikës Veriore, rusëve me tatarët dhe turqit, austriakëve me muslimanët e Shqipërisë;[73] pastaj kishte ndërtuar shkallë për vaz e ligjërime fetare, kurse të diplomuarit i shfrytëzonte për propagimin e idesë panislame; ai e përhapte thirrjen e

tij edhe me gazeta e revista që i botonte ai, kurse nëpër shkolla e institute të brendshme e të jashtme dërgonte dhurata pa masë.[74)]

Abdulhamidi në bazë të politikës së tij për t'i përfituar elementet islame joturke, arabët sidomos u caktonte pozitë të lartë, nga se në mesin e tyre fillon të zhvillohet vetëdija kombëtare, instituteteve të tyre edukative u dërgonte dhurata pa masë kurse personaliteteve të dalluara pozita dhe forma tjera nderimi. Pastaj jep shumë në zbukurimin dhe restaurimin e xhamive në Meke, Medine dhe Kudus, formon ushtri mbrojtëse të posaçme nga arabët, i shfrytëzon në çështjet e tij personale aq shumë sa që disa prej tyre arrinë në pozita të larta, si p.sh. Izzet Pasha el-Abid (arab sirian) arrinë të bëhet sekretar i dytë i sulltanit dhe një ndër më të fuqishmit në shtetin osman, sa që thuhej: „Në Portën e Lartë dhe në ministri janë turqit, kurse në pallat arabët".[75)]

Arritja e arabëve (me ndihmën e rrymës panislame) në pozita të larta tek Abdulhamidi, ishte e natyrshme, sepse prej tyre ishte Pejgamberi, te ata ishte shpallur Kur'ani dhe në gjuhën e tyre, në tokat e tyre gjenden vendet e shenjta islame, pastaj vlera strategjike e vendit të tyre, numri i shumtë i tyre dhe fuqia e ndikimit të tyre në elementet tjera ishte i dukshëm. Pra, ata paraqesin boshtin e shtetit osman.[76)]

Nuk është për t'u habitur pse „thirrja panislame mbështetej në gjuhën arabe për të realizuar idenë e saj mes popujve arabë",[77)] sekteve sufiste, të cilët bënin gara në lavdërimin e Abdulhamidit dhe në përfitimin e pëlqimit të tij. Shejh Ebul Huda Sajjadi, shejh i sektit Rufaijje, i cili gëzonte autoritet dhe ndikim më të madh, me intelegjencën e tij politike luante rol të rëndësishëm në politikën fetare të Abdulhamidit.[78)]

Disa hulumtues mendojnë se „mbështetja e Abdulhamidit në elementin arab brenda pallatit të tij, përfitimi i simpatisë së tyre dhe dhënia e dhuratave janë çështje eksagjeruese, për skak se një veprim i tillë kufizohej vetëm në raste individuale."

„Abdulhamidi ndiqte një politikë që kishte nevojë të mbështetet në të gjitha elementet nga se të gjithë vuanin nga dëmi dhe absolutizmi i tij".[79)]

Sidoqoftë, orvatja e afrimit të Abdulhamidit me arabët dhe përfitimi i simpatisë së tyre, nuk ishte arritur atë shkallë që t'ua plotësonte të gjitha kërkesat e tyre modeste, sepse Abdulhamidi, në anën tjetër, dyshonte në arabët për shkak të dekreteve të shoqatës sekrete në Bejrut, kinse arabët punonin fshehurazi për formimin e halifatit arab.[80)]

Pra, shohim se Abdulhamidi mbështetej në diktatur, ku dështonte të afrohet dhe fitojë simpati. Spiunët e tij që udhëtonin nëpër vendet arabe nën maskën e thirrësve dhe ligjëruesve fetarë, mbjellnin farën e grindjes mes udhëheqësve arabë dhe kryetarëve të kabileve për të shkaktuar tollovi dhe për të tronditur sigurinë. Kështu, paraqitej arsyeja për të marrë masa kundër opozitarëve, që përfundonte ndonjëherë me vrasje. Nëse ato ishin në pozita të larta, Abdulhamidi i detyronte të qëndrojnë në Stamboll nën kontrollin e spiunëve të tij, si p.sh. Husein ibn Ali, qëndroi në kryeqytet me familjen e tij prej vitit 1893.[81)]

### *HAXHI DHE HEKURUDHA NË HIXHAZ*

Abdulhamidi e ka shfrytëzuar) shumë haxhin (parimi i dytë i politikës islame të Abdulhamidit, sepse mu në atë kohë shfrytëzon tubimin e muslimanëve nga mbarë bota në vendin e bekuar Meke, projekton hekurudhën e Hixhazit duke u paraqitur si halif i muslimanëve që interesohet për lehtësimin e kryerjes së këtij obligimi për muslimanët, me qëllim që të përfitojë simpatinë e tyre.

Pastaj, ekziston edhe një karakteristikë strategjike që mund të sillë ndërtimi i hekurudhës, pra ajo ishte transportimi i shpejtë i ushtrisë osmane nëpër vilajetet e Siujdhesës Arabe, të cilat nuk ishin krejtësisht nën sundimin osman.[83]

Është vështirë për t'u vërtetuar historikisht qëllimi final i hekurudhës, sepse Abdulhamidi nuk e ka përdorur hekurudhën për transportimin e forcave ushtarake në Siujdhesën Arabike, mirëpo, ekziston edhe një doli që ndoshta as nuk e paramendonte Abdulhamidi prej ndërtimit të saj nga se transportimi i shpejtë në ato vilajete shkaktoi përhapjen e shpejtë të ideve, gjë që ndikoi tepër në zhvillimin e lëvizjes arabe.[84)]

Politika e Abdulhamidit për ndërtimin e hekurudhës së Hixhazit pati rezultate të mira. Ai formoi një komision në krye me Izzet Pashë Abidin për thirrje në botën islame, ku do t'i sqarojë shkaqet fetare, që e kishin frymëzuar Abdulhamidin, halif i muslimanëve, për projektin e hekurudhës dhe të kërkojë kontribute vullnetare. Kjo thirrje pranohet mirë, mblidhen kontribute vullnetare nga çdo anë, në çdo vend obligohen qytetarët të paguajnë tatime në formë të pullave postale.

Për ndërtimin e këtij projekti kishte angazhuar arqitektë gjermanë. Dhe kështu, në vitin 1901 fillon dhe arrinë deri në Medine, në vitin 1908.

Me këtë projekt dhe me politikën e tij islame, Abdulhamidi paraqitet para popullit, pra, para 300 000 000 muslimanëve si halif dhe udhëheqës shpirtëror i Islamit, gjë që rezulton përfitimin e tyre në mënyrë të papërshkruar. Dëmet që ngjanin në popull, ua ngjitnin nëpunësve e aspak nuk dyshonin në halifin.[85)]

Vlen të ceket se projekti i hekurudhës së Hixhazit, pos marrëveshjeve me vendet islame-arabe, ishte edhe burim i shqetësimit të arabëve në Siujdhesën Arabike, posaçërisht në Hixhaz, që nuk i kishte mashtruar mbulesa fetare e projektit të Abdulhamidit, që kishte për qëllim (sipas tyre), përforcimin e sundimit të tij në ato vende, me çka i kishte dëmtuar (sidomos beduinët) sepse ua kishte ndërprerë burimin e rëndësishëm të furnizimit të tyre, transportimin e haxhinjve me deve.

Për këtë shkak, rezistenca e tyre përforcohej kundër projektit hekurudhor, kështu që shteti osman detyrohet të përforcojë mbrojtjen e realizimit të projektit të hekurudhës deri kur arrinë në Medine në vitin 1908.[86)]

Vlen të ceket se projekti i Abdulhamidit për ndërtimin e hekurudhave në dy drejtime (për në Bagdad dhe për në Hixhaz) nxitë shtetet evropiane, posaçërisht Britaninë, e cila shikonte pas kësaj politike lugatin e oktopodit gjerman, që shfrytëzon rastin e sundimit ekonomik.

Depërtimi paqësor i ndikimit gjerman në shtetin osman, shkakton grindje me Anglinë, Francën dhe Rusinë, ashtu siç

verehet në krizën e Kuvajtit për shkak të hekurudhës së Bagdadit, në krizën e Tabës për shkak të hekurudhës së Hixhazit, të cilat përfundojnë sipas dëshirës së Anglisë.[87)]

Kjo ishte politika islame e Abdulhamidit, këto ishin qëllimet dhe faktorët që ndikuan në realizimin e saj. Ka ngelur të cekim një të vërtetë të rëndësishme e që është, se shumica islame arabe nuk ka pasur ndër mend atëherë të shkatërrojë halifatin, por e ka përmbajtur duke menduar se e përmban Islamin, pastaj përparimtarët kishin përgatitur komplote dhe intriga që i përgatitnin shtetet evropiane për coptimin dhe ndarjen e shtetit osman. Kështu ata e kanë afirmuar kalifatin me qëllim që t'i përballojnë perëndimit e jo të shkatërrojnë apo të ndahen nga shteti osman. Qëllimi i reformave politike dhe ekonomike ishte më tepër për të mundësuar progresin dhe për t'u përgatitur kundër aspiratave evropiane e për të shpëtuar nga sundimi osman.

Kështu, udhëheqësit e muslimanëve, qëndrojnë besnikë ndaj shtetit osman, që ende, para syve të bashkëkohanikëve ishte shtet i madh islamik, nën hijen e të cilit qëndronin muslimanët.

Për këtë shkak, disa dijetarë muslimanë e mbrojnë panislamin nga ata që e sulmojnë, eventualisht nga Hanuti dhe Lordi Kromer, të cilët e akuzonin (panislamin) për fanatizëm, kinse qëndron përballë fuqive krishtere. Kështu, shtetet evropiane kërkojnë të kontrollohet me precizitet dhe të kenë kujdesë, kurse Muhamed Abduhu reagon dhe mohon cilësinë e fanatizmit fetar të panislamit, bile e mbron edhe vetë sulltan Abdulhamidin sepse e përshkruan shtetin e tij si shtet të Islamit dhe se sulltani i tij është ndër më të mëdhenjtë.[89)]

Mund të thuhet se zgjimi arab i atëhershëm ishte zgjim kundër negativiteteve të qeverisë turke, me qëllim të reformës (qeveritare) pa pasur ndërmend të formojnë shtet të pavarur arab.

Vlenë të ceket se, edhe përkundër përkrahjes që i dhanë arabët muslimanë lëvizjes panislame, ajo nuk pati sukses në detyrën e saj kryesore që të mbrojë botën arabe nga rreziku evropian, andaj shumë pjesë të shtetit bien nën okupimin e

kolonializmit evropian. Gjithashtu edhe sulltan Andulhamidi, edhe pse mbështetj në halifat nuk e kishte likuiduar lëvizjen e përparimtarëve në Turqi, sepse fillon kryengritja e tyre në vitin 1909, kurse pushtetin e merr në dorë „Partia Bashkimi dhe Përparimi".

Lëvizja nacionale osmane, gjatë kësaj kohe ndahet në dy drejtime:

1. *Lëvizja toraniane*, që mendonte se turqit janë element i pastër e i shkëlqyer. Lëvizja ishte kombëtare ashtu siç ishin edhe lëvizjet tjera dhe kishte për qëllim formimin e një shteti të pastër turk, që i përmbledh të gjithë turqit e shpërndarë. Kjo ide keqëson ndjenjën kombëtare të kombeve joturqë brenda shtetit osman, posaçërisht të arabëve dhe të ermenëve.

2. *Zhvillimi i lëvizjes kombëtare arabe brenda shtetit osman*. Kjo rrymë ka lozur rol të rëndësishëm në shkatërrimin e Perandorisë Osmane gjatë Luftës së Parë Botërore dhe ka pasur për qëllim formimin e një shteti të madh arab.

Këto dy lëvizje paraqitnin fillimin e copëtimit të unitetit islam në Lindjen e Mesme.

Rryma kombëtare arabe nuk ka pasur sukses në formimin e unitetit arab pas Luftës së Parë Botërore sepse shtetet evropiane kishin vendosur ta coptojnë dhe ta dominojnë lindjen arabe. Kështu, lindja arabe bie nën okupimin anglez dhe francez.[90)]

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË TETË

1. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 74, 75, 97.
2. Njeri me renome të lartë në shtetin osman, u lind në Stamboll në vitin 1822, ka punuar në administratë; në moshën 40 vjeçare është caktuar vali i Bullgarisë, i Danubit dhe i Bagdadit në vitin 1868. Në të gjitha këta funksione, ka treguar se është administrator i aftë dhe politikan kombëtar përparimtar. Në vitin 1873 caktohet si kryeministër i perandorisë osmane. Pasi që ka vërejtur se është e pamundshme t'i shërbejë edhe sulltan Abdulazizit edhe Mid'hat Pashës, largohet nga funksioni shtetëror dhe iu bashkangjitet politikanëve që ishin burra shteti dhe që punonin në revokimin e Abdulazizit, e pas tij, në revokimin e Muratit të Pestë. (Xhoxh Antonius, vep. e cit., fq. 129)
3. Dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 53;
4. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq, 130;
5. Dr. Ernest Ramzor, vep. e cit., fq. 42-43; Pierr Renovan, Tarihul-alakati-el- duvelijjeti, (1815-1914), durul-Mearif, Kajro, 1968, fq. 546-549;
6. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 129; Pier Renovam, vep. e cit., fq. 549;
7. Ramzor, vep. e cit., fq. 44;
8. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 133;
9. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 98;
10. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 133;
11. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 130;
12. Po aty, fq. 130; Renovan, vep. e cit., fq. 549;
13. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 133;
14. Teufik Beru, vep. e cit., fq. 30;
15. Po aty, fq. 30;
16. Ramzor, vep. e cit., fq. 44;
17. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 134; Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 98;
18. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 131;

19. Ramzor, vep. e cit. fq. 44;

20. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 32; Dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 55;

21. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 98;

22. Dr. Muhamed Fuad Shukri, vep. e cit., fq. 156-158;

23. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 131;

24. Dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 55;

25. Ramzor, vep. e cit., fq. 44;

26. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 131;

27. Muhamed Xhelal Kishk, el-Kaumijje vel-gazvul-fikrij, Darul irshad, Bejrut, bot. II, 1970, fq. 211; Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 56;

28. Po aty, fq. 210-211;

29. Po aty. fq. 210-211;

30. Muhamed Amare, El-Aëmalul-Kamile li Xhemaludin Afgani, Durul Kitabil- arabij, Kajro, 1968, fq. 245;

31. Muhamed Xhelal Kishk, vep. e cit., fq. 211;

32. Po aty, fq. 225;

33. Revista: „el-Arabi", nr. 169, sheval. 1392 / dhjetor 1972, fq. 153, artikulli me titull: „Shkaku i revokimit të Abdulhamidit".

34. Sulltan Abdulhamidi kishte publikuar një firman në vitin 1888, me të cilin pengon emigrimin grupor të hebrenjëve në vendet e shtetit osman, pra, edhe në Palestinë, (Muhamed Xhelal Kishk, vep. e cit., fq. 224-225); Pastaj publikon edhe një firman në vitin 1900, me të cilin kufizon qëndrimin e hebrenjve mysafirë në Palestinë deri në tre muaj. (Dr. Hasan Sabri Huli, Sijasetul-isti'ëmari ves-suhjunijje tixhalre Filastin fin-nesfil evveli minel-karnil-ishrin, dy vëllime, Durul Mearif, 1973, vëll. I, fq. 83);

35. Letra e sulltan Abdulhamidit dërguar shejh Mahmud Ebu Shamat pas revokimit dhe internimit në Selanik. Ky është dokument i shkruar me dorën e sulltan Abdulhamidit në gjuhën turke dhe i dërguar shejhit të sektit shadhilij, jeshretij, Ebu Shamatit në Damask. Shejhu gjatë vizitës së nxënësit të tij në Stamboll, Ragib Rida Beut, drejtor i pallatit të sulltanit takohet me Abdulhamidin. Kështu, pas një bisede, sulltani bëhet nxënës i shejhut të përmendur dhe pas revokimit ia dërgon shejhut të tij këtë letër dhe ia cekë shkakun e revokimit të tij. Letra ka qenë e fshehur një kohë të gjatë, pastaj e përktheu prej turqishtes në arabisht shejh Ahmed el-Kasimi, drejtor i vakëfit të Republikës Siriane, pastaj prof. Seid Afgani e kopjon

dhe e boton në revistën „Arabij", nr. 169, sheval, 1392 / dhjetor, 1972, fq. 155-156 me një shtojcë rreth shkakut të revokimit të sulltan Abdulhamidit.

36. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 135-136;
37. Husein Lebib, Tarihul-mes'eletish-sherkijjeti, Kajro, 1921, fq. 85;
38. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 99-100;
39. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 55;
40. Po aty, 56;
41. Tefik Ali Bero, vep. e cit., fq. 49;
42. Do të flasim më vonë në detaje për aktivitetin e saj.
43. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 56, (vërejmë se ky nuk e vërteton që sulltan Abdulhamidi e ka shfrytëzuar hekurudhën për të dërguar forcat e tij ushtarake) - do të flasin më gjërësisht më vonë;
44. Ramzor, vep. e cit., fq. 47;
45. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 100;
46. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 135;
47. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 100-101;
48. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 195-196;
49. Po aty, fq. 190-191, 214-215;
50. Dr. Shemsudin Fufui, Dirasat sahafijje - Tarihus - Sahajafetis - Surijjeti, Es-sahafetus-surijeti fil ahdil-uthmano, (1800-1918), vëll. I, darul Mearif, Kajro, 1969. fq. 118;
51. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 101;
52. Dr. Shemsudin Rufai, vep. e cit., fq. 118-119;
53. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 214;
54. Sati'ë Husari, vep. e cit., fq. 101;
55. Po aty, fq. 101-103; Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 209-210;
56. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 33;
57. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 135;
58. Ramzor, vep. e cit., fq. 47;
59. Neni (4) i Ligjit themelor (Statutit) të botuar në librin: „El- biladul-arabijjetu-uthmanijjetu", Sati'ë Husari, në fq. 257-278;
60. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 137;
61. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 591;

62. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 116;
63. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 591;
64. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 135;
65. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 138; Albert Haurani, fq. 130; Dr. Mahmud Salih Munsi, vep. e cit., 56;
66. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 21;
67. Po aty, fq. 238-239;
68. Dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 58;
69. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 137-139;
70. Muhamed Amare, el-A'ëmalul Kamite, fq. 53, Muhamed Pasha Mahzumi, Hatirat Xhemaludin Afgani Husejni, el-Mutbeatul-ilmijje, Bejrut, 1931, fq. 68;
71. Xhorzh Antonius, vep. e cit., fq. 138;
72. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 35;
73. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 241;
74. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 138-139;
75. Po aty, fq. 139-140;
76. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 159;
77. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 135;
78. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 135-136;
79. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 46;
80. Dr. Zejn Nuriddin Zejn, vep. e cit., fq. 56;
81. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 140-141;
82. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 241;
83. Dr. Zejn Nuriddin Zejn, vep. e cit., fq. 57-58;
84. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 143;
85. Xhorxh Antonius, fq. 142-144; Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 241-242;
86. Teufik Ali Beru, vep. e cit., fq. 44-45;
87. Më gjërësisht për krizat shiko: Teufik Ali Beru, vep. e cit., fq. 36-44;
88. Dr. Zejn Nuriddin Zejn, vep. e cit., fq. 58;
89. Revista: „el-Menar", pjesa III, Fjalimi i Lord Kramerit, fq. 215, dhe kritika e prof. Imam Muhamed Abduhu kundër Hanutos dhe Kramerit, fq. 218;
90. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 21-22.

KAPITULLI I NËNTË

# FORMIMI I LËVIZJES KOMBËTARE ARABE NË KOHËN MODERNE

## HYRJE

Nacionalizmi arab, sipas nocionit politik bashkëkohor, është ide kombëtare që ka për qëllim ngritjen e vetëdijes arabe, bashkimin e tyre, tubimin e forcave për dëbimin e kolonializmit të huaj nga vendi i tyre dhe formimi i shtetit kombëtar arab. Pranimi i kësaj ideje kombëtare, i kësaj vetëdije ideologjike, shpërndarja e saj në mesin e popujve arabë dhe shndërrimi i saj në realitet quhet me një emër „LËVIZJA KOMBËTARE ARABE“[1)]

Ideja kombëtare me nocion bashkohor transferohet prej Evrope në vendet arabe, i ngjall ndjenjat kombëtare te arabët. të cilët një kohë të gjatë i kanë mbrojtur karakteristikat e tyre kombëtare themelore: gjuhën, kulturën, traditat dhe historinë e pasur, të cilat e kishin përforcuar shumë nacionalitetin arab. Pra, mjafton që në këto rrethana fatlume apo fatkeqe të inspirohen (arabët) me një shpirt të ri dhe të zgjohen nga ëndërra e frikshme dhe nga gjumi i shpellës për të kuptuar veten, qenien e tyre, unitetin e tyre të parë dhe të hudhin pasivitetin e të fillojnë jetën e tyre prej fillimi duke e marrë fuqinë nga burimi esencial që ka ngelur i pandryshueshëm gjatë tërë historisë. Pastaj kjo ide merr edhe prej të gjitha elementeve dhe faktorëve që e përforcojnë fuqinë dhe origjinalitetin esencial.

Vështirë është të caktohet historikisht fillimi i lëvizjes kombëtare arabe në mënyrë të saktë dhe për këtë shkak mendimet e hulumtuesve janë të ndryshme.

Dr. Abdurrahman Bezzazi, hulumtues bashkëkohor arab, në librin e tij: „Nacionalizmi arab", mendon se gjysma e dytë e shek. XIX konsiderohet fillim historik i nacionalizmit arab modern në aspektin ideologjik dhe politik, ngase fillon si reagimi natyrshëm kundër aksioneve të të huajve ashtu siç reagonin shumë lëvizje të tjera kombëtare moderne.[2)]

Emir Mustafa Shihabi mendon se ndjenja kolektive e nacionalizmit arab fillon të duket që nga mesi i shek. XIX së pari në Bejrut, në Damask dhe pastaj shpërndahet nëpër vendet tjera arabe duke u mbështetur në ate se zgjimi letrar bashkëkohor në Sham së pari ndodhi në Bejrut, Liban nga Nesif Jazxhiu, Butrus Bustani, Shejh Jusuf Esiri etj. Më vonë zhvillohet në Damask, gjatë sundimit të Mid'hat Pashës nga Shejh Tahir Xhezairi (konsiderohet ndër aktivistët më të mëdhenj)[3)]. Gjithashtu Xhorxh Antoniusi orvatet të caktojë një kohë të posaçme të lëvizjes kombëtare arabe në një kapitull me titullë: „FILLIMI" në librin e tij „Zgjimi arab" mes viteve 1847-1868. Në këtë kapitull ai flet për aktivitetin e misionarëve (të krishterë) protestant e katolik, për ndikimin e sistemit egjiptas në Sham, për aktivitetin e disa personaliteteve si Nesif Jazhi, Butrus Bustani, për aktivitetet e shoqatave letrare dhe shkencore që ishin formuar në atë periudhë duke konkluduar se të gjitha ato aktivitete, edhe pse kishin qëllime dhe ide të ndryshme, paraqesin fillimin e zgjimit kombëtar arab.[4)]

Edhe pse nuk e mohojmë ndikimin e këtyre aktiviteteve të ndryshme në formimin e idesë kombëtare arabe, e cila zhvillohet në lëvizje kombëtare politike, nuk mund t'i konsiderojmë fillim të lëvizjes kombëtare arabe, sepse janë vetëm faktorë që kanë qartësuar idenë kombëtare tek arabët, kurse fillimin kjo lëvizje me karakter të organizuar politik e ka nisur kah çereku i fundit i shek. XIX me formimin e shoqatës sekrete në Bejrut në vitin 1875, që prezentonte aktivitet politik praktik (për këtë do të flasim më vonë).

Sipas Muhamed Izze Duruzes, i cili shkon më larg, ideja e nacionalizmit arab nuk është e re, por rrjedh nga kohërat

më të lashta. Kështu ai mendon se ideja e këtillë ka ekzistuar qysh para Islamit dhe ka vazhduar të ekzistojë edhe mëpastaj duke u mbështetur në shembuj dhe argumente nga periudha „panislame" dhe ajo islame për të konfirmuar ekzistimin e lëvizjes kombëtare arabe tek arabët prej periudhës së determinimit të persianëve e romakëve në Siujdhesën Arabe deri në kohën e re. Sipas tij, lëvizja kombëtare arabe duhet të quhet: „Lëvizja arabe moderne" dhe njëherit është faktor i formimit të lëvizjes separatiste dhe fetare në shek. XVII, XVIII dhe XIX, si lëvizja e Fahrudin Ma'ënit në Liban, lëvizja e Ali beg el-Kebirit në Egjipt, e Dahir Umerit në Palestinë, e imamëve zejditë në Jemen, e Muhamed Aliut në Egjipt, e Beshir Shihabit në Sham, e vehabizmit në Nexhd, senusizmit në Libi, e mehdizmit në Sudan, bile edhe kryengritja arabe në Egjipt. Ai të gjitha i quan këto lëvizje kombëtare arabe moderne.[5)]

Me sa duket, ky hulumtues është aq tepër i impresionuar me frymën arabe sa që i harron me ose pa qëllim argumentet e historianëve të vjetër e të rinj që vërtetojnë se Islami i transferoi arabët prej jetës beduine të xhahilietit, që karakterizohej me fanatizëm racor, në një jetë të civilizuar i kanë frymëzuar arabët me një frymë të re humane në marrëdhëniet e tyre me racat tjera, sipas fjalës së Allahut:

- „O ju njerëz! Ne ju kemi krijuar prej një mashkulli e një femre, dhe ju kemi bërë popuj e fise që të njiheni mes vete. Më i priveligjuari tek Allahu është ai që është më i devotshëm (në mesin tuaj)." (Sureja HUXHURAT, ajeti[6)]

Muhammedi a.s. thotë:

„Nuk ka dallim mes arabit ndaj joarabit, pos në devotshmëri".

Arabët, me ardhjen e Islamit, u bënë pishtarë të mesazhit botëror dhe nuk i ndanë njerëzit në raca. Islami, me principet e Tij humane, e ka eliminuar diskriminimin racor dhe nacionalizmin fanatik; nën hijen e tij është formuar bashkësinë e re islame. Sikur të kishte Islami ide kombëtare racore, nuk do të përhapej jashtë Siujdhesës Arabike.

Ky hulumtues mendon se çdo lëvizje separatiste, kryengritje lokale apo çdo thirrje fetare ose racore, është lëvizje

kombëtare pa marrë parasysh synimet dhe rrethanat e përgjithshme. Lëvizjet separatiste janë zhvilluar gjatë dobësimit të shtetit osman për shkak të faktorëve të brendshëm e të jashtëm (siç i kemi cekur më parë) dhe e kanë tronditur mbarë shtetin, ata janë formuar të pavarura nëpër vende të ndryshme për shkak të interesave personale. Këto lëvizje nuk prezentonin frymë të vërtetë kombëtare nga se nuk ishin themeluar nga vuajtjet e popujve arab dhe nga shpresat e tyre kombëtare.

Lëvizjet fetare, në realitet, ishin selefiste dhe reformiste dhe reagonin kundër gjendjes së muslimanëve që ishin përçarë e të dobësuar për shkak të devijimit të tyre nga principet burimore islame, kundër përhapjes së risive dhe bestytnive në një anë dhe kundër „lëvizjes vesterniane“[7] që aplikohej në botën islame pas dominimit ideologjik, ekonomik dhe politik evropian, në anën tjetër. Lëvizja selefiste gjithashtu mendonte se nuk ka shpëtim për botën islame nga rreziqet e brendshme dhe të jashtme, pos rikthimit në islamin burimor dhe pastrimit të tij nga njollat negative, që i janë mveshur gjatë kalimit të kohës.

## FAKTORËT E FORMIMIT TË IDESË KOMBËTARE ARABE NË PERIUDHËN E RE

Të krishterët sirianë kombëtarë thirrnin në nacionalizmin arab për të reaguar ndaj lëvizjes panislame në çerekun e fundit të shek. XIX. Kjo thirrje fillon të dobësohet kah fillimi i shek. XX, kur fillojnë ta udhëheqin elemente islame të cilin njerëzit fillojnë ta përmbajnë kurse ajo dalëngadalë zhvillohet për shkak të disa faktorëve që vijojnë:

### 1. *LIDHJA ARABE NË KOHËN E SUNDIMIT OSMAN*

Nëse osmanlinjtë kanë ndihmuar në mbrojtjen e karakteristikave themelore të popujve arabë, atëherë lidhja arabe i ka ushqyer këto karakteristika me anë të haxhit, instituteve shkencore arabe, pastaj me kontakte kulturore të dijetarëve arabë.[8]

Haxhi ishte faktor ideal për tregti dhe këmbim të ideve; disa haxhinj që ishin të interesuar për shkencë ndaleshin në Damask, Kajro ose Mekke për shumë vite ose tërë jetën të pengojnë ndërhyrjen e osmanlinjve në çështjet arsimore, kulturore islame në mektebe dhe në shkollat popullore islame,[9] në krye Az-harit si institucionin, i cili në mënyrë të mrekullueshme e ka mbrojtur trashigimin e qytetërimit arab-islam[10] deri më sot. Pastaj Az-hari kishte kontakte kulturore me vende të ndryshme arabe dhe prezentonte qendrën, që ëndërronin shumë dijetarë, juristë (fukaha) dhe studentë të mësojnë aty[11]. Gjithashtu, për shkak të pozitës së tij, ishte qendër shkencore. Dijetarët arabë gjithmonë e ndienin veten si nxënës, endeshin nëpër qendrat shkencore dhe kështu, me kontaktet e tyre shkencore të përhershme, e mbronin unitetin e shoqërive arabe në kohën kur ekzistonte kaosi politik dhe shkatërrimi ekonomik. Arsimimi në bindjen arabe, gjatë sundimit osman, më shumë kryente funksion shoqëror se sa edukativ.[12]

Me anë të kësaj lidhjeje arabe, forcohet uniteti politik që mbizotëronte në botën arabe pas sundimit të shtetit osman, kur nuk kishte kufij politik e as pengesa kufitare që vështirsojnë ecjen prej një vendi në tjetrin. Vlen të cekim se kjo lidhje arabe në kohën e sundimit osman e deri në fillim të shek. XX ishte e përzier me ndjenja fetare dhe për këtë shkak arabët, edhe pse i shihnin negativitetet e shtetit osman, nuk orvateshin t'i evitojnë e të lirohen prej tyre, ngase lidhja fetare, e cila i lidhte arabët me osmanët gjatë atyre shekujve, ishte një ndër më të fuqishmet. Arabizmi nuk ishte i ndarë nga Islami. Këtë gjë e vërtetojnë edhe shembuj historik, si p.sh. vuluntarizmi i Hixhazit nën udhëheqjen e Kijlanit[13] për t'u ndihmuar banorëve të Sa'idit kundër francezëve, vullnetarët e Tripolit, nën udhëheqjen e Mehdisë kundër francezëve në Buhara për hirë të Islamit;[14] ngritja e koptëve në Egjipt dhe e krishterëve të Shamit (gjatë sulmit francez në Egjipt) për t'i konfiskuar të ardhurat e vakëfit islam ngase e konsideronin si plaçkë të veten dhe ngritja e tyre kundër muslimanëve me ndihmën e ushtrisë franceze.[15]

## 2. NDRYSHIMET NË BOTËN ARABE GJATË SHEK. XIX

Gjatë këtij shekulli vendet arabe kanë pësuar ndryshime radikale në të gjitha sferat e jetës sinë ate politike po ashtu edhe në fushat e tjera, sidomos pas jetës në izolim dhe një pasiviteti gjatë tre shekujve të fundit.

Shtetet evropiane bënin gara në kolonizimin e vendeve arabe, duke i shfrytëzuar dobësimin e shtetit osman dhe revolucionin industrial për t'ua marrë pasuritë e tyre, duke kërkuar tregje, ku do të shiten prodhimet e tyre (prodhimet evropiane) dhe për të shfrytëzuar kapitalin e tyre.[16)]

Ky okupim evropian ka ndikuar në ndjenjat fetare që ishin të përziera me ndjenja kombëtare. Ndërsa kontakti i tyre me idenë evropiane dhe me metodat e renesansës ka shkaktuar lindjen e idesë kombëtare tek arabët. Pasi që Egjipti është vend i parë arab që ka rënë nën sundimin ushtarak krishter në kohën e re (sulmi francez u bë në vitin 1798), gjejmë se arabët muslimanë nga Libia dhe Hixhazi, të nxitur nga ndjenjat e tyre fetare-kombëtare, janë ngritur për ta mbrojtur atë (Egjiptin). Kurse në anën tjetër, kontakti i egjiptasve me mendimtarët franceze dhe me sistemin e tyre qeveritar, që orvatej Bonaparta ta praktikojë në Egjipt për t'i futur në grindje arabët dhe osmanlinjtë (edhe pse egjiptasit nuk u mashtruan me këtë politikë),[17)] kishte ndikuar qartë në politikën e Muhamed Aliut, që orvatej të formojë shtet të ri sipas metodave moderne perëndimore, e ta zgjerojë në Sham, duke pretenduar të formojë perandori të pavarur arabe. Ai orvatej të nxitë këtë ndjenjë tek arabët vetëm e vetëm ta arsyetojë politikën dhe ekspanzionin e tij në Sham.[18)]

Edhe pse mohojmë kategorikisht ekzistimin e ndonjë ideje arabe tek Muhamed Aliu, i cili ishte shqiptar dhe nuk e njihte arabishten, ne nuk mund ta mohojmë ndikimin e pushtetit egjiptas në Sham, ku ishte formuar sistem i ri „që predikonte garancën e të drejtave fetare e qytetare dhe sigurimin e jetës dhe të pronave".[19)]

Kështu, të krishterët gëzonin barabarsinë, që nuk e kishin në kohën e sundimit osman, dyert u hapën para

ndikimeve perëndimore dhe zmadhohet aktiviteti i misionarizmit krishterë, i shkollave të huaja dhe i sektizmit.[20]

Prezenca egjiptasve në Sham gjithashtu kishte ndikuar edhe në rilindjen arsimore, ishin hapur shkolla fillore e të mesme, fakultete në Damask, Halep dhe Antaki, kurse nxënësit ishin më tepër muslimanë që mësonin, banonin dhe ushqeheshin në llogari të shtetit, vetëm e vetëm për të mbjellë vetëdijen kombëtare në shpirtërat e tyre të rinj. Pastaj edhe shteti kishte nevojë për pastrimin e shprazëtirave politike e ushtarake.[21] Muslimanët, të cilët largoheshin nga dërgimi i fëmijëve të tyre në ushtri, hapnin shkolla private me edukim laik, gjë që ndikoi tepër që Shami të luaj rolin kryesor në lëvizjen kombëtare arabe.[22]

### 3. *MISIONARIZMI I KRISHTERË*

Një e vërtetë e rëndësishme, që vlen të ceket para se të flasim për ndikimin e misionarizmit krishter në lindjen e idesë kombëtare arabe, është kjo:

Disa shkrimtarë mendojnë se misionarizmi i krishterë, me përhapjen e ideve politike, demokratike perëndimore, me shpërndarjen e kulturës arabe me ndihmën e shkollave dhe shtypit, prezenton faktor themelor në lëvizjen e zgjimit arab, bile e teprojnë aq shumë sa që e konsiredojnë fillim të lëvizjes së zgjimit arab në kohën moderne.[23]

Ky mendim është i hiperbolizuar, sepse faktor kryesor i zgjimit kombëtar arab është mbrojtja e karakteristikave kombëtare gjatë tre shekujve të sundimit osman, ashtu siç cekëm më parë. Sikur të mos ishte një mbrojtje e tillë, nuk do të mundej asnjë orvatje të ngjallë shpirtin kombëtar tek arabët. Ne nuk e mohojmë rolin e këtyre institucioneve krishtere në lëvizjen e rilindjes arabe, por mendojmë se një rol i tillë nuk ishte faktor kryesor e as faktor i vërtetë i lëvizjes, ngase „qëllimi kryesor i kësaj lëvizjeje, sipas misionarëve, ishte likuidimi i feve jokrishtere (posaçërisht likuidimi i Islamit)".[24]

Pastaj qëllimi i tyre ishte politik dhe këtë e argumentojnë me garat e tyre në hapjen e shkollave nëpër sektet

krishtere me qëllim që t'i përfitojnë krishterët e sekteve tjera në sektin protestan, katolik apo ortodoks, kurse çdo sekt ishte nën përkujdesjen e shtetit mbrojtës[25] (Franca dhe Italia mbronin katolikët, Rusia ortodoksët, Amerika dhe Anglia protestantët).[26]

Orientalisti amerikan, Xhibi, thotë: „Me ndihmën e madhe hyjnore, shtypshkronja amerikane dhe shkollat amerikane në Siri ishin mjete për përgatitjen e shumë burrave dhe grave të bëhen banorë amerikanë."[27]

Aktiviteti fetar i misionarëve krishterë nuk kufizohej vetëm në ngjalljen e dyshimit në shpirtërat e shumicës së muslimanëve në këtë vend, por ishte edhe shkak i nxitjes së grindjes sektare, i zjarrit armiqsor dhe urrejtjes mes sekteve të ndryshme për të arritur qëllimin e tyre që t'i sundojnë.[28] Shembuj më të mirë të qëllimeve të tyre janë ngjarjet e ermenëve dhe gjakderdhjet në Siri në vitet e gjashtëdhjeta. „Prej këtyre shembujve kuptojmë realitetin e qëlllimeve të misionarizmit: qëllimet e tyre nuk ishin që të ndihmohen reformat dhe të ngjallet jeta shpirtërore por shkatërrimi dhe dominimi".[29]

Për këtë, mund të themi (kjo është edhe e vërteta) se „roli i shkollave misionare dhe ngritja e vetëdijes së gjeneratës arabe politikisht dhe kombëtarisht gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX është çështje e hiperbolizuar".[30]

Pushteti egjiptas i ka lejuar më tepër misionarët e krishterë të veprojnë në Sham. Jezuitët përsëri filluan të aktivizohen nga se aktivitetet e tyre i kishin ndalur që nga viti 1773, delegacionet amerikane filluan të shtohen dhe kështu, garat në mes tyre filluan se kush do të përfitojë më shumë simpatizues dhe ithtarë. Këto gara ndihmuan në ngjalljen e gjuhës dhe letërsisë arabe, mirëpo së shpejti kjo lëvizje letrare shndërrohet në lëvizje politike.[31]

Protestantët amerikanë gjithashtu filluan të interesohen për botimin në gjuhën arabe për të fituar ithtarë arabë, kështu e bartën shtypshkronjën e tyre arabe prej Maltës në Bejrut në vitin 1834, filluan shpërndarjen e Biblës dhe të disa lekcione në gjuhën arabe, pastaj hapën shkolla ku mëso-

hej në gjuhën arabe, mirëpo për shkak të nevojës për mësues, e shndërrojnë shkollën e tyre të lartë të Abajit në fakultet për përgatitjen dhe ushtrimin e mësuesve. Numri i shkollave të tyre deri në vitin 1860 ka arritur në 33. Pastaj u munduan të hapin fakultet protestant sirian (që njihet më vonë „Universiteti amerikan") në Bejrut në vitin 1866.[32)]

Amerikanët, gjatë aktiviteteve të tyre janë mbështetur në dy mësues arabë të krishterë: Nesib Jazxhi (1800-1871) dhe Butros Bustani (1819-1883), i pari i ka përpiluar tekste shkollorë të gramatikës, letërsisë dhe logjikës, kurse i dyti ua ka mësuar gjuhën arabe dhe ka filluar ta përkthejë Biblën, të cilën e përfundon pas vdekjes së tij, dr. Fandajku.[33)]

Një tregim që argumenton nivelin e garave mes katolikëve dhe protestantëve në hapjen e shkollave, e rrëfen nga një misionar amerikan, dr Konelius Fandajk, se njëherë i hyp gomarit të tij për në një fshat. Në pyetjen se ku shkon, ai është përgjegjur: „Kudo që shkon Fandajku, e ndjekin jezuitët ngase jezuitët me siguri do të vijnë pas një kohe të shkurtër për të hapur një shkollë të dytë." (Nuk dihet autenticiteti i këtij tregimi!)[34]

Jezuitët ishin të interesuar, sidomos pas vitit 1831, për hapjen e shkollave në Bejrut, Gazer dhe Zahle, pastaj në Damask 1872, në Halep 1873. Shkolla më e njohur e tyre ishte ajo e Gazerit, që ishte transferuar në Bejrut në vitin 1873, dhe që quhej „Univerziteti i Shën Xhozefit". Ky univerzitet, së bashku me atë amerikan, kanë lozur rol të rëndësishëm në përhapjen e kulturës. Jezuitët dhe amerikanët pajtohen të ngjallin botimet në gjuhën arabe dhe kështu e formojnë shtëpinë botuese të parë në vitin 1847. Edhe Lazairanët (emisarë katolikë) e hapin fakultetin e tyre në Ajntore në Liban, pastaj hapin shkollë në Damask. Kështu që edhe organizatat e tjera fetare hapin shkolla për djem e vajza në Bejrut, Belebek, Damask dhe në shumë vende të Libanit.[35)]

Vlen të ceket se institucionet katolike franceze, në radhë të parë, përqëndroheshin më shumë në përhapjen e kulturës dhe gjuhës franceze, dhe kështu, në mënyrë indirekte ndikuan në zgjimin arab ideologjikisht, në të njëjtën kohë

kur misionarët amerikanë punonin në ngjalljen e gjuhës dhe letërsisë arabe. Ky aktivitet, edhe pse qe i larmishëm, ndikoi shumë në nxitjen e teologëve patriotë, pa marrë parasysh dallimet e tyre sektare, për shtimin e aktiviteteve të tyre arsimore, dhe atë në hapjen e shumë shkollave të ndryshme për ta ruajtur identitetin e tyre.[36)] Nga ky shkak filloi rilindja letrare arabe dhe zgjimi politik i sekteve krishtere, posaçërisht kundër shtetit osman.

Një grup prej tyre mendonte se reforma është e domosdoshme në mbarë vendet osmane me qëllim që arabët të luftojnë për të drejtat e tyre ose të ndahen e të formojnë shtet të pavarur arab. Kurse një grup tjetër (ky grup kishte mësuar në shkollat e misionarëve e posaçërisht në ato franceze dhe ishin ngopur me idetë e tyre), mendonte se nuk mjafton vetëm të ndahen (arabët) nga ky shtet por të kërkojnë mbrojtje nga një shtet i huaj evropian, e posaçërisht preferohej Franca.[37)]

## 4. *RILINDJA SHKENCORE*

Rilindja ideologjike në lindjen arabe nuk kufizohej vetëm me aktivitetet misionariste në Sham, por edhe në vende tjera të ndryshme arabe dhe vendbanime lokale.

Në Sham, pos aktivitetit misionarist, ekzistonte rilindje edukative, e mbështetur në përgjegjësinë e vetë arabëve dhe në ndihmën e autoriteteve osmane gjatë sundimit të Mid'hat Pashës në Sham. Shejh Tahir Xhezairi ka mundur ta bindë Mid'hat Pashën (Mid'hat Pasha ishte proreformist) që të hapë shkolla shtetërore për mësimin e shkencave dhe letërsisë arabe, me qëllim që t'u kundërvihen shkollave të misionarëve të huaj që mësonin gjuhën dhe letërsinë arabe dhe që shpërndanin ide të papëlqyeshme për shtetin. Kështu, Mid'hat Pasha bindet me këto shkaqe dhe e formon shoqatën mirëbërëse islame, që ishte gjysmëzyrtare, dhe finansohej nga shteti. Për shkollat caktohen ndërtesa të vakëfeve dhe të shtetit kurse për botimin e librave shkollore themelohet shtëpi botuese.[38)]

Kjo shoqatë ka mundur të hapë 35 shkolla të reja[39)], dhe në vitin 1882, me urdhër të sulltanit, ndalohet kjo sho-

qatë. kurse në vend të saj formohet këshilli arsimor në krye me muftinë e Damaskut. Shejh Tahir Xhezairi ishte zëvendësdrejtor dhe një prej 15 anëtarëve të këtij këshilli.[40] Ky hap dhe aktiviteti i Shejh Tahir Xhezairit në mbledhjen e librave, në formimin e bibliotekës „Dhahirijje", në lëmin e kulturës me ligjëratat e tij të njohura në Damask, kanë pasur ndikim më të madh në aktivitetin e lëvizjes kombëtare dhe në rilindjen letrare e shkencore në Damask.[41]

Egjipti u ka paraprirë vendeve arabe në rilindjen shkencore dhe ideologjike gjatë gjysmës së parë të shek. XIX, ngase Muhamed Aliu kishte dëshirë të formojë shtet modern të modelit evropian. Kështu, ai ndërtoi shkolla të ndryshme për nevojat e shtetit sipas modelit të shkollave evropiane, angazhoi mësues të huaj dhe dërgoi delegacione nga studentët e Az'harit në Evropë për t'i zëvendësuar të huajt.[42]

Në mesin e dijetarëve me famë të lartë gjatë përiudhës së rilindjes është Rifa'at Rafi Tahtavi,udhëheqës i lëvizjes shkencore. Rilindja në kohën e tij pati sukses kah fundi i jetës së tij, kur intelektualët e pranojnë lëvizjen e Reformës dhe kur vendet u futën në rrugë të revolucionit politik, ideologjik dhe shkencor. Rifa'ati shkoi në Paris si imam i një delegacioni të madh shkencor, të cilin e dërgoi Muhamed Aliu në Francë, në vitin 1826 për t'i mësuar „degët e ndryshme administrative, artistike dhe shkencore".[43]

Rufa'ati s'u ndal vetëm me profesionin si imam i anëtarëve të delegacionit, por fillon të mësojë nga shkencat dhe sistemet e francezëve, atë që nuk e kishin kuptuar të deleguarit dhe kështu „prej imamit në namaz shndërrohet në imam të lëvizjes shkencore ne Egjipt".[44]

Gjurmët e tij qartësohen edhe më tepër kur fillon t'i përkthejë nga frengjishtja shkencat e mjekësisë, arqitekturë, ato luftarake, historike dhe gjeografike, pastaj i propozon Muhamed Aliut që të hapë shkollë për përkthime dhe më vonë në vitin 1835, me te vërtetë ndërtohet „Shkolla e përkthyesve", që më vonë quhet: „Shkolla filologjike".[45] Nxënësit e kësaj shkolle përkthejnë shumë libra të njohur nga gjuhët origjinale. Pas Rufa'atit kishte edhe dijetarë të tjerë si psh.Ali Bakli Tabib, Muhamed Bejjumi (matematicient), Ali

Mubarek, inxhinier i njohur e udhëheqës eminent në rilindjen shkencore gjatë periudhës së Ismailit.

Pasi që Ismaili ishte mahnitur me civilizimin evropian, dëshiroi që Egjiptin ta bëjë pjesë të Evropës dhe për këtë shkak e përmban rilindjen shkencore, e ngjallë në të frymën e jetës dhe të aktivitetit, e rikthen divanin e shkollave (Ministrinë e shkencave), që ishte anuluar në kohën e paraprijësit të tij. Muhamed Sejid Pasha[46]), hapi shkolla të niveleve dhe të profesioneve të ndryshme, formoi akademi ushtarake, përsëri i hap shkollat e larta, dhe filloi hapjen e shkollave të misionarëve fetarë evropiane. Në gjysmën e dytë të shek. XIX Egjipti përjetoi një ringjallje të madhe shkencore të finansuar nga Ismaili[47]) hapen shkolla, formohet një elitë e dijetarëve dhe letrarëve të diplomuar jashtë apo në Az-har gjatë kohës së Muhamed Aliut dhe pasardhësve të tij, Afgani vjen në dhe jeton Egjipt, formohen shoqata shkencore, zhvillohet botimi, gazetaria shkencore, letrare dhe politike, arrijnë disa gazeta evropiane dhe formohet një elitë e shkrimtarëve dhe përkthyesve në lëmi të ndryshme shkencore.

Kjo rilindje shkencore dhe fetare ndikon në përparimin e jetës shoqërore, patriotike dhe politike gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX[48])

Vlen të ceket se kjo rilindje shkencore në Egjipt, gjatë shek. XIX ka ndikuar shumë në nxitjen e lëvizjes patriotike në Egjipt kundër ndërhyrjes perëndimore edhe pse nuk ka ndikuar direkt në zgjimin kombëtar arab kundër pushtetit osman për shkak të rrethanave të posaçme të Egjiptit dhe kontratës së vitit 1840/1841, mirëpo në mënyrë indirekte ka ndikuar në lindjen kombëtare arabe, ngase shumë shkrimtarë e mendimtarë kombëtarë nga Shami, të cilët kishin ikur nga diktatura e sulltan Abdulhamidit, shfrytëzojnë rastin për t'i shprehur idetë e tyre nëpër gazeta e revista. Nuk është çudi se Egjipti kah fundi i shek. XIX dhe fillimi i shek. XX ishte strehim i të gjithë arabëve.

Lëvizja kulturore në Irak është vonuar më shumë se në Sham e në Egjipt gjatë gjysmës së parë të shek. XIX, por në gjysmën e dytë fillojnë të hapen shkolla të huaja nga misionarët krishterë (edhe pse numri i tyre në Irak ishte më i vogël

se në vendet e tjera arabe); fretërit kishin kishën e tyre në Bagdad dhe orvateshin ta përhapin gjuhën frenge në mesin e të rinjve irakianë me ndihmën e shkollës së tyre (në Bagdad). Dominikanët më tepër vepronin në vilajetin e Mosullit, ku kishin ndërtuar fakultet dhe shkolla të tjera. Murgeshat françeskane, të cilat kishin shkollë në Nasire, kurse sektet vendase si p.sh. kaldijanët dhe sirijanët ishin nën patronatin e misionarëve francezë. Pos kësaj, ekzistonin shkolla të sekteve patriotike në Bagdad[49)], shkolla qeveritare moderne që i kishte ngritur Mid'hat Pasha gjatë kohës së funksionit të tij si vali në Irak[50)]. Prej shkollave të larta në Irak, ka ekzistuar vetëm fakulteti i drejtësisë. Nxënësit, që dëshironin vazhdimin e edukimit të tyre të lartë, ishin të obliguar të udhëtojnë në Stamboll.[51)]

Nga sa u tha më lartë kuptohet se rilindja edukative që zhvillohej proporcionalisht në mbarë vendet arabe, (edhe pse kishte disa dallime të thjeshta në aspektin e nivelit) dhe këmbimi i ideve kanë ndikuar në zhvillimin e lëvizjes së botimit, që lozën rol të rëndësishëm në realizimin e ideve dhe që i shpërndanin përmes librave nëpër vende të ndryshme. E gjithë kjo ndihmon në këmbimin e ideve, në afrimin e ndjenjave dhe në shpejtimin e progresit dhe ecjes përpara.

### 5. *GAZETARIA*

Progresi i gazetarisë arabe ka lozur rolin kryesor në rilindjen ideologjike, që ka ndikuar dukshëm në zhvillimin e vetëdijes kombëtare arabe gjatë shek. XIX. Gazetaria së pari u zhvillua në Egjipt. Ajo nuk ka qenë e zhvilluar para sulmit të Bonapartës në Egjipt, në vitin 1798.

Francezët i nxorën dy gazeta në Egjipt në gjuhën frenge dhe një buletin me titull: „EL-TEHBIN". Pastaj Muhamed Aliu e publikoi gazetën e parë arabe në vitin 1822 me titull: „EL-VEKA'IUL-MISRIJJETU" ku publikoheshin lajmet dhe vendimet e shtetit.[52)] Kjo gazetë botohet edhe sot e kësaj ... Në atë gazetë shkruanin disa udhëheqës të rilindjes kulturore në Egjipt si Rifa'at Tahtavi, i cili bën disa reforma ... të për t'i argëtuar njerëzit,[53)] Hasan Attari, Shejh

Muhamed Abduhu etj.[54] „EL-VEKA'IUL-MISRIJJETU" ishte e vetmja gazetë në Egjipt deri në kohën e Ismailit, kur zhvillohet jeta kulturore dhe botohen gazeta shkencore, letrare e politike, me ndihmat e tij financiare.[55]

Pas gazetës „EL-VEKA'I", botohen në Egjipt edhe revista shkencore, letrare e ushtarake si p.sh. revista: „EL-JA'ËSUBUT- TIBBIJJE" në vitin 1865, „REUDATUL-MEDARIS" (letërsia arabe dhe njohuri tjera moderne) në vitin 1870, gazeta „EKRANU HARBIL-XHEJSHIL-MISRIJJ", „NUZ-HETUL-EFKAR", „EL-AHRAM", „EL-VATAN", „MISËR", „ET-TIXHARE", „RAUDATUL-AHBAR", „EL-KEUKEBUL-MISRIJJ", „MIR'ATUSH-SHARK", „EBU NEDDARA" etj.; gazetat evropiane: „REFORM" etj.[56]

Pas pushtimit anglez të Egjiptit, në vitin 1882, emigrantët sirianë hikin prej diktaturës së Abdulhamidit dhe atje botojnë shumë gazeta e revista me ndihmën e pushtuesve të cilët ndihmonin shumë gazeta materialisht dhe letrarisht, p.sh. „EL-MAKTAM.", „EL-VATAN"[57]. Pas një kohe botohen edhe gazetat opozitare patriotike si p.sh. „EL-MUEJJID" në vitin 1889, revista „EL-USTADH" në vitin 1892.

Pastaj, pushteti kolonizues i nxitte përparimtarët turk të formojnë gazeta kundër sulltan Abdilhamidit, p.sh. „ILIRË", „NIBRAS", „BESIRUSH-SHARK", „EL MIZAN", etj.

Kështu, Egjipti, kah fundi i shek. XIX (pos lëvizjes patriotike që luftonte kundër okupimit anglez dhe që pranonte shtetin osman), shndërrohet në një skenë të aktivitetit gazetar, që nuk mund të krahasohet me vendet tjera arabe, jo për shkak të lirisë kulturore, por për shkak të nxitjes së okupatorëve me qëllim që të dobësojnë qendrën e sulltan Abdulhamidit dhe të forcojnë qendrën e tyre në Egjipt.[58]

Ky progres gazetar, pa dyshim, ka ndikuar në lindjen e idesë kombëtare arabe.

Gazetaria në vendet e Shamit (gjatë shek. XIX) ishte e varur nga gjendja politike e shtetit osman, i cili njëherë i mundësonte të zhvillohet, kurse herën tjetër u pengonte dhe e konfiskonte. Ajo gjithashtu varej edhe prej progresit arsimor në Sham, që ndikontë në rilindjen letrare arabe, dhe

kështu, deri në vitin 1858 nuk botohej asnjë gazetë në ato vende.

Gazetaria popullore fillon të depërtojë për herë të parë në Siri pas vendimit të sulltan Abdulmexhidit (1839-1861) për formimin e gazetarisë osmane në janar të vitit 1857, dhe kështu, botohet gazeta e parë arabe-politike me leje zyrtare me titull: „HADIKATUL-AHBAR" në fillim të janarit të vitit 1858 në Bejrut. Para saj botoheshin dy revista shkencore dhe letrare nga misionarët amerikan, e Nasif Jazxhiut dhe shoqatës së tij siriane.[59)] Butros Bustani gjithashtu boton gazetën: „EL- XHENAN" në vitin 1870, me qëllim që të kundërshtojë fanatizmin e të thërrasë në bashkim në favor të vatanit.[60)]

Pas daljes së ligjit për gazetarinë osmane në vitin 1865, që e kufizon lirinë e gazetarisë (në kohën e sulltan Abdulazizit 1861-1876), botohen në Sham disa gazeta zyrtare: „SURIJA" në vilajetin e Damaskut në vitin 1865 (mundohej të ringjallë frymën patriotike siriane fshehurazi me anë të ngjalljes së gjuhës dhe letërsisë arabe); Revista: „LUBNAN" në Liban,[61)] „EL-FURAT" në vilajetin e Halepit, në vitin 1867.[62)] Më vonë janë botuar edhe gazeta e revista shkencore, letrare dhe fetare, e posaçërisht në kohën e sulltan Abdulazizit, për shkak të tolerancës dhe mosfanatizmit të tij fetar.[63)]

Në Sham, mes viteve 1865-1876, janë botuar dhjetë revista mujore dhe javore, gjashtë gazeta politike e fetare. Këto gazeta dhe revista, pos atyre zyrtare dhe atyre hebreje në Kudus, deri në vitin 1875 ishin me karakter të krishterë bejrutas. Revista e parë arabe-islame në Bejrut është: „THEMERATUL-FUNUN". Në këto gazeta punonin delegacionet edukative krishtere së bashku me rininë e kulturuar për të ngjallur trashëgiminë arabe dhe krenarinë kombëtare.[64)]

Kështu, nuk është për t'u habitur se viti 1875 paraqes përafërsisht fillimin e lindjes së idesë kombëtare arabe nga shoqata sekrete e Bejrutit dhe nga krishterët e Shamit.

Në periudhën e sulltan Abdulhamidit të Dytë (1876-1909), i cili arrin në fron me kusht që të publikojë Statutin

e vitit 1876, pranohet me nenin 12 liria e shtypit, ku thuhet: „Shtypi është i lirë në frymë të ligjit".[65] Gjatë kësaj kohe të lirisë së shtypit, botohen disa gazeta: „LISANUL-HAL" i Halil Serkesit dhe revista: „ET-TABIB" në Bejrut, në vitin 1877[66]. Mirëpo, Abdulhamidi pas pak kohe e anulon statutin, i tërheq liritë, e posaçërisht lirinë e shtypit gjatë luftës ruso-osmane, dhe kështu pushojnë gazetat, që e sulmonin sulltanin si: „ESH-SHEHBA'U" dhe „EL-I'ËTIDAL". Pas ngulfatjes të shtypit dhe shtimit të cenzurës gjatë tërë periudhës hamidiane, mendimtarët e Shamit nuk demoralizohen, por fillojnë me botimet e gazetave të tyre sekrete me tituj të ndryshëm. Mid'hat Pasha, gjatë qëndrimit të tij në Siri ishte mbështetës i fortë i shtypit të lirë.[67] Në kohën e tij u botuan shumë gazeta e revista, si p.sh.: „EL-MISBAH", „BEJRUT", „MIR'AT", „EL-AHLAK", „EL-FEVAID", „EL-AHVAL", „LUBNAN", „TARABLUS", „RAUDA", „SHUDHUR", „EL-MESHRIK", „ESH-SHEMS", „EL-HADIKA", „EN-NESIR", „EL-IKBAL" etj.[68]

Pos cenzurës së madhe, disa gazeta kanë mundur të shfrytëzojnë injorancën e cenzuristëve dhe t'u paraqesin lexuesve ide përparimtare në forma dhe me metoda të tërthorta, si p.sh. Kevakibi në gazetën „EL-I'ËTIDAL", Kabbani në: „THEMERATUL-FUNUN", Bustani në gazetat: „EL-XHENNE" dhe „EL-XHENAN".[69]

Gazetarin e Irakut nuk kishte ndonjë gjurmë që mund të ndikonte në lindjen e idesë kombëtare arabe, nëse krahasohet me gazetarinë e Shamit dhe të Egjiptit edhe atë, për dy shkaqe: shkaku i parë është se gazetat në Irak nuk janë botuar gjatë tërë shek. XIX deri me ardhjen e Mid'hat Pashës si vali në Irak. Dhe kështu, ky boton „gazetën e parë irakiane në Bagdad, në vitin 1869. Kjo gazetë quhej: „EZ-ZEURA'Ë".[70]

Shkaku i dytë është se gazetat: „EZ-ZEURA'Ë", „EL-MUSUL", (kjo e fundit botohet në vitin 1885, dhe „EL-BASRA", në vitin 1895[71]) ishin gazeta zyrtare. „Në Irak është botuar gazeta arabe vendase pas revokimit të Abdulhamidit në vitin 1908"[72]. Përjashtim bëjnë disa gazetarë sektarianë të medhhebeve si p.sh. gazeta hebreje: „ROPER MISHARIM", që botohej në vitin 1870.

Disa shkrimtarë përparimtarë shumë i kanë kritikuar gazetat zyrtare të Irakut dhe të vilajeteve tjera osmane, si p.sh. Ahmed Faris Shedjaku kritikontë këtë gjendje në gazetën e tij: „El-xhevanib“, dhe kërkonte botimin e një gazete të lirë vendase, që nuk u shërbente valive; nuk i propagandonte idetë e tyre dhe nuk i lavdëronte.[73)]

Kjo nuk do të thotë se Iraku nuk kishte mendimtarë e as shkrimtarë dhe as që do të thotë se lidhja ishte e shkëputur me botën, përkundrazi, kanë ekzistuar edhe letrarë irakian dhe mendimtarë që shkruanin artikuj dhe poezi me një stil të lartë artisik në gazetën „EZ-ZEURA'Ë“, që ua transmetonte lexuesve irakianë lajmet nga Evropa dhe ngjarjet e rëndësishme nga bota arabe.

Vlen të ceket se lëvizja kombëtare në Irak (edhe pse kishte hasur në disa vështirësi për shkak të shkëputjes së lidhjes kulturore me shtetet arabe, posaçërisht me Egjiptin dhe Shamin, është ushqyer me lëvizjen e reformës fetare (lëvizjen vehabiste), që ishte shumë e përhapur atje. Ideja e arabizmit dhe ajo e Islamit ishin shumë të përziera në Irak, dhe për këtë shkak, predikonjësit e lëvizjes reformiste vehabiste ishin edhe predikonjës të lëvizjes arabe.[74)]

### 6. *INSTITUTET DHE SHOQATAT*

Pos faktorëve të lartpërmendur, ekzistonte edhe aktivitet i madh kulturor, shoqëror dhe politik nga mendimtarët arab (posaçërisht në Sham). Ata kishin formuar institute shkencore dhe letrare, ku jepeshin ligjërata të ndryshme, botoheshin revista dhe botime tjera për përhapjen e ideve dhe principeve të tyre.

Në këto institute anëtarët e tyre zhvillonin idetë e tyre për jetë dhe për sistemet parlamentare, e më vonë shndërrohen në shoqata të fshehta politike dhe bëjnë thirrje dhe propagojnë dhe ide të guximshme; me kërkesa kombëtare dhe sisteme moderne shtetërore. Këto, konsiderohen indikatorët më të mëdhenj në lindjen e idesë kombëtare arabe.

### A. Instituti i letërsisë dhe shkencës[75]

Ky institut është formuar në Bejrut në vitin 1847 dhe është ndër të parët në vendet siriane[76], bile edhe në vendet arabe. Ky institut është formuar me ndihmën e anëtarëve misionarë të krishterë dhe dy letrarëve të njohur nga Siria, Butrus Bustani dhe Nesif Jazxhi.[77]

Qëllimi i formimit të tij ishte „përhapja e shkencave dhe zhvillimi i arteve në gjirin e fëmijëve arabë",[78] edhe ate me anë të kontaktit të tyre me kulturën vesterniane.[79] Këtij instituti i është bashkangjitur një grup letrarësh dhe mendimtarësh sirianë e amerikanë, si dhe një anglez që banonte në vendet e Shamit, koloneli Çershil. Numri i anëtarëve pas dy vjetësh është rritur në 50 anëtarë krishterë. Ky institut ka funksionuar 5 vjet dhe gjatë kësaj periudhe janë mbajtur 53 takime, ku janë dhënë ligjërata me tematikë shkencore. Në vitin e fundit, Bustani e ka botuar një libër ku i ka përmbajtur përgjithësisht të gjitha aktivitetet e institutit dhe rezimetë e hulumtimeve.[80]

Ky institut, pos asaj që ishte i pari, ka ndikuar shumë në lëvizjen kombëtare arabe, ngase për herë të parë ngritet zëri prej aty; edhe pse më vonë ishin formuar shoqata dhe institute tjera me rol të rëndësishëm në ndikimin e lëvizjes kombëtare arabe.

### B. Instituti oriental

Pas një kohe të shkurtër, jezuitët katolikë i imitojnë amerikanët protestantë dhe formojnë institutin oriental në vitin 1850. Anëtarët e këtij instituti, njësoj si në të parin, ishin sirianë e të huaj, por të gjithë të krishterë. Aty mbaheshin takime të vazhdueshme dhe bëheshin hulumtime. Ky institut nuk qëndron shumë sepse shkatërrohet në të njëjtën kohë me institutin amerikan për letërsi dhe shkencë në vitin 1852, ose pak më vonë.[81]

### C. Instituti shkencor sirian

Instituti shkencor sirian është një ndër institutët më të rëndësishëm. Ai formohet në vitin 1857, dhe dallohet prej dy të tjerëve në dy pika shumë të rëndësishme:

1. Të gjithë anëtarët e tij ishin arabë pa asnjë të huaj dhe;

2. Pos anëtarëve arabë, kishte edhe muslimanë, gjë që vërteton qartë progresin e vetëdijes kombëtare arabe dhe ngritjen e saj mbi dallimet sektare.

Qëllimet, rregullat dhe mjetet e këtij instituti ishin të ngjashme me ato të institutit të formuar në vitin 1847. Edhe pse ngjarjet e gjashtëdhjetave dhe tollovitë e atëhershme kishin penguar aktivitetin e tij, përsëri është rindërtuar në një formë më të gjerë[82]. Shteti osman e ka pranuar zyrtarisht në vitin 1868. Në një takim merr pjesë edhe mutesarifi i Libanit, Kamil Pasha, së bashku me shumë burra eminentë të shtetit dhe u lejon t'i botojnë veprat e tyre.

Instituti e zgjeron aktivitetin kurse numri i anëtarëve rritet në më shumë se 150, ata ishin personalitete të njohura arabe nga Siria, Egjipti dhe Stambolli.[83]

Kështu, për herë të parë në shtetin osman, ideja e lartë i bashkon besimet dhe sektet e konfrontuara dhe i lidhë pozitivisht për t'i realizuar qëllimet e përbashkëta në favor të progresit të vendeve arabe, në bazë të parimit të unitetit kombëtar. Ata i bashkon mburrja për trashëgiminë arabe që kanë. Kështu, ky institut bëhet djep i lëvizjes politike dhe konsiderohet formë e parë e vetëdijes kombëtare kolektive.[84] Prej tij nis zëri i parë për lëvizje kombëtare dhe atë me një poemë, që e reciton Ibrahim Jazxhiu në një tubim të fshehur para disa anëtarëve të institutit shkencor sirian në vitin 1868. Kjo poemë, i thërret arabët, në mënyrë të qartë, në kryengritje për t'u çliruar nga „sundimi turk".[85]

Në këtë mënyrë vërejmë se lëvizja kombëtare arabe ka filluar si lëvizje letrare që vepron për ngjalljen e gjuhës dhe letërsisë arabe dhe trashëgimisë ideologjike arabe.

Institutet letrare e kanë lozur këtë rol të rëndësishëm, që është shndërruar më vonë në rol të aksionit politik me formimin e shoqatës sekretë të krishterë në Bejrut në vitin 1875.[86]

### Ç. Institutet dhe shoqatat e tjera

Pos instituteve të lartpërmendura, vërejmë se në Sham janë formuar edhe shumë institute tjera me aktivitete të ndryshme, që kanë ndikuar padyshim në rilindjen arabe dhe në lindjen e lëvizjes kombëtare arabe moderne. Në Tarablus formohet „Shoqata letrare" në vitin 1850, ku një numër i letrarëve ligjëronte dhe merrej me hulumtime. Kjo shoqatë e ndërpret veprimtarinë në vitin 1877, pas fillimit të luftës ruso-osmane.

Disa studentë të fakultetit sirian (Universiteti amerikan) formojnë „Shoqatën shkencore" në Bejrut, në vitin 1866, për të mbajtuar ligjërata, për të bërë hulumtime dhe pë të diskutuar. Ata i kontrollonte njëri prej profesorëve të tyre. Anëtarë të kësaj shoqate ishin: Xhorxh Ini dhe Xhorxh Zejdan.

Në vitin 1869, në Bejrut formohet „Shoqata Shemsulberri", si degë e „Shoqatës së bashkimit të rinisë krishtere" që e kishte selinë në Angli. Në këtë shoqatë janë anëtarsuar disa diplomues të shkollave amerikane, që ishin mjekë e gazetarë. Kjo shoqatë e hapi degën e saj në Damask, në vitin 1874 me emër: „Shoqata Ribatul-Mehabbeti". Shoqata „Zehretul-Adab" është formuar në Bejrut, në vitin 1873 me qëllim që të rinjtë të ushtrojnë ligjërimin, artin e oratorinë, metodën e hulumtimit, krijimtarinë letrare etj. Prej anëtarëve më të njohur të saj ishin: Ibrahim Jazxhi dhe Edib Is'hak.

Në Damask formohet „Shoqata e historianëve sirianë", në vitin 1875, me qëllim që të nxisë hulumtimin e historisë të zhveshur nga çështjet fetare e politike.

Në vitin 1878, në Bejrut formohet shoqata e parë islame me emër: Shoqata islame „El-Mekasidul-hajrijje" me qëllim që të shpërndajë diturinë në mes muslimanëve, të hape shkolla për djem e vajza. Kjo shoqatë i dërgoi pesë nxënës për të studiuar mjeksinë në Egjipt, në vitin 1879 dhe ate në llogari të saj.

„Shoqata e shkollave ortodokse", në Hums, në vitin 1888.

„Shoqata siriane ortodokse“, në Bejrut.

Shoqata „Sinaijje“, në Bejrut, në vitin 1889.[87)]

Shoqata „Zehretul-ihsan“, në Bejrut, në vitin 1880.

Shoqata „Jakadhatil-fetatul-arabijjeti“, në Bejrut në vitin 1885.[88)]

Pos këtyre shoqatave samite, janë formuar edhe në Egjipt shumë shoqata, që kanë lozur rol të rëndësishëm në zgjimin letrar dhe politik.

Muhamed Arif Pasha formon shoqatën mirëbërëse në vitin 1868 me qëllim të shpërndarjes së librave të dobishme.

Ibrahim be Muvejlehi formon shtëpi botuese në emër të kësaj shoqate për t'i botuar ato libra. Kjo shoqatë zhduket pas vdekjes së Muhamed Arif Pashës në Stamboll, për shkak të kacafytjes politike mes anëtarëve të familjes Hadjevejhi.

Në Aleksandri formohet shoqata mirëbërëse islame në vitin 1878. Ajo ishte shoqatë edhe shkencore, edhe letrare me frymë politike e shoqërore.[89)]

Shoqata „SHURA EL-OTHMANIJJE“, në vitin 1897.

Para kryengritjes arabe në Egjipt formohen dy shoqata politike: 1. „El- Hizbul-Vatanij“, në vitin 1879, për të penguar depërtimin e huaj në Egjipt.[90)] Kjo shoqatë kërkoi të bashkëpunojë me përfaqësuesit e shtetit ngase deklaronte se ka të drejtë të kontrollojë shtetin dhe të bëjë reformat e domosdoshme.[91)] Kjo parti kishte ndikim të madh në nxitjen e kryengritjes arabe, dhe

2. Shoqata „Misrul-fetat“[92)] që formohet në Aleksandri me qëllim e të njëjta. Ajo botonte edhe një gazetë me emrin e saj.[93)]

Pos asaj që nuk mund të mohojmë ndkimin e këtyre dy shoqatave në lëvizjen kombëtare arabe, ato madje parqesin formën e vetëdijes patriotike egjiptase.

Para se ta përfundojmë bisedën për faktorët që ndikuan në lindjen dhe zhvillimin e idesë kombëtare arabe, vlen të cekim se, pos këtyre faktorëve të lartpërmendur, ekzistojnë edhe faktorë tjerë që kanë ndikuar deridiku në lindjes e idesë

kombëtare dhe në zhvillimin e saj: kontaktimet arabe me opinionin letrar me anë të tregtisë, me anë të delegacioneve shkencore, turizmit, shtypit dhe mjeteve transportuese që i ofronin arabët me të tjerët, që i nxisnin të interesohen për çështjet e tyre dhe të popujve tjerë dhe që shkaktonin ndikim më të madh në idetë reformiste përparimtare. Pastaj, lëvizjet e pavarësisë në Evropë[94)] i nxitnin popujt e Ballkanit që ishin nën pushtetin osman të çohen në kryengritje. Disa shtete, të ndihmuar nga shtetet evropiane, kanë mundur të ndahen nga trupi i shtetit osman[95)], gjë që e ka shtuuar krenarinë kombëtare në shpirtërat e arabëve dhe i ka nxitur të dëshirojnë dhe ta përfitojnë lirinë dhe pavarësinë.

## FUSNOTAT E KAPITULLIT TË NËNTË

1. Dr. Nuriddin Hatum, Muhadarat anil-merehilit-tarihijje lil-hammijjetil arabijjeti, Instituti i studimeve të larta arabe, Kajro, 1963, fq. 5;
2. Muhamed Kamil, Ed-deuletul-arabijjetul-kubra; darul-mearif, Kajro, 1966, bot. II, fq. 413;
3. Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 45;
4. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 97-126;
5. Muhamet Izze Duruze, vep. e cit., fq. 8-14, 56-90;
6. Sure „HUXHURAT", ajeti 13;
7. LËVIZJA VESTERNIANE - imitimi i shteteve të perëndimit në çdo aspekt jetësor, social, kulturor, politik dhe ekonomik. Kjo lëvizje fillon të përhapet prej gjysmës së parë të shek. XIX në vendet arabe dhe kishte lidhje të ngushta me perëndimin, si p.sh. Egjipti dhe Shami;
8. Dr. Mahmud Salih Mensi, vep. e cit., fq. 33;
9. Dr. Nuriddin Hatun, vep. e cit., fq. 9;
10. Dr. Abdulazis Shennavi, el-Vahdetul-arbijjetu, fq. 18;
11. Dr. Abdulaziz Shennavi, Deurul-Ez-heri fil-hifadhi alat-tabi'il-arabijli Misre, fq. 29;
12. Dr. Mumamed Enis, vep. e cit., fq. 182-183;
13. Kejlani: njeri magribian, ka jetuar në Mekke, Medine dhe Taif;
14. Dr. Mahmud Salih Mensi, vep. e cit., fq. 34-35;
15. Dr. Abdulaziz Shennavi, Suver min deuril-Ez-heri fi mukavemetil ihtilalil-firansij li Misre fi evahiril-karnith-thani asher, (nga simpozi-umi internacional për historinë e Kajros, mars-prill, 1969), Darul-kutub, Kajro, 1971, fq. 91-92;
16. Dr. Sulejman Hazin, Safahat min tarihil-isti'ëmar, botim i Vizaretul-irshadil-kaumij, Darul-xhumhurijje, Kajro (nuk ceket viti i botimit), fq. 94-97;
17. Dr. Abdulaziz Shennavi, Deurul-Az-hari..., fq. 189-190;
18. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 184;
19. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 91;

20. Dr. Muhamed Salih Menši, vep. e cit., fq. 41;
21. Dr, Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 28;
22. Xhorxh Antonius, fq, 104;
23. Po aty, fq. 97-109;
24. Dr. Mustafa Helidi dhe Dr. Umer Farruhi, Et-Tebshiru vel-isti'ëmaru fil- biladil-arabijjeti, el-Mettebetul-asrijjetu, Bejrut, bot. IV, 1970, fq. 45;
25. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 16;
26. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherifi, vep. e cit., fq. 76;
27. Dr. Musfata Halidi, vep. e cit., fq. 170;
28. Dr. Zejn Nuriddin Zejn, vep. e cit., fq. 52;
29. Dr. Mustafa Halidi, vep. e cit., fq. 47;
30. Dr. Zejn Nuriddin Zejn, vep. e cit., fq. 51;
31. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 97-98; Dr. Shemsudin Rufai, vep. e cit., fq. 28- 29;
32. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 126; Xhorzh Antonius, vep. e cit., fq. 105- 107;
33. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 78;
34. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 105-107; Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 77; Sati'ë Husari, Muhadarat fi nushu'i el-fikretil-kaumijjeti, fq. 168- 169;
35. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 108-109; Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 125-126; Shemsudin Rufai, vep. e cit., fq. 38;
36. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 46-47;
37. Dr. Muhemd Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 78-79;
38. El-Emir Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 48-50;
39. Dr. Abdulkerim Garabije, vep. e cit., fq. 167;
40. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 17;
41. El-Emir Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 59;
42. El-Emir Umer Tusun, el-Bi'ëthatet-ta'ëlimijje fi ahdi Muhamed Ali, thuumme fi a'hdej Abbas el-evvel ve Se'id, Aleksandri, 1934, fq. 6-7;
43. Po aty, fq. 12;
44. Dr. Xhemaludin Shejjal, Rifa'a Tahtavi, seria: „A'ëlamul-islam", numër 15, nëntor, 1945, fq. 7-8;
45. Po aty. fq. 48;

46. Rufaija Asru Ismail, vëll. I, fq. 42;
47. Po aty fq. 197-206;
48. Po aty fq. 242-253;
49. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 17-18;
50. Dr. Abdulaziz Nevvar, vep. e cit., fq. 382;
51. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 17-18;
52. Dr. Muhemed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 81;
53. Dr. Xhemaludin Shejjal, vep. e cit., fq. 62-65;
54. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 137;
55. Dr. Sami Aziz, Es-sahafetul-misrijje ve meulifuha minel-ihtilahil-inxhlizi), Darul-kitabil-arabij, Kajro, 1968, fq. 13-16;
56. Rufaij Asru Ismail, vëll. I, fq. 246-250;
57. Dr. Sami Aziz, vep. e cit., fq. 93-106;
58. Po aty, fq. 147, 179, 182, 184, 185;
59. Rufaij, vep. e cit., fq. 56-82; Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 184;
60. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 114-115;
61. Rufai, vep. e cit., fq. 75-81;
62. Al-Gazij (Kamil ibn Husein el-Bali el-Halebi, i njohur si El-Gazzij), Nehrudh-dheheb fi Tarihi Haleb, (III vëllime), el-Matba'atul-Maronije, Haleb, 1926, vëll. III, fq. 393-394;
63. Rufaij, vep. e cit., fq. 81-82;
64. Dr. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 183-185;
65. Sati'ë Husari, el-Biladul-arabijjetu ved-deuletul-uthmanijjetu, (neni i XII i Statutit „Ligjit themelor"), fq. 258;
66. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 146;
67. Rufaij, vep. e cit., fq. 126;
68. Muhamed Izze Duruze, fq. 146, 148, 149;
69. Rufaij, vep. e cit., fq. 141-142;
70. Dr. Abdulaziz Nevvar, vep. e cit., fq. 385;
71. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 147;
72. Dr. Abdulaziz Nevvar, vep. e cit., fq. 386;
73. Po aty fq. 385-386;
74. Po aty fq. 358-459;
75. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherifi e quan: „Instituti sirian", (vep. e cit., fq. 80); kurse dr. Abdulkerim Garajibe e konsideron etapë të parë të institutit shkencor sirian ngase themeluesit e këtij instituti janë edhe themelues të institutit për letërsi e shkencë, (vep. e cit., fq. 215);

76. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 49;
77. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 116-117;
78. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 80;
79. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 117;
80. Dr. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 215; Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 117, Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 80;
81. Xhorzh Antonius, fq. 118; Dr. Muhemed Salih Mensi, fq. 49; Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, fq. 80; Dr. Abdulkerim Garajibe, fq. 221;
82. Xhorxh Antonius, fq. 118-119; El-Emir Mustafa Shihabi. vep. e cit., fq. 45;
83. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 80; Dr. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 216-217; Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 19;
84. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 119; Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 49;
85. Poema fillon kështu: „Keni kujdes dhe zgjohuni, o ju arabë!" (shih më gjerësisht: Enis el-Huri el-Mukkades, El-ittixhahatul-edebijje fil-alemil-arabij el-hadith, (dyvëllimor), bot. I, vëll. I, Bejrut, 1949, vëll. II, Bejrut, 1952, Fakulteti i shkencave dhe i letërsisë, Univerziteti amerikan në Bejrut, vëll. I, fq. 80; Dr. Emin Faris në hyrjen e librit të Xhorxh Antoniusit, fq. 14; Teufik Bero, vep. e cit., fq. 26, 27; Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 92-93; El-Emir Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 45, 47;
86. Për rëndësinë dhe rolin e këtij instituti për përhapjen e idesë kombëtare arabe dhe në lëvizjen kombëtare do të flasim në kapitullin që vijon.
87. Dr. Abdulkerim Garajibe, vep. e cit., fq. 221-224;
88. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 108;
89. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 80-81;
90. Do të flasim më gjërësiht në kapitullin që vijon;
91. Kjo nuk është partia e Mustafa Kamilit;
92. Kjo nuk është partia: „Misrul-fetat", të cilën e kanë formuar Ahmed Husejni dhe Fatih Ridvani në vitet e katërdhjeta të shek. XX.
93. Rufaij, Eth-theuretul-arabijjetu, En-Nehdatul-misrijje, bot. II, Kajro, 1949, fq. 70-72;
94. Dr. Nuruddin Hatum, vep. e cit., fq. 9;
95. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 83;

# FORMAT E LËVIZJES KOMBËTARE ARABE NË SHEK. XIX

## RRETHANAT E FORMIMIT TË LËVIZJES KOMBËTARE ARABE

Para se të flasim për fillimin e lëvizjes kombëtare arabe vlen t'i pasqyrojmë rrethanat dhe doktrinat që kanë ndikuar në lindjen e kësaj lëvizje.

1. Vërehet se të krishterët kanë lozur rol të madh në nxitjen e vetëdijes kombëtare tek arabët gjatë gjysmës së parë të shek. XIX për shkak të disa faktorëve: të krishterët arabë propagonin gjoja se ekzistonte: interesimi i osmanlinjve për mësimin e gjuhës arabe bile edhe e kanë ndjekur, gjuhën dhe letërsinë arabe e kanë pranuar vetëm misionarët e krishterë ne vendet e Shamit për shkak të numrit të madh të të krishterëve dhe të vendeve të shenjta. Arsimi zhvillohej në shkollat e këtyre misionarëve në gjuhën arabe, gjë që u ka mundësuar te krishterëve te lexojnë dhe të hulumtojnë historinë, gjuhen dhe letërsinë e arabëve.[1)]

Të krishterët e Shamit jetonin në një nivel të lartë ekonomik dhe ishin feudalë aktiv për shkak se i mbronte Franca, poashtu kishin prioritet në shtetin osman dhe kontakte të forta me Evropen me shumë se me arabët muslimanë.

Ata e luanin rolin e ndërmjetsuesve mes perëndimit dhe vendeve arabe në lëmine e tregtisë dhe për këtë shkak ishin

nën ndikimin e mendimit dhe civilizimit vesternian më tepër se muslimanët.[2]

Pastaj shpreheshin ndjenjat armiqësore të të krishterëve ndaj shtetit osman, „kinse vetëm muslimanët i gëzonin të gjithja të drejtata qytetare dhe vetëm ata ishin pronarë të prioriteteve, që nuk i gëzonin fetë tjera".[3] Për këtë shkak të krishterët e ndienin vetën të huaj në detin e gjerë islam dhe nuk e ndienin se shteti osman ishte edhe i tyre.[4], por, „jetonin në marginat e jetës së shtetit, ashtu siç jetonin edhe elementet e tjera krishtere që ishin nën sulltanatin osman si psh. romakët, ermenët, bullgarët..."[5] Për këtë shkak nuk duhet të habitemi nëse gjejmë se maronët e Libanit kërkonin ndarje të plotë nga shteti osman pas lindjes së luftërave qytetare në vitin 1860. Kjo luftë nuk mund të konsiderohet asnjëherë si lëvizje arabe me qëllim kombëtar, por, në realitet, si lëvizje sektare krishtere.[6]

2. Lindja e lëvizjes kombëtare arabe tek të krishterët dallohej nga lindja e po kësaj ideje tek muslimanët dhe, natyrisht, ndihej nevoja për një kohë që të afrohen të dy idetë në një formë të përbashkët si për muslimanët ashtu edhe për të krishterët.

Shteti osman ishte plotësisht shtet islamik dhe muslimanët gëzoheshin me fitoret e tij ose të piklloheshin me humbjet e tij, e respektonin sulltanin osman nga se ai prezentonte halifin e muslimanëve, pastaj, e ndienin shtetin osman si shtet të vetin.

Me të krishterët ishte ndryshe nga se ndiheshin se jetonin në margina të jetës edhe pse i gëzonin të drejatat e tyre ektare që ua kishte lejuar shteti, andaj jetonin një jetë të posaçme shoqërore që dallohej nga ajo e shtetit.[7] Pastaj, lindja e lëvizjes kombëtare tek të krishterët dallohej nga ajo tek muslimanët.

Muslimanët e shikonin halifatin osman si një seri të fundit të sistemit islamik „halifat", mirëpo kur fillojnë të krishterët të manipulojnë me muslimanët, fillojnë ide dhe mendime të nryshme të qarkullojnë nëpër intelektet e arabëve muslimanë, kështu, së pari fillojnë mos e vlerësojnë

halifatin osman, por atë të „rrjedhës kurejshite", sepse dorëheqja e tyre (arabëve) nga halifati ka ndodhur nën presion; pastaj, sulltanët e familjes osmane nuk ishin legjitim dhe se halifati islamik është e drejtë e arabëve.

Këto ishin format e para të idesë kombëtare tek arabët muslimanë dhe siç vërejmë, ideja e tyre ishte e përzier me besim fetar dhe e lidhur me qëllime fetare. Kjo ide nuk ka përfunduar vetëm me kaq, por, natyrisht, është zhvilluar në ide kombëtare, të zhveshur nga paragjykimet fetare.

Pos këtij drejtimi fetar që thirrte në reformë arabe brenda shtetit osman, ekzistonte edhe një drejtim që bashkëpunonte me „përparimtarët turq" e që thirrte në reformë të përgjithshme të shtetit osman nga se në këtë mënyrë vendet arabe do të kenë dobi si pjesë e shtetit osman.[8)]

Mund të themi se muslimanët, gjatë tërë shek. XIX e deri në vitin 1908, nuk kërkonin pavarësi të plotë dhe ndarje nga shteti osman në bazë të principit të pastër kombtar[9)], ndërsa pas kësaj periudhe dhe pas zhvillimit të marrëdhënieve të tyre me shoqatën „Bashkimi dhe Përparimi", fillon kryengritja arabe, në kohën e Luftës së Parë Botërore.

Arabët e krishterë, pasiqë nuk ndienin kurrfarë lidhje me shtetin osman, nga se ky shtet i takon historisë së pastër islame, iu kthyen historisë arabe. Mirëpo, një grup „përparimtarësh" nuk ndanë mendimin e tyre, ngase kishin studiuar historinë arabe nga veprat perëndimore dhe pretendonin se populli arab ka pasur një civilizim të madh para dhe pas Islamit dhe se të krishterët kanë ndihmuar në zhvillimin e atij civilizimi. Sipas tyre, ky civilizim nuk ishte i pastër fetar ngase ekzistonin shumë elemente dhe forma që nuk kishin kurrfarë lidhje me fenë duke argumentuar mendimin e tyre me atë se Evropa ka marrë shumë prej tyre. Më në fund, arrinë në konkludim se arabët e krishterë duhet patjetër të mburen me historinë dhe civilizimin arab dhe ta rikthejnë reputacionin dhe famën e hershme.

Kjo ishte fara e parë e idesë kombëtare arabe, e zhveshur nga paragjykimet fetare. Pastaj ideja kombëtare arabe fillon më herët tek arabët e krishterë se sa tek arabët musli-

manë, shkrimtarët dhe poetët që thirrnin me ambicie të madhaja në rilindjen arabe ishin gjithashtu arabë të krishterë.[10]

Mirëpo, përhapja e kësaj ideje mes të krishterëve zhvillohej shumë, ngadalë ngase evropianët i detyronin politikanët dhe misionarët e tyre që me mish e me shpirt t'i largojnë të krishterët nga ideja e arabizmit për shkak të interesave të tyre kolonialist; Ndezja e fanatizmit fetar sektar shpesh përfundonte me luftë qytetare dhe i detyronte (sektet) të ndiejnë se kanë nevojë për mbrojtje nga ndonjë shtet i huaj, ashtu siç ndodhën në Liban grindjet e viteve të gjashtëdhjeta.[11]

3. Arabët e krishterë lozin rol të madh në zhvilimin e idesë kombëtare për t'u ndarë nga shteti osman sepse kishin mësuar nëpër shkolla të huaja, ishin nën ndikimin e faktorëve të huaj, nën ndikimin e vetëdijes së pastër kombëtare arabe dhe nën ndikimin e armiqsisë së tyre kundër shtetit osman. Arabët e krishterë nuk kanë mundur të udhëheqin lëvizje revolucionare për çlirimin e arabëve nga sulltani osman, i cili, gjithashtu konsiderohej edhe halif i muslimanëve.

Për këtë shkak, lëvizja kombëtare arabe nuk u zhvilluan e as që e kanë marrë frymën e pastër politike kombëtare, deri kur vetë muslimanët nuk iu kundërvunë (shtetit osman) në fund të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX.[12]

Të krishterët, gjatë lëvizjes kombëtare, mbështeteshin në disa shtete evropiane për t'u çliruar jo vetëm nga pushtimi osman, por edhe nga dominimi i muslimanëve, ngase, (nën ndikimin e ideve perëndimore) frikësoheshin që të fitojnë pavarësinë nën dominimin e tyre (muslimanëve).[13]

Gjithashtu edhe shtetet perëndimore orvateshin ta përfitojnë lëvizjen kombëtare arabe dhe ta shfrytëzojnë për interesat e tyre personale edhe atë me anë të kontratave me kombëtarët arabë, posaçërisht me të krishterët.[14]

Ndër faktorët e rëndësishëm që kanë ndikuar në transferimin e udhëheqjes së lëvizjes kombëtare prej duarve të të krishterëve në duart e muslimanëve, është edhe përhapja e arsimit perëndimor. Pasiqë misionarët të krishterë e kishin marrë përsipër këtë arsim (arsimi, pos asaj që kishte karak-

ter politik, ishte edhe mjet për të depërtuar okupimi i huaj politik në Sham), ndikimi politik i teologëve fillon të zhvillohet, gjë që shkakton mbjelljen e grindjes së brendshme sektare për shkak të konkurencës së delegacioneve misionare dhe për shkak të besnikërisë ndaj shtetit që e përfaqësonin.

Ky problem konsiderohet një ndër pengesat më të mëdha të zhvillimit të vetëdijes kombëtare, në një anë, kurse institucionet e huaja shkollore në anën tjetër i sulmonin, në mënyrë indirekte, që konsideroheshin fidanishte të kulturës arabe.

Çdo shkollë ose fakultet i huaj ua mësonte nxënsve gjuhën e shtetit që i takonte dhe zakonisht krahas saj (gjuhës arabe) i realizonte idetë politike, dhe e interesonte gjuhën arabe që të zhvillohet paralelisht me progresin shkencor. Bile, edhe amerikanët, të cilët ishin prijës të ngjalljes së trashëgimisë së gjuhës arabe, e aplikonin të njejtën metodë. Në vitin 1880 vendosin që gjuha angleze të jetë gjuha e arsimit në fakultetin sirian, dhe kështu, me kalimin e kohës formohet një gjeneratë e arsimuar arabe, që e njeh më mirë anglishten, frengjishten ose rusishten se sa gjuhën e nënës.[15)]

Ky fenomen ndikon shumë në ardhmërinë e lëvizjes kombëtare arabe ngase pjesa dërmuese e nxënësve të shkollave të huaja ishin të krishtere. Muslimanët nga frika se fëmijët e tyre do të krishterizohen, i dërgonin nëpër shkollat islame klasike, ku e mbronin fenë, traditën, sistemet dhe trashigiminë e kulturave arabe, edhe pse niveli i tyre ishte shumë më i ulët se ai i shkollave të huaja.

Ndërsa me arsimin në shkollat e huaja ndodh edhe e kundërta, (edhepse niveli i tyre ishte më i lartë) ngase dobësohet ndikimi arab në intelektin e nxënësve dhe i largon nga burimi që e ushqen lëvizjen kombtare arabe, dhe për këtë shkak, interesi i muslimanëve për lëvizjen kombëtare zhvillohet aq shumë sa që arrinë të merr rolin udhëheqës.[16)]

4. Siç shihet, lëvizja kombëtare arabe filloi në lindjen arabe para se të fillojë në perëndimin arab ngase vendet arabe në Azi vetëm nën sundimin e shtetit osman deri në

Luftën e Parë Botërore. Ky faktor ua ka ruajtur idenë e unitetit.

Madje, lëvizja reformiste në shtetin osman, gjatë shek. XIX, propagonte barazinë e të gjithë qytetarëve në shtet. Mendimtarët arab, nën ndikim e faktorëve të përmendur, më tepër në lindjen arabe, vërejmë se veprojnë sikur të jenë një dhe e zhvillojnë lëvizjen e tyre kundër shtetit osman njësoj për shkak se para vetes së tyre shohin vetëm pushtetin e huaj, pra vetëm pushtetin osman, ndërsa aspekti kombëtar mendonin se i tubonte dhe i udhëhiqte në mënyrë të barabartë.

Magribi Arab, i cili ishte çliruar nga pushteti osman kohë më parë, bie nën kolonizimin perëndimor që e copton[17] dhe orvatet t'i eliminojë të gjitha karakteristikat islame[18]. Mu për këtë shkak ishte më se e natyrshme që lëvizjet çlirimtare në Magribin Arab të kenë drejtim provincial dhe lokalist kundër kolonizimit perëndimor të kenë drejtim fetar islam e jo kombëtar arab, ngase feja prezentonte karakteristikë themelore dhe element të fuqishëm në udhëzim, rezistencë dhe mbrojtje.[19]

Dihet se qëndrimi i banorëve të Magribit Arab ndaj pushtetit osman ndryshonte nga ai i banorëve të lindjes. Banorët e lindjes arabe e konsideronin si pushtet të huaj kolonialist, kurse ato të Magribit e konsideronin si shtet të muslimanëve që i tubon kundër armiqve të Islamit dhe nuk dyshonin në vëllazërimin, ndihmën dhe trimërinë e osmanlinjve.[20]

Këtë fenomen mund ta sqarojmë sipas ngjarjeve historike:

Osmanlinjtë e përdorën fuqinë për dominim në vendet e lindjes arabe ndërsamarshimi i tyre ushtarak mori formë të luftës ushtarake që nxit rezistencën e fuqishme e të banorëve kundër tyre në betejat: Merexh, Dabik, Gazza, Rajdanijje, Saliba, Etfik, Xhiza etj.

Rezistenca ishte aq e fuqishme saqë disa herë sulltan Selimi mendoni të tërhiqet e t'ua lëshojë vendet banorëve autoktonë.[21]

Dominimi Osman në Magribin Arab zhvillohet në një metodë krejtësisht ndryshe (nga ajo në lindjen arabe), ngase vetë magribasit i kanë thirrur osmanlinjtë që t'i shpëtojnë nga piratët spanjollë, të cilët pas shkatërrimit të qendrës së fundit islame në Andaluzi, Granadës, në vitin 1492, kishin filluar t'i ndjekin muslimanët edhe në bregdetin e Afrikës Veriore dhe t'i okupojnë vendet e magribit Arabe vetëm e vetëm që të hakmerren ndaj arabëve dhe muslimanëve, dhe që ta likuidojnë ekzistencën ekonomike arabe, duke vjedhur prej tyre tregtinë lindore. Për këtë, nuk është për t'u habitur se pse banorët e magribit arab i mbështeten shtetit osman. Shteti osman është shtet islamik i ri, kërkojnë prej tij ndihmë, i nënshtrohen sundimit të tij dhe u falënderohen forcave të tij. Gjithashtu nuk është për t'u habitur se pse banorët e Magribit Arab e falënderojnë shumë shtetin osman dhe e shikojnë me shikim të pastër islamik. Ata nuk e kanë përjetuan shtetin osman në vitet e tij të fundit, periudhën e unionistëve, të cilët orvateshin ta asimilojnë kombin arab me anë të politikës së turqizimit, që ishte shndërruar në politikë raciste, dhe mbronte me fanatizëm çdo gjë që ishte turke dhe që orvatej të lartësojë racën turke. E gjithë kjo konfrontohej me vëllazërimin islam.[22)]

5. Dhe në fund vërehet se lëvizja kombëtare arabe ka filluar njësoj sikur lëvizjet tjera kombëtare të Lindjes dhe të Perëndimit, duke filluar me letërsinë që kishte për qëllim ngjalljen e gjuhës dhe letërsisë arabe si dhe ngjalljen e trashëgimisë kulturore arabe me karakter ideologjik. Në këtë lëmi dy dijetarë arab të krishterë arabë kanë dhënë kontribut të madh: Nesif Jazxhi dhe Butrus Bustani, posaçërisht i dyti, i cili e luftonte fanatizmin fetar që kishte marrë hov në ngjarjet e gjakderdhjes së madhe në Liban. Ai gjithashtu kishte botuar gazetën „Nefir Surija", kishte ndërtuar shkollën nacionale, që e sulmonte fanatizmin fetar dhe që kishte nxjerrë një gjeneratë patriotike e që mburej me arabizmin e saj.

Mëpastaj, ai kishte botuar edhe gazetën: „EL-XHENAN"

Gjatë kësaj kohe, ndërtohen institute dhe shoqata të ndryshme shkencore që orvateshin të përfitojnë dobi nga kultura arabe.[23)]

Lëvizja kombëtare zhvillohet nga periudha letrare në periudhë të aksionit politik, sidomos me formimin e shoqatës sekrete të Bejrutit.[24)]

## SHOQATA SEKRETE E BEJRUTIT (1875)

### *FORMIMI I SHOQATËS*

Lëvizjet kundër turqve osmanlinj fillojnë në Liban për shkak të disa faktorëve: përhapjes së arsimit perëndimor, ringjalljes së gjuhës arabe, formimit të shtëpive botuese, botimit të gazetave, turizmit jasht vendit, kthimit të mërgimtarëve nga SHBA, forcimit të lidhjeve tregtare me perëndimin, aplikimit të metodave perëndimore dhe të ndjenjave të krishterëve se janë të huaj mes detit të gjerë islam; se shteti osman nuk është shtet i tyre dhe se duhet bërë çmos për t'u ndarë nga shteti osman, për të fituar pavarësinë. Andaj lëvizja kombëtare në Liban ishte kundër turqve osmanlinj. (Kjo lëvizje nuk ishte e pastër arabe por ishte „lëvizje libaneze maroneze").[25)]

Më vonë fillon të merr hov reakcioni kundër udhëheqjes së Abdulhamidit dhe politikës së tij islame në Liban.

Pesë të rinj të krishterë, të cilët kishin mësuar në fakultetin amerikan në Bejrut, i formojnë një shoqatë sekrete në vitin 1875 në Bejrut. Kjo shoqatë i ka formuar degët e saj në Damask, Tripoli dhe Sajda. Qëllimi i saj ka qenë të fitojnë pavarësinë Libani dhe Siria, sipas mundësisë.

Themeluesit e saj të krishterë e kuptojnë menjëherë se për t'i realizuar qëllimet e tyre, patjetër duhet t'i përfitojnë edhe arabët muslimanë dhe kështu, së bashku, t'u përballojnë turqve me një front të përbashkët arab.

Për këtë shkak, ata u angazhuan që të aktivizojnë disa muslimanë në këtë shoqatë. Ata i përshpëritën në fshehtësi qëllimet e tyre disa vjet me radhë për shkak të maltretimit të madh nga sundimi i sulltan Abdulhamidit dhe spiunëve të tij.

Gjendja e tillë i ka detyruar të shfrytëzojnë metoda tjera, duke vënë natën parulla mbi mure, nëpër rrugë, e njerëzit t'i lexojnë ditën. Në këto parulla cekeshin negativitetet e sundimit osman dhe arabët thirreshin në kryengritje kundër osmanlinjve.

Për këtë shkak qeveria e Stambollit dërgon të forca të reja dhe shpërndanë spiunë për ta zbuluar burimin e këtyre parollave, gjë që e detyron shoqatën vetë të shkatërrohet, t'i djegë shënimet dhe të emigrojë pjesa dërmuese e autorëve të saj në Egjipt. Këto ngjarje kanë ndodhur mes viteve 1882 dhe 1883.[26)]

Vlenë të ceket se në rradhët e kësaj shoqate kishte shkrimtarë, poetë dhe mësimdhënës. Numri i autorëve ishte afër shtatëdhjetë, kurse më të njohur ishin: Ja'kub Saruf, Ibrahim Jazxhi, Faris Nemër, Ibrahim Haurani, Shahin Makarius, Iljas Habulin etj.

Të gjithë autorët kanë lozin rol të rëndësishëm në përhapjen e parimeve dhe ideve të kësaj shoqate.[27)]

## *PARULLA E SHOQATËS*

Xhorxh Antoniusi, në librin e tij të përkthyer në arabisht: „Jekadhatul- arabi", kur flet për metodën, qëllimet dhe synimet e parullave të shoqatës, cekë se ka gjetur tri tekste në zyrën e protokoleve të Ministrisë së Punëve të Jashtme angleze në Londër, të cilat i ka dërguar konzulli i përgjithshëm anglez nga Bejruit me raportet e tij në vitin 1880.

### ***Parulla e parë***

Konzulli anglez në Bejrut e lajmëron qeverinë e tij më 18 qershor 1880 për shpërndarjen e parullave, që e thirrnin popullin në kryengritje kundër turqve, e më vonë, më 3 korrik 1880, me telegram dërgon një kumtesë, më një parullë të shoqatës. Parulla e parë, që kishte arritur në konzullatën angleze nuk ishte parulla e parë e shoqatës, sepse ai cekë edhe parulla tjera të publikuara edhe më parë. Kjo parullë është e shkurtër dhe nuk është shumë e vlefshme, mirëpo

aty gjejmë një kritikë kundër popullit, sepse i është dorëzuar „tiranisë" së turqve; kërkesën për anulimin e mosmarrveshjeve, të cilat janë në favor të qëllimeve të shteteve evropiane, kërkesën që arabët t'i varrosin mosmarëveshjet e tyre e të bashkohen kundër „tiranëve" duke u inspiruar nga dinjiteti i tyre i amshueshëm.

Në krye të parullës është vizatuar amblema në formë të rrethit, kurse nën te është shkruar vargu poetik:

„Do të kërkojmë me teh shpate qëllimin tonë!"[28)]

### *Parulla e dytë*

Në kumtesën e konzullit ishte edhe një parullë që kishte domethënie më të rreptë dhe më direkte ndaj negativiteteve të shtetit osman. Në këtë parullë gjykoheshin turqit për dështimin e tyre në aplikimin e reformave të premtuara qysh para 20 vjetësh (1860) gjatë gjakderdhjeve në Siri. Ekziston vetëm një gjë e re në këtë parullë: kërkesa për autonominë e Shamit. Në fund të parullës, shkrimtarët i deklarojnë se do të vazhdojnë rrugën e tyre pa marrë parasysh pasojat.

### *Parulla e tretë*

Parulla e tretë është më e vlefshme se dy të parat. Në letër shkruhet se ajo është ngjitur mbi mure natën më 31 dhjetor 1880. Kjo parullë është e vlefshme për shkak se në te gjendet manifesti i parë i programit politik të shoqatës, që e kishin vendosur ta realizojnë anëtarët e saj, qoftë edhe me shpatë.

Në këtë parullë përshkruhet edhe një e keqe e re e turqve: „orvajtja e tyre për të likuiduar gjuhën arabe". Aty ceket edhe aspekti fetar i halifatit osman, ku thuhet se e kanë „grabitur (halifatin) prej arabëve".

Programi i tyre përbëhej prej këtyre pikave:

1. Të pavarësohet e Siria dhe të bashkangjitet me Libanin,

2. Të respektohet i arabishtja si gjuhë zyrtare në shtetet arabe,

3. Të anulohet cenzura dhe çdo kontrollim tjetër që pengon lirinë e shprehjes dhe të hulumtimeve shkencore dhe,

4. Të shfrytëzohen njësitë ushtarake të formuara nga vilajetet arabe, vetëm brenda kufijve të tyre.[29)]

Nëse i analizojmë këto tre parulla, do të konkludojmë se qëllimet e përgjithshme të ideve të kësaj shoqate shndërrohen në qëllime të kufizuara, prej idesë së përgjithshme kombëtare arabe në ide provinciale. Në parullën e parë kërkohej prej të gjithë arabëve të çrrënjosin mosmarrëveshjet e tyre dhe të bashkohen „kundër turqve rrëmbyes".

Në parrullën e dytë kërkojnë pavarësinë e Shamit, kurse në të tretën thuhet se sulltani osman e ka „grabitur halifatin prej arabëve", pastaj në programin e tyre nuk kërkojnë halifat arab as unitet arab, por kërkojnë unitet provincial të Sirisë dhe Libanit, dhe pavarësinë e tyre. Këtu i vërejmë qëllimet e vërteta të atyre të rinjve, të cilët pretendonin ide kombëtare, me ndihmën e zgjimit letrar. Kështu, doktrina sektariane, do të shkaktojë krime në vitin 1860.[30)] Ata kërkuan pavarësinë e Sirisë dhe të Libanit nga frika „se mos fshihet në nacionalizmin arab ndonjë formë e re e sundimit islam".[31)]

Edhe pse lëvizja kombëtare arabe e kësaj shoqate fillon të përparojë dhe fiton programin e saj, vërejmë se parullat e saj pranohen me një dozë të veçantë të dyshimit në popull, ndoshta për shkak se ata shpërndaheshin në vende të caktuara të Shamit,[32)] apo ndoshta nuk ekzistonin ata që mund t'i pranonin idetë revolucionare.

„Ideja kombëtare ende nuk kishte depërtuar në zemrat e njerëzve, ngase të gjitha lidhjet e tyre ishin fetare-sektare",[33)]dhe për këtë shkak mendojmë se aktivitetit revolucionar nuk i kishte ardhur koha dhe se kishte nevojë për një vetëdije më të zhvilluar kombëtare.

Edhe pse kjo lëvizje nuk pati sukses, mjafton me atë që i kishte përcaktuar dëshirat dhe shpresat e saj shpirtërore; për këtë shkak konsiderohet si një hap përpara në rrugën e

lëvizjes kombëtare, dhe si hap i parë i qëllimeve politike, ngase predikonte idenë e shtetit të pavarur nacional e politik në baza kombëtare.[34)]

Programi i saj, edhe pse nuk ka korrur sukses të dukshëm, vazhdon të ekzistojë thellë në vetëdijen kombëtare dhe siguron rolin e mësuesit për në të ardhmen.[35)]

Vlen të ceket se lëvizja kombëtare arabe dukej si lëvizje pasive prej vititi 1880 deri kur fillon kryengritja arabe në Hixhaz, në vitin 1916, jo vetëm për shkak të politikës së Abdulhamidit, (i cili mbështetej në aspektin fetar islam, që me metoda të ndryshme i kishte detyruar shumë personalitete udhëheqës të emigrojnë, të përfitojë e simpati arabe dhe të ketë qëndrim pozitiv ndaj lëvizjes kombëtare), por edhe për shkak të zhvillimit të arsimit perëndimor e të fuqisë së teologëve.[36)]

Në të njejtën kohë, kur shoqata sekrete e Bejrutit thirrte në unitetin arab dhe në çrrënjosjen e mosmarrëveshjeve për t'i përballuar „sundimit grabitqar turk", ekzistonte edhe një lëvizje tjetër që i thirrte arabët dhe muslimanët përgjithsisht në unitet islam për t'i përballuar rrezikut kolonialist, të aplikuar në botën arabe, e që ishte lëvizja panislame. Në këtë lëvizje ftonte Afgani i cili e udhëheqte këtë lëvizje.

## AFGANI DHE LËVIZJA PANISLAME

Thirrja e Afganit për unitet islam paraqet kulminacionin e orvatjes dhe luftës së tij kundër kolonializmit evropian dhe quhet „LËVIZJA PANISLAME". Këtë lëvizje e kishte pranuar edhe sulltan Abdulahmidi për të formuar front të fuqishëm islamik, që mund t'u përballojë sulmeve kolonialiste në lindjen islame.

Kjo lëvizje, edhe pse u ngjante lëvizjeve selefiste të shek. XIX (vehabizmit, senusizmit dhe mehdizmit) për nga forma dhe thirrja reformiste që të luftohet kundër negativiteteve fetare e sociale në botën islame, dallohet prej atyre për nga esenca dhe drejtimi. Ato lëvizje synonin luftimin e pushtetit osman kurse lëvizja panislame synonte domosdoshmërinë e

unitetit të popujve muslimanë dhe të qeverive islame me shtetin osman (shteti i madh islamik) për t'i përballuar depërtimit evropian në botën islame. Ky është litari më i fuqishëm që nuk këputet. Afgani orvatej t'i reformojë jo vetëm anët negative fetare e shoqërore por edhe t'i përballojë sundimit kolonialist,[37)] ngase ai e kuptonte kolonializmin evropian si lëvizje fetare dhe e konsideronte lëvizje fetare të krishtere antiislame.[38)]

Afgani orvatej të pastrojë Islamin nga njollat dhe risitë që i ishin mveshur, thirrte në kthim e burimeve të vërteta islame, në bashkimin e muslimanëve, në unifjalën e tyre në mbarë botën, në ngritjen e tyre nga paditurja dhe mjerimi, në ndërmarrjen e aksionit të përforcimit në bazë të organizimeve të qeverive islame dhe në pranimin e ideve dhe sistemeve perëndimore, që paraqet fshehtësinë e fuqisë dhe të përparimit të perëndimit për t'u çliruar nga prangat e okupimit të huaj dhe nga ndërhyrja e shteteve të huaja në çështjet e tyre, por pasi të aftësohen në rregullimin e çështjeve të veta personale e të mos mbështeten në popujt evropianë.[39)]

Për të realizuar një ide të tillë, ai thirrte në panislamizëm, me qëllim që t'i bashkojë të gjithë popujt muslimanë nën flamurin e shtetit islam, të cilin e kryeson vetëm një halif.

Për këtë shkak, ai boton në Paris gazetën „El-urvetul-vuthka"në emër të shoqatës së tij të fshehtë.

Ajo shoqatë përbëhej nga muslimanët e Egjiptit, të Hindisë, Sirisë dhe Afrikës Veriore, me qëllim të realizojnë idenë panislame.[40)]

Afgani ka kaluar në dy periudha gjatë thirrjes së tij:

1. Periudha e mosvlerësimi të ideve dhe karakteristikave kombëtare duke u kënaquar vetëm me unitetin e besimit fetar, dhe, për këtë shkak, kjo periudhë konsiderohet si e paqartë në lidhjet panislamizëm-nacionalizëm dhe në formimin e shoqërive me parime moderne kombëtare.[41)]

Në këtë periudhë gjejmë shumë thënie të Afganit, posaçërisht nëpër artikujt e „Urvetul-Vuthka"-së, se „Islami

nuk ka nevojë për kombëtarizim dhe racizëm", dhe se „muslimanët nuk kanë përkatësi kombëtare pos asaj fetare".[42)]

Pastaj thotë: „Lidhja më e fuqishme mes muslimanëve është lidhja fetare... dhe se fuqia e tyre mvaret nga besimi i tyre".[43)] Në një vend tjetër thotë: „Ne, së bashku me dijetarët e tjerë, jemi të mendimit se muslimanët nuk njohin përkatësi kombëtare pos fesë dhe besimit të tyre. Shkatërruesit kanë korrur sukses në disa vende islame, kurse disa muslimanë të pakujdesshëm i imitojnë ata nga padituria dhe u ndihmojnë t'i largojnë muslimanët nga patriotizmi fetar pasiqë ata vetë e kanë humbur dhe e kanë zëvendësuar me lidhje racore, që e madhërojnë dhe e respektojnë tepër. Kjo është marrëzi dhe naivitet i tyre si dhe ata u ngjajnë atyre që e rrënojnë shtëpinë para se të sigurojnë vendbanim dhe detyrohen të banojnë në vend të hapur. O popull i vdekur! Kjo është jeta juaj dhe mbroni gjaqet tuaja e mos i derdhni; mos i shkatërroni shpirtërat tuaj! Lumturinë tuaj shitnje vetëm me vdekje! Këto janë lidhjet tuaja fetare dhe mos lejoni që t'u premtimet mendimet e këqia, as mashtrimet e as stolitë e të humburve! Largoni iluzionet nga të kuptuarit e vërtetë dhe kapuni për litarët e lidhjes fetare, që është ndër lidhjet më të fuqishme për arabin, turkun, persianin, indianin, shqiptarin, egjiptasin dhe magribianin! Përherë njeriu vuan nga mundimet e vëllaut të tij, edhe nëse shtëpitë dhe vendlindjet e tyre janë të largëta. Kjo është një ndër lidhjet më të fuqishme që ua ka caktuar All-llahu, dhe prej saj mvaret nderi i juaj, rezistenca, autoriteti dhe fuqia. Mos e dobësoni atë, por mbrojeni, nëse doni drejtësi!"[44)]

Afgani, gjatë thirrjes së tij, ka qenë nën ndikimin e historisë islame dhe jetës së muslimanëve të parë. Këtë e vërejmë në thënien e tij: „Kështu më udhëzojnë biografitë e muslimanëve sepse prej shpalljes së fesë së tyre deri tash nuk e kanë pasur traditë lidhjen kombëtare në bazë të gjakut por kanë kanë qenë të lidhur në bazë të fesë. Për këtë shkak vërejmë se arabi nuk ikë nga sundimi i turkut, persiani pranon pushtetin e arabit dhe indiani i nënshtrohet kryesisë së Afganit pa kurrëfarë urrejtje e ngushtimi.

Muslimani, gjatë ndërrimit të pushteteve, nuk i mohon format dhe as transferimin prej një lloji në një tjetër përder-

isa udhëheqësi e mbron dhe e respekton autoritetin e sheriatit... Muslimanët dallohen prej ithtarëve të feve tjera me atë se preken dhe vuajnë shumë nëse ndahet një pjesë nga shteti islam, pa marrë parasysh racën apo fisin".[45]

Afgani mendonte, gjatë kësaj periudhe se muslimanët kanë unitetin e tyre fetar më të vlefshëm se ai kombëtar, edhe atë në një shtet ideal, që e mbron sheriatin. Ai mendonte se „besimtarët e fesë islame, kur e përforcojnë besimin, i shmangen racës dhe fisit të tyre, kalojnë prej lidhjeve të posaçme në lidhje të përgjithshme, pra përqëndrohen në lidhjen e besimit".[46] „Kjo nuk i habit muslimanët, ngase lidhja e tyre fetare është më e fuqishme se lidhja kombëtare dhe gjuhësore".[47]

E tillë ishte thirrja panislame e Afganit gjatë periudhës së parë, kur ai ishte nën ndikimin e shtetit osman, me idetë e tij islame. Kur sheh se kolonializmi evropian praktikohej në çdo kënd të botës islame, fillon të thërret në unitetin islam dhe bashkimin në një shtet që do jetë nën halifatin islam osman. Në këtë shtet ai shpresonte shumë për mbrojtjen e botës islame nga rreziku i kolonializmit evropian të krishterë:

„Sulltani është babai më i vjetër i të gjithë muslimanëve, ai e mbron fenë dhe sheriatin, ai meriton t'i kthehen muslimanët në rast se armiqtë t'i rrezikojnë në vendet islame. Ai orvatet me krejt fuqitë e tij të pengojë depërtimin e armiqëve dhe t'i shkatërrojë aksionet e tyre".[48]

Kur ka filluar sulltan Abdulhamidi i Dytë thirrjen e tij panislame, ka përfituar përkrahjen dhe ndihmën e Afganit, i cili shihte në të (në sulltanin) zgjim, kujdes të madh, gatishmëri për t'i përballuar depërtimit evropiane, qëllim të mirë dhe afinitet për shtetin islam. Për këtë shkak, Afgani e pranon si halifin e tij, duke menduar se të gjithë muslimanët e lindjes do të shpëtojnë nga kthetrat e Evropës nëse i nënshtrohen flamurit të këtij halifi famëlartë.[49]

2. Periudhën e dytë, në të cilën Afgani pranon lidhjen kombëtare me unitetin fetar.[50] Afgani ndryshon mendimin e tij në këtë drejtim për shkak se izolimi, që ua kishin obliguar

osmanlinjtë territoreve të tyre, fillon të keqësohet kah fundi i shek. XIX. me zhvillimin e komunikacionit dhe me zgjerimin e arsimimit patriotik evropian në lindjen arabe, bile edhe koha e vetë Afganit ishte koha e kombëtares në Evropë.[51)]

Në këtë periudhë, Afgani mbështetet në idetë kombëtare dhe pranon se „gjuha është element themelor në krijimin e shoqërisë stabile, ngase, shoqëritë njerëzore, të cilat nuk i bashkon një gjuhë e përbashkët, nuk mund të jenë të qëndrueshme,“[52)] bile edhe e harrojnë diturinë dhe shkathtësinë e tyre. Shoqëria fetare është më e fuqishme nëse ka një gjuhë të përbashkët: „dhe sikur të pranonin osmanlinjtë gjuhën arabe si gjuhë të mbarë perandorisë, do të bashkoheshin popujt me dy lidhje e jo vetëm me një dhe do të ishin më unikë dhe më të fuqishëm“.[53)]

„Lidhja e tyre fetare me lidhje gjuhësore, është më e fuqishme se lidhjet kombëtare“.[54)]

Ky është një progres i rëndësishëm në jetën, idenë dhe në drejtimin kombëtar të Afganit.

Afgani, edhe kur thoshte se popujt dallohen për nga gjuhët e tyre, nuk e kishte braktisur qëndrimin e tij islam, por bënte orvatje të harmonizojë idenë e arabizmit me atë të Islamit. Në këtë aspekt ai mendonte se Islami si fe është rrugë e arabizmit dhe e përfitimit të karakteristikave arabe“, „secili që beson në islam ose pranon të paguajë xhizje, qëllime të mira dhe me zemërgjërësi tenton nga arabizmi. Egjipti, pasiqë ishte herkulian dhe romak, pas një kohe shndërrohet në shtet islamik me të gjitha formë dhe me merr karakteristika arabe. E njëjta gjë ka ndodhur edhe me Sirinë, Irakun... Muslimani, i krishteri ose hebreji në Egjipt, Sham dhe Irak e mbron përkatësinë e tij arabe dhe thotë: „jam arab“, e pastaj e cekë përkatësinë a lidhjen fetare...

Është për t'u habitur se turku, çerkezi, shqiptari dhe popujt e tjerë arabizohen kurdoherë dhe kudo që banojnë në vendet arabe gjatë një kohe të shkurtër, si dhe asimilohen shpejt saqë vendosin se janë arabë të pastër...“[55)]

Sipas Afganit, lidhja e gjuhës shndërrohet në një ndër lidhjet më të rëndësishme që e shfrytëzojnë popujt e shkatërruar në ribashkimin dhe ritkhimin e autoritetit të tyre dhe për këtë shkak Afgani fillon të përsërisë termin „PANLINGUA", sepse një popull nuk mund të bashkohet pa gjuhë; populli që nuk ka letërsi nuk ka gjuhë; populli nuk ka krenari nëse nuk ka gjuhë... Arabët nuk kanë pasur sukses gjatë zgjërimit të tyre vetëm me fe formale por edhe me të kuptuarit e rregullave islame dhe me aplikimin e normave fetare. Një gjë e tillë realizohet vetëm me gjuhë!

Gjuha është mjeti më i rëndësishëm, tubuesi më i madh i popullit, dhe mjeti më i vlefshëm për ngritjen e krenarisë së tyre...

Kemi parë shumë shtete të rrëmbyera, që e kanë rruajtur gjuhën e tyre dhe kanë shfrytëzuar raste më të volitshme për të rilindur pas një kohe të gjatë, i kanë kthyer autoritetet e tyre dhe i kanë tubuar njerëzit që i flasin gjuhët e tyre!

Faktor i një veprimi të tillë është gjuha: sikur ta humbnin gjuhën, do të humbnin historinë e tyre, do ta harronin autoritetin e tyre dhe do të qëndronin të nështruar aq sa dëshiron All-llahu".[56)]

Në këtë periudhë, Afgani, kërkon arabizimin e turqëve dhe gjuhën arabe ta shndërrojë në gjuhë të shtetit: „Turqit, sikur të vepronin me drejtësi, do të arabizoheshin, do të pranonin atë autoritet, do të kishin qëndrim të drejtë ndaj pronarëve të kësaj gjuhe dhe do të imitonin Reshidin e Me'ëmunin si dhe do të ishin më krenar dhe më të pasur në ruzullin tokësor.[57)]

Për këtë shkak, nuk mund të pritej vazhdimi i marrëveshjes së Afganit me sulltan Abdulhamidit, i cili orvatej të shfrytëzojë Afganin dhe idetë e tij panislame për t'i tubuar muslimanët rreth fronit të tij.

Pasiqë Afgani e kupton se poltika e Abdulhamidit vepron kundër përparimtarëve dhe revolucionarëve në favor të interesit të tij personal, fillon të mendojë se kurajimi i lëvizjeve kombëtare brenda vendeve islame nuk konfrontohet me idenë panislame, me të cilën tentonte të formojë një shtet

që i aplikon parimet islame. Mirëpo, pasiqë formimi i një shteti të tillë ishte shumë vështirë të realizohej, Afgani mjafton vetëm me apelet e tij për përforcimin e lidhjeve mes shteteve ekzistuese islame,[58] dhe për këtë shkak, i propozon Abdulhamidit që vilajeteve osmane t'u japë pavarësi autonome si Egjipti, çdo vilajet të qëndrojë në halifat dhe secili mëkëmbës i sulltanit (kediv) punojë sipas urdhërit të sulltanit.

Në pyetjen e Abdulhamidit se çka i ka ngelur familjes së Uthmanit, Afgani është përgjegjur: „Ka ngelur ekselenca e sulltanit, mbreti i mbretërve. Nëse vilajetet forcohen, atëherë së shpejti organizohen Irani, Afganistani dhe Hindia, kurse Islami shndërrohet në fuqi të madhe dhe e frikëson perëndimin, e në këtë rast revolti i perëndimit kundër Islamit qetësohet".

Anbdulhamidi nuk i përgjigjet kësaj ideje jocentraliste.[59]

Pos kësaj, Afgani kishte edhe ide konstitucioanle. Ai kërkonte që uniteti islam të jetë konstitucional dhe për këtë shkak, orvatej t'i shndërrojë vilajetet islame në vilajete konstitucionale duke e përhapur vetëdijen konstitucionale mes popujve islamë që ata t'i obligojnë udhheqësit e tyre të publikojnë statute të formuara nga populli. Ai thotë kështu: „Nuk ngjallet Egjipti e as lindja me shtetet dhe emiratet e saj po qe se All-llahu nuk u dërgon një njeri të fuqishëm dhe të drejtë e jo diktator të drejtë nga se diktatorizmi e kundërshton drejtësinë."

Afgani ka kërkuar prej Abdulhamidit të ndryshojë sistemin e shtetit në mënyrë radikale dhe të caktojë sistem të ri në bazë të shurasë, mirëpo Abdulhamidi ka refuzuar. Për këtë shkak Afgani është demoralizuar dhe ka marrë qëndrim armiqësor ndaj tij, bile edhe ka kërkuar të heq votimin e tij.[60]

Kjo është thirrja e Afganit që kishte jehonë të madhe në zgjimin e botës islame, posaçërisht në rilindjen arabe. Pasiqë thirrja e tij mbështetej në principet e lirisë, anglezët nuk e pranojnë me zemërgjërësi e as Abdulhamidi, kudo qe

shkonte dëbohej nga vendi, sepse, ndezte zjarrin e revolucionit.

Bernard Misheli thotë: „Kudo që udhtonte Afgani, lente pas vete revolucion që vlonte dhe nuk e teprojmë nëse themi se të gjitha lëvizjet patriotike përparimtare dhe lëvizjet kundër planeve evropiane që i shohim në lindje, e kanë burimin nga thirrja e tij.“[61)]

Vlen të ceket se thirrja reformiste e Afganit, përgjithësisht kishte formë politike por në esencë ishte islame. Të gjitha idetë e tij për unitet islam, për jetësimin e civilizimit evropian, për t'i bërë rezistencë kolonializmit evropian, për të kritikuar udhëheqësitë muslimanë, për të çrrënjosur armiqësinë mes shi'itëve dhe sunnitëve, dhe për të luftuar natyralizmin, rrejdhin nga pikënisja islame dhe janë islame. Për këtë shkak thirrja e tij quhet „lëvizje reformiste islame moderne“, dhe dallohet nga lëvizjet tjera selefiste si psh. vehabizmi, senusizmi dhe mehdizmi.

## SHOQATA OSMANE „SHURA“

Për shkak të politikës së Sulltan Abdulhamidit, që mbështetej në diktaturë maltretime dhe ndiqte përparimtarët arabë, shumë prej tyre kërkonin shpëtim në Egjipt në fund të shek. XIX ngase ndienin se atje mund të gëzojnë lirinë që ua mundëson aktivitetin e tyre politik. Pas vitit 1897 formohet shoqata e parë politike, nën udhëheqjen e arabëve, që ishin të vendosur në Egjipt me emrin „Shoqata osmane e Shurasë“.[62)] Si iniciatorë të kësaj shoqate ishin edhe Muhamed Reshid Rida dhe Refik el-Adhëm, mirëpo udhëheqës zgjidhet Muhamed Reshit Rida.[63)]

Shumë udhëheqës tjerë nga të gjitha viset e shtetit osman japin kontribut aktiv në punën dhe aktivitetin e saj, si p.sh. udhëheqësit turq, ermenë dhe çerkezë. Qëllimi i formimit të saj ishte për t'u kundërvënë dëmeve hamidiane dhe pushtetit që duhej të ndryshojë i formën e shtetit në formë parlamentare.

Kjo shoqatë kishte degët e saj në të gjitha anët e perendorise. parullat e saj botoheshin në arabisht dhe turqisht

dhe dërgoheshin nëpër limanet turke të bregdetit të Detit të Zi me qarkullim, anijet ruse, ku i pranonin përfaqësuesit sekret dhe i shpërndanin në mbarë viset e Anadollit.[64]

Poashtu postat e huaja, të cilat i kishin ndërtuar shtetet evropiane pas përfitimit të prioriteteve në shtetin osman për shërbimet e tyre personale ngase postat osmane nuk kishin mundësi të kryejnë shërbime të tilla, konsiderosheshin si vende më të sigurta për të depërtuar e gazetat, mesazhet dhe parullat e përparimtarëve nga jasht, prej ku i merrnin individët sekretë dhe i shpërndanin në popull.

Abdulhamidin e nervozonin shërbimet e këtyre postave dhe orvatej t'i shtyejë nën kontrollin e tij. Kështu merr guxim në vitin 1901 t'i kontollojë, mirëpo flotat e shteteve evropiane lundrojnë para limaneve osmane dhe e obligojnë sulltanin të kërkojë dalje e të premtojë se nuk do të përsërisë një vepër të tillë.[65]

Shoqata vazhdon t'i zhvillojë aktivitetet e saj dhe boton një gazetë në Egjipt me emrin e saj, kurse si redaktor i saj ishte Haki el-Adhëm.[66]

Abdulhamidi e ka pranur para një funksioneri të tij se kur ka dëgjuar për këtë shoqatë, nuk e ka zënë gjumi tri netë derisa njëri prej spiunëve të tij sekretë e ka lajmëruar për iniciatorët e saj. Abdulhamidi këtë shoqatë e quante: „Shoqata e dëmshme".

Kjo shoqatë shkatërrohet pas formimit të Turqisë së Re në vitin 1908.[67]

Participimi i popujve të ndryshëm (bile edhe i turqve) në këtë shoqatë, qëllimet e saj dhe zhdukja pas formimit të Turqisë së Re argumentojnë qartë se ky aktivitet arab nuk kishte qëllim të pastërt kombëtar por tentonte të bëjë ndryshime në shtet, për t'i vënë në praktikë disa reforma dhe të vazhdojë lidhjet me shtetin osman.

Ky qëndrim ishte karakteristikë e përgjithshme për të gjitha lëvizjet arabe në atë periudhë.

## ORVATJET E NDRYSHME KOMBËTARE (REFORMISTËT ARABË)

Pos këtyre shoqatave arabe kombëtare ekzistonin edhe lëvizje tjera të ndryshme kombëtare që nuk mund të injorohen. Këto lëvizje i udhëheqnin disa individë të frymëzuar me ide konstitucionale në bazë të kontakteve të tyre më kulturën perëndimore kombëtare të shek. XIX, si psh: Frensis Fethull-llah Merash Halebi, Edib-Is-hak, Rizkulla Hassum, Emin Rejhani, Xhubran Halil Xhubran, Iljas Habbalin, Shibli Shumejl,[68)] Luis Sabunxhi, Halil Ganim, Halil Serkes[69)] dhe shumë të tjerë, të cilët e luftonin diktatorizmin dhe absolutizmin. Ata mendonin se aplikimi i principeve të lirisë dhe praktikimi i metodave të pushtetit konstitucional janë obligim për shtetin, ose në të kundërtën, nuk do të ketë progres, zhvillim dhe lumturi të popujve. Ata përparimtarë e çonin zërin lartë nëpër vendlindjet e tyre dhe në emigrim si psh. në Egjipt, Londër e Paris; thurrnin poezi, shkruanin artikuj dhe botonin gazeta e revista me idetë e tyre edhe pse iu kërcnohej malltretimi dhe iu obligohej mërgimi.[70)]

Patjetër të cekim se nuk kërkonin të gjithë përparimtarët kryengritje kundër shtetit osman as ndarje, por kishte në mesin e tyre edhe shkrimtarë të krishterë me qëndrim indiferent. Ata e urrenin shtetin osman dhe administratën osmane por nuk dëshironin shkatërrimin e perandorisë osmane. Ata kërkonin vetëm reforma të brendshme dhe pranimin e të drejtave arabe në shtetin osman.

Ndër aktivistët më të shquar ishin: Selim Tekal,-iniciator i „Ahramit"; Faris Gar, redaktor i „Mukatham"-it; Xhorxhi Zejdan, iniciator i „EL-HILAL"; Ferah Anton, iniciator dhe redaktor i „El-xhem'ijjetul-uthmanijjetu".[71)]

Këto lëvizje të ndryshme kanë ndikuar në zhvillimin e ndjenjës kombëtare, por në një formë të kufizuar nga se nuk ka ekzistuar programi politik kombëtar, që është dashtë të realizojë e qëllimet e tyre.

Ne kursesi nuk mund të mohojmë ndikimin e tyre në zgjimin arab dhe në kërkimin e të drejtave të tyre në shtetin osman. Ndër orvatjet kombëtare, që kishin program politik

në atë kohë ishin orvajtjet e mendimtarit arab të krishter „Naxhib Azuri" dhe orvatjet e mendimtarit arab revolucionar musliman „Abdurahman Kevakibi".

Mund të themi se lëvizja kombëtare arabe ka filluar të marrë pjesë në skenën e ngjarjeve që nga fundi i shek. XIX, mirëpo e kanë penguar dy faktorë:

1. Ndikimi i lidhjes islame në shpirtërat e arabëve,

2. Shpresa e arabëve në veprimin e përbashkët me përparimtarët arabë për ta likuiduar absolutizmin hamidian dhe për ta zëvendësuar me parime konstitucionale, që në këtë mënyrë arabët dhe turqit të shpëtojnë nga diktatura dhe t'i sigurojnë të drejtat e tyre të përbashkëta.

*NEXHIB AZURI*

Në fillim të shek. XX, ka filluar një lëvizje e rrezikshme politike me qëllim të formojë dy shtete në Gadishullin Arabik.

1. Shteti fetar - (në formë të Vatikanit në Romë) - islamik, i pavarur, në Hixhaz, me kryeqendër në Meke, i udhëhequr nga familja arabe. udhëheqësi të titullohet „halif" dhe të ketë pushtet shpirtëror mbi mbarë muslimanët e botës, por aktiviteti politik të kufizohet vetëm në Hixhaz.

2. Shteti arab laik me qeveri konstitucionale, në vendet e Shamit (Siri, Liban, Palestinë) me kryetar nga familja hadijevite egjiptase për t'u shmangur grindjeve sektare gjatë zgjidhjes së sulltanit të ri dhe me principe moderne të zgjedhur nga civilizimi evropian perëndimor.

Këtë lëvizje e udhëheqte Nexhib Azuri i cili prezentonte idenë e të krishterëve kombetar ne Sham,[72] të cilët ishin të luhatur në idenë e përgjithshme arabe kombetare për shkak se frikoheshin se mos po formohet nga kjo ide kombëtare ndonjë formë e re e dominimit islam. Kështu, ata mendonin ta kufizojnë koncepcionin e tyre kombetar arab vetëm ne Liban ose në Siri dhe të formojnë një komb arab pa principë fetare që i bashkon pa kurrfarë dallimi, të gjithë muslimanet

dhe të krishterët dhe të jetë nën mbrojtjen e Evropës liberale.[73]

Nexhib Azuri (arab i krishter, sirian) ishte zëvendës i mutessarifit në Kudus gjatë viteve 1899-1904, dhe më vonë u tërhoq për shkak të mosmarrëveshjeve me kryetarin e tij Kadhim Beun, mutesarrif i Kudusit rreth keqësimit të administratës osmane. Pas dorëheqjes së tij, endet nëpër qytetet e Shamit afër dy muaj, dhe orvatet të themelojë një parti të re politike me emër: „Rabitatul-vatanil-arabij". Shteti Osman fillon të brengoset për shkak të aktivitetit të tij, dhe kështu ai emigroi prej Shamit në Francë[74] pastaj në Kajro, ku edhe vdes në vitin 1916.

Ftesën e tij e fillon në Paris, në vitin 1904, ku e themelon partinë „Rabitatul-vatamil-arabij" së bashku me Jogfen Jung, ish funksionar i kolonializmit françez. Kjo parti kishte për qëllim çlirimin e Shamit nga dominimi osman dhe vazhdimisht i nxiste arabët të çohen në kryengritje.[75]

Në vitin 1905, Azuri i përhap idetë e tij në gjuhën frenge, në librin: „Jekadhatul-ummetil-arabijjeti emame mesalih ve munafesatid-duvelil- exhnebijjeti". Ai aty kërkon, të formohet një popull arab, që i bashkon muslimanët dhe të krishterët në mënyrë të barabartë, në të gjitha vilajetet arabe aziatike pos Egjiptit dhe Afrikës Veriore, që ishin jashtë interesit të tij kombëtar arab. Sipas tij, Egjipti nuk ishte shtet arab.[76]

Ai kërkonte pavarësinë e këtij populli brenda kufijve të tij (Azurit) dhe e sulmonte sektarizmin ngase e konsideronte rrezik që iu kërcënohet lëvizjeve kombëtare.

Ai mendonte se problemet fetare mes sekteve ishin vetëm probleme politike, që i përfaqësonin interesat e sekteve të huaja: sipas tij, të krishterët nuk janë më pak arabë se muslimanët,[77] dhe për këtë shkak fillon të thërret në formimin e një shteti fetar që është nën sundimin e halifit arab në Hixhaz, dhe në formimin e një shteti tjetër laik në Sham. Sipas. tij, këtë zgjidhje do ta pëlqejnë të gjithë: brengosjet muslimanët të cilët kërkojnë halifat të vërtetë islamik pas rikthimit të tij nga „turqit grabitqarë" dhe të krishterët

dhe hebrenjtë të cilët janë të brengosur se mos po u nënshtrohen sistemeve islame në këtë shtet të ri.

Ai gjithashtu mendonte që ky shtet të caktohet vetëm në Sham, e jo edhe në Egjipt e Irak, sepse frikësohej nga uniteti politik që mund t'i shndërrojë të krishterët e Shamit në pakicë.[78)]

Kështu, zhvillohej ideja provinciale siriane e Azurit, edhe pse shpesh ai vetë e përsëriste rrezikun që mund t'i kërcënohej unitetit arab nga sektarizmi.

Në vitin 1905 Azuri del para shteteve me një kumtesë, të cilën e ka botuar edhe në librin e tij. Në atë kumtesë thuhet: „Kombi arab është realitet objektiv dhe vetëdija arabe është përhapur në mes arabëve. Ata dëshirojnë të ndahen nga shteti osman dhe të formojnë shtet të pavarur e të posaçëm për ta. Ai gjithashtu lajmëron gatishmërinë e arabëve (kur të formohet ky shtet) t'i respektojnë interesat e huaja, të gjitha prioritetet që i kishin caktuar turqit, pavarësinë e brendshme të Libanit dhe të vendeve të shenjta të krishtere në Palestinë dhe pavarësinë e imirateve arabe në jug të Siujdhesës arabe dhe të Gjirit Persik.

Ai deklaron se nuk kërkon prej shteteve të mëdhaja të ndërhyjnë me armë për t'i ndihmuar lëvizjes, por vetëm kurajimin e arabëve shpirtërisht që vetë ata t'i realizojnë qëllimet e tyre".[79)]

Vlen të vërehet interesimi i Azurit për çështjen e emigrimit të hebrenjve në Palestinë dhe për rrezikun që u kanosej vendeve arabe nga ambiciet cinioste. Ndoshta qëndrimi i tij në mutesarrifijen e Kudusit afër pesë vjet ka ndikuar që të ketë interesim për këtë çështje në librin e tij: „Jekadhatul- ummetil-arabijjeti...", bile edhe ka premtuar se do të botojë një libër të posaçëm rreth këtij problemi.[80)]

Edhe pse nuk e ka realizuar premtimin e tij, ka caktuar një kapitull të posaçëm në librin e tij rreth zgjimit arab në Palestinë, ku e ka kritikuar mosinteresimin e pushtetit osman për pengimin e emigrimit të hebrenjve në Palestinë.

Ai gjithashtu cekë se hebrenjtë kanë formuar koloni të tyre agrikulturore mes Xhelilit, Habrunit dhe Haulës.[81)]

Kur urdhëron që të kihet kujdes nga ambiciet cioniste në Palestinë, thotë: „Në këtë kohë, lindin dy fenomene të rrezikshme e të kundërta por me natyrë të njejtë në Turqinë Aziatike: „Zgjimi i popullit arab dhe përpjekja sekrete e hebrenjve për rikthimin e Izraelit të vjetër. Është e caktuar që këto dy fenomene gjithmonë të jenë në grindje e sipër derisa të fitojë njera dhe nga rezultati i kësaj grindjeje të fundit... varet ardhmëria e krejt botës".[82)]

Azuri, më vonë, cekë se formimi i kolonive dhe i bankave hebreje do të forcojë kombëtarizmin arab që do të ngjallë interesim të veçantë në botë".[83)]Këtu vërejmë se sa janë të kundërta idetë e Azurit.

Azuri mendonte se Evropa mund t'i mbrojë arabët nga rreziku cionist më shumë se shteti osman.

Ai gjithashtu ka vërejtur se disa konzuj të shteteve evropiane ndonjëherë e lehtësonin emigrimin e hebrenjve kinse nuk kanë qëllim politik, ngase i mashtronin të tyre me idenë humane, pas të cilës fshihen hebrejët.[84)]

Në vitin 1907, Azuri boton në Paris një revistë mujore, së bashku me disa shkrimtarë të njohur francezë që i kishte përfituar, me titull: „El- istiklalul-arabij "dhe atë në gjuhën frenge, me qëllim që të shpërndajë njohuri rreth vendeve arabe dhe të nxitë interesimin e tyre për çlirimin e tyre. Numri i parë është botuar në prill të vitit 1907, pastaj ndalet kur publikohet statuti osman në korrik të vitit 1908.[85)]

Edhe pse thirrja e Azurit kishte përfituar deridiku një interesim nga Evropa në atë kohë, përsëri gjejmë se nuk ekzistonte përafërsisht asnjë gjurmë rreth lëvizjes kombëtare arabe ngase qendra ishte në Paris dhe aktivitetet zhvilloheshin në gjuhë frenge, pastaj Azuri ishte propagator i shteteve perëndimore (Anglisë dhe Francës) sepse vazhdimisht i lavdëronte në librin e tij, gjë që shkakton dyshim, skepsë[86)] dhe zhvlerësimin e thirrjes së tij.

Libri i tij nuk depërton në thellësitë e lëvizjes kombëtare, ngase asnjë rinist arab, sipas Emir Mustafa Shihabit, nuk është i interesuar për të.[87)] Vlera e kësaj thirrjeje qëndron në atë se na informon, me argument të gjallë për

ndikimin e arsimimit të huaj në devijimin e disa propaganduesve të revolucionit arab nga burimi origjinal, pastaj prezenton idetë e një grupi të posaçëm arabë të krishterë në Liban.

Nuk është për tu habitur nëse del një thirrje e tillë nga një maron libanez për shkak se këta i shërbenin masonerisë dhe hebreizmit!

*ABDURAHMAN KEVAKIBI*

Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, në botën arabe ishin të pranishme valonin dy rryma ideologjikisht të kundërta: E para, **rryma ideologjike islame**, e cila predikonte unitetin e muslimanëve (panislame), për t'i përballuar rrezikut evropian, kurse shpirti i kësaj lëvizje panislame ishte Avgani.

Këtë lëvizje e ka pranuar edhe sulltan Abdulhamidi i Dytë (siç e cekëm më parë), bile edhe ia ka dhënë ngjyrën e kësaj lëvizjeje shkencore. Gjithashtu edhe disa mendimtarë dhe udhëheqës e kanë pranuar atë, si p.sh. Shekib Asllani, Reshid Rida, Refik el-Adhëm dhe Mustafa Kamil.

E dyta, **rryma ideologjike kombëtare** ishte rrymë e dytë që përfaqësonte pikëpamjet e krerëve të Shamit që quheshin: „Kombëtarë të krishterë arabë". Kjo rrymë është aktivizuar pas formimit të shoqatës sekrete të Bejrutit në vitin 1875, që prezentonte fillimin e lëvizjes kombëtare arabe moderne, ngase ishte lëvizje e parë me qëllime politike dhe thirrte në idenë e shtetit të pavarur kombëtar modern.

Kjo lëvizje, për shkak të disa faktorëve, nuk ka mundur t'i realizojë qëllimet e saj nga se nuk mund të paramendohej që të krishterët (që ishin pakicë) mes oqeanit islamik të udhëheqin lëvizje revolucionare për çlirimin e arabëve nga pushteti osman dhe t'i ndajnë ata nga sulltani osman, i cili konsiderohej halif i muslimanëve në kohën kur shoqëritë ende e ruanin natyrën islame, kur dashuria fetare dominonte në zemrat e miliona njerëzve.

Në anën tjetër, qenja e kësaj lëvizje kombëtare me karakter të krishterë shpiente në sektarizëm nga se ishte reak-

sion kundër panislamit, dhe për këtë shkak kolonialistët evropianë e përmbanin, gjë që shkaktoi dyshim nga të gjitha aspektet dhe i largoi muslimanët që të mos e përmbajnë.

Në atë periudhë, paraqitet në skenë mendimtari arab - musliman Abdurahman Kevakibi, (i lindur në Halep), i cili kishte emigruar në Egjipt në vitin 1900 nga diktatura e sulltan Abdulhamidit dhe nga ndjekja e qeverisë osmane në Siri.

Në Egjipt, Kevakibi i predikon idetë dhe mendimet e tij, që gufullonin nga besimi i thellë në ardhmërinë e Islamit dhe të kombit arab. Idetë e tij ishin gjithashtu faktorë të ndryshimit ideologjik të kombëtarisë arabe moderne nga se koncepcioni i kombëtarisë arabe, sipas Kevakibit përqëndrohej në autoritetin arab dhe në trashëgiminë e tyre permanente larg fanatizmit racor ose atij fetar. Çështja e arabizmit sipas tij, nuk konfrontohej me thirrjen panislame e as që e sulmonte halifatin islam, bile ai as që e lidhte halifatin osman me ardhmërinë arabe e as me ardhmërinë e muslimanëve.

Ai mendonte se rilindja islame dhe pavarësia e tyre janë metodat e progresit të Islamit dhe të muslimanëve.

Edhe pse ishte reformist selefist islam, ai nuk ishte fanatik, nga se kombëtaria e tij arabe fillon me besimin në All-llahun xh.sh. Feja, sipas tij, është e All-llahut xh.sh. kurse vatani i të gjithëve.

Kevakibi i shpreh idetë e tij në dy librat e tij: „Tabai'ul-istibdat“ dhe „Ummul-kura“.

Në librin „Tabai'ul-istibdat“, Kevakibi e sulmon despotizmin dhe despotët, i cekë faktorët dhe negativitetet e despotizmit si dhe ndikimin e tij negativ në karakteristikat njerëzore, si p.sh. në fe, shkencë, pasuri, moral, autoritet dhe përparim. Ai bën një lidhshmëri të fuqishme mes këtyre karakteristikave dhe despotizmit të cilin e konsideron faktor të dëmshëm e shkatërrues.

Edhe pse Kevakibi nuk cekë ndonjë despot të posaçëm, lëxuesi mund të gjejë në librin e tij shembullin e sulltan Abdulhamidit të Dytë.[88]

Në librin e tij: „Ummul-kura“, Kevakibi i analizon negativitetet e shtetit osman, e kritikon administratën centraliste dhe nuk pranon që sulltanët të titullohen me titullin e halifatit nga se një gjest i tillë është kundër sheriatit.

Ai gjithashtu thirrte në formimin e halifatit arab kurejshit në Meke.[89)] Edhe pse Kevakibi thirrte (ashtu siç thirrte Afgani në bashkimin e muslimanëve prej Marokos deri në Kinë në një union panislam, vërejmë se thirrja e tij përqëndrohet në zhvillimin kombëtar arab, nga se e përsëriste prioritetin arab, fliste për të drejtat e tyre të humbura dhe mendonte se progresi i muslimanëve mvaret nga progresi i arabëve. Në fillim ata i kanë shty përpara muslimanët dhe nuk është për t'u habitur nëse e lozin rolin e tyre historik dhe fetar për përparimin e muslimanëve, për së dyti herë.[90)]

Edhe pse ekzistonte njëfarë ngjashmërie mes thirrjes së Afganit dhe të Kevakibit në unitetitin musliman, hetojmë se Afgani prediktonte bashkimin e tyre nën udhëheqjen e çfardo halifi, kurse Kevakibi pretendonte që halifi të jetë arab, kurejshit në Meke.

Kjo nuk do të thotë se Kevakibi ishte fanatik fetar ose racist, por, përkundrazi, predikonte çrrënjosjen e mosmarrëveshjeve sektariane dhe pavarësinë administrative për të gjitha kombet brenda Perandorisë Osmane. Për këtë shkak, ai kishte shokë muslimanë, të krishterë dhe hebrenj.

Ai gjithmonë deklaronte se feja është e All-llahut kurse vatani i të gjithëve, dhe në këtë mënyrë i zgjidhte mosmarrëveshjet sektariane dhe doktrinore.[91)]

Kevakibi gjithashtu ka lozur rol të rëndësishëm në zgjimin arab-islam-modern; ai me thirrjen e tij e transferoi udhëheqjen e lëvizjes arabe prej të krishterëve n te muslimanët dhe e parapërgatiti zhvillimin e lëvizjes kombëtare arabe pas vdekjes së tij në Egjipt, në vitin 1902.

Aktiviteti i tij, njëherit ishte edhe identik me aktivitetin kombëtar arab gjatë periudhës së unionistëve dhe konsiderohej si faktor i vërtetë i kryengritjes arabe në vitin 1916.

– All-llahut i mbështetem dhe prej Tij kërkoj ndihmë!

## FUSNOTA E KAPITULLIT TË DHJETË

1. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 264; Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 47-48; Dr. Shemsedin Rufai, vep. e cit., fq. 110;
2. Sati'ë Husari, Muhadarat..., fq. 161; Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 47-48; Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 265;
3. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 94-95;
4. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 36
5. Sati'ë Husarij, Muhadarat ..., fq. 161;
6. Dr. Zejn Nuruddin, fq. 46-47;
7. Sati'ë Huasarij,vep. e cit., fq. 160-162;
8. Po aty, fq.162-164;
9. Dr. Zejn Nuruddin, vep. e cit., fq. 69-71,81;
10. Sati'ë Husarij, Muhadurat...fq. 165-166; El-Emir Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 43;
11. Dr. Zejn Nuruddin, vep. e cit., fq. 46-52; Sati'ë Husari, vep. e cit., fq.175;
12. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 73-74;
13. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 331;
14. Dr. Muhamed Salih Mensi, fq. 74;
15. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 166-167;
16. Dr. Mahmud Salih Mensi, vep. e cit., fq, 73; dr. Shemsudin Rufai, vep. e cit., fq. 139;
17. Franca e ka okupuar Algjerinë në vitin 1826, Tunisin më 1881, Marokon më 1912, kurse Italia Libinë në vitin 1911.
18. Franca është orvatur të asimilojë Algjerinë më fshirjen e arabishtes dhe me anulimin e të gjitha karakteristikave arabe.
19. Dr. Nuruddin Hatum, vep. e cit., fq. 13;
20. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 41-43;
21. Shih studimin e autorit: „Es-sulltanul-eshref Tomon Baj vel-Mukavemmetul-misrijjetu lil-gazvil-othmanij", Kajro, 1979;
22. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 43-49;

23. Kam biseduar më parë për ringjalljen e trashigimisë arabe!
24. Dr. Muhamed Enis, vep. e cit., fq. 265;
25. Dr. Mahmud Salih Mensi, vep. e cit., fq. 69; dr. Zejn, vep. e cit., fq. 47-47;
26. Dr. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 149-151; Dr. Mahmud Salih Munsi, vep. e cit., fq. 69-70; dr. Zejn, vep. e cit., fq. 60-61;
27. Teufik Bero, vep. e cit., fq. 27;
28. Ky varg është i Ibrahim Juzxhiut;
29. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 152-155;
30. Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 48;
31. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 331;
32. Dr. Mahmud Salih Munsi, vep. e cit., fq. 71;
33. Dr. Zejn Nuruddin, vep. e cit., fq. 60;
34. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 71;
35. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq, 161;
36. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 71-72;
37. Dr. Abdulazis Shennavi, vep. e cit., fq. 30;
38. Lotrop Stuard, Hadirul-Alemil-Islami (katër vëll.), botues Isa-el-Bob el-Halebi, Kajro, 1352/h, vëll. I. 306-307;
39. Mahmud Ebu Rejje, Xhamaludin Afgani, tarikuhu, ve risaletuhu ve mebadi'uhu, tiba'atu el-Mexhlisil e'ela lish-shu'unil-islamijjeti, Kajro, 1966; 47;
40. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 58;
41. Dr. Muhamed Amare, El-a'ëmalul-Kamile li Xhemaludin Afgani, f. 41-42;
42. El-Urvetul-vuthka; f. 69;
43. Po aty, fq. 45;
44. Po aty, fq. 45. 48;
45. Po aty, fq. 11;
46. Po aty, fq. 10;
47. Po aty, fq, 5;
48. Dr. Muhamed Salih Mensi. vep. e cit., fq. 60;
49. Po aty, fq. 60;
50. Muhamed Amare, vep. e cit., fq. 42;
51. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 6[illegible]
52. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 149;

53. Po aty, fq. 149;
54. Muhamed Amare, vep. e cit., fq. 45; Hatrira, fq. 416;
55. Po aty, fq. 64-65; Hatirat, fq. 97, 98;
56. Po aty, fq. 66, 67, 68; Hadirat, fq. 139, 99, 104;
57. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif vep. e cit., fq. 51;
58. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 63;
59. Dr. Muhamed Bedi'ë Sherif, vep. e cit., fq. 37;
60. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 64-65;
61. Mahmud Kamil, vep. e cit., fq. 380;
62. Dr. Zejn Nuriddin, vep. e cit., fq. 195;
63. Dr. Ibrahim Adevij; Reshid Rida el-imamul-muxhahidu, botues; Ed-darul-Misrijjetu, Kajro, 1964, 222;
64. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 74-75;
65. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 52;
66. Muhamed Izze Duruze, vep. e cit., fq. 103;
67. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, vep. e cit., fq. 195;
68. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 76;
69. Dr. Muhamed Salih Mensi, vep. e cit., fq. 76;
70. Teufik Ali Bero, vep. e cit., fq. 21;
71. Po aty, fq. 73; dr. Muhamed Salih Munsi, vep. e cit., fq. 77; dr. Shemsudin Rufa'ij, vep. e cit., fq. 59;
72. Dr. Abdulaziz Shennavi, El-Vahdetul-Arabijjetu, fq. 30-31;
73. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 331;
74. Dr. Abdulaziz Shennavi; El-Vahdetu, vep. e cit., fq. 31;
75. Xhorxh Antonius, vep. e cit., fq. 172;
76. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 332;
77. Dr. Nurudin Hatum, vep. e cit., fq. 17;
78. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 31-32;
79. Po aty, fq. 31-32;
80. Kjo akuzë nuk është e vërtetë, dië më tepër për qëndrimin e tij ndaj cionistëve dhe për refuzimin e kërkesave cioniste shih në kapitullin e posaçëm për Abdulhamidin e Dytë.
81. Dr. Abdulaziz Shennavi, vep. e cit., fq. 33;
82. Albert Haurani, vep. e cit., fq. 333; Nuruddin hatum, vep. e cit., fq. 17-18;

83. Albert Haurani, ibifd., fq. 333;
84. Dr. Abdulazizi Shennavi, vep. e cit., fq. 33;
85. Xhoxh Antonius, vep. e cit., fq. 172-173;
86. Teufik Bero, vep. e cit., fq. 74;
87. El-Emir Mustafa Shihabi, vep. e cit., fq. 59;
88. Shih:„Tabai'ul-istibdad ve Mesari'ul-istibdad, El Metbea'tul-umumijje, Kajro, 1321/4.
89. Ummul-kura, el-Metbea'tul-asrijjetu, Haleb, 1595, fq. 168,
169, 170, 228, 231, 239;
90. Po aty., fq. 217, 219, 220, 221, 222;
91. Maron Abbud, Ruvadun-Nehdatil-haditheti, Daruth-thekafeti, Bejrut, 1966, fq. 257-258; Xhorxhi Zejdan, Teraxhumi Meshahirish-sharki fil-karnit-tasi'ë asher, (dy vëll.), bot. i „Hilal", Egjipt, 1922, vëll.I, fq. 324;

## BIBLIOGRAFIA


### I. DORËSHKRIMET

1. Ibën Harusi (Ahmed ibn Umer ibn Ibrahim el-Ensari), Havadithuz-Zemani ve enba'uhu ve vefejatul-e'ëjan ve ebnau'hu-dorëshkrim në bibliotekën: „Rifa'a taftavi" në Sahaxh, n. 239 (histori)
2. Ibën Vekil (Jusuf Efendi ibn Muhamed el-Mul-levej), Tuhjetul-Ahbabi bimen melike Misa mniel-Muluki ven-Nuk-vabi-dorëshkrim në bibliotekën: „Rifa'a Tahtavi", në Sahaxh, n. 28 (histori).

### II. DOKUMENTACIONI I BOTUAR

3. Risaletus-Sulltan Abdulhamid eth-thani ilash-shejhi Mahmud Ebu shamat, shejhut-tarikatish-shadhilijjeti, el-Jeshrutijjeti, fi Dimashk, (letra e sulltan Abdulhamidit dërguar shejh Mahmud Shamatit, kryesuesit të sektit shadhilit), 22. shtator 1329/h-aty sqaron shkakun e revokimit të tij nga froni-botuar në revistën: „Al-Arabi", n. 169, (shevval 1392'h dhjetor 1972).
4. El-Kanunul-Esasij el-Uthmanij fi memalikid-deuletil-uthmanijjeti (statuti i 1876), i botuar në librin: „El-Biladul-arabijjetu-ved-deuletul- uthmanijjetu," nga autori Sati'ë Husari.
5. Mu'hadetul-imtijazatil-exhnebijjeti el-ma'ëkudeti bejne sulltan Sulejman el-Mushri'ë ve Fransua el-evvel, melik Firansa", botuar në librin:„Tarikud- deuletil-uthmanijjeti" nga autori Muhamed Ferid beu.

### III. LITERATURA E BOTUAR

6. Ibrahim (beu) Halim, El-tuhfetul-halimijjetu fi tariki deuletil-il-lijjeti, bot. I, Kajro, 1905,

7. Dr. Ibrahim El-Adavi, Reshid Rida el-imamul-Muxhahidu, (seria e dietarëve arab), n. 33;
8. Ibn Ijjas (Muhamed ibën Ahmed ibën Ijjas el-Hanefi el-Misri), Bedai'uz- Zukuri fi veha'id duhuri, ( bot. I, Polak, 1311/h, dhe botimi tjetër një vëllimor, botuar në Kajro, 1960;
9. Ibn Betutta, Tuhfletum-Nedhari, fi garaibil-emisari ve axhaibil-esrari, vëll. I. Poluk. 1934;
10. Ibn Tugri Beredu (Xhemaludin Ebul-Mehasin), Ennuxhumu ez-Zahirete fi Muluki Misër vel-Kahireti, (16. vëll. ), korrektura e Xhem,aludin Shejali, Fehim Muhamed Sheltut, el-Hej'etul-misrijjetul-ammetu fil-kitab, Kajro, 1973;
11. Ibn Zunbul (Shejh Ahmed Er-Remmal), Ahiretul-memalik, vaki'atus-sulltan el-Guri mea Selim el-Uthmani, korrektura e Abdul Mun'im Amir, Kajro, 1962;
12. Ibn Imad (Abdul Hajj Ibën imad el-Hanbelij), Shedheratu dhehebi fi ahbari men dheheb, (8 vëll.), Kajro, 1351/h;
13. Ahmed Emin, Zu'ama'ul-islaki fil-Asri Hadith, En-Nehdatul-Misrijjetu, Kajro, 1948;
14. Dr. Ahmed Abdurahim Mustafa, Hereketul-texhdidel-islamij fil Alemil- arabijj-el-hadith (botuar në institutin e hulumtimeve dhe studimeve të larta arabe), Kajro, 1971;
15. Ernest Ramza, Turkija el-fetat ve theuretu 1908, përktheu në arabisht Dr. Ahmed Salih el-il-lijj, daru Mektebetil-Hajat, Bejrut, 1960,
16. El-Is-haki (Muhamed ibn Abdil-Mu'ëti ibn Ebil-Fet-hi...) Leta'ifu Ahbaril-evvel fi men tesarrefe fi Misër min Rbabid-duveli, Kajro, 1315/h;
17. Albert Haurani, El-fikrul-Arabij fi asrin-Nehdati, përktheu në gj. arabe Kerim Azkul, darum-Nehar, Bejrut, 1969;
18. Enver el-Xhundi, Jakadhatul-fikril-arabij fi muraxhehetuil-isti'ëmari, El-Enxhlo-el-Misreijjetu, Kajro, 1971;
19. Enis El-Hurij El-Mahdisij, El-ittixhahatul-edebijjetu fil Alemil-arabij el-hadith, (dy vëll.), botuar në Unvierzitetin Amerikan në Bejrut, bot. I, 1952;
20. Pier Renofan, Turihul-alakitud-duvelijeti (1815-1914), përktheu në gj. arabe Dr. Xhelal Jahja, Durul-Mearif, Kajro, 1968;
21. Teufik Ali Bero, el-Arabu vet-Turku fil ahdid-dusturij el-uthmanijj (1908-1914), botuar në isntitutin e studimeve të larta arabe; Kajro, 1960);
22. El-Xheberti, Axha-ibul-Athari fit-teraxhumi vel-Ahbari, (7 vëll.), bot.I, Lexhnetul-bejanil-arabijj, Kajro, 1964;

23. Xhorxhi Zejdan, Teraxhumu Meshahirish-Sherki fil-karnit-tasi'ë asher (dy vëll.), Metbea'tu„l-Hilal", Egjipt, 1922;
24. Dr. Xhelal Jahja, el-Alemul-arabij el-hadith, (Hyrje), darul-Me'arif, Kajro, 1967;
25. Dr. Xhemaludin Esh-Shejjal, Rifa'a Tahtavi, (Komisioni për përkthimin e Enciklopedisë Islame, seria e dijetarëve islamë, numri i nëntorit, 1945).
26. Xhorxh Antonius, Jekadhatul-arabi, përkthyen në gj. arabe Dr. Nasirud-din Esed dhe Dr. Ihsan Abbas, Darul-ilmi lil Melajin, bot. III, Bejrut, 1966.
27. Xhibon-Edvard-Idmihlalul-perendorijjetir-Rumanijjeti ve suhutuha, përktheu në gj. arabe Dr. Muhamed Selim Salim, (III. vëll.), el-Hej'etul- misrijjetu el-ammetu lit-te'elifi venneshri, Kajro, 1929;
28. Dr. Hasan Sabri el-Huli, Sijasetul-isti'ëmari ves-Suhjunijjetu tuxhah Filastin fin-nastil-evveli minel-karnil-ishrin (dy vëll.). darul-mearif, Kajro, 1973;
29. Dr. Hasan Uthman, Menhexhul-bahthit-tarihij, darul-Me'arif, Kajro, 1970;
30. Husejn Lebib, Tarihul-Mes'eletish-sherkijjeti, Kajro, 1921;
31. Husejn Mu'ënis, Esh-Sherkul-islamij fil asril-hadith, bot. II. el- Mektebetul-tixharijetu, Kajro, 1938;
32. Dr. Zejn Nuruddin Zejn, Nushu'ul-kaumijjetil-arabijjeti me'a dirase tarihijje fil-alahatil arabijjetit-turkijjeti, bot. II, darum-Nehar, Bejrut, 1972;
33. Sati'ë Husari, el-Biladul-arabijje ved-deuletul-uthmanijjetu, bot. II, darul-ilmi lil-Melajin, Bejrut, 1960;
34. Sati'ë Husari, Muhadarat fi nushu'il-fikretil-kaumijjeti, metbe'atur- Risale, Kajro, 1951;
35. Dr. Sami Aziz, Es-sahafetul-Misrijjetu ve meukifuha minel ihtilalil- inxlizeij, darul-Kitabil-arabijj, Kajro, 1968;
36. Dr. Sulejman Hazin , Safahat Min tarihil-isti'ëmar, (botuarnë Vizaretul-irshadil-kaumij), Kajro, pa adtë;
37. Sulejman Ibn Halil ibn Butrus, Et-Tuhfetus-sunnijjetu fi tarihil- Kostantinijjeti, Bejrut, 1887;
38. Sidijo, Tarihul-arabil-ammi, përktheu në gj. arabe Adil Zu'ajter, bot. II, Isa el-babi el-Halebi, Kajro, 1389/h -1929.
39. Dr. Shemsudin Rufa'ij, Tarihus-Sahafetis-Surijjeti (shtypi Sirian gjatë periodës osmane 1800-1918), vëll. I, darul-Me'arif, Kajro, 1969;
40. Dr. Salah Akkad, Et-Tejjarat es-sijasijjetu fil-halixhil-arabij, El- Erixhlo-el-misrijje, Kajro, 1965;

41. Abdurahman Rufa'ij, Etheuretul-Arabijjetu, bot. II, en-Nehdatul- Misrijjetu, 1949;
42. Abdurahman Rufa'ij, Asru Ismail, (dy vëll.), en-Nehdatul-Misrijjetu, Kajro, 1948;
43. Abdurahmna Rufa'ij, Asru Muhamed Ali, bot. III, en-Nehdatul-Misrijjetu, Kajro, 1951;
44. Abdureahman Kevakibi, Ummul-kura, el-Metbe'atul-asrijjetu, Haleb, 1959;
45. Abdurahman Kevakibi, Taba'iul-istibdad ve mesari'ul-isrtibdad, Kajro, 1903;
46. Abdurahim Abdurahman Abdurahim, Ed-deuletus-Saudijetul-ula, (botuar në institutin e studimeve të larta arabe), Kajro, 1969;
47. Dr. Abdulaziz Sulejman Nevvar, Tarihul-Irak el-hadithe min nihajeti hukmi Davud Basha Ila nihajeti hukmi Mid-hat Basha, darul-kitabil-arabij, Kajro, 1968;
48. Dr. Abdulaziz Shennavi, Eurubba fi matla'il-usuril-haditheti, vëll. I, darul-Me'arif, Kajro, 1969;
49. Dr. Abdulaziz Shennavi, Hadithu Xheridetil-Bosfro Exhipsian, XIX, nga revista e shoqatës egjiptase për studime historike, 1962;
50. Dr. Abdulaziz Shennavi, Daurul-az-hari fil-hifadhi alat-tabi'il-arabi li Misre Ibbanel-Hukmil-uthmanijj, (nga punimet e simpoziumit ndërkombtar për historinë e Kajros, Mars-prill, 1969), matba'atu daril-Kutubi, 1971;
51. Dr. Abdulaziz Shennavi, Suver min deuril-Az-hari fi mukavemetil- ihtilalil-firancij li Misre fi evahiril-asrith-thamin asher, (nga punimet e simpoziumit ndërkombtar për historinë e Kajros, 1969), Mutba'atu daril- kutubi, 1971;
52. Dr. Abdulaziz Shennavi, el-Vahdetul-arabijjetu fit-tarihil-hadith vel- Mu'asir, në revistën: „Mir'atul ulumil-ixhtimaijjeti, VII, në 1, dhjetor 1963;
53. Dr. Abdulkerim Garajibe, Surija fil-karnil-tasi'ë asher, (botuar në institutin e studimeve të larta arabe), Kajro, 1962;
54. Umer Iskenderi ve Selim Hasan, Tarih Misër minel Fethil-uthmanij ila kubejle vaktil-hadir, bot. VI, metbe'atul me'arif, Kajro, 1924:
55. El-Emir Umer Tusun, el-Bi'ëthatut-taëlimijetu fi ahdi Muhamed Ali thumme fi ahdi Abbas ve Se'id, Aleksandri, 1934;
56. Isa Iskender el-Ma'ëluf, tarihul-Emir Fahruddin el-Mu'ënij, eth-thani, el-Metbe'atul-Katolihijje, Bejrut, 1966;

57. El-Gazzi (Shejh Nexhmuddin ibn bedruddin...el-Gazzi), El-Kevakibus- Sairetu bi e'ajanil-ni'eti el-ashiret (III vëll.), korrektor: Xhebrail Sulejman Xhebbur, el-Metbeatul-amerikijje, Bejrut, 1945;
58. El-Kirmani (Ebbul-Abas Ahmed Ibën Jusuf ed-Dimashki), Ahbarud-duvel ve Atharul-evveli fit-tarih, tab'u Haxher, Bagdad, 1282/h
59. Kamil Ibën Husein... el-Bali el-Halebi, (i njohur me el-Gazzi), Nehru- dhehebi fi tarihi Maleb (III vëll.) el-Matba'atul-Maronijjetu, Haleb, 1926;
60. Lothrob Studard, Hadirul-Allemil-islamij, përktheu në gj. arabe Axh- xhaxh Nuvejhid, komentimi i Emir Shehib Arslan, (IV. vëll.), Mektebetu Isa el-Babi el-Halebi, Kajro, 1352/h.
61. Maron Abud, Ruvvadun-nehdatil-haditheti, daruth-Thekafeti, Bejrut, 1966;
62. Dr. Muhamed Enis, El-deuletul-uthmanijjetuvesh-sherkul-arabi, el-anxhlo el-misrijje, Kajro, 1963;
63. Dr. Muhamed Enis, dr. Rexheb Harraz, Esherkul-arabij fit tarihil-hadith vel-mu'asir, darun-nehdatil-arabijeti, Kajro, 1967;
64. Dr. Muhamed bedi'ë Sherif, Dr. Zekij el-Muhasini, Dr. Ahmed Izzet Abdulkerim, Dirasat Tarikijje fin. nehdati-arabijjetil-haditheti, el-enxhlo- el-misrijjetu; Kajro, pa datë botimi;
65. Muhamed Xhelal Kishk, El-Kammijje vel-gazvul-fikrij, bot. II, darul- irshad, Bejrut, 1970;
66. Muhamed Ruf'ad Ramadan, Ali Beg el-Kebir, Darul-fikril-arabi, Kajro, pa datë botimi;
67. Muhamed Shefik Girbal, Muhamed Ali el-Kebir, Komisioni për përkthimin e Enciklopedisë Islame, seria e dijetarëve Islamë, n. 8, tetor 1944;
68. Muhamed Shefik Girbal, Minhaxh mufessal lidurusil-avamil el-tarihijjeti fi bina'il-ummetil-arabijjeti ala ma hije alejhi eljeum, botuar në institutin e studimeve të larta arabe, Kajro, 1961;
69. Muhamed Izze Duruze, Nesh'etulhareketil-arabijjetil-haditheti , el- Mektebetul-asrijetu, Bejrut, 1971;
70. Muhamed Amare, El-A'ëmalul-kamile li Xhemaludin Afgani, darul-kitabil- arabij, Kajro, 1968;
71. Muhamed Amare, El-urube vel-asrul-hadith; darul-hitabil-arabi, Kajro, 1967;
72. Dr. Muhamed Fuad Shukri, Misër ve Sudan (1820-1899), bot. III, darul- Me'arif, Kajro, 1963;

73. Muhamed Fuad Kuprulu, Kijamud-deuletul-uthmanijjeti, përktheu në gj. arabe Ahmed Seid Sulejman, darul-kitabil arabij; Kajro, 1967;

74. Muhamed Ferid (be), Tarihud-deuletil-il-lijjetil-uthmanijjeti, darul- Xhejl, Bejrut, 1977;

75. Dr. Muhamet Kemal Dessuki, Ed-deuletul-uthmanijjetu vel-mes-eletush- sherkijjetu, daruth-thekafe, Kajro, 1976;

76. Mahmud Ebu Rejje, Xhemaluddin Afgani, Metbu'atul-mexhlisil a'ëla lish- shu'unil-islamijjeti, komisioni i„Et-ta'ërif bil-islam, n. 31, Kajro, 1966;

77. Dr. Muhamed Salih Munsi, Hareketul-jehadhatil-arabijjeti fish-sherkil- asijevij, darul-fikril-arabij, Kajro, 1972; bot. III, botuesi i njëjtë, 1978;

78. Mahmud Kamil, Ed-Deuletul-arabijjetul-kubra, bot. II, darul-Mearif, Kajro, 1960;

79. Dr. Mustafa Halidi, Dr. Umer Faruki, Et-tebshiru vel-isti'ëmaru fil- biladil-arabijjeti, bot. IV, el-Mektebetul-asrijjetu, Bejrut, 1970;

80. El-Emir Mustafa Shihabi, El-Mrumijjetul arabijjetu, tarikuka, ve kavamuha ve meramiha, botuar në institutin e studimeve të larta arabe, bot. II, Kajro, 1961;

81. Dr. Nuruddin Hatum, Muhadarat anil-merahilit-tarihijjeti lil-kaumijetil- arabijjeti, botuar në institutin e studimeve të larta islame, Kajro, 1963,

82. Sir Villiem Muir, Tarihu deuletil-memalik fi misër, përkthyer në gj. arabe Mahmud Abidin dhe Selim Hasan, bot.I, Metbea'tul-Mearif, Kajro, 1342/h-1924;

## IV. REVISTAT

83. „El-Arabi“, n. 169, shevval 1393/ dhjetor 1972;

84. „El-Urvetul-Vuthka, (kompleti), bot. I, darul-Arabi, Kajro, 1957;

85. „En-Nar“, X, 3;

## PËRMBAJTJA

يوجد بتر من أصل المصدر

# الفهرس

| الموضـــــوع | رقم الصفحة |
|---|---|
| **الفصل الرابع ــ خصائص الحكم العثمانى واثرها فى المجتمعات الاسلامية التى خضعت للعثمانيــين** | ٦٠ ــ ٧٠ |
| **اولا** ــ الاستعلاء والعزلة (٦٠) ــ **ثانيا** ــ الحكم غير المباشر (٦١) ــ **ثالثا** ــ حكم عسكرى (٦٢) ــ **رابعا** ــ الاهتمام بالجانب الدينى (٦٣) ــ **خامسا** ــ حكم رجعى (٦٤) ــ مزايا وعيوب الحكم العثمانى (٦٤) . | |
| **الفصل الخامس ــ ضعف الدولة العثمانية وتدهورها** | ٧١ ــ ٨٠ |
| العوامل الداخلية (٧١) ــ العوامل الخـــارجية (٧٤) ــ الامتيازات الاجنبية (٧٥) . | |
| **الفصل السادس ــ الانتفاضات العربية على الحكم العثمـــانى** | ٨١ ــ ٩٤ |
| **اولا ــ الحركة الوهابية** (٨٢) : تأثر ابن عبد الوهاب بابن تيمية (٨٤) ــ خطورة الدعوة الوهابية على الدولة العثمانية (٨٥) ــ موقف الدولة العثمانية من الحـــركة الوهابية (٨٨) ــ **ثانيا ــ حركة محمد على فى الشام** (٩٠) . | |
| **الفصل السابع ــ حركات الاصــــلاح فى الدولة العثمانية ومحاولة تركيا احكام قبضتها على البلاد العـــربية** | ٩٥ ــ ١٠٩ |
| اصلاح الجيش (٩٦) ــ التنظيمات العثمـــانية (٩٩) ــ الانتقادات التى وجهت الى التنظيمات (١٠١) ــ احوال البلاد العربية فى عهد التنظيمات (١٠٢) ــ تدهور الدولة العثمانية فى عهد التنظيمات (١٠٥) ــ بعض مظـــاهر الاصلاح فى تلك الفترة (١٠٦) ــ موقف البلاد العربية من حركات الاصلاح العثمانية (١٠٧) ــ العوامل التى عطلت حركة الاصلاح فى الدولة العثمانية (١٠٨) . | |
| **الفصل الثامن ــ العصر الحميــدى** | ١١٠ ــ ١٣٣ |
| دستور عام ١٨٧٦ (١١٠) ــ مظاهر الحكم المطلق فى العصر الحميدى (١١٥) : ١ ــ نظام التجسس (١٢٠) ــ | |